Persè flamuri kuq e zí,
Sod mâ s' pari, bukurí
Porsì fleta e Engllit t' Zotit,
Po valvitë mbí tokë t' Kastrjotit,
Si valviti dikúr motit;
E dér m'qiellë ushto brohrija,
Kah gerthet fusha e malcija:
Per jetë t' jetës rroftë Shqypníja!
Edhè kshtû, mbas sa mjerimit
Mbas sa gjakut e shemtimit,
E p'r inát t' Shkjevet t' Ballkanit
Per gazep t' atij Sulltanit:
Si premtue kisht' perendija:
Prap zojë m' vedi duel Shqypnija.

## LAHUTA E MALCÌS

Vepra që i emritoi Fishtës mâtë lartin epitet, që nji Komb i ep letrarëve të vet, tue e quejtë «Homerin e Shqipnisë» dhe «Poetin kombëtàr e që çë në kangë të parat ë botueme i suell emnit të tij namë e zâ, lavdime e çmim mbrenda e jashta kufijve, âsht, pa dyshim, LAhuta e Malsisë.

Në tê, endè i rí, Fishta nisi të këndojë si mâ i miri rapsod i maleve, edhe pse s'dinte t'i binte lahutës arkaike, trimënitë e Kombit, herojtë e tij dhe luftat që këta, banorë të Jutbinës shqiptare, zhvilluen, jo për të grabitë të bijnë e krajlit, as për të çetue në krajlì, por për të librue nga prangat e robnisë shumshekullore vendin e vet, trojet e të Parëve, farefisin me trung e rrajë ilire.

Nga ky trung, i cili s'e buer kurr linfën e jetës, ashtu si s'e ndërroi kurr identitetin e vet tejèt të vjetër, as s'pranoi të shortohej me pipa e filiza të huej, Atë Gjergji xuer drunin e Lahutës dhe kësajë, mbasi e pregaditi me dorën e mjeshtrit, ia ngrehi ambël zhargun dhe ia ujdisi mirë qimet, sa mos me e njohtë kush se a ishte vegëla e rapsodëve të Mujës e të Halilit apo strument muzikuer i shkollarit.

E këtu – për mue – âsht zhenia e Fishtës dhe origjinaliteti i Lahutës, së cilës vështirë mund t'i gjindet shoqja njeti.

Sikursè ai që s'din shqip, s'ka si ta lexojë Lahutën, ashtu ai që s'e njeh shpirtin, psikologjinë, doket dhe

mentalitetin e Shqiptarit, s’mundet ta kuptojë e, aq mâ pak, ta shijojë Lahutën fishtjane.

Fishtë e Lahutë, Lahutë e Shqiptàr janë posi lahutë e hark, posi zharg e qime, të lidhuna aq imtisht njani me tjetrin sa me përbâ nji gja të vetme.

Fishta, çmos kurrnji shkrimtár tjetër i Rilindjes sonë, aq i hini shpirtit shqiptár, që në fund të fundit ishte edhe shpirti i tij, aq gjallë e picak e paraqiti, aq mirë e përshkrou dhe aq me delikatesë ia zbuloi ndjenjat e zemrës, aq besnikisht ia huajiti gjuhën dhe aq me mjeshtrí hetoi afshet e shpirtit, sa fshatari vetë e malsori s’dijti të dallojë se a ishte ai vetë që folte, apo ndokush tjetër që ia zbukuronte fjalën, pa ia ndërrue kuptimin.

Lahuta në duer të Fishtës djerset në rreshinë shqiptare dhe Shqiptari në ke¨të rrëshinë fërkon, mâ mirë se çdo çamçakez të blèm, harkun e historisë së vet, për të këndue në ujdì me zemër e shpirt të vet shqiptàr epopenë e fisit.

E pëvetën me sherrí Marash Ucin, plakun e Traboinit, mbasi ia lexuen kangët e parat ë Lahutës, që flitshin për tê e për shokë të tij luftëtarë te Ura e Rrzhanicës: « Si të duket, Marash, a janë të vërteta shka ka shkrue Fishta për jú?» E ai me urtinë e maleve, që kur duen të thonë sentenca lapidare shtojnë: « po, na jemi të pa shkollë, more zotnì, e s’dijmë mâ gjatë!» përgjegji lakonisht : « të gjitha janë të vërteta, edhe pse pak të zbukurueme».

E njimend, dora e Fratit hartist e me shkollë kishte zbukurue me «lajle» e hijeshue me « shkronja» jo me maje të briskut, si çobâjët, por me mje të pendës Lahutën e Lekëve të Veriut, pa iu ndryshue drunin as pa ia ndërrue formën, pa ia luejtë « magjarin » as

pa ia shlirue qimet. Marash Uci kishte mbetë Marash Uc e Çun Mula Çun Mulë, Oso Kuka Oso Kukë e Dedë Gjo' Luli Dedë Gjo' Lul edhe pse njani e tjetri, kristijan e muhamedan, me anën e Fishtës, klerik, hijshin të bâjnë pjesë në numrin e « tridhdhetë agallarëve » , në « çetat e Jutbinës » neoshqiptare.

E prejsè malsori në Lahutë njihte vendin, këndonte trimënitë e veta të Parëve, kallxonte luftat dhe njehte fitimet, madhnonte armët dhe naltonte burrninë, nderën, besën e fjalën, tërvesën e kanunin doketàr, mbit ë cilat endè në fillimin e shekullit të njizetët, pështetej dhe cilsohej fizionomia e Kombit, ai – malsori e fshatari – edhe pse analfabet, kangët e Lahutës i bânte të vetat, i ndiente të tilla dhe i mësonte për mendësh me qinda vargjesh me nji të ndieme të vetme. Mandej, pa u ndërrue varg as pa shkapërcye fjalë, i përcillte gojë më gojë, lahutë më lahutë, darkë më darkë, festë më festë, darsëm më darsëm porsi pasuní, të nxjerrun nga vizari i njaj kulture mijvjeçare së ruejtun mâ fort në zemra e shpirt, se sa në pergamenë e letër. E Fishtës në kuvend me shokë, në log të kishës e në mbledhje të bajrakut, i malsori i përshtatët shka mât ë bukur kishin rapsoditë tona homeride apo poetët e lêmë të letëratyrës gojore, edhe ata shka s'ishte e tija. E emni i Fishtës kthehej nga emni i përveçëm në emën të pe¨rgjithtë.

Epizodet e Lahutës i malsori, poetë i lindun, i rreshtonte në vargun e « Kangëve kreshnike » dhe s'mund e besonte kurrsesi se ato mujshin me qenë fryt kalemi apo prodhim shkolle, vepër asteti të zbutun e të limuem nga qyteti e kultura modrne.

Kangët trimënie – thotë populli – dalin nga gryka e pushkës : kangët fishtjane dilshin nga xhebehanja e

Kallun e Atdheut e prandaj s'mujshin të jenë shkëndija hekuri të zbutun, as flakë kashte e krandesh.

Shka këndonte Fishta në gojën e fshatarit, ishte thalbi i psihes kombëtare. Këndej me arsye të plotë pohon Prof. E. Koliqi, ndër mâ të mëdhajt tetrarë të kohës, në mos mâ i madhi : « Tue lexue Lahutën e tij (të Fishtës) përplot me teprica kangësh rapsodike të pa – emën, të cduket se jé tue veshtrue popullin shqiptàr kah i këndon vedvedit, me fjalët e Fishtës, mâ të kulluetën kangë, e cila shpërthen nga nji gjak misterioz që rrjedhë në zemër të tij ilire » [1]

Ishem krejt i vogël e në fshatin tem aso kohe – flas për vjetët e largëta 1923 – 23, ishin fort pak ata, që dijshin të lexojnë e të shkruejë. Famullitari i vendit, franqeskan i zellshëm e aktiv për 4do nisjativë feje e kulture, ishte atëherë, mësuesi i vendit, sekretari i komunes, nëpunësi fetár e civil për të gjitha nevojët e popullit, tue përshi edhe ato të shëndetsisë, prandej mjek e infermier. Gjithnji në mjes të kësaj njegulle së pafajshme panjohunie e analfabetizmi, mâ se nji, sidomos ndër kangtarë lahute – e këta s'munguen kurr në këtë fis poetik për natyrë – dijshin fillim e mbarim kangët e parat ë Lahutës. Më bjen në emnd se qyshë aso kohe shetitëte dorë në dorë ndër ata pak, që belbëzojshin në lexim, nji librec me titull « Te Ura e Rrzhanitsës » ase « Marash Utsi ». Libreci ishte aq i yndyruem nga perdorimi, sa që deri ata, që thojshin se e lexojshin, ma fort e dijshin për mendësh, se sa e këndojshin. Pak a shum të njajtën gjâ më tokoi ta

[1] E. KOLIQI, Genesi del poema « Il Liuto delle Montagne » di Giorgio Fishta, dispensa dattiloscritta, Roma, fq.II.

përjetësoj tridhetë vjetë mâ vonë në viset e Veriut, të mbetuna jashta Atdheut. Edhe Këtu Lahuta fishtjane mshehtas kalonte nën dorë nga nji familje në tjetrën, mbasi këto ana Lahuta ishte rrebtsisht e ndalueme prej Shtetit okupues. Të gjith e dijshin në çdo kohë se ku gjendej libri, tue qenë se fshatarët, në sekret, shtegtisë së librit i kishin caktue pushime të preme : ka nji javë në shpì. Në trojet mât ë skajshmet e etnisë shqiptare, ku endè atëherë, kur un qeshë ndër to, banorët në përgjithsí s'dijshin të dallojnë akoma turkun prej muslimanit apo katolikun prej latinit si orthodoksin prej serbit, më rà të digjoj nga dy kangëtarë çiftelie kangët kreshnike të Oso Kukës. Këtyne kangëve rapsodët kosovarë as s'u kishin ndërrue fjalë as s'u kishin hjekë vargje. E pra ata, që këndojshin, s'dijshin të thonë tjetër jashta se këto kangë i kishin ndie, si të rijë, prej njaj lahutari të ardhun nga Shqipnia.

Fishta këndohej pa dijtë se si i thojshin emnit : këndohej përse në kangë të tija ishte Shqiptari : Shqiptari në doke, në kanu, në mitologjì, në folklorë, në aspirata, në jetë, në luftë e në ngallnime.

Shi këtu – e s'âsht për tu bindë – duhet kërkue e gjetë arsyeja, për të cilën Lahuta ndalohej aty, ku aspiratat e shpirti i Shqiptarit janë të pagueme të zhvillohen simbas natyrës e prirëjes së vet, ashtu si s'âsht për t'u çuditë endè sot shi në votër e truell, ku spari pau dritën e ku dha dritë, në vendin ku thithi ajrin e dha oksigjen në tanë harkun e jetës së vet, të jetë i ndaluem Fishta e të ndalueme shkrimet e tija, mbasi po më këtë votër e më këtë truell s'përkunden mâ djepa djelmësh me porosì të

Alì Pashës së Gusisë, që tue nisë për luftë i la amanet nuses së vet :

« Nji amanet jam tue ta lanë :
rritma djalin djalë bujàr,
t'm' dalë burrë e
burrë shqiptàr… » [2]

as në Jutbinën e Lahutës s'rriten mâ burra me fizionomí thjeshtë shqiptare e aq mâ pak me ideale fishtjane. Këto ideale, që s'janë vetëm të Fishtës, port tëë çdo Shqiptari të vërtetë, fatkeqsisht janë të xevendsueme me forcë e dhunë nga marksizmi e nga diktatura e proletariatit, të cilat shkado e sido të jenë, cok s'janë shqiptare.

Për fat shqiptarizmi s'identifikohet me nji regjim as s'zhduket me shpatë e gjak, ashtu si s'qitet në harresë as s'shlyhet me shpuzë nga analet e të Mëdhajve ai, që këtij shqiptarizmi i këndoi çmos kurrnji poetë tjetër, ai – due të thom – që em kangë të veta i ngrehi Kombit e gjuhës nji permendore të padekshme.

Akropolis i Athinës e Koloseu i Romës i qindruen deri më sot dallkës e stuhive të shekujve: e pra me kohë edhe këta mund të zhduken. Edhe atëhere, por, Iliada e Homerit e Eneida e Virgjilit kanë për të mbetë në kambë, përsè në to s'âsht graniti, bronzi as mermeri që naltohen, por shpirti i dy popujve, që përfaqsojnë klasiçizmin e në klasiçizëm shpirtin njerzuer të botës së vjetër.

Pesë shekuj robnie otomane rrênuen gjithshka të madhnueshëm patëm ndertue në tokën tonë, por

[2] Lahuta, K.VII, 32-34, botim II, Romë 1958.

S'mrrijtên të shlyejnë shpirtin at ta asgjasojnë Kombin shqiptàr. Përfaqsuesëve tipikë të këtij shpirti të huejët u ndërruen, po, emnat e u imponuen deri besimin, por s'ia duelën t' u ndërrojnë etnitë as tradicionet gjyshore. Muja e Halili, Zuku bajraktàr e Gjergj Elez Alia, Mehmet Aga e Hysen Aga i rì, Halil Garia e Omeri i vogël mbetën shqiptarë në zemër e shpirt ashtu si shqiptarë të pashortuem i ruejti Fishta herojtë e vet me emna të Mrrun uhà : Oso Kukë e Çun Mulë, Ali Pashë e Haxhi Zekë, Abdyl Frashër e Abdullah Drê krahas e me të njejtën vëlerë si Dedë Gjo' Lul e Matash Uc, Prelë Tul e Mar' Lul, Patër Gjon e Llesh të Zì, Tringë e motër të Avdìs.

Iu kujtue Vates – profetë se me Lahutë të vet Shqiptarizmi i kishte ngrehë nji pomendore dhe, besnik i mitologjisë ilire – jo pse i ebsonte, por pse ishte përfaqësues autentik i atij shpirti, mbit ë cilin edhe sot mitologjia ka gjurmët e veta të dallueme, që të çojnë në burimet e lashta të nji populli – në mbarim të veprës i sillet Zanës dhe asajë i falet nderës për punë të kryeme sbashku me tê :

« Hej, moj Zanë, ti kjosh e bardhë!
Tridhet herë, manâ, rreth diellit
Hausit t'qillës toka ka ardhë,
e aq herë lulet njethë janë Prillit,
çëse ti, purë m'Lahutë t'Malcìs,
n'hullì menden mbajtë ma kè.

………..

Veç se po, moj bjeshkatare,
Krah m'krah bashkë na tue këndue,
Ndertue kem' 'i pomendare,
Rr'fe as mot mos m'e dërmue » [3]

[3] Idem, K.XXX, 1- 6, 21 – 24, botim i II, Romë 1958.

E pomendorja njimend u ngreh e madhnueshme posi Alpet tona gëlqerore. Njegulla e vjeshtës e plajmi i dimnit në kalim mund t'i mbulojë bjeshkët dinarike tona, por fill mbas cikolet e majeve, si te¨ishin lá në argjend, qesin kryet madhnisht mbi rê dhe prekin rishtas qiellin e kaltërt, ashtu mënia e inadi, fanatizmi e dispjeku helmues mundet, po, ta venë mënjanë apo t'i hjellë çagjë Lahutës, por kurr s'kanë për të mujtë ta qesin në harresë, ta thejnë apo ta coptojnë. Rrufè e mot, që gjuejnë majet, shkrehen e kalojnë: majet qëndrojnë dhe s'lëkunden: mënì e harresë e bâjnë Lahutën të heshtojë, atê e vjerrin në kuj, por kuji me Lahutë bâhet trà kulmi në kullën e Shqiptarizmit. Këndej:

Pa u shembë kulm e themel Alpet, nga të cilat u xuer Lahuta, kjo s'ka për t'u dërmue. Edhe sot, e sidomos sot, kur Lahuta s'ka as s'guxon kush të ia luejë gishtat as të ia ujdisë qimet, ajo pret në mshetësi të zemrave për të këndue rishtas kangën e Kombit e kangën e vet. Pret me duresë të murgut Lahuta e Murgut, t'i diftojë Shqiptarit me jehonet e veta të përmallëshme se liria e bashkimi e bâjnë Kombin e se për ketë Komb, të pe¨shtetun në besim në nji Perendì, në nderë, në besë e burrnì, kanë derdhë djersë e gjak, kanë dhanë djelmtë e vet e kann flijue plang e shpì, jetë e familje herojtë e kënduem në Lahutë. Pa këto cilsì morale s'ka Shqipnì e edhe po pat Shqipnì, s'âsht ajo që dallohet prej kombeve tjera.

# QËLLIMI I LAHUTËS

Fishta nisi të shkruej kangët e parat ë Lahutës atëhere kur, të thuesh, në qiellin e Shqipnisë fillonte posà të lbardhë drita e lirisë. Më ketë agim të pasugurtë dhe të luhatshëm ndërmjet territ të robnisë e dritës së pavarësisë, natyrisht Poeti i ynë s'qe i vetmi hyll drite. Padyshim, por, qe nji ndër hyjtë mâ të shndëritëshëmt në grupin e shejzave lajmtare të sajë. Qe, apo u bâ, me shkrime të veta gati – gati si të ishte hylli polàr i Popullit shqiptÀr në Rilindje. E ketë mision kaq të naltë ai e filloi, ne e parë, në « Albania » të madhit Faik Konica e mbrapa, mbasì u ushtrue për pak kohë me kangë « malsorisht » [4], ai vetë kapi Lahutën në dorë dhe ia tha kangës « shqiptarçe ».

Diplomati sviceran e historishkruesi i Richelieu (1585 – 1642), Burckhardt Carl Jacob ( † 1891), në veprën e njoftun të vetën mbi ketë kardinall të përmendun, ministër të Luigjit XIII r thrmrlues të Akademisë françeze, thotë më nji vend të shkrimit të vet: « Nji personalitet historik, në përgjithsì, nuk mund të gjykohet, tue e përjashtue nga rrethanat e kohës, më të cilën ai jetoi, dhe në ketë veshtrim s'ka gjith aq randësi se veprimtaria e tij u zhvillue me punë të mëdhà apo me idé »[5].

Tashti, tue e vu Fishtën mbrenda vjetëve të para të shekullit XX, me nji atmosferë e rrymë, më të

[4] Albania 1900, fq. 29, 74,93,122; 1902, fq. 36; 1904, fq.105; Diturija 1909, fq. 70.
[5] BURCKHARDT, Richelieu, fq. 86, botim ital. Einaudi 1943.

Cilën në Shqipnì zien, shpërthen dëshiri i lirisë, lirì të cilën, në fund të fundit ai vetë e përjetoi të ndrydhun e në terr të robnisë e ai vetë e shijoi të fitueme, por endè të pastabilizueme mirë, kuptohet vetit se ai, i ndieshëm si ishte, s'mund jitëte i pandieshëm ndaj kësaj fryme. Ai u bâ e qe në realitet interperetuesi mâ besnik i njaj shpirti, që gjallonte nji Komb, dhe ketë shpirt s'kishte si ta falsifikonte, pa i rà mohit misionit të vet.

Shqipnia e Lahutës ishte për t'u bâ e për t'u ndertue çë në te jo për t'u stolisë as për t'u zbukurue. E për ta bâ Shqipninë, ai, e me tê të gjith tatat e Kombit, kishin punë me bashkatdhetarët e 1900-shit e jo me ata të 1940-shit e këndej.

Këta Etën të nderueshëm, Baba të Kombit, e me ta Fishta, s'kishin si ta restaurojnë tempullin e kulturës ilire me copa moderne : misioni i tyne s'ishte vetëm të mbëledhin tepricat e nëntokës apo copat e vjetra ndër gërmmadha të mureve çiklopike ilire dhe këto, simbas shijes së kohës, t'i rreshtojshin në muzej modern apo në akademì të harteve e të letrave të hueja, por, përkundra, këta mjeshtra të Kombit muerën mbi vedi ta përtrijshin ketë ndërtesë, ketë akthedrale, që thirret Shqipnì, në stilin klasik të vetin dhe kësajë, tue e pasë naltue me copa origjinale, t'i epshin ajr e dritë sa me e shti në numër e me e bâ të njoftun porsi nji ndër pallatet e kathedralet mâ të përmendunat krahas me shoqet tjera të botës së qytetnueme.

Fishta ishte i mbushun madje, dhe me ketë mbushmendje diq, se s'ishte xevendsimi i çakçirve as i fustanit, i qystekut as i qeleshes me pantallona a kravatë, me kapelë a fes, që e bânte Shqipnin moderne, por ishin virtyte shqiptare dhe shpirti kombëtàr, që

Tue iu përshtatë kulturës dhe tue u veshë met ê, tue përparue në dije e shkollë, do të pasunohej me këto, pa bjerrë vëlerat e larta morale, të cilat përbâjnë identitetin e racës e të fisit.

Shumica e Shqiptarëve, mbas gadi pesë shekujsh robnì,mbas sa e sa përpjekëjesh, të shueme në gjak për të fitue lirinë, kishin rà si më nji farë letargjie. Nji numrit të madh të banorëve i kishte hupë shpënesa e lirisë së andërrueme nga poetët apo nga utopistat idealista. Lypej të zgjoheshin prej gjumit të parët, të ngjalleshin në shpënesë të dytët. Kishte, mandej, asish që mendojshin se ishte e pamundun, që ata aq të vegjël, pa qenë të ndihmuem prej fqijve as prej të huejve, me fuqì të veta t'i delshin doret njaj perandorie, e cila – sido të ishte – deri më atëhere kishte dridhë botën. Edhe për këta nevojitej të ngjalleshin e të zemroheshin me shembuj e heroizëm të atyne , që ishin flijue e flijoheshin gjithnji për Atdhè. Prap të tjerë - e as këta s'ishin krejt pak – ishin ndry mbrenda kufijve të fiseve e të bajraqeve dhe akoma s'e ndiejshin aq sa duhej dashtëninë e Atdheut. Ishte nevoja të skjaroheshin edhe të edukoheshin, tue formue në ta ndëgjegjen e bashkësisë kombëtare, S'mungojshin, mandej, asish që, për padije, muslimanin e njehshin Turk dhe katolikun Latin ndërsa orthodoksin, simbas krahinës, e mbajshin Serb në Verì, Grek në Jug. Edhe këtyne u duhej diftue se tjetër ishte besimi e feja e tjetër kombësia apo edhe nenshtetësia e se musliman, katolik a orthodoks, me gjak e me gjuhë shqiptarë, ishin vëllazën e kishin të njajtin babë Atdhè e të njajtën nanë Shqipnì.

Jo vendit as i shtyem nga trilli poetik e aq mâ pak përsè s'kishte ku t'i gjêjë njeti ase, ndoshta, s'kishte aq fantazì sa me krijue protagonistat e Lahutës, Fishta me të emndueme e për nji qellim të prèm bashkimi e vëllaznimi, zgjodh edhe naltoi në Panteonin e Atdheut Oso Kukën muhamedan e Marash Ucin kristian, Ali Pashën e Dedë Gjo' Lulin, Abdul Frashërin e Patër Gjonin, Hodo Begun e Kapidanin e Mirditës, Tringën sokoleshë e të motrën e Avdis Hisës vajtore, për mos të përmendë këtu të tjerë e të tjerë nga të trija besimet.

Nuk âsht, pra, enfasi i pakontrolluem i Poetit, por program jete dhe normë veprimi shka Fishta me vetëdije i ven në gojë bashkëvëllaut të vet, Patër Gjonit, i cili para anmikut të vet e të kombit dishmon trimënisht e pa i pasë ra syni qerpik:

« Un, zotnì, n'ushtri kam dalë,
jo me Turq, por em Shqiptarë,
turq a t'k'shtenë, si janë gjith mbarë,
pse t'k'shtenë, si muhamedan,
Shqipninë sbashkut t'gjith e kan ;
e prandej t'gjith do t'qindrojmë,
do t'qindrojmë e do t'luftojmë,
kemë m'u bâ kortarë – kortarë
Priftën, Fretën Hoxhallarë
Për Shqipnì…………………..» [6]

Të njajtin ideal Frati i Madh idealist ia vuni në gojë Oso Kukës, atëhere kur ky, tue i hi ndërmjet Kerrni Gilës e Jovanit të Malazias, mbasi këtij të

[6] Lahuta, K. XXI, 285-294. Botim i II, Romë 1958.

fundit i fali jetën dhe, si Shqiptàr i vërtetë, i lidhi varrët e i dha rrugën për vend prej kah kishte ardhë, e porositi trimin e huej t'i thonte gospodarit të vet :

« Ndoshta t'dàmë ne jemë nder veti,
por ku nè t'na lype Mbreti,
por ku Shkjau t'na ngasë n'vend t'Parëve,
per ketë besë, fara e Shqiptarëve,
turk a i k'shtenë – merr vesht, or djalë –
kanë me u gjetun krejt me ,i fjalë! … » [7]

Ishte ky ideali i Klerit Katolik dhe veçanarisht i Fran4eskajve, mbas të cilit rriteshin e edukoheshin breznitë e reja, të përfaqësueme simbolikisht nga Fishta në xhakonin e Fratit, në Lulash Ndrenë e Patër Gjonit. Lulashi, tue u nisë për luftë, brijë fratit e në krye të çetave, këndon me sa zâ ka:

« Çohi, o bij të Skanderbeut,
turq e t'k'shtenë, mos t'u dajë feja!
Çohi e bini n'fushë t'bejlegut,
tue gjimue ju porsi rr'feja » [8]

Po kështu pohon Shan Deda para burrave të lidhjes së Prizrenit, aty ku rrahen fatet e Shqipnis¨w w ku të krishtenë e muhamedanë, pa dallim feje kishin të njajtin problem : lirinë e pamvarësinë e vendit, atëherë kur ky, mbasi veshtron nga goja e artë e Abdullah Frashërit epopenë e Kombit, thotë me idhnim atdhedashinie dhe përbetohet në

[7] Idem, k. III, 336 – 341
[8] Idem, k. XIX, 448- 451

Zotin se Shqiptari des për Atdhè, pa shikjue se çë besimit âsht :

«Kú t' a lypë e mira e Atdheut
E t' a hjekë lirija e vendit,
Kush â nipash t' Skanderbeut,
I ç' do fés e i ç' do kuvendit,
Per t' a msý aj ká anmikun,
Si petriti zogjt trumcakë,
E kûdo t' vringllojn çelikun
Nuk lên token pa e pergjakë. » 9

Bashkimit, që lidhë Shqiptarët me ndryshim feje më nji Atdhè të përbashkët, i përgjegjë, më tjetrën anë, bashkimi i fiseve e i krahinave. Para Shqipnisë e për Shqipnì s'ka krahinë as fis, bajrak as vëllaznì, Gegë as Toskë, malsorë as qytetarë të izoluem : të gjithë janë bijtë e sajë në punë dhe ushtarë të saj në luftë.

Shqiptari më vetveti âsht i fortë e trim, guximtàr e luftëtàr i mirë, por egocentrik e individualist.. Dasitë dhe luftat ndërmjet princit me princ, në të kaluemen, ndërmjet fisit me fis, bajrakut me bajrak, deri në kohë të vona, qenë gjithmonë sëmundje e varrë që Kombit, si të tillë, i prunë dekën. Cilsitë dalluese të Shqiptarit, të spikatuna në tana drejtimet jashta se në kuptimin : bashkimi bân forcën, i viejtën të huejve e jo vetvetit.Shqiptari u bâ i mirë e i dobishëm për të tjerë e mbet përherë e zeza e vetit e e vëllazënve të gjakut. Në tanë historinë e gadi dy mijë vjetëve vetëm Skanderbegu me zotsì të vet iu imponue të tjerëve dhe, pa përdorue forcë brutale as pa cenue lirinë, mrrijti të bashkojë princa e komandarë, ushtar e popull rreth vetit e rreth njaj ideali, që pështetej në Fè e Kombësì.

9 Idem k. IX, 354 – 361.

Me ketë ideal ai mrrijti të mbajë në kambë, sa qe gjallë, me nji grusht njerëz, Makabej arbënorë, flamurin e pamvarësisë dhe flakën e lirisë.
Para këtij realitetit të idhtë që Apostullin e bashkimit e bânte të buejë shpirtnisht aq, sa me i lëshue namë vetit e bashatdhetarëve tjerë, ai shprehet ankueshëm:

«Perzet-a, t' dy krahët na thashin
Né Shqyptarve: «turq» na thaçin,
«Ortodoks» ase të «kshtênë»:
Msue gjithmonë qi kemi kênë
A me thye per t' huej'n rradaket:
Edhè hor, pa farë nafaket:
Ase, neper sherr të tí,
Ndermjet vedit na me u grî!...» [10]

Nuk ishte punë e lehtë as mision i udobët, në këto kushte, të formohej nji mentalitet i rì, të krijohej nji ndërgjegje e përbashkët, të amalgamoheshin elementa shpesh herë heterogjen. Për ketë mision të vështirë shtërngoheshin tatat e Rilindjes sonë kombëtare ; për ketë qellim punonte pa u kursye Fishta ; në ketë drejtim binte e këndonte Lahuta .

«Hej, moj Zânë! si t' duket tý?
A thue shof un kurr me sý,
Se Shqyptarët do t'bijn m' nji fjalë,
Zot Atdheut kta per t'i dalë?
Se mas Flamurit kuq e zí,
Gegë e Toskë, fushë e Malcí,
Kan me dalë ndo'i here n' ushtrí,
Me derdhë gjakun per Shqypní? » [11]

pëvetë dyshueshëm Poeti.

10 Idem, k. XXVIII, 261 – 268.

11 Idem, k. VI, 220 – 227.

Gadi si të donte t'i përgjegjë këtij dyshimi figurativ dhe të donte të largojë çdo droje që, padashtas, e kapte para njaj mentaliteti të rrajosun në popullin tonë aq, sa me përbâ, po thue se, nji natyrë të dytë, Fishta sheh e beson në ndërgjegjen kombëtare, e cila do të brumosej edhe pse me djersë e lot : prandej shton me enfasi poetik :

« Bini! Toskë, ju n' pikë të vrapit,
Mos t' u ndalin mal as záll:
Naim Frashëri i rá Qitapit
Mos m' e lshue Shqypnín per t' gjáll.
Ju prej Dibret, prej Bishkazit,
Çohi djelm si shqype t' leta! » [12]

Në kuptim të bashkimit për të mbrojtë kufijtë e Shqipnisë, kudo janë në rrezik, në shkollën e Naimit të ambël virgilian e të Atë Gjergjit të fuqijshëm homerid, Shqiptarët harrojnë fiset e bajraqet, krahinat e djalektet, dasitë e gjaqet dhe :

«E m' atëherë, shka â Toskë e Gegë,
… mlidhen tok, si kokrrat n' shegë » [13]

«E t' janë çue Toskë e Dibrânë
E jânë ngrehë Lumë e Pejanë,
Gàsh, Krasniqe e Gucinjânë,
Me Gjakovë e me Tetovë,
Me rà n' Tuz. me rà n' ushtri.
Me dhânë jeten per Shqypni… » [14]

12 Idem , k. XIX, 468 – 473.

13 Idem , k. IX, 491 – 492.

14 Idem , k. XV, 123 – 128.

Shpirti e ndërgjegja kombëtare formohen me mësim e pendë, she shembull e punë dhe këto bâhen kushtrim e armë në duerë të luftëtarëve heroj, kthehen në porosì e urdhën të Orëve e të Zanave gjysë – hyjnore, që mbas mentalitetit popullues drejtojnë shartet e Kombit. Qe se pse Fishta në epizodin e Alì Pashës së Gusisë ia vên në gojë Orës së Shqipnisë fjalët:

«M' kâmë prá Alì per n'kjosh kund gjallë,
Nuk âsht ngaeja sod me u tallë:
Knjazi topin âsht ka e kallë.
Dil e piqu m' Haxhi Zeken;
Grish Kosoven, bashkò Reken:
Lsho kushtrimin n' Toskë e n' Gegë;
Mblidhnu tok si kokrrat n' shegë » : [15]

Mitologjia, e rrâjosun kthellë në shpirtin e Shqiptarit, b'ahet këtu vegël në dobijë të atij ideali, që ishte i përbashkët me luftëtarin e pendës e me atê të pushkës. Fishta mëson, Ora urdhëron, Alì Pasha lufton.

« Edhè n' Pejë trimi[16] ká dalë,
T' tanë Shqypnís ká çue nji fjalë,
Fíll me dalun në Prizrend,
Per me ngrafë atý kuvend,
E, si motit, per, per Atdhé
Me lidhë besë, me lidhun fé:
Besë e fé me lidhë Shqyptare,
Se pá dale Shqypnija fare…
Vendin t' huejve mos m' u a lshue…
Edhè n' lajm qi çpon Alija,
Trup në kamë çohet Shqypnija,
Shk' â Gegní e shk' â Toskní… » [17]

15 Idem , k. VIII,224 – 230.

16 Ali Pasha.

17 Lahuta , k. IX,32 – 33; 36- 41; 45 ; 49 - 51

E kemi thanë edhe përpara, se në ketë mision Fishta as s'qe i pari as i vetmi e aq mâ pak qe ai, që publikisht korri kunorën e fitimit, sa me u quejtë e me u njoftë si « Pater Patriae ». Qe pa dyshim e âsht, nji ndër të Mëdhajt e Kombit e si të mëdhajt e vërtetë nën zhgunin e përvujtë françeskan, që âsht i çmueshëm kur të mbahet i mësheftë, në fillim e mëshehi emnin. Mâ vonë duel në shesh, se drita s'mbahet mshehtë. Dielli s'zêhet me shoshë. Përvujtnia âsht shêji i njerit të madh.

U kujtue Fishta se, pa dashtë, u gjet në lamë të luftës. Ngjeshi atëbotë pendën e pendën e përdori posi hark Lahute. Me këte ai këndoi posi Ofreu, për të cilin thotë Horaci se qe interpretuesi i zotnave e qortues i dokeve të njerëzve [18]. Edhe Fishta në gjasim të birit të Kaliopes u bâ interpretuesi i «humus» të Popullit shqiptàr. Çoi zânin, tue u kthye në jehonë të hyjnive autoktone; u paraqit posi qortues e pe¨rmirësues i atyne dokeve, që shqiptarimit i siellshin mâ shum dam se dobì, apo ketë shqiptarizëm e shortojshin sa mos me u njoftë mâ se çë fizionomì kishte.

Në Lahutë Frati lahutàr i diftoi Kombit, se ky s'ishte bajrak as fis, s'ishte pasunì as tokë e muslimanve apo e krishtenëve veçmas, përkundra ishte e âsht tokë e lirë me njerëz të lirë, që zgjidhshin vetë fatin e vet. Ma Lahutë Fishta mësoi, se Shqipnia s'ishte çifllek i kurrkujtë as mall tregtije në duerë të njanit a të tjetrit; s'shte magazinë e pashës as e begut, e agës as e bajraktarit edhe pse pasha e bajraktari,

18 E.CUROTTO, Dizionario della Mitologia Univesale, SEI 1988, fa, 337.

begu e aga mujshin të rrijnë aty, ku kishin vendin, me qyshk të jenë në dobì të tjerëve e të vendit, pa shfrytzue kurrkund, mbasi vendi e të tjerët sbashkut me ta e dora – doras përbâjshin bashkësinë dhe banesën, truellin dhe tokën e racës.

Kjo Shqipnì e ky Atdhè, prandej, simbas parimeve të Lahutës mkambej, rindertohej dhe forcohej me bashkim vëllaznuer, me vetmohim të madhit e të vogëlit, me punë e kontribut të gjithve.

Ka asish, ndoshta, që sot mbas 50 vjetësh të botimit të parë të Lahutës e fajisin Fishtën, apo pak me thanë, e kritikojnë për konceptin e tij tepër patriarkal. Këta duen të thonë se Poeti, të cilit – pohojnë – s'mund t'i mohohet shija e spikatun hartistike as trilli poetik, e nalton aq fort ketë humus primitiv të popullit shqiptàr, sa me e bâ ideal e pikë-arritje, në vend që t'i edukojë shtresat e popullit t'i braktisin ke¨to dukunì të mbrapambetuna e anakroniste me botën tjetër të qytetnueme [19].

Mbas mendimit tem, këta – pa dashtë të fyej ndokend – ase s'e kuptojnë Fishtën, apo duen e pretendojnë që Fishta Lahutën shqiptare te ketë shndërrue në kitarë. Lahuta âsht epopeja e nji popullit, që em fuqì të veta, me armë e luftëtarë të vet, me mjete që pat e me nji shpirt që e gjalloi atê e që gjalloi deri gurt e malit, tue i kthye në gur-gacë, që gjalloi tokën, tue e shndërrue në barut e Shqipninë, tue e bâ xhebehane, duel në veti. Me ketë xhebehane u dogjën beglerë e agallarë, bajraktarë e vojvodë, qytetarë e

[19] Cfr. G. FERRARI, Giorgio Fishta: Lahuta e Malcìs, canto III, introduz, Bari 1973.

fshatarë dhe me fije të tyne u fitue pamvarësia e dëshirueme. Lexuesi më lêjon ta përseris edhe nji herë : âsht ky shpirt, të cilin këndon Homeri i ynë.

Kurrkush mâ mirë se Fishta s'iu kujtue njaj nevoje, që në rrethana të kohës ishte e doemosdoshme, ashtu si ai mendoi : ai desht t'i apë Popullit të vet jo gjithë aq libër për ta lexue si përrallë apo për të kalue kohën me tê, por, përkundra, nji lahutë për të kendue me tê historinë e vet, jetën e vet, doket e veta dhe luftat, me të cilat ishte përgjakë ai e jo tjetërkush. Shi këtu – rrêhem ndoshta un – duhet kërkue intuicioni zhenial i Fratit zhenì.

Me Lahutë, të punueme me dru e elementa të popullit, me zâ e fjalë të rapsodëve malorë, Frati rapsod, gjet mëndyrën mâ të përshtatshme, mâ të natyrëshmen, mâ efikasen për të shpërndà idetë e veta të shëndoshta kombëtare e njiherit okcidentale. Qellimi i tij qe, të formojë ndër bashkatdhetarë me shkollë e pa shkollë nji botëkuptim real mbi atdhè e lirì, mbi vëlerë shpirtnore e virtyte të racës, virtyte të cilat Shqiptarin e dallojnë nga të gjitha kombet tjera dhe i apin atij nji fizionomì të veçantë.

Në rrâjën e vjetër, që kurr s'u thá, duhej ngjallë nji jetë e ré, nji shpirt që, pa ndërrue natyrë as rodë, ta bânte Shqiptarin e panjohtun e të harruem, të hijë e të njihej ndër popuj të qytetnuem dhe me ta të hecte kambë pe¨r kambë e hap për hap.

Psikolog i lém, mâ fort se për pregaditje teorike, me nji intuicion, të cilin kanë vetëm pak njerëz, u kujtue se metodi mâ i afti, për të ia dalë qëllimit edukativ, ishte ai i maleve tona, ku shkollë e kathedër ishte, asohere, votra mikpritëse, ku me¨sues ishte tata, edukatore lokja fisnikeshë, liber kanuni e rapsoditë,

kalem lahuta e çiftelia, bibliotekë kallximet e pleqve, dishiplinë respekti ndaj të vjetërve e nderimi ndaj grues e motrës. E plotsojshin kvadrin edukativ përrallat, lojët, vajtimet, mitologjitë, bestytnitë.

A s'janë këta elementat e Lahutës ?

Më ketë shkollë, ku djalë mbas djali u rritën fatosa, më ketë votër patriarkale, ashtu si egzistonte në fillim të shekullit tonë, atëherë kur, akoma breznitë e reja, në mungesë të bankave shkollore, mësojshin prej babave burrninë, nderën, besën, trimëninë, urtinë, dashtëninë për vende për vatan, bujarin e mikëpritjen, shpirtmadhsinë, faljen e pajtimin, Fishta me Lahutë në dorë xu postin në krye të oxhakut. Prej këndej, në dritën e pishës lotuese në vend të elektrikut, ai tërhoq vemenden e të mëdhajve e të vegjëlve, të burrave e të granisë, të shkollarit e të analfabetit, të fshatarit të thjeshtë e të qytetarit dinak, të vetit e të huejit. Të gjith, pa dallim hapën veshtë dhe e ndigjuen me gojë hapët. E prejse këndoi shqip e këndoi për Shqiptarë, nuk pat si t'i harrojë – as s'kishte se si t'i qesë në harresë – elementet përbâsë të shoqnisë së kohës, as botëkuptimin e njaj shoqënie së vjetër, sa të vjetra ishin trashigimet ilire. Kujdo që në rrethin fishtjan s'dijti shqip apo s'don të dijë endè sot, kanga iu dukt monotone dhe idetë e mbrapametuna.

Më ketë vështrim, prandej s'âsht për t'u çuditë ke në botën e Lahutës marrin pjesë dhe shpesh janë vetë protagonista pashë e beglerë, oxhiqe e dyerë të mëdhá, bajraktarë e vojvodë, trima pushke e pleq kuvendi ashtu si Orë e Zana, drangoj e kulshedra, Shtojzovalle e lugetën, shtriga e mëgjistare, floçka e kshetza, të cilat mbas mentalitetit populluer kishin hise në shartet e njerzve, të vendeve e të Shqipnisë.

Ngjitë me mitologjí, trashigim mijvjeçàr, të cilin Shqiptari e ruejti me fanatizëm, Fishta s'harroi karakteristikat e psihes së tij në të mirë e në të keq ashtu si në gjaqe, hakmarrje, korí, tue nënvizue, veç se këto të fundit s'ishin personale, por përkundra ishin vetëmbrojtje për vend e Komb. S'mshehi besime e supersticione atavike, të cilave ai, si Meshtár katolik e njeri kulture, s'kishte si t'i besonte as s'i besoi kurr. Këndej edhe për tê andërrat, shpendët ogur-zez, shpatullat, kostelacionet, mëgjitë, sy-këqijtë etj. Mbeten pasuní e teprica të fisit arian, të ruejtuna deri më sot çëmos në kurrnji popull në Europë në popullin tonë. Janë këto gjurmët e njaj kulture mbivjeçare, që na çojnë në origjinën e Kombit tonë të vogël me numër, por të madh me vjet.

Natyrisht kush nuk i njeh ke¨to vizare, ska se si ta kuptojë as ta shijojë Lahutën. Ai, po qe i huej, hin me nji muzé ku spjegimi bâhet më nji gjuhë të panjohtun ; po qe i joni, pretendon që truporet e thyeme apo të zdeshuna, të gjitha hyjnitë pagane të zhduken apo të shndërrohen në figure moderne futuriste e ekspresioniste. Më tjetrën anë, kush nuk e njeh Shqiptarin në të gjitha dukunitë e tija esistenciale, s'ka për të dijtë kurr ta edukojë pa ia zvetnue fitionominë[20].

Me plot arsye nji bashkëpuntuer i «Cirka» nën pseudonimin Gjiri i valëve, pohon :

»… psikolog i shpirtit të Shqyptarit e shqyrtues i këthelltë i jetës së popullit Atë Fishta ka dijtë me penden e vet ari t'a ravizojë me aftësinë e nji piktori hartist

20 Shif. PALAJ në Studime e tekste, nr. 1, Romë 1943.

jetën e Shqyptarit, sidomos ate të Shqyptarit të maleve ndër të gjitha manifestacjonet e saja individuale, familjare, kombtare e shoqnore me njyrë aq të gjalla e të freskta, sa me të thanë mendja se neser, për nji hipotezë, me pasë për t'u zhdukë prej faqes së botës fisi i Shqyptarit e me pasë per të humbë eksistencen e vet në çdo pikkpamje, do të kishte me jetue nder fletët e Lahutës, ku paraqiten të pershkrueme me nji realitet të çuditshëm: doket e tija, zakonet e tija, perpjekjet shoqnore të tijat, psihja e idealet e shpirtit fisnik… » [21]

I përmenduni albanolog, Maximilian Lambertz, më nji studim të vetin amgistral mbi Lahutë të Malsisë, tue e paraqitë këtê posi epopenë e kreshnikëve shqiptarë ndër tjera thotë:

« … Lahuta e Malsisë e Gjergj Fishtës, jo vetëm se ka randësi në pikëpamje hartistike, por edhe pse ajo porsi vêna e mirë sa mâ shum vjet të kalojnë aq mâ vëlerë merr, tue qenë se ajo âsht pasqyra, magazina e kopja besnike e jetës, e shpirtit, e dëshirave e përpjekëjeve, e luftës dhe e dekës së Shqiptarëve: me nji fjalë, Lahuta âsht shprehja mâ e kjarta e dokeve të fshatarëve, banorë të Maleve të Veriut. E prejsé doket e lashta të fiseve malore janë gjikue të zhduken nga tallazet e forta të civilizimit, lexuesi, letrari, folkloristi, juristi e historiku i nesërm ka për të ia dijtë për nderë në dhetë a qindvjetët e ardhshëm Poetit, i cili në Lahutë të Malsisë na la nji ritrat të Shqiptarit, të përshkruem nga goja e dishmitarëve njikohësorë, ashtu si këta e gjetën në agimin e shekullit të XX me

21 Cirka 1938, nr. 37, 5.

atë ndryshim të vogël, që Shqiptari pësoi çë prej kohëve të largëta të Ilito-Thrakëve» [22].

Gjykimi i këtij dijetari, i cili në albanologjí përbân triaden Hahn – Jokl – Lambertz ka nji randësí të madhe, jo veç për kompentencë të padiskutueshme e për shka me paansí të nji dijetari gjerman pohon, por edhe pse ai shkrou, kur në Shqipní emni i Fishtës ishte qitë prej qeverisë në «i n d e x» dhe ishte shlye nga Partia Komuniste dhe veprat e fishtjane ishin djegë apo përjashtue kryekëput nga letëratura, që s'ishin mâ shqiptare, por partijake. Për mâ tepër Lambertzi pohoi këta nga nji kathedër universitare, që ishte edhe ajo nën nji regjim marksist. Por dijetari e kritiku objektiv âsht dijetár e kritik i paanshëm, kudo të jetë, dhe gjikimi i tij s'ndjek oportunizmin politik as levertinë, si ndodhë, mjerisht, sot në vendin tonë apo në krahinat nën të huejin.

Ka arsye Arshi Pipa aty, ku thotë se « kandari i letërsisë peshon vëlerat letërare, që janë në themel vëlera gjuhësore». E shton: « Nji shkrimtár ka të drejtë me figurue në letërsinë shqipe … pse ka pasunue letërsinë shqipe me vepra të shkrueme shqip »[23].

Në ketë drejtim vëlera letërare e Fishtës âsht aq e madhe, sa edhe po të dojshim m eia hjekë emnit të tij të gjitha meritat tjera, nuk mund të ia mohojmë atê të shkrimtarit e të Poetit, që deri më sot kalon në gjuhë e hart të gjith tjerët. Po thom në gjuhë, mbasi, tue bâ të miat fjalët e fletores «Cirka» Fishta

22 MAXIMILIAN LAMBERTZ, Gegj Fishta und das heldenepos Lahuta e Malcís, Leipzig 1949, fq. 75 – 6.

23 Arshi Pipa në Koha e jonë, 1986 nr. 10 – 11 – 12, Fireze.

shkrou … « në nji gjuhë qi s' kishte mujtë me kenë mâ shqiptarçe » [24].

Edhe pse, simbas Henri bremond [25] : « Poetët janë të dërguem për të thanë e jo për të qenë » këta nuk mund të pohohet për Fishtën e aq mâ pak për veprën e tij, Lahutën. Fishta n
Ë tanë jetën e jo veç se mësoi, por edhe qe koherent deri në pikën e fundit me shka mësoi: Lahuta – po e përseris edhe nji herë – thotë se âsht Shqiptari, përsè auktori i sajë qe kambë e krye shqiptár dhe foli e shkrou thjeshtë shqiptarçe.

Kushdo ta studjojë pa apragjykime e pa mëní sektare Lahutën – besoj un – s'mund të largohet nga ky realitet:

Shqiptari pa Lahutë âsht pa epopé kombëtare: Lahuta pa Shqiptár âsht pa subjekt.

Lahuta âsht minjerë e pasun, ku etnologu, juristi, historiku, letrari, folkloristi mund të gjejë landë studimi dhe mund të zbulojë material të çmueshëm për ndertimin e asajë binaje, që quhet Komb arbënuer dhe Shqipní.

Me ketë biná gurët e themelit apo elementet, që em ta përbâjnë qoshet e kësaj kulle, fortesë ilire, janë: burri shqiptár, grueja shqiptare sokoleshë, besa shqiptare, ndera, mikpritja, urtia kanunore, mitologjia etj.

S' duhet harrue edhe, se në ketë kvadër s' mund të lêhet jashtë frati shqiptár, ai që përfaqëson Klerin e Buzukut, të Budit, të Frang Bardhit, të Bogdanit e të Kazazit.

Elemente të ndryshëm këta, por që kanë nji atribut të përbashkët me auktorin e Lahutës:

Ky e ata janë s h q i p t a r ë.

[24] Cirka 1939, nr. 58, fq. 41.

[25] Prière et Poésie.

# LA HUTA E MALCÍS

## KANGË E PARË

### CUBAT

ARGUMENTI

Shikim i gjithmarshëm i gjendjes historike të vjetit 1858 dhe plani i poemit. Turqija, qi per pesqind vjet mbajti Shqypnin në robni, nisë të ligshtohet. Popujt e Ballkanit i dalin doret. Shqiptarët zgjohen dhe mendojnë per te fitue lirin e deshirueme. Ndeshen ne nji anmik tjetër. Knjaz Nikolla i Malit t'Zi, tuj pà gjendjen e turbullt dhe ligshtin e Perandorisë Otomane, don të bâjë të veten pjesen veriore të Shqipnis. Per t'i a mrrijtë këtij qellimi e nxitë Cari i Rusis, i cili, nga ana e vet, synon të shtiej në dorë Stambollen. I shkruen, prandej, nji leter tanë dredhi e pegdhelje Krajl Nikollës tuj i premtue ndihmën e vet me bukë e fishekë, mjaft qi ai mos t'a lâjë të qetë Turkun. Letren ia dorzon lajmtari (Kasnecit) të vet. Mbas njaj udhtimit të gjatë shtegtari kapet në Cetinë dhe dorzon shkresen.

# LAHUTA – Kangë e Parë

Knjazi e këndon me vemendje, e pleqnon mirë me vehte, mandej çon e thërret Vulo Radoviq-in, Serdarin e Vasoviq-it, bùrr ky i fortë e trim, i urtë e guximtarë, dhelpnak e i tmershëm per Turqt e Malit të Zi. Mbasi e merr me të mirë, me përgëdhelje e premtime, e shtyen të formojë një çetë cuabash dhe me ta të bijë në Vraninë. Dahet vuloja prej Knjazit dhe tashti s'mendon tjetër veç të çojë në vend planet e Gospodarit (zotnisë – Mbretit)





## CUBAT

# Ndihmò, Zot, si m’kè ndihmue!

Pesëqind vjet kishin kalue
Çëse të buk'rën ketë Shqypni
Turku e mbate në robnì,
Krejt tu' e là t' mjerën në gjak,
Frymën tue ia xanun njak,
E as tu' e lanë, jo, dritë me pà:
Kurr të keqen pa ia dà:
Rrihe e mos e lèn me kjà:
Me iu dhimbtë, po, minit n' murë,
Me iu dhimbtë gjarpnit nën gurë!
    Veç si 'i dèm, vu n' lavër spari,
Qi, ka' e vret zgjedha e kulari
Kah nuk bàn m'e thekë strumb'llari,

---

5-10 Frymen tue i zanun njak :tuj(duke) e shtërngue në fyt sá t' bâjë të plasë as tue e lânë,jo,dritë me pá :tuj mos e la „në(dot)të shofë ditë të mirë.- Rrihe :godite,(me e rrafë).

10-15 Me i u dhimtë,po,minit n'múr...gjarpnit nen gúr :aq e ma „dhe âsht dhimba dhëmbja),sá deri mini(miu)në múr dhe „gjarpni nën gúr ká mëshirë për tê.- m'e thekë strumllari : „nuk bán qi bujku t'a gacmojë,ta thér,me strumllár(ustê) „per t'a nxitue të terheqë parmendën(m' pluer...).

S'ndigjon me tërhjekun m'pluer:
E tue dhanë kryq e terthuer,
Tu' i dhanë bulkut shum mërzì,
Me u vu s' ryset për hullì
E as me shoq ai pendë me shkue:
Kështu Shqiptarët, të cilt mësue
S'i'n me ndejë rob nën zgjedhë t'huej,
Pagë e t'dheta me i là kujë:
Por të lirë me shkue ata motin,
Veç mbi vedi tue njohtë Zotin,
E as kurrkujë n' këto troje t' veta
Mos me i bà kurr tungjatjeta,
N'braz me Turk kurr nuk kanë rà
E as kurr pushkën s' ia kanë dà;
Por t'janë grì me tè e t'janë vrà,
Si me kenë tu' u vrà me Shkjà
E prandej si pat fillue
Turkut Ora m' iu ligështue,
E nisë pat m' iu thy' atij hovi,
M' qafë përditë tu' i mbetë Moskovi:

---

15-20 Me u vû s'ryset per hullí :s'bindet të vêhet në hullí,as të shkojë pendë(çift,krahas) me shok.

25-30 Mos me i bâ kurr tungiatjeta :mos me i u shtrue,me e njof të për zotní dhe si të tillë me i bâ nderimet e nenshtrimit.- N'braz me Turk kurr nuk kan rá :s' kanë rá në brazë,hullí në godi me Turk.

30-35 Me Shkjá :me sllanë.- Ora :fytyrë mitologjike shqiptare,e pa raqitun si nji vashë e hieshme qi ruen shêjet „ dalluese tëvehtjes,vendit a familjes qi mbron.Kur kjo des,lëngon a ligshtohet,dhe vehtja,vendi a familja vuen si ajo.- Moskovi:Moskva(Rusija)

E ato fiset e Ballkanit,
Zunë me i dalë dore Sulltanit,
Nisë Shqiptarët kanë me u mendue,
Si Shqipninë me e skapullue
Zgjedhet t' Turkut : qi si motit
N' ato kohët e Gjergj Kastriotit,
Krejtë e lirë kjo t'ishte, e askujë
N'daç t'jetë Krajl a Mbret i huej,
Me i bà kurr mà tungjatjeta,
Kurr me i là mà pagë e t'dheta:
Edhe Flamuri i Shqipnisë,
Si fletë Engj'lli t'Perendisë,
Si ajo flaka e rr'fesë zhgjetare,
Me u suvalë prap n'tokë shqiptare.
    Kur qe ai Knjazi i Malit t'Zi,
Knjaz Nikolla, 'i gërxhelì:
Gërxhelì, por belaçì:
Na dyndë top, na dyndë ushtrì
Edhe del e bjen n'Shqipnì,
Për me shtrue këto bjeshkë e vërrì,
Shka merr Drinin për s'të gjatit

---

35-40 Si Shq. Me e skapullue :nisen të mendojnë për t'a libre Shqipnín nga zgjedha,nga robnija.
45-50 Si fletë Englli t'Perendís :porsi flatër(krah)Engjulli.- Si ajo fl. E rrfés zhgjetare :sikur flaka e rrufés,qi bjen porsi shigjeta.- Me u suvalë :me u valvitë.- Knjazi :Krajli i M.të Zí,ose Krajl Nikolla.
50-55 'i gerxhelí :trim i çartun.- belaçí :qi kerkon belá tuj i mbetë në qafë tjervet,tuj u ngatrrue kot me tjerë. Shka m.Drinit per s'të giatit :shka përfshin rrjedha e Drinit,lum qi del në malet e Pejës,në Kosovë,e përshkon Shqipnín deri në Liqe t' Ohrit.

Der' n' Kalà të Rozafatit,
Ku ai me ngulë do' «trobojnicën»,
Do' m' ia vu Shkodrës «kapicën»:
Me bà Shkodrën Karadak,
Mbasi 'i herë ta kisht' là n'gjak!
Kà ndejë Turku e këqyrë haru,
Pika-pika lotët tu'i shkue,
Kah s'ka Shkjaut si me i qindrue;
Se Moskovi e ka rrethue:
Ka Stambollën muhasere!
Bàjnë shtatë Krajlat muzhavere
Shoq me shoq, tue shartue zì
-Si ata e zeza m'i pastë mb'lue!-
Për të buk'rën këtë Shqipnì,
Si m'ia lëshue n'dorë Malit t'Zì.
M'kambë Shqiptarët atëherë t'janë çue.
Sa mirë n'armë na janë shtërngue!
T'fortë kanë lidhë nji besë të Zotit,
Si të Parët ua lidhshin motit
N'ato kohë t'Gjergj Kastriotit:

---

55-60 Kalá të Rozafatit :deri në kalán e Shkodrës.- trobojnicen :flamurin tringjyrshe të M.t'Zí.- kapicen :ksulen rrafshataketë zezë me kapak të kuq dhe me germat fillestare , SSSS,qi në ,gjuhen slave duenë të thonë:«Vetëm Bashkimi Pështon Serbín».- Karadak :Mal të Zí.

60-65 kqyrë harû :shikon perseri si hû gardhi.- Stambollen muha sere :Konstantinopullin e rrethuem.- B.shtatë Krajlat matha: fuqítmdhá(Austrí,Gjermani,Francë,Itali,Anglí,Rusí,Turqi)bâjnë kuvend,mblidhen të bisedojnë.- tue shartue zí :tue mendue, njellë zí.

Me 'i kambë mbathë e tjetrën zdathë,
Gjanë e gjallë pa grazhd mbyllë n'vathë,
Diku ngranë, diku pa ngranë,
Harrue grue, motër e nanë,
sy'n agzot, zemrën barot,
E si ai plajmi me furì,
T'kanë rrà ndesh Malit të Zì,
Për t'gjatë t'Cemit n'atë kufì,
Ku edhe trimat t'janë përlà:
T'janë përlà Shqiptarë e Shkjà,
Ballë për ballë ata tu'u vrà,
Fyt-a-fyt, ofshè! tu' u prè:
Tue mbetë shakull përmbi dhè,
Mish për shpez e kaçubeta,
Gjithku kje ajo pika e djalit,
Gjithku kjenë sokola malit,
Pa kjà m'ta as nanat e shkreta.
Veç se, po, me parzme t'veta
Aty Shkjaut sulmin kanë thye.

---

80-85 Sy'n agzot :synin si baruti në bubëz të pushkës.- plasmi :borë e imtë me frymë,me erë.-T'k.rrâ n'ndesh :të janë ndeshë me hov njani kundraj tjetrit-kan rrâ kundra.- P.t'giatë t'Cemit :gjatë Cemit,lum,qi buron në perendim të Trojanit(213 2 m),pershkon Selcen,bashkohet me Cemin , e , Vuklit te , Ura e Tamarës dhe prej andej kalon në Traboinë per t'u , derdhë mâ vonë në Liqe të Shkodrës së bashku me Moraçë.

85-90 T.mbetë shakull : duke mbetë dekun,pa frymë,të ftohun per tokë.- shpêz :shpend grabitçar.- kaçabeta :qifta(Milvus).

90-95 so kola malit :petrita,metaforikisht per trima,burra të fortë.

Mbasi Shkjaut sulmin kanë thye,
Bàjnë kuvend Shqiptarët n'mjet vetit
E 'i fjalë t'madhe çuekan Mbretit:
Se jo veç qi Knjaz Nikollës
Nuk i lajnë kurr pagë e t'dheta,
Porsè as Mbretit të Stambollës
S'duen me i bà mà tungjatjeta,
E se dore duen me i dalë:
Se Shqipninë nuk po e kisht' falë
Perendia për çerkez,
Turq, manovë, likurazez;
Por për do sokola mali,
Qi «Shqiptarë» bota po i quete,
Për ta gëzue këta djalë mbas djali,
Der' qi jeta mos t'u shuete.
    Turku fjalën e ka ndì':
Se ç'asht mbushë ai me mënì!
Se edhe lëshue ç'ka mbi Shqipnì,
Gjallë Shqiptarët ai me i përpì!
Por Shqiptari gjallë s'përpihej,
E as me u shkelë, besà, s'po lihej,
Kur po i mbushej mendja e vet,
Për Shqipnì me bà gajret,
N' dashtë ta mësyjnë Krajl edhe Mbret.
Edhe kështu t'janë kapërthye
Grykë për grykë Turq e Shqiptarë,

100-105 çerkez :banorë të Kaukazit n'afersí të Detit të Zí.

105-110 manovë :ushtarë Turqijet me origjinë orjentale.- jeta...shuete :deri sá mos të mbarojë jeta.

115-125 t'janë kaperthye grykë per grykë :janë ngatrrue,mberthye zanë fyta-fyt,aq afër sá m' undeshë grykët e pushkvet.

## CUBAT

Pa dhimbë krenash tue u thye
Si me thye kunguj për arë.
T'i dha zjarm atëherë Ballkanit,
Shkjau: kah drote se Shqipnia
Nji herë shkëputë dore s' Sulltanit,
Mà s'do t'bite n'kthetra t'tija,
Si atij hangër ia kisht' palla:
Merr e mësynë m'Turk fulikare,
E si derrat me çakalla
T'janë mbërthye, t'janë kapërthye:
Haju, ngaju, çaju, vraju,
M' pushkë e m'top gjueju batare,
Gjaku rrëmbè për rrahe e qare,
E për fusha e për gajusha,
Der'qi s'mbramit, n'p'r' atë zhumhùr,
Zgjedhe s' Turkut pështoi Shqipnia
E duel m'veti si dikùr:
Si premtue kisht'Perendija;
Por si dashtë, besà, lum vëllau,

S'do t'kisht' pasë as Turku, as Shkjau.
Se s'ka dashtë Turku lirì,
Ma merr mendja; veç un s'dij
Knjaz Nikollës kah gjith kjo zemër
Ardhë i paska, qi nën themër
Rob Shqiptarët po don me i shtrue,
Edhe atë tokë ai me pushtue,
Për të cilën vetoi motit
Shpata rr'fè e 'i Gjergj Kastriotit?
E qi s'paska dert aspak,
Se Shqipnì dhe Karadak
Krejt me atë punë po i làte n'gjak?
Zemra i ardhka prej Moskovit!
N'Petrograd Cari i Moskovit
Nji bè t'madhe po e kisht' bà:
M' e ndie plak e kalamà:
Se ai natë t'madhe s'do t'kremtote,
Se ai kumbarë as krushk s'do t'shkote:
Gostë as darsëm nuk do t'ngrifte,
S'do t'u late as s'do t'u krifte,
As s'do t'dilte n'log t'kuvendit,
Për pa i hi Stambollës përmbrendit,
Për pa këcye mbi post të Mbretit,

Me u bà zot i tokës e i detit;
Edhe Europës tregun m'ia prè,
Mos m'e lanë me shitë, me blè,
Mos m'e lanë me çilë kund punë;
Por me bà qi ajo përdhunë,
Për me çue 'i grimë bukë te shpija,
Rob të ngelte n'kthetrat t'tija,
N'ato kthetra me gjak zhye,
Mësue gjithmonë n'gjà t'huej me gërrye!
Por, pse ishte 'i skile e vjetër,
Si për fjalë ashtu për letër,
Mos m'iu gjetë kund nji shoq tjetër,
Ai po e dite mirë e hollë,
Se isht' do punë me hi n'Stambollë:
Se isht'do punë Turkun me e thye,
pa sharrue vetë mbrendë me krye.
Prandej xèn ai me trillue,
M'shpinë Shkjeninë Turkut m'ia lëshue:
M'ia lëshue m' shpinë Shkjetë e Ballkanit,
Qi me i qitë këta punë Sulltanit;
Me i qitë punë këta 'i herë mà para
Me trazime e punë t'pambara,
E mandej vetë prej Rusijet,

Si harusha prej pusiet,
Me i rà Turkut fulikare,
M'zhbì n'vend, m' e qitun fare;
Për pa bà me mend pleqnì,
Se me atë punë botën unjì
Mujte ndoshta, m' e pështjellë n'zì
Kur ketë punë e ka pleqnue,
Ka marrë trimi e n'odë ka shkue,
Ka ndejë n'tryezë e asht vu ma shkrue,
Me u shkrue miqve kah Serbia,
Kah Zagrebi e kah Sofia
Me lidhë besën shkaf asht Shkjà,
Mbi Budin, m'çanak-kalà,
Edhe tok këta ndërmjet vetit
Mos m'ia dà të keqen Mbretit;
Por m'e nxitë, por m'e mërzitë,
M'iu vardisë si 'i ditë për ditë,
Herë për shtek, herë për kufì,
Tash me péng tash me pleqnì,

# CUBAT

Por gjithmonë, po, pa kanu,
Veç si t'mujnë n'teposhtë m'e vu.
Mbasandej, ky zogu i Shkinës,
Merr e i shkruen Knjazit t'Cetinës,
Merr e 'i letër, ia angllatisë,
Me dredhì tue ia qindisë:
Ti, qi jè qaj Knjaz Nikolla,
Falmëshëndet Cari i Rusisë,
Se zà t'madh për ty kam ndie
Qi jè trim e gërxhelì,
Qi jè burrë e kuvendtàr,
Me ta drashtë hijen anmiku,
Por, me gjasë, kjo fjalë s'isht' gjà;
Pse qe ti m'atë rrasë Cetine
Më kè ndejë me 'i gjysmë opinge,
E jè bà, po, gazi i dheut,
Tue mërzitë miq e kumbarë,
Veç e për bukë thatë në gojë.
Mje sa Turku, përbri tejet,
Dredhun çallmën m'vetull t'synit,

Derdhë shallvarët ai pola-pola,
Rrin e ban kokrrën e pallës,
E as m'e pà ti s'mund ta shofish
Përmbas kodrës së pilafit
Po a thue, t'la ty kamba e dora,
Ase ngjitë jè ndoshta n'rrogë,
Jo se hi kè bulk n' e huejën,
Qi s'po ndihesh kund për s'gjalli?
Mo', bre burrë, se nuk ka hije
Urtë me ndejë Cubi i Cetinës,
Edhe n'shpì me e shkuem ai motin,
Tue u ndeshë npër furka t'gravet!..
Po a s'ta mbushë synin Shqipnia,
Me ato male të madhnueshme,
Me ato fusha të blerueshme,
Qi kurrkund s'jè kah orvate,
Me ia shkye 'i skundillë për veti?..
M' tè, krah-thatë, e mos rri fjetun!
Pse pa luejtë ti kambë e dorë,

S't' ndihmon Zot as i Shën Nikollë:
Por ti luej, nafaka luej,
Ka pasë thanë ai burri i huej;
Sa për bukë e për fyshekë,
Piqu n'mue, se t'i qes vetë;
Edhe kësulën vène n'sy,
Se të nget Mbreti i Stambollës:
Nuk ta là me t'prekë me pupël.-
Letrën kështu Cari e ka shkrue,
Edhe mirë e ka palue,
Ee ka mbyllë me dyllë të zi;
Ia ka dhanë kasnecit t'rì,
Me ia çue Knjazit n'Mal t'Zì.
Letrën n'gjì ka qitë kasneci,
Ka thekë kambët ai sa mund heci:
Ka lanë mbrapa fushë e zalle
Kapërcye ka bjeshkë e male,
Edhe dalë ka lum e shè:
Ka shtegtue për ujë e dhè,
Dér'qi'i ditë, tue marrun dilli,

Në Cetinë ka behë ai filli:
Shtjerrë opangat, grisun setrën;
Knjazit n'dorë ku ka dhanë letrën,
Me dyllë Cari si e kisht' mbshilë.
Ka marrë Knjazi edh' e ka çilë,
E ka çilë edh' e ka këndue,
Tri herë rresht ai e ka këndue,
Tri dit rresht edh' e àsht mendue;
Mbasandej ai fjalë ka çue
Njatij Vulo Radoviqit,
Kerkserdarit t'Vasoviqit,
Qi me dalë me rà n'Cetinë,
Pa këqyrë shteg, pa këqyrun stinë:
Me flut'rue si gjeraqinë,
Për me u pjekë me «Gospodarin».
    Njiky Vuloja Serdari
Kisht' pasë kenë nji trim i çartun:
M'e pasë randë toka m'e bartun.
Pa tè prè kund s'ishte marrë,
Pa fjalë t'tij ngarkue s'isht' barrë,

# CUBAT

Pague s'ishte varrë as gjak,
S'kishte vu nuse duvak,
As s'isht' dà gjyqë a pleqnì.
Pse edhe Turku i Malit t'Zì
Po e kisht' pasë shqipe mbi kry',
Mos m'e lanë me pà me sy.
—Se edhe 'i punë, ky zogu i Shkinës,
Po e kisht' bà m'atë udhë t'Cetinës.
Paska marrë e shi në rrugë
Për tërthuer shtrika nji stugë,
Edhe i çueka fjalë tërthores,
Qi shka àsht Turk i Cernagores,
Mos me mujtë m'e shkapërcye,
Për pa là 'i dukat për krye.-
Bre! kish' kenë edhe 'i farë burri,
Larg e larg me i dajtun turri.
Fëtyra e tij porsi duhia,
Syni i tij, tanë zjarm e shkëndija;

Vet'llat trashë ngèrthye kulàr,
Porsi lesh derrit bugàr;
Vesh e m'vesh dega e mustakut,
Si dy korba lidhë për lakut;
Edhe i mbrrijte kryet në trà:
Burrë i atillë me sy me u pà.
Veshë e mbathë e m'armë shtërngue,
Kishe thanë se àsht lè drangue.
Se këtè Knjazi fort e dote,
Fort e dote edhe e ndigjote;
Pse edhe i urtë ai kishte ndodhë,
Me ia prè mendja fort hollë.
Prandej Knjazi i çueka fjalë
Në Cetinë për ngut me dalë.
Edhe Vulja bjen n'Cetinë,
Pa këqyrë shteg, pa këqyrun stinë,
Tue flut'rue si gjeraçinë.
    N'atë Cetinë kur Vulja zbriti,
Atè Knjazi mirë e priti,
Mirë e priti e n'odë e qiti,

I qiti duhan e kafe,
Edhe nisi kështu t'bajë llafe:-
Ku jè, Vulo, eh kopilane!
Se ti ujk, po, né na u banè,
Ke s'po duke kah Cetina,
Ku kè miq e probatina,
Qi s'të ndërrojnë me sy të ballit?
Po, a kè mujtë? a kè farë hallit?
Si po t'shkon n'Vasoviq moti?-
Për jetë tande ! si do' Zoti,
Merr e i thotë Vulo Serdari;
Pse sivjet, lum «Gospodari»,
Nuk ka pasë toka valigë,
E ka ardhë nji kohë e ligë,
Sa nuk dij si ka m'iu bà,
Për me pështue do rob e gjà,
Pse edhe buka asht tue na lànë.
Hajt, eh qè'! Knjazi i ka thanë…
Se s'po gjenë cubi me ngranë…
Se s'po gjenë skyfteri mish…

---

Se ti e nxjerrë korën dy fish!…
Mjaft t'i biesh ndo'i vendit prè,
Se po e ban me lopë e qè,
Sa me mbajtë njerztë e kujrisë,
Jo se mà gjindën e shpisë…
A din shka, Vulo Serdari,
Ndiej shka t'thotë ty «Gospodari»:
Pështilli bashkë nja disa cuba:
T' idhtë si gjarpni ndër kaçuba,
T'lehtë e t'shpejtë si gjeraçina:
Edhe lëshoj ti kah Vranina,
Për me vrà ata e për me prè,
Për me djegun gur e dhè,
Mbrendë tue vjedhë e tue plaçkitë,
Tue grabitë e tue robitë,
N'daç me natë e n'daç me ditë;
Se un prandej të kam çue fjalë,
Der' n'Cetinë nji herë me dalë,
Pse dishka mue tash m'ka këcye,
Prap me Turk me u kapërthye:
Prap me Turk, po, na me u vrà.
Pse edhe as hije, thom, nuk kà,
Urtë ma ndejun Turk e Shkjà.

———————

## CUBAT

E kështu, tue ligjërue,
Krye më krye tue bisedue,
Hollë e gjatë e ka qortue,
Si me u sjellë e si me u mprue,
Për m'e là Vraninën n'gjak.
E si vesht janë marrë me fjalë,
Knjazi n'bukë atè e ka ndalë,
Edhe falë i ka do pare;
E i ka falë nji «xheverdare»,
Krejt n'argjand kondakun ngrì,
Mos m'e gjetë shoqja n'Mal t'Zi:
M'e drashtë vjerrun në sërgjì,
Jo mà n'krah të nji luftarit,
Jo mà n'krah t'Vulo Serdarit,
Qi isht' me brè hekur me dhambë!
Atëherë Vulja àsht çue në kambë:
Ka bà Knjazit «tungjatjeta»,
Edh' àsht nisë malit përpjeta,
Udhës me mend ai tue përblue,
Si Vraninën me shkretnue,
Knjazi ashtu si e kisht' qortue.

# LAHUTA E MALCÍS

## KANGË E DYTË

## OSO KUKA

### ARGUMENTI

Më nji mbledhje Avdi Pasha, me dredhi, ankohet per mizori e rrenime qi Vulo Radoviq-i kishte nisë të kryente në Vraninë. Sunduesi „turqeli“ i Shkodrës, vetë i pa djalë, nuk gjen nji burr shqiptar të zonë me i dalë perball të Malaziasit. Oso Kuka, djalë Shkodranë, veshtron fjalen e Pashës, por kur ky pohon se Shqipnija kishte mbetë në vasha (çupa), i vlon gjaku, nxehet dhe mendon të qesë në Pashën. I urti s’ngutet. Ndal doren, por s’mund pritet pa folë. Provon se Shqipnija ka djem si zana, të gatshëm kurdoherë me dekë ku t’i lypë Mbreti, Atdheu, Kanuni, Besa e Feja. Ai vetë zotohet me u provue me Cubat e Knjazit dhe me u dalë hovin ase me u shkri në flakë të barotit.

# LAHUTA ─ Kangë e Dytë

Në krye të javës Oso Kuka me 40 djelm të zgjedhun, « veshë e mathë e m'armë shterngue – thue se krushq po duen me shkue » rreshton me nji lundër në grykë të Bunës dhe nisen per V r a n i n ë.

# OSO KUKA

Zot, ç' ká thánë njaj Avdi Pasha:
Paska mbetë Shqypnija m' vasha,
Qysh se s' léka mbrendë nji djalë,
N' at Vranine mue sod me m' dalë,
N' at Vraninë, m' at t'zezë terthore,
Kû mbe'n shkret sá armë mizore,
Kû mbe'n djerr sá tokë gratçore,
Kû mbe' n vithnat pa bagtí,
Veç prej cubash t' Malit t' Zí,
Qi po vrasin djelmt e rí,
Qi po mârrin lopët me viça,
Qi po presin dhênt me ogiça,

___

E po djegin kulla e stane,
E po thájn kaq zêmra nane!
Eh! po,knjazi ke Cetina
Ka lshue cubat kah Vranina,
Per me vrá atà e per me pré,
Per me djegun gur e dhé,
Veç si t, nisë degamë me né;
Pse dushmani âsht tue ndersy,
Tokët e Mbretít per me i msý,
Per me i msý e me i rrembý.
Nji djalë m' voter t' m' ishte llâ,
Paçë m' i a lânë t' âmen me fshâ,
Paçë m' i a lânë motren me kjá:
T' mjeren moter, ehu! pá vllá,
E n' Vraninë un kjeçë tue e qitun,
Cubat knjazit per m' i a pritun.
Por mue djalë nuk m' ká qillue;
E n' Shqypní nji djalë drangue,
T' cillit mos t' i dhimet jeta
Per Daulet e troje t' veta,
Fort kerkova e s' mund e gjeta.─

Kshtû ankoi Pasha turçelí.
Oso kuka paska ndí:
Paska ndí,po,e kênka idhnue:
M' sylah doren paska çue:
Me qitë m' Pashen ká mendue.
Por i urti kurr nuk ngutet,
Prej burrnís e jo prej tutet,
Prandaj Osja ndali doren,
E as m' e xjerrë s' e xuer mizoren,
N' fletë t' sylahit çatallue;
Veç pá folë s' mujt me u durue:
Avdì Pashë, tha, mâ kadalë!
Mos e thuaj dý herë at fjalë,
Se, per Dî'n e per Imâ'n,
T'bâj qi t' kjajë e zeza nânë!
T' bâj qi t'kjajë pa «exhel»tý nâna;
Pse n' Shqypní ká djelm si Zâna,
Qi per Mbret e troje t' veta
Nuk u dhimet gjâja as jeta:

---

E kû i lypë besa e burrnija,
Kû i lypë Mbreti e i lypë Shqypnija,
Kta mâ t’ parët jânë n’ fushë t’ mejdanit,
Kta mâ të rrebët janë n’ballë t’dushmanit :
Janë çelik per tef t’ taganit.
Marre vedit kurr s’ i lâmë !
Pá ksulë m’ krye pa opingë në kâmbë,
Na per Mbret e per Atdhé
Per kanû, per besë e Fé,
S’ druem me rá nder pré të thyeshme,
S’ druem me msý kalát e rrmyeshme :
E kahdo qi t’ bjerë Shqyptari,
Shkon rrufeja tue e ndezë zhari,
Pushkë e besë pse na la i Pari.
E ti tash vjen ktû e na thue :
Se n’ Shqypni nji djalë drangue,
Qi per mbret e troje t’ veta
Nuk i dhimbet gjâja as jeta,
Fort kerkova e s’ mund e gjeta…
Por s’ké faj ; pse zâni i zí
Aj ká dalë, po, per Shqypní,

qysh se erdh Pasha turçelí,
Qse edhè t’ hujve sod Shqyptari
Qiri m’ kambë do t’ rrijë qyqari,
Si punue né s, na ká i Pari...
Por po i lâm tash na kto fjalë.
Në Vraninë, qe , un jam tue t' dalë,
Cubat Knjazit me t’i a ndalë.
Veç t’i lypi un dyzet vetë,
Dyzet vetë, po, djelm të letë,
Qi të desin kû t’ zatesin:
Si mund t’léjn veç e n’Shqypn';
E po t’ ap besen e Zotit,
Se, pa u djegë un n' flakë t’ barotit,
S’ ká me u lshue per t’ gjallë Vranina.
Avdì Pasha kênka çue,
Osos doren ká shterngue:
Aferim, bre,ti Oso Kuka!
Se tý t’ thotë fjala edhè duka

Qi ké lé nji sokol malit.
Zgidh kû t’ jetë, po, pika e djalit,
Edhè del ti n’ at rranxë boke:
N’ at Vraninë, kû t’zezat loke,
Qi kan mlue, ehu! djelmt e rí,
Qi kan kthy rejat n’ gjiní,
Janë tuj t’ pritë si drita diellin.
Foli Pasha. Buzës s’ Cukalit,
N'krye t’javës, dielli kur u çue,
Per me shndritë mbí kobe të shekullit,
Kû e perbuzne shuen e drejta,
Qafës s’Kalás, qe, çeta e Osos
Po mêrr rrugen kah Vranina.
Çetë e vogel, por kreshnike:
Dyzet vetë mâ s’ janë me t’ njehun:
Djelm te zgiedhun n'mal e n’ vrrî,
Jo per dukë e per pashí,
Por per zêmer e trimní:
Oso kuka na u ká prî.
Oso Kuka, ‘i rrfé prej qiellit,
Shoq nuk ká kah vrân e kthiellet.

Ā she’ i herë, ka’ i bje sokakut,
Se ç’ m’i bâjn t’ gjith tungjatjeta!
Se ç’ permnershem xheverdarja
M’ i flakon mbí sup të krahit,
Si ajo rrfeja n’ natë thellimit!
N' fletë t' sylahit folé bollash
Çatallue i ká dý kuburet:
T’ mnershemet motra t’ t’idhtë taganit,
Qi ndermjet u rri kercnue.
Veshë e mbathë e n’armë shtrengue,
Shtatin div, e sý’ n si zhgjeta,
Oso Kuka n’ jelek arit,
Pash e m’ pash po i bjen pazarit.
Njitë mbas tij vjen shpata e dekës,
Soko Tona i Gurit t’ Lekës;
Soko Tona, si Valbona,
Larg permendë m’ kto male t’ ona,
Si per bukë n’ shpí t’ tij të ngranme,
Si per pushkë e besë të dhanme.
Thonë se i ká nja trí nishane,
Trí nishane, me fermane
Per sherbim qi i baka Mbretit

Ktej e andej valen e detit.
Mbrapa i shkonin qa' i biri i t’ mirit,
Taro Pllumi i Jegumirit.
Mandej vînë dý rê mizore,
Dy djelmoça prej Zagore:
Kaçel Doda e Kerrni Gila:
Rritun mocë si karajfila.
Ehu! bre Oso, Oso-rrfeja,
Ç’ kan me t’namë dý vasha t’ reja:
Ç’ kan me t’ nam dý bija nane
N’ ato mrize e n’ ato stane,
Kúr, kercunat, kan me ndí,
Se ke zgiedhe dy dhandrra t’ ri,
Me i perpjekë me Mal të Zí.
Po a thue e njef njat kime-zí,
Qi e ká ballin si siní,
Qi e ká sýnin si duhí,
Qi i ká shpatllat si nji arí ?
Aj âsht Çoku i Mar Kolë Dinit
Prej Kabashit t’ Dukagjinit :

Trim i çartun, trim si Zânë,
I pá tatë edhè i pá nânë,
Dy gur njitë, thonë, s’ i ká lânë.
Per mbas ktij vjen çeta tjeter,
Do mâ t’ rí, do prap mâ t’ vjeter,
Por t’ gjith mocë me trimëní :
Me trimní e me bujarí :
Veç, per dukë e per pashí
Dán mâ n’ shâj njaj Jup Qehaja,
Galo Keqi e Sinanaja,
Vuksan Gjeli e Met Zeneli ;
E nder t’gjith porsì hýll drite,
Preng Markola prej Mirdite :
Lypë per pushkë ky e per pleqní
Q’ mêrr prej Shkodre e n’Peshkopí.
Veshë e mbathë e m’ armë shtrengue :

## OSO KUKA

Thue se krushq po duen me shkue:
Nja mbas nja'i po i bien Pazarit,
Si ajo rê qi prej Tivarit
Njitet zí terthoreve t'ona,
Per me shkrepe ndokahe t' e vona:
Edhè kapen m'at breg Buene,
Kû n' nji lunder u rreshtuene.
Vend n' at lunder t' gjith kur zune,
Rrqase âsht lundra e veli u nde,
Edhe nise âsht porsi rê,
Tuj çá valen nper Liqê:
Tuj çá valen kah Vranina,
Kû po bâte nâm Cetina.

# LAHUTA E MALCÌS

## KANGË E TRETË

### PREJA

ARGUMENTI

Epizod i thekshëm vrasjes së Vraninasit Avdi Hisës,të cilit Vuloja merr petka e armë bashkë me tufen e gjâs. E motra Avdís, zemër-plasun, kah shef vllán në vig, e vajton përmallshëm. Vaji i saj bâhet edhe ma i pikllueshëm kúr ajo ankohet i vrámi s'la mashkull mbrap per t'i a mârrë gjakun.Porositë,zogun e zí qi Avdís ká per t'i kendue mbi vorr,qi ai të bâhet lajmtár në Shqipní per kobin easajë dite.Oso Kuka,ndigjon brimën e motrës vajtore dhe mbushet me mní kundra gjaksorëve malazez.Vendos me i u bâ vllá Avdís dhe me i a marrë gjakun.

Thrret shokët e me ndihmën e tyne dán me i a këthye nderën Shqipnís. U vêhet per gjurmë cubavet me djelmt e vet sokola.Në breg t'Moraçës kërset mâ e para pushkë, pushka e Preng Markoles nga Merdita kundra Malazezve.

## LAHUTA – Kangë e Tretë

Vlon lufta.Dy prej çetës së Vulo Serdarit vriten,tjerët lanë gjan e plaçkat e vehen në të hikun.Vetëm Vuloja s'e shpejton hapin: s'ishte burrë që trmbej; por mjerisht s'ka kush e ndjekë…
Osja është habitë, përse në çetën e tij mungon Kerrni Gila nga Zagorja. Gjaku ishte pague dy për një, prandaj Shqyptarët duen me këthye. Rrugës, Oso Kuka heton Kerrni Gilen, që tash sa koh ishte zanë në bejleg me të Malazijasin Jovanin.
Prejse të dy trima, ende s' kishin mujt me e da luftimin e ashpër. Kerni, tuj pa prijsin , turpnohet. Sjellë me tanë fuqi me taganin e përgjakun në anmik, por ky kishte ndodhë jetë-gjatë.Osja u hin ndërmjet e e ndan dyluftimin.I lidhë varrët anmikut e e lëshon të kthej shëndosh te shpija. E porositë, veç, që t'i bajë me dije Gospodarit të vet që aty e mbrapa mos t'a rrejë mâ at as të tjerët me msy tokat shqiptare.

## VRANINA

Vall,kush din mue me m' kallzue,
Pse kjo qyqja, zog i true,
Si mos kurr âsht tue vajtue
N' at Vraninë, n'at t' zezë krahinë,
M' breg t' Liqênit n' at kodrinë?
A mos kján hallet e veta,
Persé zì i shkon moti e jeta,
Bír as bí pá rritë e shkreta?
Qyqja vehten s' âsht tue kjá,
Bír as bí pse e mjera s' ká;
Por po kján ajo nji moter,
Qi ka mbetë sod qyqe n' voter,
Sod qi kputë i âsht kulmi i shpís:
Kján qat motren e atí Avdís!

---

1-5 qyqja, zog true: qyqja(cuculus) âsht zog i truem,persé , gjithmonë vajton.
5-10 Bír as bí pá rritë e shkreta : qyqja nuk i çilë as nuk i rrit zogjtë e vetë: ajo i lëshon voet nder çerdhe të zogjve tjerë,dhe ata i çilin e i ushqejnë.
10-15 ka mbetë sod qyqe n' voter : ka mbetë pa vllá,pa mashkull në shpí,kërcunë.- kputë i âsht kulmi i shpís : burrinë familjen shqiptare âsht si kulmi,trau kryesuer i mblojës së shpís.

Jo, po, âsht vrá, thonë, Avdì Hisa,
Mriz kah bâte nên dy lisa,
Nên dy lisa n'mal t' Vraninës:
E vrau Vulja, i biri Shkinës!
Njiky Vulja, 'i trim drangue,
N' at Vraninë fort âsht randue:
Nuk lên_ kál, jo, me shtektue,
Nuk lên çikë, jo, me u fejue,
Ke po i vret aj djemt e rí,
Ke po i kthen nuset n' gjiní,
Ke po i veshë_ nanat në zí.
Edhè u çueka, zogu i shkinës,
Me tremdhetë cuba t' Cetinës,
Me msy mrizet e Vraninës:
Po isht' kênë kandun mishi i dhís:
Edhè u ndeshka m' mriz t' Avdís.
Qaj Avdija vrik piskati:
Ndalo, Vula, mustak-giati:
Ndalo, Vulo, me caruqe,
Pse s' t' i lshoj, jo, dhít e kuqe,
Per pá e lá mrizin me gjak:

---

15-25 Mriz ka bâte : ndersá pushonte nën hije.- trimdrangue :K.I,309.- âsht rande :âsht bâ i pa durueshëm,i randë.- mrizet :landë degagjana me hije të dêt(rrastë),të vendueme ndër logje, livadhe e brîja,zakonisht brî krojesh,ku pushojnë barÍt me gjâ në zhegun e ditës.

25-35 Po i isht' kênë kandun :i kishte pasë pelqye,i a kish pasë anda.- vrik piskati :briti shpejt të madhe.- caruqe :të mathunat dalluesa të Malazezvet.

Edh' e drodh t' zezen bershânë
Qi e kisht' pasë moter e nânë,
Kinsè, i mjeri, zjarm me i dhânë;
Por prej Zotit s' kisht' kênë thanë;
Persè i shkrepi n' dorë bershâna ,
Shì kur dashtë s' do t' i a kisht' nana.
Po, por Vùloja i terbue,
Qi per pushkë ishte gatue,
M'karajfile i u shterngue:
Dekun m' tokë e la pushue.
Edhè u turr m' tê i patenzoni,
(Shka as atij s' i a epte zakoni),
E i a zdeshi xhamada'n
E i a xuer edhè taga'n,
E i a muer pushken e giatë,
Si nder burra s' âsht zanát;
Mandej dhít i vên perpara,
Edhè u grafë nper rrege e ara.
Fort po nget capi i Vraninës,

---

35-40 Karadak :K.I,59.- drodh t.z.breshânë :suellë,kthei kah ai të z.breshanë:nji pushkë me gurë-gacë në çark:muer emnin prej qytetit t' Italisë Brescia ,ku punoheshin aso heret. Kinse :gjojà per t'a shprazë,per të qitë.-(zjarm me i dhanë).
40-50 i shkrepi :nuk i ndezi,nuk i u shpraz,satini po si ndezi.-

pushke e gjatë me gùr.
50-60 rrege :tokë të punueme(të punuara) njiherë,por mandej të mbetuna djer dhe të prishune prej rrëmoje.- capi : sjapi(sqapi)

Fort po e ndjekë cubi i Cetinës,
Fort po kján nji e bija e Turkinës:
Fort po kján e fort po fshán,
Dekun m' vig kah shef të vllán:
Kur ká dalë qaj hylli i dritës,
O vl l au i êm, o vl l á!
Mbí ato suka t' Podgoricës,
O vl l au i êm, o vl l á!
Ti m' i a vûne pushken krahit,
O vl l au i êm, o vl l á!
Edhè m' dole m' derë të vathit,
O vl l au i êm, o vl l á!
E m'i a lshove zânin skjapit,
O vl l au i êm, o vl l á!
Me i lshue podit e livadhit,
O vl l au i êm, o vl l á!
Me ilshue m' ujë - m' at ujë t' Moraçës
O vl l au i êm, o vl l á!
Me i mrizue ke aj lisi i rrashit.
O vl l au i êm, o vl l á!
Qyqja motra tue t' kundrue,

---

sqapi.- vig :nji lloj shkalcit i thjeshtë,perbâ prej dydrujvet të gjatë,mbi të cilt lidhen shkopîj si shtrat për të mbajtë „mâ udobisht të dekunt,të smutët e të varruemit.

60-65 Pdgoricës :qytet i vogël i venduem në fushën omonime (me at emen)dhe qi përshkohet nga lumi Moraçë.Bánem

prej sukave të zdeshuna.

O vllau i êm, o vllá!

Porsì lis me degë prarue,
O vllau i êm, o vllá!

Lis me mâje të lulzue,
O vllau i êm, o vllá!

Rrite e mjera tue u mendue,
O vllau i êm, o vllá!

Se me ç' vashë tý me t' fejue;
O vllau i êm, o vlla!

Por qe Vùloja, 'i drangue,
O vllau i êm, o vllá

Me tokë t' zezë tý t' ká martue,
O vllau i êm, o vllá!

Armë e petka tue t' shkretnue,
O vllau i êm, o vllá!

Nanë e moter tue t' zezue,
O vllau i êm, o vllá!

T' zezat qyqe tash këndojn,
O vllau i êm, o vllá!

Nanë e moter t' u ndihmojn,
O vllau i êm, o vllá!

Pse mâ udhë per tý s' kundrojn.
O vllau i êm, o vllá!

Tash këndon nji zog i zí,
O vllau i êm, o vllá!

Kah t' flutrojë neper Shqypní:
O vllau i êm, o vllá!

Kurr ket pûnë un s' e kam ndî,
O vllau i êm, o vllá!

Se ká mbetë kund gjak pá u kthye,
O vllau i êm, o vllá!

A me pare a se me krye,
O vllau i êm, o vllá!

Veç ká mbetë njaj gjaku i Avdis,
O vllau i êm, o vllá!

Qyqja motra, vaj, e Avdís!-

E ndien Lqêni edhè Vranina,
Edhè e ndieka aj Oso Kuka;
Vaj'n e ndieka e m' kambë u çueka:
- Hani djelm! e ju vraftë buka!
Eh ju vraftë buka e Dauletit;
Eh ju dhaça ujüet e detit,
Po s'u muer_ sod gjaku i Avdís,
Po s'i u kthye ndera Shqypnís.
Çou bre, Soko, e mund t' i xâmë!
T' mos t'i májm cubat me vjâmë,
T' mos t'i lame çikat me nâmë.
Proh! Ti o Zot,kur na janë çue,
Mbathë e zbathë – si kan qillue

---

105-110 gjak pá u kthye :pa u mârrë gjaku.- A me pare a se me krye:gjaku ase paguhet me pare ase merret tuj e vrá dorë-rasin.
110-125 E ndien Lqêni(liqeni i Shkodrës)dhe Vranina.-Hanidjelm e ju vraftë buka:Buka âsht gjâ e shejtë:ajo mund tbahet bekim a por vret atê qi e shpërdoron.- buka e Dauletit :K.II,32.- ju dhaqa ujët e detit :i u dhaqa rrugën e rgimit,

## PREJA

E i kan rrokun armët shqyptare,Njato ltina e xheverdare
Njato t' bardhat n' zâ breshâna
E i kan njitë njatà tagâna,
E i kan vû njato calina,
Se ç' ushtimë ká marrë Vranina!
Porsì,kur ndokush t'i nguce,
Dalin grêthat jashtë biruce,
Njashtû turr per derë t' kaushës
Djelmt e OSOS rrâjn drejt fushës
Kû kisht' krisë e zezë potera,
Motra e Avdís kû kjate e mjera.
Shoqi shoqin nuk po e pritka,
Por seicili vrap po ngitka,

Petku çohet do t' i u préka,
E jo mâ se po i pret deka!
S' âsht tue dreshtë, jo, kush rrezikun,
Kah per gjurmë po ndjekë anmíkun;
Veç se i lngon setcillit zêmra,
Ke mâ e letë s' i ndolli thêmra.

---

125-130 ltina :armë t'ardhuna prej Italije.- xheverdare :K.II,115.
130-135 E i kan njitë nj.tagana :K.II,57.- calina _ :armë brezi si kuburja.- t'i nguce : t'i trazojë,t'i nxisë,t'i ngasë.
135-145 kaushës:banesa e rojës ushtarake në kufi. Rrâjn: ngasin, vrapojnë, turren, derdhen. - do veka :do të shkueka,paska per te shkue,do të vetka.
145-150 i lngon zêmra :i vjen keq.- si dolli themra:

Syt u qesin flakë e shkndija
Kah t' frigueshem, si duhija,
Qi kalon me t' rrebtë zhumhuer,
Fushës i bjen kryq e terthuer,
N' dorë tuj mbajtun pushkët arbnore,
Qi u flakojn neper terthore
Porsì rrfeja n' atë mizore.
Si 'i langue, qi, dalë me gjue,
Endet malit pà pushue,
Dér sa t' jetë «per erë» pá u vû:
Djelmt e Osos njashtu ngasin,
Veç me cuba si mund t'hasin,
S' kerset, jo, nji pyllë mâ teper,
Kur mêrr zjarrë ndoj majes s' eper,
Si kerset Vranina e shkretë,
Sod qi i bien Shqyptarët e letë,
Vrap tuj ngá poshtë e perpjetë:
Thue se kamnve u kan vû fletë.

M' breg të Moraçës nder do zhavare:

---

kamba(këmba),hapi.- Syt u q. flakë e shlndija :aq janë të „zemruem sa syt e tyne duken si të qitshin prej idhnimit „e trimnije flakë e shkëndija.
150-160 zhmhuer :zhurmë,krizëm, poterë.- minore :të trishtueshme qi s' ka dhimbë per kurrkend per te zbutë furinë estuhis Si 'i langue :porsi nji langue-(qen gjuetar,i shpejt e i hajshëm).- «per erë»pa u vû :qeni gjuetar,porsa të dalë,nget andej e_ këndej per të hetue erën e gjaes(egërsirës). Si mund t'hasin :si mund të takohen,ndeshen.

M' breg t' Moraçës drejt Bjellopoles,
Krisi pushka e Preng Markoles.
Preng Mariola prej Mirditet,
Nder shokë t' vet porsì hýll dritet,
I pau cubat aj mâ i pari,
Ke po majshin kah Ponari.
Ah! kadalë, bre zogu i shkinës,
– Se s' i a mêrr ti gjân Vraninës,
– Me kênë vetë Knjazi i Cetinës!
Prenga Mirkos i vikati,
M'« xheverdare », edhè i ndêi gati.
Krisi pushka, atëherë, batare.
Krisi « ltinë e xheverdare »,
Edhè ushtoi duhma e breshânës
Me u dridhë fmija n' zêmer t' nânës.
E pse trimi m' trim si t' hase
E n' log Zânash si t'kersase,
Si t' kersase pushka, or vllá,
Rrallë pá gjak se mujm me u dá,
Pavloviqi ktû edhè u vrá:
Pavlloviqi u vrá n' pushkë t' para,
Ka' u grahë dhive neper ara.
Kúr pau Vùloja se shoku

---

165-170 nder do zhavare :vend me bimë knetash.- drejt Bjelopoles : fshat I venduem në brigjet e Moraçës afer Liqênit të Shkodrës,këndej Vraninës.
170-180 kah Ponari :vend në rrethet e Zhablakut.- Knjazi i Cetinës :K.I,208.
180-185 E n' log Zânash :K.I,160; K.II,50.

I kje vrá, e se pataloku
Per tê s' isht' nji ved bejlegut.
I lshoi dhít edhè u nis bregut.
Me dorë, burra! – sa i mujt zâni,
Briti Osja atbotë si ulâni,
Edhè m' shpinë aj zhgjetë i u lshue
Me djelm t' vet, porsi 'i terbue.

Se si, kur t' u bjerë skyfteri,
Hikin pulat nper kaçuba?
Njashtû atbotë, hikne ata cuba.
Hikne cubat porsi zhgjeta,
Kush n' teposhtë, kush kah perpjeta,
Veç se Vulja, çue dollâmen,
Aj aq shpejt s' e ndrronte kâmben:
Kisht' kênë trim, eh i bâsha gjâmen!
Por shka? Sod s' i heci e mara,
Pse edhè 'i shoq i a fiku Tara.
Tara Pllumbi i Jegumirit
I rá krés shi njâjë mâ t' mirit,

---

190-195 e se patalogu : shesh i vogël,rrafsh.- nji vend bejlegut : nji vend i aftë per dyluftim.- Me dorë,burra!-sa i mujt zâni :- me sá zâ pat bertiti: m,d.burra! gjojà:mëtàni e kapni me dorë!

195-211 si ulâni :porsi luani.- skyfteri :K.I,341.- çue dollâmen : shpervjelë dollamen:lloj capote e çilun perpara dhe e gjatë deri në gjû. - s'e ndrronte kámben : s'hecte, s'ndërrontehapin eh i bâsha gjâmen :e pafsha dekun.- i a fiku : i a vrau.- i Jegumirit : K.II,137.

Njajë djaloçit prej Zaçirit,
Tue e lshue dekun m' do gjeth firit.

Kû e ka Osja edhè nji djalë?
Kû e ka Osja et Kerrni Gilen,
Qi s'i a dàj kund « karaifilen»?
 A thue ti, pse ndolli i rí,
E pse e dí qi per tê n' shpí
Rreh nji zêmer plot dashtní,
Ndoshta sod po i dhimbet jeta
E rrin mshefët nder shkorre e mbreta?
  Nuk âsht mshefët, jo, Kerrn Zagorja,
Kerrn Zagorja - rê mizorja;
Por âsht ndeshë aj me Jovanin,
M' breg t' Moraçës tue da mejdanin.

Por per vrap s' kisht' kerrçikun;
Prandej shokët e lane mbrapa,
T' cillt po hikshin me t' mdhaj hapa.
« Urra! » m' shpinë, atbotë, si bisha
I u lshue Kerrni neper plisha,
Neper plisha e bregut t' uj't,
M' « karaifile » m' nja tue e gjujtë,
M' nja tue e gjujtë, por veç per ânë:

---

210-215 prej Zaçirit :krahinë e M.të Zi.- Zânë :K.II,50.
220-230 shkorre e mbreta :shkurre, kaçuba të shpeshta me degë të kaperthyeme e mbreta:krifsha,kripça.
230-235 Neper plisha :bîmë kënatash e lartë mr gjrth të gjatë(Phragmites communis).

Gjallë me dorë dote m' e xânë,
Por me dorë nuk xêhej djali,
Pse kisht' kênë nji sokol mali:
Kisht' kênë Shkjau, po, me trí zêmra!
Tek e ndieu Kerrnin te thêmra,
E hodh pushken m' nji ferrmanë,
Edhè xuer aj t' idhtë tagâ'n,
Qi kisht' fikë mâ se nji nânë;
E t' u dredhë ka' i Zagorjani,
Kshtû po mêrr e i thotë Jovani:
Mos t' rrêjë mendja, or trim i rí,
Se e koris Malin e Zí,
Tuj t' rá n' dorë si nji baxhí;
Por, n' jé i armve e n' jé Shqyptár,
E per n' jé ndopak bujár,
Xír tagâ'n, e n'kjoftë gjykue,
N' bejleg kryet shkurtoma mue.

Na i ndêi gati edhè i piskati:
Si tagan, si pushkë të giatë,
Jam Shqyptár, e i kam zanát;
Edhè cubi i Malit t'Zí
S'ká per t' m' msue besë e burrní...
Por, merzitë mbasi t' âsht jeta
Me cubní e me pûnë të shkreta,

---

235-245 sokol mali :K.I,91.- ferrmanë :ferra qi dalin gardhijeve,ner stomije e mure dhe i bâjnë kokrrat posi manat(Rubus fructicosus).- t'idhtë t'agân :taganin e idhtë:K.II,57.
250-255 shkurtoma : m'a shkurtò.

A ti ktû ké me marue;
Kerrni Gila pse m' thonë mue,
Edhè nxuer tagâ'n prej millit:
Ç'ka flakrue m' at rreze diellit!
E si pushken m' tokë e uli,
Báll per báll Jovos i duli.
Or Shqyptár, qi tash n'e vona,
Tuj perbuzun Fé e zakona,
Veç mbas shpinet msyn anmikun,
Hec e shif si dredhë çelikun
Kerrni Gila e njaj Jovani:
  Shif si dahet, bre, mejdani!

Kryq taganat i zateten:
E si t' ishin flakë e agzot,
Lum e lum per t' Madhin Zot!
Se ç' filluene me vringllue,
Si dý rrfé. Ehu! Tue flakrue.
Shkrepshin shkndija ndaj perpjetë
Porsi m' kullmë prej hekurit t' nxetë,
N' ajr tagânat ka' perpiqshin,
Kryet shoshojt atá ka' i ndiqshin.

---

269-270 Edhè x.ta.millit :prej këllefit lüekure,me të cilin mbahet. Duli :i duel.- si dredhë çelikun :si perdoron shpatën.
270-275 Kryq t.i zateten :i ndeshen me hov njani kundra tjetrit. Flakë e agzot :K.I,80.
275-280 Shkrep.sh.ndaj perpjetë :tuj(duke)u ndeshë shperthejshin xixa drejt perpjetë(Zadr.).- P.m'kullimë :posinë kudhër cung i çeliktë mbi të cilin farkatari(kovaçi)rreh me çekan hekurin e skuqun.

Djersë e gjak xû me ─ u kullue;
Por s' xû asnjâni me u ligshtue,
Mu_ mâ fort erdh t'u terbue.
Kur varrohet n' mal nji arí
A me pushkë a─ m' hekur t'zí,
Jo veç se prej dhimës s' topitet,
Por mâ teper vjen e nzitet,
Edhè, msyn,n' furi t' terbueme,
Me gjak t' vet armen t' tritueme:
Njashtu atbotë atà dy trima
T' shpejtë nga dora si vetima,
T' rrebtë ka' e sjellma porsì rrfeja,
Mêrrshin turr me fuqí t' reja,
Tue terflluem e tue kercnuem,
Shkumë e gjak prej gojës tu' u shkuem.
Kur i a behë, qe, n' at fushore
Oso Kuka, rrfé mizore,
Kah po kthete asajta n' shpí
Me dy rob edhè me dhí,
Qi kisht' marrë prej Malit t' Zí.
Oson Kerrni tuj e pá
Disi marra atbotë i rá
Ke nene s' kisht' pré anmikun;
Prandej çon të prehtë çelikun

285-290 nji arí :nji harushë.- m'hekur t'zi :në kurthë,grackë.- s'topitet:s'frigsohet.
290-300 Me gj. t'vet arm.t'ritueme :rreshtó; msyen armën e ritueme,të lagun me gjak të vet.- Tue terflluem :tuj tërfllue tuj(duke)fry bulshît.- I a behë :arrin papritmas.
300-305 Ke nene :ke akoma,ende,halá( Zadrimë).

Edhè e siell me kaq furí,
Qi t'kisht' ndeshë n' cub t' Malit t' Zí
Fíll per gjysë, tham, kje tu' e pré.
Por jetë-giatë cubi kisht' lé;
Pse ndermjet tagâ'n i a qiti
Me tê deken edhè e priti.
Kur tagânat janë zatetë,
Fort shunglloi Vranina e shkretë.
Edhè u kpu'n t' dy per mjedisit,
Si t' ki'n kênë dý krande lisit.
«Jam ndermjet!» atbotë vikati
Oso Kuka edhè u ndêi gati.
U ndêi gati me i shkatrrue,
Pse me dorë kjenë t'u pushtue.
«Trima, mjaft pask'ni luftue:
Dikû veç nuk ká kênë shkrue.»
Zûni Osja atëherë me u thânë,
«Dikû shkrue veç nuk ká kânë
Njâni tjetrin dekë me e lânë... »
Prá ti cubi i Malit t' Zí,
Prehi kâmbët e dredhò n' shpí,
E thuej nânës e nuses s'ré
(Per n'i paç ti kund n'at dhé),
Se per s' dytit sod ké lé.
Jem'tue t' falë, po, n'ket ditë t'sodit
Pse, me giasë, qi kênke rodit.

310-320 shunglloi :ushtoi,u tund me zhurmë.- u kpu'n :u këputën.- t'u pushtue :tuj ,u rrokë(në,veshtrimin e të folmes kosovare),tue u kapë,kacafytë.
325-330 Prehi kâmbët:baras: K. I, 258.

Por ket fjalë shokve m' u a thuej:
T' mos u rrêjë njaj Cari i juej
Se sundon mbi né kurr Nika,
Per pá mbetë Shqypnija m' çika.
Ndoshta t' dám na jem' nder veti;
Por kû né t'na lype Mbreti,
Por kû Shkjau t'na ngasë n'vend t' t' Parve,
Per ket besë, fara e Shqyptarve
Turk e i kshtênë – mêrr vesht,or, djalë
Kan me u gjetun krejt me 'i fjalë...

Njâ as dý mâ nuk i a bani,
Por,si i a lidhen varrët e shtatit,
Rroku pushken e u nisë dhpatit:
Lum! E lum! po, kopilani
Pse i u kput n'at ditë tagani...
U nis shpatit per Cetinë
E Oso Kuka per Vraninë,
Per Vraninë, kû kndonte Zâna:
Ke bje dielli e ke mêrr hâna
Oso Kukë nuk bân mâ nâna
As n' Begllerë as n' Kapidana!

335-350 çika :çupa,goca,vajza.- kopilani :K.I,324.
350-353 Zâna :K.II,50.- Ke bje dielli e ke mêrr hâna:kah bjen dielli e perëndon hana.

# LAHUTA E MALCÌS

## KANGË E KATËRT

## VRAN INA

### ARGUMENTI

Shëndrrimi i gjendjes në Vraninë ban qi kryeqyteti i Malit të Zi, Cetina, të shqetsohet. Shkjaku i këtij ndryshimi âsht Oso Kuka. Përshkrimi i hollsishëm i kreshnikut Shqiptarë. Knjaz Nikolla thrret krenët e Malit të Zi dhe çilë mbledhjen tuj u paraqitë gjendjen e Vraninës dhe planet e veta. U paraqet të pranishëmve premtimet e Carit të Rusisë, premtime, premtime, të cilat nuk mund të çohen në vend per pa hjekë qafet trimin Shkodranë. I pari, qi merr fjalën mbas Knjazit, âsht i Cetinjani, Mirkja. Ai vetë, si Knjazi, pohon trimnin e Shqiptarëve, por çashtjen s’e bjen të disprueme shumë. Me Shqiptarë – thotë – kur s’punon trimnija, ka me

punue dredhija e parja, të fitmet e dasija. Per mos me bjerë kohë ai lyp prej Cetines 700 vetë e 400 prej Biocet nën Ghukoviq Peren. Met a vendosë të dalë në V r a n i n ë.

Autori thrret Zanën per t'i lajmue Osos vendimet e mshehta të Cetinës. Pergjegja e Zanës âsht nji ankesë e pervajshme jo aq per dekë t'Osos, (Kukës), sa per pleqni të bame me coptue tokët e Burrit, të Lekës e të Kastriotit. Mbyllë kangën nji kushtrim i thekshëm, që poeti u sjellë Shqiptarëvet, e sidomos drejtusavet, te ndjekin shembullin e kreshnikut Shkodranë dhe të desin, si ai, perpara se të lanë me coptue vendin e të Parëve tuj bjerrë Fè e zakone.

# VRANI NA

Vojti fjala ka cetina:
Vall ç' po bân mbi Shkijé, Vranina!
Vall ç' po bân Vranina m' Shkijé,
Rob tue záne e gjind tue pré:
Tue pré gjind, tue zânë hajduka,
Qysh se duel njaj Oso Kuka!
Oso Kuka, i' burre Shkodranë,
Shoq ne Shkoder, thonë, s' ká lanë
Per kah besa e kah trimnija,
Qi zanát i ká Shqypnija.
Kalashan e sý - pergjakun,
Mje m' sylah e ka mustakun;
Ushton mali, thonë, kur t' flase,
Dridhet fusha kah t' vikase;
E kah t'dredhë të rrebtë tagâ'n,
thue se rrfeja shkrepë per ânë:
Kaq vringllim aj shkon tu' i dhânë!
Edhè e ká nji xheverdare,
Xheverdare pushkë vrastare,

Qi, ke t'laje sýni i njerit,
Me tê sý'n i a zier skyferit.
Burrë kaprroç e trim si Zâna,
Thonë me kmishe e bâni nâna;
Edhè, thonë, ká lé drangue,
Pse trí zëmra i kan qillue,
E pse i ka trí pupla t' arta
Per nen krah të armve t' larta.
Prandaj plumja m' tê nuk ngulet,
M' tê tagâni edhè perkulet:
Top me i rá shpierti s' i shkulet.
Ky n'Vranine edhe ká zânë
Me njiqind e nji breshânë
Kú nji fjale e paska thânë:
Se per t' gjallë rodi i Shqyptarit
S'i bjen n' dorë kurr Gospodarit.
Fjala knjazit n' vesh i ká shkue:
Edhè Knjazi na âsht idhnue,
Na âsht idhnue kur e ká ndí.
Thirrka Krenët e Malit t' Zí:
Njani arí, tjetri duhí,

Të gjith lé sokola malit:
E m'ledinë n''kuvend rreshtue,
Ngerthye vetllat m' shtek të ballit,
Folë u paska si tue ulurue:
Ká dalë fjala nper Cetinë,
Se 'i Shkodranë ká rá n'Vraninë,
N'at Vraninë, po n'at rranzë suket
Thonë ká rá 'i farë Oso Kuket.
Kaleshan e Kime-zí,
Gjak e zjarm â aj sýni i tí;
Edhè i ká nji pare mustaqe
Kaçarrel e leqe - leqe,
Qi me i mrîjtë mje m'fletë t' sylahit,
T' zez e t' trashë sá llana e krahit.
Ky edhè, thonë, ká lé drangue,
Pushkë as top mos m'e shinue,
As tagân mos m'e varrue;
E po thonë se ká zatetë
N'at Vranine me dyqind vetë,
Me dyqind fatosa t' rí
Djelm të zgjedhun n'mal e n' vrrî
Jo per dok ëe hijeshí,
Por per zêmer e trimní,

Qi e kan pushken tatë e nânë.
Ky edhè 'i fjaleë paska thânë:
Se per t'gjallë rodi i Shqyptarit
S'i bjen n'dorë kurr Gospodarit...
Prap po thonë se ky Oso Kuka
Paska zânun do hajduka:
Do i ká zânë e do i ká pré:
S' lên me rá mâ Shkjá n'at dhé.
Cubat vetë i paçë ndersý,
T' zezë Vraninen per me msý,
Vrasë e pré mos me i a ndalë,
Veç me Turk si t'nisi fjalë;
Pse Moskovi e ká pleqnue
Shqyptarín né me na lshue
M' Rozafat e m' Kishë Deçane,
Kû do t'mrrîjë megja serbijane,
Per me u gjetun Cernagora
Me Serbí bashkë dora - dora.
Kujtoj keq s'na kishte rá.
Shqypnín tjeter kan me e dá
Bulgarija e ajo Greqija.
Pse, mbasi Shkijét e Ballkanit
T' kanë pushtue tokët e Sulltanit,
E mârrë t'kenë do skele detit
Te kane lidhë besë ndermjet vetit,
Ká m' i dhânë Shkjenís e mbara,
Ká m'u shtrue ura perpara

Dét e m'dét m'u kapë Moskovi;
Ká m'i thye Krajlnive hovi.
Por, qe tash, mbasi ká zânë
N'at Vranine ky burrë Shkodranë,
Nuk po dij se kah t'i a majë:
Drue s'ka metë per sod uzdajë
Se i pushtoj tokët e Shqyptarit,
Si e kam pasë fjalen e Carit!
Kshtû tha Knjazi i Malit t' Zí.
Krenët po rrijshin tue e ndí,
Tue e ndi e tue mendue
Se shka Knjazi ish' tue ligjrue
Per Shqypní e per Shqyptarë.
Kur qe Mirkja, Krenësh se parë,
Po i thotë Knjazit: Gospodár,
Fjala e Carit n'udhë s'do lânë,
Pse ka dalë nji burrë Shkodranë
N'at Vraninë, n'at t'zezë krahinë,
N'breg t'Liqênit n'at kodrinë.
Pse, po kje se ky Oso Kuka,
Po âsht nji nieri qi e man buka
N'mos e mârrët pushka e kurrkuej,
(Mjaft qi, i mjeri, mund t'a gjuej!)
Ká m'e marrë nji pushkë vrastore:

Pushka e babës ltinë mizore,
Qi der m'sod mue s'm'ká koritun,
Pse edhè m'turk ajo âsht vaditun...
Veç po e zâm se ket Shkodranë
Gjallë as dekë s'po mûjm m'e zânë,
Me gjithkta nuk do me thânë,
Se na s'e pushtojm Shqypnín.
Malazezt te gjith e dín
Se n'Shqypní ká djelm si Zâna,
Qi mâ t, fortë s,po t'i bân nâna.
Me armë n'dorë, si thomë na, lé,
Anë e kand permendë mbi dhé
Per trimní, per besë e Fé:
E prandaj p'r i' dite Shqypnija
S't'bjen n'dorë, besa, lum Zotnija.
Por me kohë e me dredhí,
Me u kapë mundet Mali i Zí
M' Teqe t' Krús e m'Kishë Deçane,
Kû do t'mrrîjë megja serbijane.
Pse tue kênë se kan fillue
N' Shqyptarí sod m' kâmbë me u vû
Muhaxhír e Anadollí,
Gjind t'pá plang edhè t'pá shpí,

Qi nuk dín se shka u kje i pari,
Zot e Mbret per t'cillt âsht ari,
E u lanë m'anesh dyert bujare,
Dyert bujare t 'tokës Shqyptare:
Njata krenë e kapitana,
Bajraktare, trima si Zâna;
T'msuem per Mbret me dhânun jeten,
T'msuem per vend me shkrî atà veten,
Per ket besë, kallxou kuleten,
Se Shqypnín ké m'e pushtue
Para se t'a keshë mendue.
Prandej zên tash, Gospodár,
Me qitë fitme nder Shqyptarë;
Pse me kohë e dhelpëní.
Ké m' u bâ Krajl mbi Shqypní.
Edhe ndoshta mbi Serbí...
Por na as tash harû spo t'rrím:
Sá ma shpejt n'Vraninë po t' bím,
Me u perpjekë ma at Turk Shkodranë.
Un po t'bie me Cetinjanë,
Cetinjanë nja shtatqind vetë,
Qi per gjâ s' e bâjn ket jetë:
Si me dekë ashtû me metë.
Mandej t'bjerë Gjukovic Pera

Me nja katerqind pushkë tjera,
Katerqind Bijoca t'rí,
Qi janë Ora e Malit t'Zí.
Kam uzdajë se me kto çeta
N'sukë t'Vraninës un porsá t' veta,
Kam me ngulë m'tê Trobojnicen,
Kam m'i a vû Osos kapicen,
N'kjoftë se kryet s'i a pret tagâni,
Si n'Cetinë ka dalun zâni...
Pse perndryshej, kam m'i a prû
Kret n'Cetinë, t'ngulun m'nji hû...
Kshtû tha Mirkja, Kapitani.
Ver me gojë kush mâ nuk bani.
Atëherë Knjazi i Malit t'Zí
Mêrr e u thotë: Sokola t'mí,
Bini pra, n'Vraninë me ushtrí,
Me sa t'dueni ushtarë te rí;
Por Vraninen m'a pushtoni,
Osos kryet por m'i a shkurtoni.
Sá per fitme e per ngatrresa
M' lêni mue, perse, qe besa,
Me pak pare e tuj gergá,
At e bír un kam me dá:
Jo se mâ bajraqe e fise,
Qi, q'se mora mend e shise,

Un t'bashkuem mend nuk i majë...
Oh! po tash mund t'kem' uzdajë,
Se serbija e Crnagora
Kan me u gjetun dora-dora
Me Greqí e me Bullgarí,
Si n'Moskov â bâ pleqní.
Por Vraninen m'a pushtoni!
Osos kryet por m'i a shkurtoni!
Foli Knjazi, e Krenët u ndane,
E n' Vraninë, mbi xhebehâne
Zû me krrokë nji sorrë kob - zâne.
Deh! moj Zânë, pásh njato kroje,
Pásh currilat neper prroje,
Pásh bylbylat e Prandverës
E pásh t'amlin fllad te erës
E p'r at voes, qi bje prej qielli
E pásh lulet drandofille,
Deh! m'kallxo a po t'vjen keq,
Se e dau Knjazi sod nder Pleq
Trup nji ushtrí n' Vraninë me çue,
Osos kryet per m'i a shkurtue?
Mue m'u kputshin fletët e krah'e
Mue m'u bâshin prozhmet rrahe,
Mue m'u shuejshin kângë e valle,

Kângë e valle edhè zavalle
Mbi njato rudina t' buta:
Per mjedis mue m'plasët lahuta,
N'paça dhimë a kurrnji grimë,
Pse po i pritet Osos kryet,
Pse po i erren të dy sýt:
Krye n'Shqypní mos metët pá u pré,
N'kjoftë se n'shekull aj ká lé,
Per me u vû mbí tê kapica
Me njat shkrolë qi e shkroi Nikica!
Por m'lingon mue shpirti e zêmra,
Shtati m'dridhet mje ke thêmra,
Ke po ndiej un kob të rí:
Qi i ká metë sod Malit t'zí,
Per me dá t'mjeren Shqypní,
Kû kan lé e kû jânë perkundun,
Prej kah shk'' llin e kan tundun
Burri, Leka e Kastrijota,
Para t'cillve shueta bota:
E Shqyptarët porsi t'hutue,
Me duer m'i rrín tue shikjue,

Thue se 'i mend qiella e ká dá,
Rob me ndêjun kta nen Shkjá:
M'i u shtrue knjazit dheu i Shqyptarve,
Shtrêjt fitue me gjak te t'Parve!...
Ehú! mallkue kjoftë njaj n'Shqypní,
Kjoftë mallkue, po, a plak a i rí,
Qi per Mbret e per lirí,
S'çohet sod me armë mizore,
S'lidhet sod me besë arbnore,
Per ma dhânë mâ para jeten,
Per me shkrí mâ para veten,
Se me rá fisi i Shqyptarit
N'thoj t'pangîshem t'Gospodarit.
Shka? a thue n'kângë se ká me u vû,
Se pá pushkë e ndêjë harû
I rá Knjazit n'dorë Shqypnija,
N'zâ kah besa e trimënija?
Jo, per Zotin! Para toka
E perpîftë me male e boka
E me lume e fusha t'gjâna:
Per tê dielli u errtë e hâna!...
O zotnít e Shqyptarís,
O ju krenët edhè t'Malcís,
Pashi at Zot e at êmnin t'uej,
Mos lakmoni pares s'huej:

Sado vonë me pasë per t'shkue
Mbi djelm t'uej ká me gjikue!
E ju t'cillve i Bukuri i qillve
U ká zgiedhun me i prî nirit
Ravës s'amshueme t' t' naltë Empirit,
Qi â e liris e e s'Drejtës pasqyra,
Kinie n'mend: per jú detyra
S'âsht me mjelë veç delet t'ueja,
S'âsht me mkâmbë veç gjûhët e hueja,
Por me at Fé, qi kem' prej qillit,
Por me t' bardhen dritë t'Unjillit,
Mrendë dashtnín mú a ndezë Shqyptarve
Per kah giûha e vendi i t' Parve:
Qi Shqypnija t' jetë e vetit,
Qi Shqyptarët t'sherbejn nja'i Mbretit:
Qi per Mbret e troje t'veta
Mos tu dhimbet gjâja as jeta,
Por te desin, si Oso Kuka
Qi âsht tue dekë, ehu! n'ato suka!

# LAHTA E MALCÌS

## KANGË E PESTË

## DEKA

### ARGUMENTI

buka. Han sà me thanë, lan duert, del m'anash e pështetet bri votrës. Duhani i a lehtëson mendimet.

Hija e dekës, qi n'anderr i u gjâ se i dha zjarr barotit të xhebehanes, s'i hiqet mendsh. Djelmnija, dikur, çojnë tryezën e vehen, simbas dokeve, dikush të luej, dikush të lyj armët. Soko Tona këqyrë shpatullen, e cila kallxonte vorre e gjak. Skena familjare merr ngjyrë të zymtë. Vetëm kamga e Kaçel Dodës mbi dyluftimin e Gjergj Elez Alis me Harapin dishka zhdavaritë merzinë e asaj mbasdarke, por jo kujdesin e Osos. Mbas kangës ky i urdhnon Met Zenelit të marr Vuksanin, Sinanin e Kerrnin nga Zagorja dhe të dalin për roje në và. Tjerët bijnë me fjetë.

## LAHUTA ─ Kangë e Pestë

Oson, veç, s'e merr gjumi, ashtu si s'flejnë anmiqt e tij shkjè : Zeliq Uka, Mirko Serdari e Gjukoviq Pera, të cillt përdorojnë natën per te rreshtue ushtritë e veta rreth Vraninës, ku ne nadje do te zhvilloheshin luftimet. Njimij e njiqind pushkë janë ata me të njehun. Poeti thrret Zanën per t'i lajmue Oso Kukës planin e Shkjaut e rrezikun qi e prêt ; kujtohet menjiherë se në và janë rojet Shqiptare. Në të zbardhun të drtës kërset pushka e Kerni Giles. Në të shtime të para vritet Gjukoviq Pera. Lufta ndezet, shtohet mrrin në kulmin evet kur çetat malazeze prej se tana anësh msyjnë e kalojnë nànë. Oso Kuka rrân menjëhere në ndihmë djelmve të vet roje. Shef se anmiku âsht teper i madh, por s'frigohet. Këthen dalë prej ballit të luftës vetem atëhere, kur të vett i lajmrojnë se ushtritë anmike kanë m'sy në drejtime të ndryshme xhebehanen dhe ngujohet në tê me ata pak luftarë, që i kishin teprue. Kur Shkjèt, në saje të numrit, i veshen kullës së ngujimit dhe kërkojnë me nxânë gjàll Shqiptarët, Oso Kuka vetë i ep zjarm barotit dhe hjedhë per hava vehten e anmiqt tradhtarë. Mbyllë kangën nji grishje e qortim nanave shkina, që mos të mësojnë ma fëmijët me msy tokën shqiptare. Në V r a n i n ë ngulet flamuri tringjyrësh i Malit të Zi.

# D E KA

Kish t'a díej, ç'ká aj Oso Kuka,
Qi tue shkue s' âsht sande buka.
S'po i shkon buka as mishi i dashit:
Kot nget tryezës â ndêjë per rrashit,
Tue perdredhë njato mustaqe!
Thonë, ká pá nji anderr t, keqe.
Anderr t'keqe, thonë, ká pá
Mbramë, qi shkoi, porsa ká rá.
Ká pá n' anderr se prej Rjeket
Kênka nisë nji hije deket
Ndezun flakë, si flakë lugatit,
Qi, tue hecun fushës e shpatit
E nper kneta e neper zallina,
Fíll po vîte kah Vranina.
Kúr n' Vraninë ajo ká mrrî,
N' Xhebehâne, paska hî,

Edhè i dhânka zjarrë barotit.
Kur ká dhânun zjarrë barotit,
Ká plasë kulla e ká marrë gjâmë,
Asht dridhë toka per nen kâmë,
Ká ushtue Lqêni, mali e lumi,
Edhe Osos po i del gjumi.
Pá ket anderr Oso Kuka,
E prandej nuk po i shkon buka,
S' po i shkon buka as mishi i dashit,
Kot nget tryezës 6a ndêjë per rrashit.
Po, s'han bukë, veç sá me thânë;
I lán duert e del m'njânë ânë,
Per urë voters pshtetë m'nja'n brî,
Tue mendue, duhan tue pî.
Sa rrin osja tue mendue,
Bukë djelmnija kan marue;
Çuene tryezat e i pshteten,
Rrokull odës mandej zateten,
Kush tue dhênë, kush tue kuvendë,
Kush tue luejtë cic - mic hâne,
Kush tue lye ndo'i çark breshâne:
Nji tagâ'n m' unuer e mrefe,

Fushekët tjetri m' vezme i njefë.
Kur zên Osja atje mâ vona:
Kqyre at shpatull, Soko Tona,
E na thuej a difton gjâ,
Pse dishka nakel m' âsht bâ...
Jo, po, shpatlla keq diftote:
Luftë kah maja ajo kallxote,
E ka prenda disá vorre,
Tym e gjak neper oborre.
Prandaj Soko erdh e u vrâ
Kah po e kqyrte m' dritë pá zâ.
Ndoshta shpatlla,tha, s'â gjâ
Pse per ndryshej fort ká giasë
Se na luftë kemi me pasë;
Se shum nieri ká me u vrá;
Shum do vorre jam tue i pá...
Por prej luftës Shqyptarët nuk tuten.
Merr, Kaçel, njihër lahuten
E na thuej nji kângë Shqyptare;
S'májm na zí pá na qitë fare!
Muer lahuten n'dorë Kaçeli,
M' tê magjarin n' vend e ngeli

E, mbasi per zâ atê ujdisi,
Kesht6u kângës atebotë i a nisi:
Kish' dalë nji Harap prej deti,
Trim i zí e belagjí
Edhè qitka 'i porez t'randë:
Ka trí bukë pagaçë per shpí,
Shtatë masë vênë per ditë me i pí,
Ka 'i taroç per mish te zí,
Ka nji dash n' mjesditë m'i a pjekun,
Ka nji skjap per darkë m'i a repun.
Njiqind vetë n' mejdan ká pré,
Njiqind vithna qiti faret,
Njiqind shpija edhè ká djegun.
Kur vojt rendi n' Shqyptarí,
Njati Gjergj Elez Alís,
Leter t' vrashtë i paska çue:
Ndiej, ti or Gjergj Elez Alí,
Mbas dý javësh si t' bjerë kjo leter,
Ti n' mejdan mue ké me m' dalun;
Pse tý kullat do t' i djegi,
Mal e vrrî pse do t' i shkeli,
Dhên e dhí pse do t' i mjeli,
Pse edhe gruen rob do t' a mârr!

# D E KA

Letra Gjergjit n' dorë ká rá;
Edhè Gjergji fort â vrâ,
Fort a vrâ kur e ká kndue.
Dý javë vehten e ká majtun,
Bukë prej djerrit aj tue hanger,
Mish taroçit aj tue ngrânun,
Vênë trí vjeçe edhé tue pí:
Edhè atin e ká majtun
Tagjí urizit n' strajcë tue i qitun,
Vênë me pí per ujë tue i dhânun.
Krye dý javësh, mushun dý javë,
Vehten Gjergji e ká provue:
Nji lis t' madh kish'pasë n' oborr;
Me dý duert Gjergji e ká kapun,
Me gjith tokë edhè e ká shkulun,
Opèt n' vend edhe e ká ngulun.
Kênka mbathë e kênka veshun:
Paska veshun petkat arit,
Paska njeshë shpaten florinit;
Zgithka gjokun pullalí,
I a vên frenin treqind pullash,
I a merthen me shtatë kollana,
Edhè nânës aj po i bân zâ:
Hallâll, nânë, ti me m' a bâ
Miré e keq, shka kemi folun!

---

E i ka puthun nânes doren.
Amanet, morì ti loke,
N' kjoftë gjikue me m' pré Harapi
Lot per mue ti mos me derdhun!
─ «Hajt, mor bir, Zoti te ruejtët,
Se s' t' koritë, jo, lokja e jote.
E ká mârre topuzin n' dorë,
E ká hapun mbi shpinë t' atit,
Edhè â nisun per t' giatë shpatit,
Tue zbardhë drita prej sabahit
I ká vojtun n' dere Harapit.
«Nadja e mirë, Harap i zí! »
Nuk ké ngae me ndêjë sod n' hî,
Por çou e del n' at fushë t' mejdanit,
Sod dý javë si m' ké çue fjalen;
Sod tý kryet due me t' a pré!
Kur ká pá Harapi i detit
N' derë njat Gjergj Elez Alín,
Shif shka bâni atëherë Harapi:
Lkura buejsh per at ká lidhun.
Asht tutë ati i Gjergj Elezit,
E kah Gjergji paska shkue.
Mos u tut, bre zogu i atit:
Gjâja e coftë kurrgjâ s'mund t'bâjë.
I âsht turrë Harapi i zí

———————————

E m'topuz m' tâ edhè ká shtí.
Gjergji kryet por e ká ulun:
Permbí krye topuzi i rrshiti.
T'i u drodh Gjergj Elez Alija:
Dalë ─ kadalë, Harapi i zí!
Se m' thonë Gjergj Elez Alí.
E m'topuz m' tâ edhè ká shtí.
M' lug t' dy krahve i a ká njitun,
Tre pash para m' dhé e ká ngulun.
Dekun m' tokë rá atbotë Harapi.
Ká marrë djali edhè ká zdrypun,
I a ka pré ata krye te zí.
Hukubet Zoti e kisht' falun:
Trí pllâmë buzen kishte pasun;
Kisht' pasë veshin sá 'i zhgun burrit:
Sá dy vetë me tê me u mlue.
Kur ká ndie Mbret Sylejmani,
Paska shkrue m'at derë Stambolle:
Trima ká e trima s' ká,
Por si ká trima n' Shqypní
S'i ká Krajli as s' i ká Mbreti,
S' i ká toka as s' i ká deti.
    Kshtû Kaçeli po këndonte;
Rrokull oda po e vezhgote,
Po e vezhgote tue kendue,
Veç se Osja, trim drangue,

Veshin kângës s' i a kishte vû:
Kânga at natë s' isht'tue i pelqye;
Prandaj kânga kur u krye,
Zêmra t' kendoftë! s'i tha Kaçelit,
Veç se thotë, po, Met Zenelit:
Mêrr Vuksanin e Sinanin ,
Edhè mêrr Kerrn Zagorjanin
Edhè dilni sogje n' vá;
Pse mjesnatë tash â tuj rá,
E thonë Shkjau se besë nuk ká...
Kshtû tha Osja, e sogjet duelen,
Osja e djelmt me fjetë u ulen.
    Rá me fjetë, njaj Oso Kuka,
Por s' po flên jo, Zeliq Gjuka,
Nuk po flên as nuk po kotet:
Nja'i pûnës s' fortë, me giasë, po i zotet;
Pse ka herë dikah a nisë,
Me nji strugë per krye mertisë,
Vall, moj Zânë, a din me m' thânë
Se kû Gjuka don me zânë,
Qi nper terr ká dalë ne vá
Thektueshem udhës tue i ra?
Zeliq Gjuka, nji zog shkinet,
Nji zog shkinet prej Vraninet,
Kah Prevlaka kâmbët po i thekë,

Me qat Mirkon per m'u pjekë;
Pse qaj Mirkja i Malit t' Zi
Paska dyndë nji t' madhe ushtrí
Edhè dashtka, n'nâtë t, pá hânë,
Mrendë n' Vraninë sande me zânë:
Prandej Gjukos fjalë i çueka
Me i prî ushtrís nder ato suka.
Edhè fjalës i ndejka Gjuka',
Pse, pá kndue gjelat e parë,
Aj ne â pjekë m' Mirkon Serdár,
Na âsht pjekë, po, m' tê trathtari,
Shtrejt pague pse e ka Serdari.
Por nuk dí a â mendue mirë,
Se n' ushtrí jânë krenat lirë...
Mbasi shêjzet pa'n prendue,
M' kâmbë ushtrija atbotë u çue,
Per me u nisun kah Vranina.
Shtatqind pushkë qi çoi Cetina
E qi Mirkja u kishte prî,
Tokës u nisen ví e ví
Bregut t' Rjekës s' Cernojeviqit,

Tuj shkue vister mbas Zeliqit;
E ato katerqind pushkët tjera,
Qi u kish'prî Gjukoviq Pera
Rjekës u nisen mbi lundrica
Tuj vozitë kahë Çakavica,
Per m' e msý t' zezezn Vraninë
N' báll t' Lesenders ─ n'at krahinë.
─ Ehù! moj Zânë, pásh të dy sýt,
Shkomi Osos tash te krýet,
Edhè m'vesh atij m' i thuej,
Si nper tokë e si nper ujé
Ká çue Knjazi m' e rrethue,
Kryet atij per m'i a shkurtue!
Por, n' daç ndal; pse Osja fjetë
Nuk â, jo, me kater vetë
Qi i ká qite aj sogje n' vá.
Vetë Moskovi atý me zânë,
Pá i a zjerrë gjumin s' e lânë;
Pse kû ndolli Met Zeneli
Met Zeneli ─ e Vuksan Gjeli,
E aj Sinani ─ e aj Zagorjani,
Atý fusha ká marrë gjâmë
Atý toka â dridhë nên kâmë! ─
Hylli i Dritës atbotë tue lé
Per me i prú dheut shpnesë të ré,
Per me i prû s' mjeres Shqypní,
Ofshè, váj, nji kob të rí,
Kur qe Mirkja ndolli n' vá,

Po, a thue, sogja s' e ká pá?...
E ká pá, s' ká ndêjë tue fjetun;
Por nder prita ká zatetun,
Pushken Shkjaut per m'i a fillue,
Per shêj t' pushkës si t' jetë afrue.
N'ujë t'Moraçës tek behë ushtrija,
U zdath Gjuka,─ atê e vraftë buka!
E vraftë buka si â tue e vrá!
Edhè vaut desht aj me i rá,
Kesh me u kapun m'breg t' Vraninës,
Me u çilë shtek djelmve t' Cetinës.
Por kje rrêjtë i biri i shkinës!
Perse atý 'i Kerrni Gile
I ndej gati m' karajfile,
Tue i a njitë shi m'lule t'ballit,
Tuj e ftofë shi m' rânë te zallit.
Po, tek qiti i Zagorjani
Kuku, majko! Gjuka bâni
E rá dekun pik mâ i pari:
Ashtû raftë gjithmoné tradhtari!
Porsi kur nji burrë gjuetár
T'qese m' korba, grumbullue n' arë,
E t' a vrasé ndoj korb te zí,

Çohen korbat per ajrí,
T' u pshtjellue e t' u perzi:
Njashtû ushtrija e Malit t'Zí
At herë xûni m'u pshtjellue,
Kur pau Gjuken dekun shtrue.
Por, qe, rán prap trí breshâna
Trí breshâna ─ si trí Zâna,
N' zí tue veshun prap trí nâna.
Kur nji burrë t' a zblojë anmikun,
E t' a ketë në dorë çelikun,
E çelikt t' a ket zêmren,
Edhè plum t' a kete thêmren,
Qi të dese kû t' zatese;
Shum gerset atý potera,
Shum do nâna atý i thán vera!
Qe edhè Mirkja kur ká pá
Se per báll kisht' priten n' vá,
«Bini djelm ─ ushtrís vikati,
Pse i ka ardhë Vraninës sahati,!»
Edhè ushtrija at herë ndej gati:
Krisi pushka atý batare:
Krisi ltinë xhaverdare,
Krisi dilke edhe breshânë,
Ushtoi L'qêni ânë e m' ânë.

# D E KA

Ah! gajret bre, Met Zeneli,
Ah! qindro, bre, Vuksan Gjeli,
Mos e lsho mori Zagore!
Ngul, Sinan, bre, rê mizore!
Pse me gjasë, ke dridhet suka,
Asht tuj ardhë tash Oso Kuka.
      Aman ,Zot ! kur Osja mrrîni
Si rê breshni krés s' njaj vrrini,
Me tridhetë e disá burra,
E zateti neper curra,
Se ç' kje ndezun flakë Vranina!
Atý qiellë mâ nuk u pá,
Atý pushkë mâ nuk u dá;
Njekaq tymi erdh tue e mlue,
Njekaq gjâma erdh tue ushtue!
Rrihte ltina edhè dudumja;
Porsi breshni vîte plumja:
Jitshin gjindja neper kneta,
Neper kneta ─ e neper mreta
Tue rektue per nâna t' veta!
─ Eni e shifni oj nâna t' shkreta,
Eni e shifni 'i herë n' at vá
Djelmt e rí, qi atý u kan rá!...
Po, a dro, 'imend, mori ju shkina,
I rritët djelmt ju kah Cetina

Per me u mbetun ke Vranina?
Per me u mbetë nen armë t'Shqyptarit,
Vec prej llokmes s' Gospodarit?...
Kjani, at herë! s' kam dertin t' uej,
Por, ke ata kan n' mjet nji ujë,
E ke n' báll kan disá curra
E nper curra ─ disá burra,
Qi per Mbret e troje t' veta
Nuk u dhimbet gjâja as jeta,
Fort po drue se sod n' at vá
Shum mâ zí kini per t' pá...
      Tue krisë pushka pá i a dá,
Tue korrë deka krena m' Shkjá,
Thue se shendritshin n' qiellë dy diella
N' ânë prej t' Limit u kuq qiella.
E kuqë ishte edhe moraça!
E agoi drita. Neper kllaça
Kur pau Mirkja djelmt sharrue,
Me marrë fryme t' cillt ki'n harrue,
Aman, Zot, se ç' u terbue!
Oren xuer aj t' Karadakut,
Xuer taga'n t' dryshkun prej gjakut,
E tue brite porsi arí:
«Mrendë, sokola t' Malit t' Zí!»
I rá vaut porsi duhija

E mbas si të gjith ushtrija.
Ah, kadalë, bre, zogu i shkinës,
Krisi Osja n' curr t' Vranines,
Se ké dalun n' vá t' pa vá,
Se n' log Zânash jé tue rá!
Edhè m' kambë atbotë u çue,
Me tagan në dorë shterngue,
Fíll e m' ta urysh tue shkue:
Porsi ulâ, qi t' shofë anmikun
Se kah stroflli i ndên kerçikun.
Ehù! moj Zânë, po t'ishin ndeshun
Ata burra te kerleshun,
Qi mâ t' fortë nuk i bân shkina,
Qi mâ t' rrebtë s' i bân turkina,
Ndoshta zot ndrrue s' kish' Vranina:
Por n' qiellë ndryshej kndote shkrola!
Pse, pá u ndeshun kta sokola,
Briti t' madhe Prengë Mar' Kola:
«Dredho, Oso, n' Xhebehane,
Se na rá Shkjau pre' asajë âne!»
Me i rá tinzi 'i uk nder berre,

Kah t' u prîjë nper male e djerre,
S'dredhë mâ shpejt, jo, nji barí
Kah anmiku t' ket ndí,
Si m' atbotë drodh Oso Kuka,
Tuj u njitë perpjetë kah suka.
Kjani, kjani oj Zâna, kjani
N' ato maje, kû ju hani,
N' ato kroje, kû ju pini,
N' ato hije, kû ju rrini,
N' ato valle, kû vallzoni,
Kjani e lott mos i pushoni,
Perse tash, ehù! n'ata curra
Kan me mbetë ehù! njata burra,
Me aq kujdes qi i kini rritun,
N' armë e n' luftë qi i patit vaditun:
Qi edhè vete i kini msue
Me msý anmikun pa u frigue,
Pá u frigue, po, me msý anmikun,
Nja m' dhete vet me i bâ me hikun,
Mos me e lujtë p'r 'izet kerçikun!
Por shka t' bâjn sod s' jane tuj pasun:
Per gjith ânësh shkjau u â rrasun.
S'kan shka bâjn? po, a thue, mund t'desin?
T' desin, prá, nuk kan shka presin;
T' desin, po, si u kan dekë t'' Parët
E t' a marrin vesht Shqyptarët,
Se â mâ mirë nen dhé me u kjá,

Se per t' gjallë me ndêjë nen Shkjá...
Po, le t' desin ─ s'kan shka presin,
Pse, qe, Mirkja tash duel n' vá,
Kah Lesendra edh' â tuj rá
Tinzë, neper mal, Gjukoviq Pera
Me Bioca t' letë si era;
E janë çue Shkijét e Vraninës
E janë bâ me ushtrí t'Cetinës,
Per me marrë sod Oso Kuken,
Qi me ta ka pase da buken,
Qi u ká rujtun mal e vrrí
Qi u ká mprujtun erz e shpí:
Por, s'din Shkjau me mbajtë miqsí!
Aman,Zot, kur duel Serdari,
Se ç' kje ndezë Vranina zhari!
Aman Zot, kur mrrîni Pera,
Se shum krisi atbotë potera!
Por kur rán Shkijét e Vraninës
Shum u krisi plumja shpinës!
Porsi shé, qi m' nji natë gjâmet
Rritet turr e del prej âmet
Tuj ushtue ─ e tue shkumue,
Shkaperderdhet nper zallina,
Ashtû u derdh Shkjau te Vranina,
N ' valë Shqyptarët krejt tue i pershî.

S'lufton ndryshe e rrebtë kulshetra
E me dhâmbë edhè me kthetra,
Zjarm e surfull tue flakrue,
Kur drangojt t' a kenë rrethue;
Si i qendron sod Shkjaut Shqyptari
Per dhé t' amel, qi i la i Pari:
Kâmbë per kâmbë, tuj qitë pá dá,
Tue korrë krena neper Shkjá.
U janë ndezun flakë breshânat,
U kullojn gjak n' dorë tagânat,
E u kullojn gjak edhè zêmra,
Veç se vendit s' u lot thêmra.
Por ç' dobí: dielli tue lé
— Isht' tue lé m' at ditë per Shkjé!
I rán ndore Shkjaut t' terbuem
Tridhetë t' vrám e dhetë t' shituem!...
O ata t' lumt, qi dhane jeten,
O ata t' lumt, qi shkrîne veten,
Qi per Mberet e vend të t' Parve,
Qi per erz e nderë t' Shqyptarve
Derdhen gjakun tuj luftue,
Porsi t' Parët u pa' n punue!

# D E KA

Letë u kjoftë mbí vorr ledina,
Butë u kjoshin moti e stina,
Aklli, bora e serotina:
E dér t' kndoje n' mal ndo i Zânë,
E dér t' ketë n' dét ujë e rânë,
Dér sá t' shndrisin diell e hânë,
Ata kurr mos u harrojshin,
N' kângë e n' valle por u kendojshin.
E njaj gjak, qi kan dikue,
Bân, o Zot, qi t' jesë tue vlue
Per m' i a xé zêmren Shqyptarit,
Per kah vendi e gjûha e t' Parit!
–Po váll! Osja kû do t' jetë?
Oso Kuka a mos ká mbetë?
N' Xhebehane ká zatetë!
Ká zatetë n' at kullë t' barotit,
Kû ká bâ êmnin e Zotit,
Se per t' gjallë nuk ká m' e lshue,
Shokët e vet per pa i pague
Tridhetë t' vrám e dhetë t' shitue.
Kur pau Shkjau se pushka mêni
Si kah vau, si kah Liqêni,
E se mbetë s' kisht' Oso Kuka
Me tjerë t' vrám, perjashtë ke suka,
M' Xhebehane u turr m' at hera,

Si, kur t' lshoje kah Prandvera,
Vrullet bleta çark njaj zgjonit,
Tue zukatë si rryma e prronit.
N'brohorí tue i lutë jete Knjazit
Njiqind vetë kcyen m' kulm t'pullazit,
Mâ t' permendun kah trimnija,
Njaq u njiten mbi frangia,
Tue thye muret n'gjak t' perlyeme:
— Por ká gioben shpija e thyeme!--
Krisi Osja atbotë si ulâni,
Mje m'Cetinë i vojti zâni:
«Ah kadalë, Nikollë, t' vraftë Zoti!
Pse ktû i thone Oso barotí:
Se s' ké pa Shqyptár me sý,
Se djegë vehten edhè tý!»
Edhè zjarrë i dha barotit.
Aman, falë i kjoshim Zotit,
Kur ká dhanun zjarrë barotit,
Se ç' â dridhë Vranina e shkretë!

---

# D E KA

Se ç' â hjedhë kulla perpjetë!
Se edhe L'qêni ç' ká gjimue
M' kalá t' Shkoders tuj ushtue!
Qepra, tjeglla, gur e trena:
Kembë e trupen, krahë e krena,
Hî e tym e flakë e shkndija,
Shi mje m' Viri i hodh duhija;
I hodh duhmja shi m'breg t' Virit
Qepra, gur e gjymtyrë nirit.
    Eni, eni, mori Shkina,
Eni, eni te Vranina,
Mblidhni vetë nper shpat e prrue
Ehú! Kortarët e djelmve t'ue;
Edhè msoni fmín mbas sotit
Mos t' lakmojn tokës s' Kastriotit,
Pse u bjen shtrêjt, qe besa e Zotit!
Njasi gjakut qi Oso Kuka
Sod ká derdhun ke ato suka,
Si per Mbret, si per dhé t' t' Parve
Vlon se nder dej t' Shqyptarve.
Prá, pa u djegun n' flakë t' agzoit
Si Oso Kuka n' kullë t' barotit,
S' ká me rá fisi i Shqyptarit
N'thoj t'pangîshem t' Gospodarit! ─
─ Dielli n' cila kur u çue,
N' Vraninë s' parit u zhvillue
Trobojnica ─ kjoftë mallkue!

# LAHUTA E MALCÌS

## KANGË E GJASHTË

## Dervish Pasha

ARGUMENTI

Ndersa n'Yildiz-Kios, në t'errun të natës, thërret jacija, arrin nji lajmtar prej Shqipnije dhe i kerkon dèrtarit të hyjë te Sulltani. Para kundershtimeve të rojes rrugtari i largët kallxon se âsht hije e jo njeri, se s'âsht e keqja e kuj e se âsht i ngarkuem me qà hallet e Shqipnìs. Hyn te Mbreti dhe në gjujë i endë fìll e per pè ngjarjet e fundit. Ankohet për ràmjen e Vraninës, të Zetës e të Podgoricës ndër duer të Malit të Zi. I parashtron rrezikun, që i kercnohej Shkodres e Shqipnìs mbarë, dhe i lypë Sulltanit të dërgonte nji ushtri kundra Malazezve. Mbreti thërret Dervish Pashën; i urdhnon të gatojë(baj gati) pesëdhetë bataljona e me ta të niset per ballin e luftes.

Poeti e shef punën ndryshej dhe mjerohet para luftimit, që do të zhvillohet dhe që atdheu s'do t'i sillej tjetër perveq zì e kob, vàj e gjak. U drejtohet bashkëatdhetarëve të hutuem mbas të

Hujve, të dàm e t'anmiqsuem ndër veti dhe i ke¨shillon të lidhen me besë të Zotit per t'i dalë zot vendit të vet, perndryshej Perendija vet ka per t'i vrà me shuplaken e robnìsë nen Shjà, dhe djelmt dhe nipat dikur kanë për t'i namë, po qese per faj të tyne ka per të hupë Shqipnija. Dasìt, mënija e inati ndër bashkëvendas e ligshton autorin, i cili i sjellet Zanës e, gadi në dyshim, e pëvet atê t'i kallxojë se kur s`yt e tij kanë për t'i pà Gegët e Toskët nji fjale e nji qëllimi kah luftojnë per nji flamur e për nji Shqipnì.

Prap ngushllohet e shpresa të reja i ngjallen poetit, ke si ne vegim profetik shef ditën e dëshirueme. – Dervish Pasha kapet në Shkodër me ushtri dhe prej këndej dyndet në trì drejtime kundra Cetinës tuj ndjekë vìn Podgoricë – Kernicë e Liqê të Shkodrës. Knjaz Nikolla, nderkaq, qet kushtrimin nder Malazez. Në zâ të tij rrijnë(vajtën) burra e gra në luftë. Në rrethet e Rjekës ushtrija e Knjazit betòhet mos me e lëshue Cetinë. Lufta ndezet trishtueshëm. Pasha shtyhet por Malazezët trima s'ligshtohen. Bjen Zeta, Podgorica, Viri e Kernica. Ushtarët anadollak drejtohen kah Cetina. Luftimi ashpërsohet dhe arrinë kulmin. Malazezët s'lëshojnë armët e krahit dhe e dëbojnë anmikun deri në Vraninë. Pasha tashti, tuj pasë bjerrë çdo shpënese ( shprese) fitimin ballë për ballë i qet Knjazit nji ushtri të zgjedhun permbrapa per t'i këputë rrugën e Kryeqytetit. Krajl Nikollà i kujtohet dredhisë dhe terhiqet nder male, tuj i lëshue rrugë ushtrive anmike. Në Berlin diçka vlon dhe poeti mbyllë kangën me nji povetje(pyetje) i r o n i k e.

# D E R V I SH P A S H A

N' at Yldiz tue thirre Jacia,
Zbret te dera Kapixhija,
Kapixhija i Abdul Hamidit,
Per m' i a vû shulin derës s' zidit;
Pse, posë n'han, po isht'punë e praptë,
Me ndêjë dera neten haptë.
Kur, pa pritë, qe, shi m' atëhera,
Nji shtektár ja behë te dera:
Nji shtektár me rryp shterngue,
Shpervjelë tirqit dér ne giû,
Lagë e ndragë e djerzët tue i shkue:
Rrugë te largtë kisht' mârre i shkreti!
Edhe lypë me hî te Mbreti.
Po kush jé, more ti djalë?
Kush jé ti? kahdo me dalë?
Kapixhija po i nep fjalë;
Se ktû po isht' puna me ndèr...

E s' muej mrendë kêdo me shpjerë;
Jo qi mrendë edhe me t' shtî,
Se del prap, dorzanë s' mund t ' hî.
Se kush jam, pse m'pvetë nuk ké;
Se un veç hije bâj mbi dhé,
Zên shtektari i ngratë tue fshâ:
Se un kam kênë e nuk jam mâ:
Kam kênëmoti n' nám e n' zâ,
Kam pase tokë e kam pasë gjí,
Kam pasë dhên e kam pasë dhí,
Kam pasë plemet me tagjí,
Si mâ i miri n'rrokullí.
Ofshe! sod, por, posë gjithkuej,
Un kam ngelë nên zgjedhë të huej
E mâ i keqi, ndêjë m'krye t' vendit,
M' a bân gjygjin jashtë kuvendit;
M'i m6err tokët aj, qi m' la baba,
Edhe mue m' man mish per krraba,
N' daç per t'zí a n' daç per t'pjekë,
Gjithsi atij t' vîjë tue ju tekë....
Prandej ktû pash t' madhin Zot!
Mos më rrek me fjalë ti kot;
Pse edhe ngae me u tallë nuk kam,

# D E R V I SH P A S H A

E pse e zezà e kuej nuk jam,
Veç se n' kjosha e zeza e vetit,
M'prîjë e m'qit, po , para Mbretit:
Se mue Shkodra me ka çue,
Per nji dert un m'i a dertue:
Per nji dert e i' kob te zí,
Qi i ká rá s' mjeres Shqypní,
Qýsh se i ká dreqnit kojshí,
Edhè ngrofë gjarpnin né gjí...
Kapexhija edhè i ká prî,
Fíll te Mbreti atè e ka shtî.
Kur ká dalë trimi te Mbreti
Lagë e ndragë, si isht' kânë i shkreti,
M' të dy giûjt atý aj ká rá
Edhè kshtû ká nisë tue kjá:
Per jetë t' ande, lala Mbret,
A ti mahe Mbret m' Shqypní,
A po Mbret âsht Knjaz nikolla,
Qi i ká mbledhe cubat n'Cetinë
E u ká pri krejt kah Shqypnija,
Edhè mârre e ká Vraninen;
Ká mârrë Zetë e Podgoricë;
Na ká thye atjè ne Kernicë,
Kû, mos t'kenke ajo Mirdita,

---

Qi m' i a ndalun aty hovin:
Si zanát pushken qi e ká,
Edhè n'Shkoder pat me t' hî,
Me u bâ krajl aj mbi Shqypní:
Perse Shkodra, t'u ngjatët jeta!
Po isht kryet e Shqyptarís.
Per jetë t' ande, lala Mbret,
A hiq dorë ti prej Shqypnijet,
A se ndryshe çoe nji ushtrí,
Qi t' i bjerë Malit te Zí;
Pse kshtû gjallë ma nuk u rrnueka!
Ka ndêjë Mbreti edhè e ká ndie,
E ká ndie edhè âsht idhnue:
Çon e thrret qat Dervish Pashen:
Pa ndigjo, ti Dervish Pashë:
Ká ardhë puna tuj u trashë,
Tuj u trshë e t' u perzí:
Pse qaj Knjazi i Malit t' Zí
Ka çue m' kâmë, po thonë, nji ushtrí,
Edhè dalë ká në Shqypní,
Ká mârrë Zetë e Podgoricë,
Me Vraninë e me Kernicë,
Edhè n' Shkoder do me rá,
Per me e bâ t' tane vendin Shkjá,
M'e bâ Shkjá Shkodren mizore!
Pshtielli bashke pêsdhetë taborre,
Edhè del n' at Cernagore

# D E R V I SH P A S H A

E m'a bân Knjazin terbjet,
Qi Shqyptarët ká zânë e i nget,
E s' po i lên, jo me gjellisun,
N'bjeshkë e n'vrrí aj tue u vardisun.
Mori e mjera Shqyptarí,
Si t'shkoi moti gjithmone n' zí,
Si të shkoi moti tue kjá!
Vjetë per vjetë ti n'gjak tue u lá,
Vjetë per vjetë e muej per muej,
Herë n'gjak t'and, herë n'gjak te huej,
pa t,u ndrrue kurrkund neshtrasha!
Qy ky Pasha, Dervish Pasha,
T' rrebtë nji ushtrí në kamë ká çue
E n'per tý do me u pershkue,
Per me u ndeshë me Karadak...
Per me t' lá edhe i' herë me gjak.
Po a njimend thue, se Dervishi
Ket ushtrí nen armë e ngrishi
Per me ardhë me t' dalë zot tý,
Edhè hekrat me t' shperthye,
Qi dermishe t' kan kâmbë e duer,
E t' majn rob tash s' dí se kúr?

Jo, mo'e shkretë! Dervishi s' lot
Per me ardhë me t' dalë tý zot
E per tý me Shkjá me u vrá:
Se aj zanat lirín s' e ká,
Se prej si, kahdo ká rá,
Kush s' ká kndue, veç se ká kjá.
Por aj vjen perse Stambolla
S'do qi t'hîjë n'Shkoder Nikolla,
Pse do vetë, po, edhè mbas sotit
Me t, majtë rob ajo si motit,
E, tue t'ndrydhun per nen thêmer,
Me t'ngulë shishin mâ kthellët n' zêmer,
Edhè gjakun me t' a pí,
Me t' a shkimë jeten unjí,
E me t' lânë m' u kalbë mbí dhé...
Po ti djelmt, Shqypní, kû i ké?
Kû i ké djelmt, qi sot per tý
M' armë me u çue edhe me msý,
Me msý m' armë, po, t'prûjtë anmikun
E, pa dhimë, m' parzme çelikun
Me ja rrasë, e Knjaz Nikollës
Me i diftue edhe Stambollës,
Se Shqyptari â i zoti i vetit,
Se s' i shtrohet Shkjaut as Mbretit?...
Ah, po! djelmt, qi ti ké rritun,
Ata moti tý t'kan rá,

Edhè vedit i a kan njitun:
Njâni Turk e tjetri Shkjá;
Dikush Grek, e dikush Zejbek;
E kurdo qi u ká qillue
Kta per tý, jo, s'kan qindrue,
Por per mbret e per Turkí,
Por per Serb e per Greqí;
Aj, t' a máj Turkun n' Shqypní,
Ky, t' a bâj vendin Serbí,
Tjetri, Grekun t' a bí n' shpí;
Edhè shitë tý kan per pare,
T' kan rá mohit per timare,
Per qyfllaqe e per begllaqe,
Si t'kish' kênë ti nji grue hore
E jo nânë e zojë kunore,
Zoja e Gjergjit Kastriota,
Qi sá t'enden stine e mota
Me e nderue ká rrokull bota.
E prandej tash giatë e okolla
T' bijen Dervisha e t' bijn Nikolla,
E t' a lájn trupin ne gjak,

E t' a zânë shpírtin tý njak,
Si mo' Zot mâ keq per tý,
Se ç' ké pritë me pá me sý,
Se ç' ké pritë me sý me pá,
Me t' poshtnue tý Turk e Shkjá,
Porsi t' ish' nânë e pa djalë!
Ktû, Shqyptarë ndigjonie 'i fjalë:
A me hjekë sod mní e resë,
Z6emer t' keqe e ç' do ngatrresë,
Edhè t' fortë m' e lidhë nji besë,
T' fortë m' e lidhë nji besë te Zotit,
Si Shqyptarët qi e lidhshin motit
Se nuk shiten nder t' huej,
Se qindroni p'r Atdhé t' uej:
A se, ndryshe Shqyptarija
Ká me hupë, e perendija,
Po, t' a dini, ká me u vrá,
Tuj u lshue t'gjithve nên Shkjá:
Persè dita ká me ardhë
Dikû e zezë e dikû e bardhë
N' t' cillen Shkjau Turkut i bjen:
Edhè Shkjau Turkun e than
E e ngarmon aj jashta Europet,
Me gjak t' onë, qi rrin e ngopet,
Tash pêsqind e disa vjet:
Prá, at ditë Shkjau, po bâní e u gjet
T' dám n' mjet vedit, jue Shqyptarve,

E pá zéll per gi6uhë të t' Parvet
Pá dashtní per Atdhé t' uej,
Per ket besë, aj do t' u shuej,
Porsi shuhet krypa n' ujë;
Persè â trim e dhime nuk ká,
Per k6edo qi nuk âsht Shkjá,
Jo qi i ká per t' mârrë do uhá...
E mos pritni se vjen Mbreti,
Se vjen Krajli a vjen Dauleti,
Me ju pshtue prej thojve t' tí;
Pse, si thomë na ktû n' Shqypní:
Shka t' a hajë ujku nji herë,
S' a zên gjarpni Kurrnjiherë...
S''jânë jo t'huejt qi e pshtojn Shqypnín,
Qi ja bijn vendit lirín:
Jâne Shqyptarët, e kurrkush tjeter;
Manie n'mend, pse âsht fjalë e vjeter;
E un prandej po e vê ktû m' leter,
Qi,po kje se hupë Shqypnija
Per faj t' uej, kur t' rriten fmija
E t' ujet nipa: n' kje se gjallë:
U a lên Shkjau ndonjâ per máll:
E ket fjalë m' ''Lahutë t' Malcís''
T' a këndojn, ne fryme t'idhnís
T'u a mallkojn shpirtin per s'dekuni
E t' u namin rroc e koc;

Persè âsht dam, po, pasha Zotin!
N'zí Shqypnija m'e shkue motin
E me fshâ ajo n'robní,
Tue pasë djelmt qi per trimní
I permenden n' fiset t' tâna,
Ke bje dielli e ke merr hâna.
Hej, moj Zânë! si t' duket tý?
A thue shof un kurr me sý,
Se Shqyptarët do t'bijn m' nji fjalë,
Zot Atdheut kta per t'i dalë?
Se mas Flamurit kuq e zí,
Gegë e Toskë, fushë e Malcí,
Kan me dalë ndo'i here n' ushtrí,
Me derdhë gjakun per Shqypní?
Po, pse jo? Me kohë e pûnë,
Kû me endire e kû me dhûnë,
Gjâ pa u bâ nuk jet n'ket shekull:
Kshtû qi 'i herë çka dukej mrekull,
Dán mandej si t' ishte lojë.
Jo, po, dita do t' agojë,
N' t' cillen tok fisi i Shqyptarit
Ká me u mledhe edhe barbarit.
Qi dér m' shpírt e ka poshtnue,
Me armë n' dorë ká me i dishmue,
Se aj per t' gjallë s' i shtrohej kuej,
Se rob s' rri nên thêmer t' huej,

Por don kohë, moj zêmer valë,
Qi Shqypnija m' vedi t' dalë;
Pse vjen moti per kadalë.
Per nji ditë bîjn kpurdhat n'shí;
Por nuk mkâmet, jo i'Shqypní...
Pra, kto fjalë, tash ktû t'i lâjm,
E prap kângës fillen t' i a zâjm:
Pse po ndiej ke atje kah Shkodra
Fort po rreh trompeta e lodra,
Fort po ushton qaj Rozafati,
Dervish Pasha ke s' i a ngiati,
Edhè n' Shkoder i a ka befun
Me pêsdhetë taborre t' njefun:
T' tanë Harapë e Anadollakë:
Per me e ndezë Cetinen flakë:
M'e ndezë flakë, edhè m'e kallë,
Knjaz Nikollen me e zânë gjallë;
Edhe lidhë n'Stambollë m'e çue,
M'e lânë mshilun ne katue,
K6u rrin kali tue hingllue.
Heshtu, Zânë, mos qesh me mue;
Se merzitshim kam qillue!
Paj per t'gjallë s'lidhet Nikolla;
Se aj po i kisht' do djelm sokola,

Qi per Fé e lirí t' t' Parit,
Qi per nderë të Gospodarit,
Ndryshe s'bín, jo n' fushë t'' mejdanit,
Ndryshe s' rrâjn m'askjer t' Sulltanit,
Veç si krushku, qi shkon n'darsem:
T' tâna plumet presin m'parsem.
    Pse edhe atà e kan kanû,
Besë me Turk kurr mos me vû,
Mos me vû kurr besë as fé:
Me tê por me u vrá, me u pré,
Po duel aj ndo 'i herë m' at dhé.
Jo qi vetë Knjazi i Cetinës
Po ishte trim, po, zogu i shkinës,
E nuk lidhet per s'të gjallit,
Per me u mshilë te grazhdi i kalit.
Shka t'i bâjm: anmik na e kemi;
Por të drejten do t'ja themi...
Prandaj vetë kishe me thânë,
Se edhè teper ka per t' kânë,
Per Dervishin, n' mujtët me dalë
Dér n' Cetinë, aj rrugës pa u ndalë;
Perse âsht mal Cetina e shkretë:
Duhet pûnë me u njitë perpjetë...
Jo, po; duhet,besa, pûnë,
Per me i hî Cetinës perdhunë,
Pse, qe, Knjazi sa ká ndie,
Se Dervishi erdh n' Shqypní,

# D E R V I SH P A S H A

Fjalë ka çue Malit të Zí,
N' luftë me dalun plak e i rí,
N'luftë me dalun burrë e grue:
Burrat mirë n6en armë shterngue,
Grát me kmesà e me supata,
Me kosh m'shpinë çikat e ngrata,
Per me i bartun bukë ushtrís,
Per me i dalun zot lirís
Kunder anmikut të lirís.
E pse rreth t' tânë Karadaku
Asht nji giûhe, 'i feje e 'i gjaku,
E nuk do veç Qeverín
Sa per t' ngopë me ár Parín;
Por do Atdhén e do lirín,
Do me shkue per ditë mâ para,
Per kah dieja e pûnët e mara,
Burrë e grue në kâmë jânë çue,
Edhe pritat i kan zânë,
Ashtû Knjazi si u ka thânë:
Kan zânëpritat ânë e m' ânë
Burra, djelm,e grá, e vasha.
Qe, edhe dyndë âsht Dervish Pasha
Me pêsdhetë taborre t' veta
Edhè mêrr rrugen perpjeta,
Tue rrahë lodra dhe trompeta.
Dá ushtrín e ká n' trí çeta:
Njânen lshon kah Podgorica,
Tjetren derdhë aj kah Kernica,

Mêrr të treten per mas vetit
Giatë liqênit m'lundra t'Mbretit:
E si atà shkulmat e detit,
Qi,tue vlue e tue shkumue,
Tue gjimue e tue ushtue,
Vîn , plandosen per aní,
Herë per báll e herë per brî,
Tash tue hjedhun,thue,nder rê,
Tash pingul neper kurrnê
Shul n'teposhtë tue e karraní,
Thue n' avis duen m' e perpî:
Shkrefë aj turrin per Mal t' Zí,
M' Veleçik e del m' Rumí.
Asht ndezë zhari mal e vrrî.
Kerset topi, rreh havani:
Ká mârrë gjâmë te tânë Ballkani.
Ah! kadalë, bre Knjaz Nikolla:
Se ky â Mbreti e kjo â Stambolla,
Se me top e me nizâmë
T'djegin dhén, po, per nên kâmë.
A me Turk deshte me u pré?
Qe, tash Turkun tek e ké:

# D E R V I SH P A S H A

Del, deh! rrugen me ja pré...
Por nuk die si ké m' u dá,
N' paç vû sý me tê me u vrá;
Perse âsht trim, po, askjeri i tí,
Si mâ i miri nder Krajlní,
Kur t' ketë krena qi me prî,
Të ketë bukë, barot të zí.
A nuk shef? a ké verbue?
Dervish Pasha ç' t' ká rrethue?
Si n' menjane t' ká shterngue:
Gjallë prej dore s' ké me i pshtue,
Pse edhe m' tý fort âsht idhnue.
Se âsht idhnue Pasha i Stambollës,
Kish' me thânë se Knjaz Nikollës
S'po ja haka kurrkund palla;
Pse, qe, atje,n' do karpa t' gjalla,
Rreth e çark aj permbí Rjekë,
T' tânë ushtrín e ká perpjekë,
Kû dhanë besen per me dekë,
Per me dekë e per me u shue
E Cetinen mos me e lshue,
Per pá u bâ gjaku dér n' gjûe.
Kan lidhë besen, po. n' mjet vetit,
Me bâ pushkë me askjer te Mbretit,

Edhe t' Parët mos me i koritun,
Qi, pa u lodhë e pa u topitun,
Kurdoherë me Turk jânë pré,
Per lirí, po, edhe per fé.
Mandej dá i ká çeta - çeta,
Rjekës tue i lshue malit perpjeta,
Kû s' ké veç curra e kaçuba:
Per kaçuba ka dy cuba,
Per gjith curra ka dy burra,
Ka dy burra malazez,
Njashun vezmet mirë per brez,
Njitë taganat në sylah,
Idhtë novicat pshtetë per krah,
Sýnin xhixhë e vetllat shllûngë,
Neje - neje kryet si bûngë,
Qi, 'iqind herë me i rá supatë,
Nuk i a hjekë. jo i ashkel t'' thatë:
Por t' tânë mend e të tânë dije,
Per me u pré me Turk Azije...
Dervish Pashës, mandej, çon fjalë:
Byrm! kuer t'duejsh, mundesh me dalë,
N' daç per mik, n' daç per anmik,
Se mâ gati, se kam lè,

S'e njof vedin ne kët dhé:
Bukë e mish, barot të zí,
Si zanát qi âsht n'Mal të zí.
Shkon Dervishi tuj u shtý
Tuj u shtý e tue rremye.
Ka mârrë Zetë e Podgoricë,
Ka mârrë Viri edhe Kernicë,
Edhe mârrë e ka Vraninen,
Oso Kuka kû ka metë:
Mandej kâmen aj ka thekë,
Per me dalun neper Rjekë
E me u kapun te Cetina,
Kû kisht' çerdhen gjeraçina:
Kû kisht trollin Knjaz Nikolla:
Edhe trollin rreth e okolla
Me ja shêmë, me ja dermue:
Ndandë pash n' dhé me ja gropue.
Por se shka kúr erdh me dalë
Neper Rjekë me kapun mal',
Madhi Zot, tý t' kjoshim falë!
Se ç' ká shkrefë atý potera,
Se ç' âsht ndezun lufta at hera,
Se shum gjaku edhe ká shkue,
Shum nizami ká sharrue!
Kan metë gjindja pa u rmue,

Me i ngrânë shpêzt e Karadakut,
Qi edhe lshojshin fort m'erë t' gjakut...
Msýni Turku me fuqí;
Priti Shkjau me trimëní,
E ka' u ndeshen me furí:
Si t' u ndeshshin flakë e agzot:
Lum e lum per t' Madhin Zot!
T' i a dha vigma e t'i a dha ushtima,
T' i a dha krizma e bumullima;
T'nisi topi me gjimue,
T' filloj pushka atý me vlue,
T' u perlá Turku me Shkjá
Njâni m' tjetrin t' u ndersý,
Shoq me shoq t' u kaperthye,
Njâni msýj e tjetri shtýj:
Si dy dema báll per báll
Qi atje n' djerr a n'ndonji záll,
Kúr bâjn gjedhet mriz prej s' t' zetit
Kaperthye brynash n' mjet vetit,
Kukzue shpînet, bâ kulár,
Shtrangue bishtin strumullár,
Dyndun pluhni rê n' ajrí
Rrîn t' u vrá me t' madhe mní,
Dér t' i dajë ndonji barí.
Dý herë Turku u kap në maje,
Dý here Shkjau e lshoi nder zaje,

Tue shtrue shpatin me Harapë.
Por, kúr s' tretit muer me u kapë
E me dalë prap m' maje t' malit,
Kû n' Mal t' Zí kje pika e djalit,
I lshoi m' tokë at herë shejshânat,
Edhe u çue e zuer tagânat,
E si bisha tue lurue,
Fulikare m' Turk u lshue.
E t' i a nisen me i krekcue
Kê me krye, po, e kê me kokë,
Tue i lshue shyt dekun per tokë.
Atý Turkun e lshoi zêmra,
Edhe vends' i zû mâ thêmra;
Por u drodh e solli shpinen,
E n' teposhte e muerr rrpinen.
T'i u lshue Shkjau mrapa per gjurmë,
E me vigme e t madhe zhurmë,
Vrap per vrap e turr tue e ndjekë,
Kê tue therë, kê tue lânë dekë,
E dermoi dér poshtë në Rjekë,
Kû prap zhgjatë i vêhet m' Shpinë.
Edhe e dbon e e qet n' Vraninë.
Kur me sý ká pá Dervishi,
Se Nikolla ushtrín i a prishi,
Fort nji herë aj na âsht idhnue,

Ka shkrepë kâmët porsi i terbue;
Idhtë javerin ká qortue:
Por, mandej, zgidh nji allaj t' rí,
Nder mâ t' mirët qi i kisht' n' ushtrí,
E ja qet Shkjaut mrapa shpinës,
M' i a pré rrugen e cetinës.
Veç Nikolla, i biri i Shkinës,
Po kisht' kânë nji biramel,
Qi mâ n' Shkjá shoqi s' i del:
Prande'e pá me kohë rrezikun,
Edhe u drodh e u vû ne t' hikun;
Mori malin Thik perpjeta,
Tuj u zhdukë me çeta t' veta.
U zhduk Knjazi, e Dervish Pasha,
Idhtë ngerthye ato vetlla t' trasha,
Mori rrugen per Cetinë.
Vall, a hîn Pasha n' Cetinë?...
Nuk e diej a hîn n' Cetine;
Por n'Cetinë e diej se s' rrin:
Diç po vlon atje n'Berlin...

# LAHUTA E MALCÌS

## KANGË E SHTATËT

## KUVENDI I BERLINIT

ARGUMENTI

Zanën e vet per t'i diftue se shka Jânë. Pergjegja âsht e qartë. Lufta ndermjet Turqisë e Rusvet kishte shpëthye dhe do të kishte shkue gjatë, po mos të kishin hî ndermjet fuqit e mëdha Europiane. Kështu nxen fill Kuvendi i Berlinit. Mjerisht për Shqipni s'mendon kurkush n'atë mbledhje. Perkundra Knjaz Nikolla, sado i veshun si lypës, paraqitet dhe pranohet në kuvend. Ankesat e tija të përvajshme prekin dhe thejnë zemrat e të mëdhajve. Këta, me godi me Sulltanin, i apin dorë të lirë mbi viset shqiptare të veriut dhe dajnë që Plava, Gusija, Shkodra e Malsija t'i kalojnë Malit të Zi, kufini i të cilit do të kapej deri në rrjedhen e Drinit. Ky vendim i pa drejtë ban Poetin të namë nenshkruesit e aktit mizorë dhe berbetohet se Shqipnija s' ka per t'i u lëshue kuj, se gjaku të derdhet deri në gju dhe bota marë të kallet Flakë.

# LAHUTA – Kangë e Shtatët

Gëzimi i Knjaz Nikollës âsht i pamasë. Ai tashti s'mendon veç kohën e ardhshme plot pasuni e tëmirë, plot madhnì e nderime. Kthehet në Cetinë dhe thërret Pàl Milanin, të cilit i urdhnon të gatoi sa mâ parë pesë taborre dhe me to te niset per tokat shqiptare. E porosit dhe i ep planin e luftës. Pali, ma i urtë se trim, pleqnon me veti dhe bindet per fjalet e Knjazit, per te cilin ishit gadi me e hjedh ne flakë të zjarmit e në valë t'ujit., por jo me ran ë Shqìpni . Qeshë Nikolla para ligshtisë së prisit dhe nisë t'a tallë tuj e këshillue, si në gaz, të bahej pop a por të njeshte furken e grues per të tjerrë,në vend të saj, te dera e shtepisë. Atë çka s'ndëgjon Pàli, ka për të m'a çue në vend Mark Milani ─ thotë krajli ─ dhe me nji herë ep urdhën të thërret tanë burrnimin n' ushtrì.

Tuj bat ë vetat fjalët e Zanës i sillet Poeti Knjaz Nikollës dhe e qorton per gabim qi, ishte tue ba, mbasi rrêhet keqas kushdo, që i nget në të padrejtë s h q i p t a r ë t.

## KUVENDI I BERLINIT

Deh! oj Zânë, tý t' kjosha true!
A thue din ti me m'kallxue;
Se ç'ká ndêjë tue bumbullue
Andej larg kah Rumelija,
Ka' ajo Plevna e Bulgarija?
A kjenë topa a veç kjenë gjâmë,
Qi u dridh toka ashtû nên kâmë?
    Besa,jo, pra nuk kjenë gjâmë
Qi u dridh toka ashtu nên kâmë;
Por kjenë topat e Rusís,
Kjenë havanet e Turkís
Qi bumbulluen fushës s' Rumelís,
Nâtë e ditë tue rrahë pá dá,
Rumelín t' tânë n' gjak tue e lá
Kah na u pré Turku me Shkjá,
Me Miskov Turku ka' u pré.
Rrëmej gjaku shkulm mbí dhé:
Si mjerë Zêmra e atyne nânave,
Qi i pa'n djelmt atyne âneve,

---

1-10 Rumelija : krahinat bregore mbi Detin Egjè. Plevana: qytet në kufi me Bosnje.
10-15 havanat : K.VI.333
15-25 Rrëmej : rrodhi, gufoi gjaku gulfa gulfa.

Perse kryet nên grykë t' havanave,
Kur të rrahin kta batare,
S' i bân nierit, jo nji pare.
Bre mâ zí 'dhe pat per t' ndollë,
Pse tue u rrasë kje Shkjau n'Stambollë,
Me zhbî Mbretin m' post te vet;
Veç se u rán Krajlat ndermjet,
Edhe pushka tashti prâni.
Sod t'shtatët Krajlit e Sulltani
N' at Berlin na jânë bashkue,
Na kan nise me e bisedue
Se si pûnen me e vendue,
Per ma vû paq edhe besë,
Per me shue luftë e ngatrresë,
Zêmer t' keqe, mní e resë,
Tue ngulë gúr, tue ngulë kufí,
Per gjith vend, per gjith mbretní,
Giatë Balkanit m' Dét te Zí.
Por tue kênë se besë e fé
Nuk po kisht', jo, sod mbi dhé,
E se forti, n' armë merthye,
Aj po kisht' gjithmonë arsye,
Un tue e pasë jam ktû do frigë
Ser na bîn ndo' i pûnë e ligë
Per Shqypní e per Shqyptarë:
Ke kta s' kan miq as kumarë,
Qi me e folë per ta nji fjalë,
Qi me hî atyýzot me u dalë,

---

25-30 Me zhbî Mbr.m'post të vet : me rrëzue mbr nga froni.
30-35 mnî e resë : K.VI, 168

Pse, edhe qe, qaj Knjaz Nikolla,
Lshue dollamen pola-pola,
E me 'i strugë të gjânë dý pllàmë,
Me ' kosh rrethe neper kâmë,
Shkye shallvarësh mbî kupë te giûnit
Me ju dhimët gurit e drunit:
Aj po u del Krajlave para,
E me fjalë e dokrra t' mara
Po ja nisë atý me kjá,
Se aj tokë buke nuk po ká,
Bjeshkë e vrrî se atî i jânë thá:
I jânë tha e i jânë shkrumue,
Te tânë shkam e rrasë e lmue,
Pa nji kallzë, pa nji shkop drûje,
Sa qi poplli, rreshkun ûje,
Asht ka' i del prej Cernagore,
Po s' i u lshue nji tokë gratçore,
Si, bjen fjala, toka arbnore.
Toka arbnore,tokë me nâm
(Blé me pash e shitë me pllâmë,
Pashi argjand, pllâma florî,)
N' daç per bjeshkë e n' daç per vrrî,
N' daç per dhên e n' daç per dhí,
Si per bukë, si per tagjí

---

45-55 lshue dollamen pola-pola : K.III,204.- E me ‘i strugë… Me ‘i kosh rrethe : K. I, 293 me dollakë të gjatë sa me mbush nji kosh me to. – Shkye shallvarësh : me brandavekë malazez, ngjyrë qielli, të shkyem.

Si per pûnë, si per tregtí.
Edhe Krajlat po e ndigionin,
Po e ndigiojn- as s'po e qortojn;
Veç se bashkë me Mbret t' Stambollës,
Po na i napin dorë Nikollës,
Me mârrë Plavë, me mârrë Guci,
Me mârrë Shkodren me Malci,
Dér kû dán vendi me Drî:
Si atë Zoti m' a marroftë,
Mbret,a Krajl, a kushdo kjoftë,
Qi vû dorë m'leter mâ i pari
Vendit t' vet me dalë Shqyptari,
Ase rob me ndêjë nen Shkjá,
Pagë e t' dheta atij tue i lá!
Se, per Zotin- kjoftë levdue!-
Per pa u bâ gjaku der m' giû,
Kurr Shqypnín a'kem' per t'a lshue.
Se kur t' mêrret, vall, Shqypnija,
Flakë do t' ndezet rrokullija,
E do t' binden fiset t' tâna
Kah bjen dielli e kah mêrr hâna.
Gjaku i jonë, po, ká me vlue,
Nama e jonë, po, ká me ushtue,
Ka me i shkue m' vesh Perendís,
Edhe i lumi, n'frymë t' idhnís,

---

70-80 Me marr Plavë… Gusì : dy krahina shqiptare
90-95 Rrokullije : tanë bota rreth e rrotull.
95-100 N'frymë t'idhnìs : K. VI, 211

M' vend Europian ká me e vrá:
Te tânë n' gjak ká per t' a lá.
Kúr ka ndie qaj Knjaz Nikolla,
Se atí Europa edhe Stambolla
Dorë i dhânkan mbî Shqypnî,
Me dale cubi nji zotni:
Vû kapicen m'njanin sý,
Se ç' â hjedhë e ç' ká lodrue,
Se ' dhe kangës ç' i a ká fillue,
Porsi krushku tue Vallzue!
Lum e lum, po, i biri i Shkinës,
Se nder ksolla te Cetinës,
N' ato kohë qi kan me ardhë,
Ká me ngrânë aj bukë të bardhë,
Ká me zí aj mish taroçit,
Ká me pí, po vênë prej poçit,
N' të dý faqet me i plasë gjaku,
Kacadrê me i ndêjë mustaku.
Në Cetinë mandej ká dalë,
Pál Milanit ká çue fjalë:
More Pál, more yi djalë,
Nji sahat mos t' bâjsh me u ndalë,
Por fluturo si gjeraçina,
Edhe peja ke Cetina;
Pse due t' ap un t'ý nji ushtrí:
Pêsë taborre djelm të rí,

110-120 mish taroçit : K. V, 277

T 'tânë Sokola lé n' Mal t' Zí,
Per me i qitë un n' at Shqypní:
N' Hot e n' Grudë, n' Plavë e n'Gucí
E ato vende me m'i shtrue,
Se ato Krajlat m' i dhanë mue,
Me shkelë m' to gjith si të due.
E mandej, si per nji javë
T' m'i keshë shtrue Gucí e Plavë,
M'beh t'm 'i bijsh Lekve t' Malcís,
Si njaj ujku prej pusís,
E me shpatë e me konop.
Të m'i bâjsh mue Lekët per Shkop,
Edhè vendin, gjânë e giatë,
T'm'a pushtojsh der m'Prrue te Thát.
Pse, si shtrue t'a kem' Malcín,
T' kem' mârrë Plaven e Gucín,
At herë na po t' rrasna n' Shkoder,
Tue lujtë valle e tue kcye loder,
Si ata mâzat neper lâmë,
Pa na hî kund ferrë në kâmë.
Pál Milani thotë nji fjalë:
Njeksaj pûnë â vshtirë me i dalë;
Se p'r 'i javë s' shtrohet Malcìja,

---

125-135 N'Hot e n'Grudë… : fiset e para të Malcìs, të zaptueme prej Malit të Zi.- …Lekve t'Malcìs : t'i sulmojsh papritmas Malsorët e M. së Madhe.
135-140 Dèr m'prrue të Thatë : prrue qi xên fill në Pyellin e Bogës e derdhet në Liqe të Shkodrës.

Se as me pushkë s' mêrret Shqypnija.
Vênu shêj. po, fjalve t' mija,
E mos nguc grênzat me krande,
Perse ngucë te zezen t' ande,
Pse edhe jashtë n' ket pûnë ké marrë:
Per pá t' pasë kush gjak as varrë,
Nuk thotë Zoti, as s'e ep kanûni
Në vend t' huej me hî perdhûni.
Jo, po, m' thuej në zjarm me rrânë,
Me i rá - detit ânë e m' ânë,
Se n' fjalë t' ande atje do t' veta;
Por n'Shqypní, besa, s'mund t' veta.
Qeshi Knjazi vesh e m' vesh,
Se ti kênke-o burrë prej nesh:
Kênke burrë veç me ngrânë pshesh,
Q' se i a nisë me m' predikue,
Thue se 'i grue vetë kam qillue
Qi me u trêmë prej fjalve t' ueja,
Per çka m' flet, per vende t' hueja
Jo, po, mirë do t' isht' per tý
Kamelef me vû ti n' krye,
Me lshue mjekren dér nen gjí,
E me dalë Pop ti n' Mal t' Zí
Per n' mos daç ti n' shpí me shkue
Me njitë furken porsi grue,

---

145 – 155 Me rrânë : me rà.
160 – 170 Me m'predikue : me më qortue, këshillue. –Kamelaf : kësulë popash, kamillaf.

E aty n' derë, ndêjë mbî ndo'i krroqe,
Me tjerrë m'bosht me t'ande shoqe,
Tuj u zé me tê n' shullâ:
Se per luftë s'u dashtke gjâ.
Sa per luftë âsht Mark Milani
Burrë si motit, trim si luani,
Qi edhè ushtrís ka per t' m' i prî,
Per me shtrue Plavë e Gucí,
Per me shkelë Lekë e Malcí.
Edhe Shkoders mrendë me i hî;
Me i hî mrenda me bajrak:
Me bâ Shkodren Karadak.
Kshtû tha Knjazi e lshoi kushtrimin,
Per me mledhë n'ushtrí burrnimin.
Pingroi Zâna neper molla:
Hajde! hajde! or, Knjaz Nikolla,
Se pak giatë jé shtý me fjalë:
Se vjen moti per kadalë:
Se s' din nieri kû mund t' dalë,
Po kje 'imend se lshon aj vrapin
Mâ të madh se t' a két hapin:
Si, me giasë, ti don m' e lshue,
Q' se nder mend ty t' âsht ngujue
Ne Gucí nji ushtrí me e çue,
Shqyptarín nji herë pa e pvetë:

# KUVENDI I BERLINIT

A thue e lshon Gucín e shkretë,
A thue e lshon Malcín e ngratë,
Per pa i shprazë dý pushkë m' te thatë.
Me Shqyptarë, more Nikollë,
Mundet nieri ngusht me ndollë,
Po s'u shkoi aj mrendë per mik;
Se ata lé kishin çelik,
E vû sý kishin me dekë,
M'erz a m' tokë me pasë me i prekë,
S' ka shka bân nder ta i huej'!
Se ata gjallë s' i shtrohen kuej,
N' dashtë t'jét Knjaz, a n'dashtë t'jét Mbret;
Se atà Mbret po ishin n' dhé t' vet:
Fort gabon kush i gerget!

---

200-209 E vû sy kishin : kishin caktue, vendosë.- M’erz: në nderë.- i gerget: i ngacmon.

# LAHUTA E MALCÍS

## KANGË E TETËT

## ALI PASHA I GUCIS

### ARGUMENTI

Në të zbardhun të dritës Ali Pasha qohet prej gjumit, veshet e mbathet dhe gaton kalin e shalës per rrugë. Para se te nisej pershendete nanen e vet plakë dhe kësaj i len porosi burrnore të racës fisnike shqyptare. Pasha kerkon qi e ama të vazhdoi me qenë mik-pritëse, e ndershme, dordhanëse me të vorfun e bujare me t'aferm. I difton – e vetem kësaj – se ai do të binte deri në Pejë per t'u takue me Haxhi Zekën dhe e këshillon mos te merzitej per té, në vones, mbasi shtekut nuk i dihej kurr caku. Mandej i sjellet gruas, të cilës i len amanet djalin, ende në djep. I qet në emnd se detyra e sajë âsht mirërritja i fëmisë i cili tue qenë djali i nji Ali Pashës, duhej te rrite bujar, trim, besnik, kuvendar i aftë me prí e i mirë me ndëgjue. Në qe, mandej, se Shkjau, nësà ai ndodhej largë, kishte per te ra në Gusì, ajo vet, sada nanë, do t'ia pritte kryet në djep, por kurr s'do të lejonte me ua dorzue gjallë në duer.

## LAHUTA – Kangë e Tetët

Niset Pasha shqiptarë mbytë në mendime, të cilat vetem Perendia i din. Dikur, mbas shumë rruget kapet tek nji stom dhe aty pranë njaj gurre e nen nji hije ulet te pushoi. Kujtimet e rreziku, qi i kercnoheshin vendit e mbar Shqipnis s'lanë të qetët, si i qetë së âsht luani, të cilit anmiku i rrëmbeu klysht e hiku pa e pa kush. Tretë në këto mendime sjellë sytë habitshëm dhe prej shpatit të malitshef ka i afrohet nji si Hije, veshë në të bardhë, stli si rreze, ngjeshë me nji shokë arit dhe me flokë të lëshueme, qi i derdheshin shtatit hyjnuer. Para kësaj fytyre mbinjerzore trembet kali dhe Alija ia ngulë sytë asaj, qo tash kishte nxan vend mbi ylberat e kronit. Dikur në zemër e e pëvetë se kush ishte ajo e se që besim ishte. Rreziku i Shqipnîs, vendimet e leqnisë së Berlinit, qellimet e Knjaz Nikollës, pakujdesì dhe shperdorimet e Shqiptarvet nder rasà të tilla e bajnë Hijen të çfaqen dhe t'i diftijë Pashës se ajo ishte Ora e Shqipnìs, por jo moa mbrojtse e ambël, por shituese e idhtë kundra bivet të vet shqiptarë, mohuesa të vendit a por të pakujdesshëm para rrezikut të përbashkët. Bèt e Alis e dëshoira vendimtare per t'u flijue ai e i biri për Shqipnì zbusin idhnimin e Orës, e cila, si ne shpërblim, i ep kreshnikut nji fuqi mbinjerzore sa me zhgulë lisat vendit, me qenë i pavarrueshëm nga tagani a pushka, nga plumbi e gjylja e topit. Pasha provon fuqìn e red he, në saje të sajë, zhgulë lisin, por i mungon fuqia per t'a ngulë rishtas në dhé. Qeshë Ora e prap i afron rozmarìn per te thithunprej saj fuqi te reja. Tashmâ lisat në doren e tij jan hûj gardhit dhe luen me ta tuj prit se shka po i pergjigjte Ora. Por ajo ishte zhdukë e ba voesë nder lule. Kali e nxitë Pashën të marr rishtas rrugë. Gjoku fluturon si rrufeja dhe kreshniku i Gusìs e din se Shqipnija ishte në rrezik.

# ALI PASHA I GUSIS

Drita duel, dielli s' ká lé,
Alí Pasha, ' i trim rrfé,
Heret sod na kênka çue,
Kênka veshë, kênka shterngue,
Paska mathë çizmet dér m' giû,
Edhè u ulka ne katue,
Kû nisë gjokun me shílue,
I vên frênin prej florinit,
I vên shalen talatinit,
I a shterngon me tre kollana:
Hidhet gjoku porsi Zâna,
Porsi Zâna n' mal t' Tomorrit:
Edhe' e zier te dera e oborrit,
Nânes s' vet aj kû po i thrret,
Kû po i thrret e kshtû po i flet:
«Po ndigjo, morí ti loke,
Bânmu nderë miqve edhe shok'e,
Bânmu nderë, kush te jetë per nderë,

~~5-15 Katue : K .VI ,25~~8. – Shalen talatinit : shalë lëkure viçit ase lëkure së nditshme qi regjej në Janinë. – Kollona : K.V, 105. – Tomorrit : mal i permendun në lindje të Beratit(m.2480).

Mos lên t' vobeg me t' kjá n' derë,
Mos lên t' vobeg n' derë me t' kjá,
Por t' m'i dalsh moter e vllá,
Por t' m' i dalsh ti nânë e tatë,
Si të parët na lanë zanát;
Se kan bîjtë do pûnë të reja
E do t' dal un dér kah Peja,
Dér kah Peja, dér kah Reka,
Per me u pjekë te Haxhi Zeka;
E nuk diej kur ká me m' rá,
Me u kthye dalë, me tý me u pá,
Persè shtegu orok nuk ká».
Nuses s' vet, mandè' i ká thânë:
«Nji amanet jam tue t' a lânë:
Rritma djalin djale bujár.
T' me dalë burrë e burre Shqyptár,
T' m' bahât trim e kuvendtár,
Me qindrue per kanû t' vet,
Me luftue per Atme e Mbret:
T' diej me prî e me ndigiue,
Armët e besen mos me i lshue,
Kudo pûna me i qillue.
Por në kje se Mali i Zí
Erdh e rá kurr ne Gucí,

---

30-35 Persè shteku orok nuk kà : udhtimi s'ka ditë të caktueme per kthim.

# ALI PASHA I GUCÌS

Dér sá t' jét djali kerth6i,
Pâsh njat Zot, qi te ká falé,
M' a ndigio ti, grue, nji fjalë:
Bâne zêmren gúr e krep,
Premia djalit kryet ne djep:
Mos m' i a lsho Knjazit n' dorë gjallë;
S' due t' a lâ n' Shqypní un prrallê,
Se nji biri i Alì Begut,
Se nji i nipi i Skenderbegut
Knjaz Nikollës i ká sherbye
Se ká vû kapicë mbí krye,
Se ká ndêjë per t' gjallë nen shkjá,
Pagë e t' dheta atij tue i lá.
Mâ mirë n' vorr m' u kjá per mâll,
Se nên Shkjá me ndêjë per t' gjallë!»
Kshtû tha Alija e i hypi kalit,
Edhè u nis terthores s' malit,
Porsì breshni me duhí,
Tue mendue, duhan tue pí.
Ç' do t' mendojë, vall, Alì Pasha,
Qi i ká vrâ ato vetlla t' trasha,
Qi i ká vrâ ata sý si zhgjeta,
Thue se n' mní i ká ardhun jeta?
Se shka endë kjo mendja e nirit,
S' din kush gjâ, posë njatij t' Mirit
Qi nuk flên as kurr nuk kotet,

---

40-45 Krthì : kërthinjë, fëmij djepi.
65-70 … njati t'Mirit : Perendìs, i cili âsht vet e mira

Qi ká n' dorë stinët edhè motet,
E qi rrezja e sýut ka' i priret
T' zêmers s' nierit kthellon gjiret,
E i a shef te tâna endiret,
I a skjyrton t' gjitha dishiret,
Qi atý mrendë rrin t' u perzí
Dikû bardh e dikû zí:
Aj, po, din shk' âsht tue mendue
Alì Pasha rruges tue shkue.
Un vecçdiej t' u tham nji fjalë,
Se, tue shkue ashtû m' kál e m'shalë,
Tue rá dromit me t' mdhej hapa,
Shum do rrugë ká lânë permbrapa:
Shkote gjoku porsi rê:
Edh' âsht kapun te nji rrê,
Kû nji lis i bukur ishte,
Lisi ishte e hije kishte,
Edhè kishte 'gurrë per brî,
Gurrë të gjallë, të kjartë florí,
Kû edhe gjokun ka ndalue
E i ká zbritë per me pushue
Nen at hije e te njaj krye.
Tue pushue per nen at hije,
Si luâ, qi prej shkretije

---

70-75 rrezja e syut ka' i pritet : kah sjellë sytë, shikimin, vetëm me nji të kqyrun, të sjellmen syt. – T'zemres s'nierit kthellon gjiret : deperton në thellësit e zemres së njeriut, vren mshefsinat, dëshirat (endiret) e shpirtit.
80-85 te nji rrê : te nji rrugë e ngushtë, shteg i dhive.

Zên m' ndo'i moje, kputë e lmekun,
Pá dobí mbasi t' ketë ndjekun
T' letë anmikun, qi i grabiti
Klysht e njomë e mnís i rrshiti,
Me sý t' vrântë kundron Alija
Se sá bukur Shqyptarija
Rreth e çark i shtrohet para
Me liqêj, me lume e ara,
E me male te madhnueshme,
E me pyje te blerueshme;
Edhè sýt i mushen n' váj,
Kah mendon se fati i sajë
Nder duer t'huaja gjithmonë ngeli,
Se mâ i keqi p' rherë e shkeli
E s' e la me çue kurr krye,
S' e la dritë me pá me sý.
E ashtû ndêjë trimi nen hije,
N' mend tuj endun puûnë Shqypnije,
Kur qe shef logut tue ardhë
Nji si hije veshë në t' bardhë,
Si nji vashë qi fat vè s' parit,
Shterngue ijet me 'i shogë arit,
Edhè zhdredhun flokët giate shtatit
Si ato rrezet krés s' njaj shpatit
kur bân dielli per me lé

---

90-100 … moje: naltësi. - … lmekun: gadi pa frym prej së lodhunit. – mnis i rshiti: i pështoi mënis, iu largue rrezikut.
105-115 si nji vashë qi fat vé s'parit : si vashë qi shkon nuse, te fati i vet. – Shterng. ijet me 'i shogë arit : me nji brez, sherit arit, në mes.

Neper brymë të nadjes s' ré.
Ardhun shtatit si breshâna,
Si ajo vera e si ajo Zâna,
Bite shpatit tue flakue,
Dér qi vjen e zên mbî krue,
Vjen e zên fill nder ylbera
Qi ndermjet t'stomeve t' blera
E per rreth t' argjente t' currilit
I trajtote rrezja e diellit.
U trand gjoku kur e pá,
( Thonë se kali praskë nuk ká ).
Curroi veshët e ngrefi kryet
E harû, pá ia dá sýt:
Turfulloi nja dý a trí herë,
Tuj u zmbrapë rudines s' blerë,
Kah kisht' ndêjë Alija pshtetë.
Ali Pasha e pá edhè vetë,
E m' njâ 'n krah si kisht' zatetë,
I dha shtatit e u drejtue
Edhè ndêj aj tue kundrue
Palè a isht' nieri asè hyjní.
E tue kqyrë ashtû n' habí,
Qatje vonë po nisë me i thânë:
« Pásh Njatè qi te ká dhânë,
A jé nieri a se jé Zânë?
A lutë Pashkë a lutë Bajram?»

---

115-125 Ardhun shtatit: zhvillue mirë, me trup të terhequn si breshana, si selvija.
125-130 t'currillit : fiskaja e ujit. – praskë : perde, mbulesë, pengesë në të pamë. – curroi veshët : ngrehi veshët

« Se shka jam e shka nuk jam,
Se a lus Pashkë a lus Bajram,
Se a bâj hije a jo n' ket jetë,
Ktû s' âsht ngaeja me pëvetë:»
Po i thotë Hija atëherë Alís.
« Se ngusht janë pûnët e Shqypnís,
Se mbrendë besa âsht krejt harrue,
Se lugat m' te Knjazi âsht çue,
Asht çue Knjazi m' tê lugat:
Ká qitë sogjet shpat e m' shpat:
Don me dalë dér n' Rozafat.
N' at Berlin u dá pleqnija,
Në dorë t' Shkjaut me rá Shqypnija».
« Mo, pásh Zotin! Shka po flet?
Z6en Alija e po gerthet.
Po a s' ká Zot a s' ká kund Mbret,
Qi nji Knjaz i Malit t' Zí
Mund po e bâka aj sod pleqní
Me i pushtue kto Malet t' ona,
Kû, se rrmen Drini e Valbona,
S' ká rá mrendë parmendé e huej,
Pagë e' dheta s' jânë lá kuej?»
«Jo, po, prá, i pergjegji Hija;
Nên kâmë t'Shkjaut do t' vuej Shqypnija,
Edhè Knjazit pagë e t'dheta
Do t' i lajë per sá t' rrjedhë jeta;

145-155 sogjet shpat e m’shpat: rojet, pritat.
160-164 se rrmen Drini e Valbona : qëse rrjedhë Drini e lumi i Valbonës.

Persè sod gjindja shqyptare,
Rrêjtë me pare e me timare,
Besë e fis kta kan mohuemun,
Krejt Atdhén kta e kan harruemun,
Edhè armët i perdorojn:
Kur mos t' vrasin shoqisho' in:
Jo per t' sjellë lirín Shqypnís,
Jo per t' mare e t'mare e t'mire t' njerzís,
Por per t'zgiedhë se kê nder t' huej
Zot Shqypnija do t' a quej.
Marre e trup per fis t'Shqyptarve
Me shnderuem namin e t'Parve
Edhè rob deshtas me ngelun
Nên kâmë t'hueja ndrydhë e shkelun,
Si moskush m' ftyrë t' rrokullís!
Se un jam Ora e Shqypntarís,
Se un Shqyptarët-o do t' i nâmi,
T' mos u zhbîhet arve grâmi,
T' mos u dahet dhênve dâmi,
T' mos u lindet djalë ne voter,
T' mos u rritet vllá as moter,
Por le t'shuehen nên zgiedhë t' huej,
Porsi shuhet krypa n' ujë».
« T' lshosha bjeshkët o morì Zânë,
Merr Alija, atëherë, me i thânë,
T' lshosha bjeshkët e t'lshosha malet,
Mos na nam, he shto' Zo' vallet!

---

185-200 T'mos u zhbihte arve grami: qi mos t'u dalë fare grami (nji bar i damshëm që rritet nder ara e i merr ushqimin bimve. – Mos na nam, shto Zo' vallet! :

# ALI PASHA I GUCÌS

Se né nâma na ká rá,
Se né besa na ká vrá,
Q'se ká mrrîjtë fisi i shqyptarit,
Me u dridhë para Gospodarit,
Shqyptari me u dridhë n' sý t' Knjazit,
Qi as sá luga m' fyt t'nji mazit
S' çon kandár aj nder mbretní...
Jo, por, n'kje se n'Shqyptarí
Ké gjetë hije me pushue,
Ké gjetë gurra me u freskue,
E rudina me lodrue,
Me lodrue e me vallzue
Krah e m'krah me t' Bukurat tjera
Kur lulzon e butë Prandvera,
Pásh njat sý, qi e paske hýll,
Qi m'a çilë e qi m' a myllë
Si ajo hâna neper pyllë,
Deh! m' kallxo n' ket hije shpati
Si t'' a pshtoj Shqypnín, i ngrati;
Se t't bâj bén mbî gúr të vorrit,
M' Bigë te Shalës e m'shkam t'Tomorrit,
Qi per tê nuk m' dhimet djali,
Qi per tê jeten e fali»
Kur ká ndie Ora e Shqypnís

---

emën përgëdhelës per fytyrat mitologjike, të cilat n'idhnim mund të bajnë keq ose të shitojnë njerzìn a vendin, qi kan nen mbrojtje.

Se shka i tha Pasha i Gucís,
Fort me vedi ajo â gëzue,
Edhè Pashës kshtû i ká ligjrue:
«M' kâmë prá Alì per n'kjosh kund gjallë,
Nuk âsht ngaeja sod me u tallë:
Knjazi topin âsht ka e kallë.
Dil e piqu m' Haxhi Zeken;
Grish Kosoven, bashkò Reken:
Lsho kushtrimin n' Toskë e n' Gegë;
Mblidhnu tok si kokrrat n' shegë:
Forca tok-- s' bâhet rrcok
Edhè, lidhë me besë shqyptare,
Bini Shkjaut ju fulikare:
Un me jue kam me qillue:
Shkján nên kâmë kam me u a shtrue.
Por, pse ti m, a bâne at bé,
Se nep jeten per Atdhé,
Qe un t' ap nji forcë te ré
Vendit lisat ti me i shkulun,
M' tý tagani mos me u ngulun,
Plumja e pushkës tý mos me t' vrá,
Gjylja e topit mos me t' rá».
Edhe kshtû tue ligjirue,
Alì Pashës ajo âsht afrue:
Ká qitë doren mrendë në gjí,
Ká xjerrë jashtë do rozmarí:

---

239-235 Forca tok-s' bâhet rrcok : forcat e bashkueme nuk qiten poshtë údobishtë.
245-250 rozmarí : bimë me erë të kandshme (rosmarinus)

I a ká dhânë t'i mârre erë;
Mandej thânë i ká Alís;
«Hajt,Ali, ti me u sprovue
Palè a e shkulë lisin me rrêma,
Palè a e shkulë e prap e ngulë.»
Edhè trimi i âsht shterngue,
Me dý duert lisin ká kapë,
Dý - trí herë aj e ka trandun,
Me gjith rrâjë edh'e ká shkulun;
Por, kur prap ká bâ m'e ngulun,
As nji giû n' dhé s' mund e shtini.
Fort ká qeshë e bukura e dheut.
Kur ká pá se aj Ali Pasha,
S' muejtka n'vend lisin m'e ngulun,
Edhè s' dytit rozmarín
I a ká dhânë t ' i marre erë.
Kur âsht çue s' dytit Alija,
Me dý duert lisin ká kapë,
E si t' ishte i' hû prej gardhit,
Shul perpjetë aj e ká ngrîjtun
E dèr m' degë në dhé e ká ngulun.
Mandej sjellë âsht me soditun,
Se ç' po i thotë Orae Shqypnís;
Por me sý t' Miren s' e pá:
Isht' bâ voes e rá nder lule.
M' kâmë Alija habitë ngeli,
Tue kundrue rreth kah zabeli,
Deri nalt kû niste bora,

255-275 e bukura e dheut : Zana. – kah zabeli: pyell i vogël.

Per me pá se ç' u bâ Ora,
Kur nisë gjoku me hingllue,
Nisë me thunder me trkllue,
Thue se n'mend po do m 'i a qitun,
Se s'isht'ngaeja atý me pritun.
Asht kujtue, medjè, Alija,
Per shka thânë i kishte Hija,
Se n' rrezik gjindej Shqypnija,
Edhè gjokut m' shpinë ká kcye.
Gjoku turrin ká shperthye:
Kush dý herë s' i pá me sý.

275-285 me thunder me trokllue : me rrahë token me kambë. – Hija : Zana, që âsht hije e jo trup. – Gjoku turrin kà shperthye : ka nis të lëshohet vrap, me të katërtat.

# LAHUTA E MALCÌS

## KANGË E NANDËT

## LIDHJA E PRIZRENDIT

### ARGUMENTI

Poeti grishë Zanën që, me te krah, të këndoj në «LAHUTË» ndodhjen historike të vitit 1878-1879 kur mbas vendimeve të padrejta të Kongresit të Berlinit, Ali Pasha i Gusis qet kushtrimin anë e kand Shqipnis per të mbledhë burrat mâ në shêj nga Gegnija e Tosknija dhe per t'u bashkue në Prizren. Në zanin e Alis arrijnë kreshnikët e kombit në qytetin zâmadh. Ora e Bardhë e Shqypnìs, i shef nga bjeshkët e Ljubotenit, ku e Mira ka ndejen, dhe gëzohet. Thërret Zanën e Sharit dhe, mbasi s'bashku dalin me nji koder, prej nga kundrohej qyteti, e pëvet simotren e vet se a thue i njifte ata burra rreshtue në kuvend. Zana, e habitun para pamjes madhështore të Homeridave të rij, kujton se Shqiptarët e mbledhun janë Akejt e vjeter ose Dardajt. Nisë, prandej, të cilsoj nder ta Agamemnona e Diomeda. Ban buzen në gaz Ora dhe tashti i spjegon motres nji për nji herojt Shqiptarë: Ali Pashën, Marash Vatën, Abdyl Frashërin, Prenk Bib Dodën, Toptanin, Zogollin, Gjetë Gegë Shllakun, Çun Mulën, Mar' Lulën, Dod

Preçin, Vrijonin, Derallën, Shan Dedën, Abdullah Drenin. Ndersa Ora e Zana bisedojnë këso dore mbi maje të Prizrenit, çilë kuvendin Abdyl Frashëri. Ai endë me nji gojtari të zgjuet, si i përket derës së tij letrare, vjetërsin e fisit Shqiptarë, kulturen e lashtë të tij, trimnîn e qëndresen gjatë shekujve, ashunin per atme dhe luftat e racës për të ruejt pavarsinë. Nga fjalët epeshueme të tija del në shesh se Shqipnija s’shkelet me dhunë dhe se Shqiptari din të vdesë për Atdhe. Kështu Shan Deda i Dedë Jakupit nxehet dhe, duke i pre fjalën gojtarit shperthen në shprehje të zjarrta e bè, që perforcojnë pohimin e mbramë të Frashërit. Ky merr rishtas fjalën dhe përfundon me nji grishje, që ua sjellë tanë të pranishëmve per t’i dalë zot tokave shqiptare dhe për të pështue Hot e Grudë, pPlavë e Gusi nga çapojt e Malit të Zi. Në këto fjalë preket Bajraktari i Shalës Mar’ Lula, dhe, tuj u përbetue në Shën Marrabe, nisë kuvendin, në të cilin pohon, me logjiken e Kanunit, se per tê e Shqiptarët e tanë âsht anmik i njajtë si Shkjau si Turku e se prandej këtij i do vû pushkën para. Mbas fjalëve të tija flet Ali Pasha. Ky tuj i dhân arsye Mar’ Lulës, paraqet nevojen politike që Shqiptarët të rrijnë per nji moment lidhë me Mbret të Stambollit, i cili heret a vonë do të bijë(rrëxohet). Për të mos e zgjat shum kuvendin, propozon për të shkrue nji letër ─ drejtue fuqive të Mëdha e Mbretit. Letra peshohet fjalë per fjalë dhe qartas ven në dukje se toka Shqiptare s’âsht as e Italianëve, as e Hinglizvet, Françezvet, Gjermanëve as e Sllavëve e se ajo tokë s’i lëshohej kujë as s’i falej.

# LI DHJA E PRI ZRE ND IT

Shkrepi dielli buzës s'Cukalit,
Eja e t'kndojm, oj Zâna e malit,
Eja e 'kndojm më Lahutë t'Malcís,
Si atà Krenët e Shqyptarís
Në prizrend na janë bashkue
Per me folë, me bisedue,
Shqyptarín se si m' e pshtue
Prej çapojve t' Malit t' Zí,
Qi ka dýndun top e ushtrí,
Me hî n' Plavë, me hî n' Gucí,
Me marrë Shkodren me Malcí,
Dér kû dán vendi me Drí;
Pse, po thonë, Mbreti i Stambollës
Dorë i dhânka Knjaz Nikollës
Me ndezë zjarm aj m' votra t' ona,
Me ngá qét aj n' ara t' ona
Me bâ drû n' zabele t' ona,
E me grá e me vasha t' ona
Me luejtë Shkjau harushë nder né,
Thue se s' ká Shqyptarë mbí dhé.
Por po kisht', besa, Shqyptarë,

---

1-10 Shkrepi dielli b. s’Cukallit: rà dielli buzë Cûkallit.

Kisht' Shqyptarë zêmer bujarë...
Burra t' urtë, trima luftarë,
Qi s' po u tutshin kta me dekë
M' erz a m' tokë me pasë me i prekeë.
Persè, qe, qaj Alí Pasha
Fort ká vrâ ato vetlla t' trasha,
Ká vrâ vetllat edh' â idhnue,
Burri i botës kur ká ndigue,
Se n' Berlin âsht bâ pleqnija
Nen kâmë t' Shkjaut me vue Shqypnija;
Edhè n' Pejë trimi ká dalë,
T' tanë Shqypnís ká çue nji fjalë,
Qi shk' â Krye, shk' â Bajraktár,
Shk' â Vojvodë e shpí e parë
Fíll me dalun në Prizrend,
Per me ngrafë atý kuvend,
E, si motit, per, per Atdhé
Me lidhë besë, me lidhun fé:
Besë e fé me lidhë Shqyptare,
Se pá dale Shqypnija fare,
Sa qi n' fushë as në zabel
Mos të lehë mâ qên në stel,
Mos t' këndojë as pulë as gjel,
Vendin t' huejve mos m' u a lshue,
Shkjaut per t' gjallë mos me ju shtrue,
Mos me vû kapicë mbí krye:
Mbretit fjalen me ja thye.
Edhè n' lajm qi çpon Alija,

---

40-45 në stel : kaçorre, në strehë

# LI DHJA E PRI ZRE ND IT

Trup në kamë çohet Shqypnija,
Shk' â Gegní e shk' â Toskní:
Çohen Krenë e Bajraktarë,
Agallarë e Pashallarë,
Me Vojvodë e me Beglléreë
Trima n' zâ, burra me nderë,
Larg t' permendun per urtí,
Larg te lypun per pleqní:
E kush tok e kush pá shok:
Si atà hyjt qi shkrepin n' qiell:
Në Prizrend na shkuekan fill,
Prizrenjanët kû mirë po i presin,
Buke e zêmer kû po u qesin,
Si zanát qi e ká Shqypnija,
Kur t' u shkojë miku te shpija.
E si tok na janë bashkue,
Trimat m' kame atëherë janë çue
E kan dalë në log t' kuvendit,
M' ato mojet e Prizrendit,
Kû kan ndêjun rend mbas rendit,
Me Ali Pashen n' krye te vendit.
Vall, ç' piskati n' hije t' blinit,
N' ato mrize t' Ljubotinit,
Qi ushtoi vigma ashtû zallís?
Ora e bardhë e Shqyptarís

---

55-60 E kush tok e kush pa shok : dikush me tjerë e dikush vetëm.
65-75 N'ato mrize t'Lubotenit: maja ma e naltë e grupit të Sharrit (m.2510)

Paska kênë n' nji gurrë t' u lá,
Edhè e Mira paska pá,
Se atjè poshtë - o në Prizrend
Kenkan mbledhë Shqyptarët n' kuvend;
Paska pá ajo e kênka gzue,
M' mâje t' bjeshkës paska flutrue,
Edhè n' giûhë t' âmbel t' Shqyptarit
Thirrë i paska Zânes s' Sharit,
Sa qi ushtue ká hapesira:
A po ndien, moj t' raftë e mira!
Moj shtat - rrituna në mjaltë?
Peja i' herë m' ket bjeshkë të naltë,
Peja 'i herë, per n' daç me pá,
Shka s' ké pá as n' Turk as n' Shkjá.
Zâna mirë atê e ká ndie;
Fluturim âsht lshue n' ajrí,
I a ká behë m'bjeshkë t' Ljubotinit,
Sa rre' 'i herë qepalli i synit,
Kû atý para i ka dalë Ora,
Edhë kapun dora -- dora,
Tue kuvendë motra me moter,
Na kan zânun vend m' nji koder.
Vend m' at koder, si kan zânë,
Ká qitë Ora edhè i ká thânë:
Se un, qi dijtë e kam mâ s' miri,
Se tý p' reherë t' a ka dashtë hiri
Me t' kuvendun fjalë burrnije,
Me t'permendun punë trimnije

---

85-95 Peja : pa-eja, eja këtu ; shif K.VII, 120. – qepali : qerpiku

# LI DHJA E PRI ZRE ND IT

E me njoftë burrat e dheut,
Qi per Fé e lirí t' Atdheut,
Vringllojn shpatat si vetima,
Trandin boten si bumllima,
Bâjn anmikun copa e grima:
Deshta t' thrras, moj vetull - njalë,
Mbí ket bjeshkë nji herë me m'dalë,
Per me t' thânë se edhè n'ditë t' sotit
Po kisht' burra porsi motit,
Mos me u trêmë në flakë t' barotit,
Mos me u tutë n' vringllim t' çelikut,
Ballë per ballë m' i u turrë anmikut.
A i shef, poshtë, atje n' Prizrend,
Njatà burra mbledhë n' kuvend?
A thue i shef e a thue po i njef ?»
Un po i shof por nuk po i njof
Nuk po i njof, jo, se kush janë,
Po i pergjegjë e bardha Zânë,
Veç, mbas giaset, kish' me thânë,
Se ata Akejt na kênkan njallun
Qi t' largë Trojen paten kallun:
Pse edh' aj trimi n' krye te vendit,
Qi po dán në log t' kuvendit
Porsi t' isht' nji rod drangonit,

---

105-110 Vetull njalë : me vetulla të holla e të gjata, në trajtë e ngjalës.
120-130 Se ata akejt : herojtë e Iliades së Homerit. – Trojen : Qytetin e Trojes (n'Azi t'vogel), ku u zhvillue lufta qi kendon Homeri

Fort m' i giaka Agamemnonit;
Si p'r at tjetrin, pak pertej,
Me atà dy mustakë te mdhej,
Krah e m'krah qi i paska lshue,
E qi folka si tu ulrue,
Kish' me thânë se âsht Diomedi.
Fort ká qeshë Ora me vedi,
Fort ká qeshë e kshtû i ká thânë:
Se atà Akej, besa, nuk janë,
S' janë Akej as s' janë Dardâj,
As vigaj, as katallâj;
Por jânë Krenët e Shqyptarís,
Krent e Gegve e t' Tosknís,
Qi kan dalun ne kët dhá
Me lidhë besë, me lidhun fé,
Edhè m' armë kta me u shterngue,
Europës fjalen m'i a poshtue,
Qi me Mbret paska pleqnue
Me dhânë dorë Malit të Zí
T' a coptojë t' mjeren Shqypní.
Sá p' r at trimin n' krye te vendit,
Qi po t' dán ne log t' kuvendit
Porsi t' isht' nji rod drangonit
E qi i gjaka Agamemnonit,

---

130-140 Diomedi : heroi nga Iliada e Homerit, i permendun per urti. – Dardajt : fis Iliras qi i shkoi në ndihmë Trojes. – As vigaj, as katallaj : fytyra mitologjike shqiptare ; të parët me trup të jasht-zakonshëm të madh, të dytët me nji s`y në ballë.

Aj nuk âsht mori lum vasha,
Tjeterkush veç se Alì Pasha,
Qi per t' drejta t' Shqyptarís
Vetë i a nep zjarmin shtëpís,
E s'i dhimen nanë djalë:
Per to jeten vetë e falë.
E nji tjetri, mâ pertej,
Me ata dy mustakë te mdhej
Me i prekë m' shoq qi ka brî vedi,
Aj nuk âsht, jo, Dijomedi,
Por âsht Bajraktari i Shkrelit:
Si njaj pyrgu m' ballë t' kështjelit,
Qi s'e trandë as topi as shpata,
E i thonë êmnit Marash Vata.
Jo qi ka atý burra tjerë,
Bajraktarë, Krenë e Beglerë,
Qi per fjalë e per urtí,
Per trimní, e bujarí
Nuk i a lshojn vendin kurrkuej
As n' Shqypní, as nder të huej.
A e she'' 'i herë njat burrë zeshkan,
Me kollçikë e me fistan,
Qi m' a ka sýnin si zhgjeta,
Qi m' i bâjn t' gjith t'u ngiatjeta,
E qi folka ashtû pa u zé,

---

170-175 me kollçik e me fistan : tozllukë, kallçi : nji lloj pantollonash qi mbathen nen fistan ose fustan ; si nji lloj rashe pelhurë të bardhë, e gjanë e palë-palë, qi prej ijet mbulon trupin deri pak nen gju.

Herë tue mâtë, mandej tue pré:
Qi prandej njat fjalë qi e flet,
Mbreti as Krajli nuk i a shklet:
Pse edhè e tij bujare
Larg permendë âsht n' tokë Shqyptare
Per kah pupla e per kah dija,
Pá te cillat s' rron Shqypnija?
Aj âsht trimi Frasher Begu,
Qi gjithkund, k e qiti shtegu,
I la naâm aj Toskënís
Faqe t' bardhë i la Shqypnís.
Mandej vjen nji Qafelí,
Prenk Bibë Doda, djale zotní:
Per kah mosha, mjaft i rí,
Por i vjeter per pleqní,
Kur të dojë me folë urtí:
Aj âsht, Zânë njaj Kapitani,
Kapitani prej Mirditet,
Per të cillin larg perflitet,
Larg perflitet, larg kallzohet,
Zí edhè bardh per tê shartohet.
Atëherë vjen në rend toptani,
Qi edhe ktiji vojt zâni,
Per shka mirë e zí qi bâni:
Persè i forti, si e din vetë,
Mirë e zí punon n' ket jetë,

---

180-185 per kah pupla : per kah penda, shkrimi.
185-190 Qefalì: kryetar, udhëheqës.

Kur t'i mârrë mandja perpjetë.
Per brî tij vjen prap Zogolli,
Gjetë Gegë Shllaku edhe Begolli;
Vjen Çun Mula e vjen Mar Lula,
Njani Hot e tjetri Shalë,
T' fortë per pushkë e t' urtë per fjalë;
Si aj Dodë Prëçi prej Kastratit,
Me at Vrijonin e Beratit,
Edhè trimi n' zâ Deralla,
Qi po i kishin fjalët e rralla,
Por s' po çajshin shum kopalla
Kû po, isht' pûna me qindrue,
Me qindrue p'r Atdhé t' bekue.
Por pertej, m' at tjetren ânë,
Aj âsht, Zânë, nji burrë shkodrânë:
Asht Shan Deda i Dedë Jakupit,
Qi, si Ltinit, si Halldupit
Rrumullak fjalen u a flet;
Pse âsht derë pushka gjet me gjet
E s' merr vesht per Krajl as Mbret.
Se ti, besa, mirë po thue,
Mori Zâna me ligjrue,
Se edhè n' sý jam tue e dallitun,
Qi kûdo pûna me e qitun,

---

210-220 si Ltinit si Halldupit : si latinit, banorit të perendimit, si turqve (orientalëve).
220-225 derë pushke gjet me gjet : nga familja trime brez mbas brezit.

Per pá e shkrepë ky s'kisht me u pritun.
Veç un deshta ktû t' a die,
Se kush âsht njaj kime - zi
N' dý kubure e n' nji harbí,
Qi e ká vû ksulen m' njâ'n sý
E i ká lshue tirqit nên í.
Sikur lshue s' i ká kurrnjêni?
Aj âsht, Zânë, Abdullah Drêni:
Njaj, pa t' cillin s' hecë kuvendi
E i a dro t' keqen Prizrendi.
Dro Prizrendi e dro Gjakova
Rreth e çark i a dro Kosova;
Pse fjalë peng aj kurr s' ká lânun;
pse per mik e bese te dhânun
Vetë i a nep zjarmin shtëpís:
Sh1i me Mbret pushken e nisë,
E as s' lên marre Shqypnís.
Dersá m' bjeshkë te Ljubotinit
Per nen hije t' mrazitë të blinit
Po ligjrojshin Zâna e Ora,
Krye më krye e dora -- dora,
Atje poshtë në Prizrënd
Abdull Frasheri, i Toskë me mend,
Kshtu ká nisë të çilë kuvend:
Enè breshtet t' Kapitolit

---

225-230 N'd`y kubure e n'nji harbì : thuper çelik qe nevoitet në mbushjen e pushkve të vjetra.
250-255 enè breshket t'Kapitolit : halà nga pylli i Kapitolit, vendi ma i naltë i Romës.

# LI DHJA E PRI ZRE ND IT

Dalë nuk kisht'e murrtë ulkoja,
Per me i dhanun sisë Romólit,
Mbasi shâmë kje per dhé Troja:
E atjè larg, po, kah Urali,
Nper atò breshta te larta,
Sillej Shkjau, si shkerbé mali,
Tue kerkue per molla t' tharta,
Kur m' kto vise te Ballkanit
Të Parët t' onë, Pelazgt e motit
Gjân e gjallë kullotshin planit,
Qét i ngitshin m' fushë të Zotit.
Kishin frone e ligjë të mara,
E giatë shtegut t'gjytetnimit
Ishin shtý atà larg perpara
Q' me prendverë te rruzullimit.
Prej kah fill zên rriba e Verit
E m' Vezuv t' veshun n'gjineshtra:
Prej kaukazit m' Shkam t' Doverit,

---

- e murrtë ulkoja : ulkoja e perthimët.- me i dhan.sisë Roamòlit : me i dhanun gjì Ròmulit, themeluesit të Romës. – kah Urali : kah vargu i maleve që ndan europen në verilindje prej Azis.

Kû rri Albjona e pjekë gjenjeshtra,
Fis mâ t' vjeter kund nuk ká
Se âsht ky fisi n' zâ i Shqyptarit,
Ne mes t'cillit punët e mdhá
Per Europë xûnë t'enden s'parit.
Po, m' kto male e karpa t' ona
S' parit Zeusi njerzit i rysi,
E me augure te Dodona
Egersín aj u a permysi;
Ktú edhè s' parit Orë e Zâna
Nisen valle me vallzue,
E nper vrrîje e fusha t' gjâna
Zû Pegazi me lodrue.
Këtu, Leka mati hapin
Me i dalë botes n' fund e n' krye,
Edhe n' Hind e çpori vrapin
Rrufén n' dorë, vetimen n' sý:
Si edhè Pirri, qi, mbrefë pallen
E dalë detin si duhí,
Shi nen Rromë e shtroi hamballen
Të tanë n' krena Rromakësh t' rí.

270-285 karpa : shkrepa, shkambij.
285-290 si edhe Pirri, qi mbrefë pallen : po ashtu burri, mbreti i Epirit, qi mbrefë shpaten.

# LI DHJA E PRI ZRE ND IT

Kûdo rrâni turr Shqyptari,
Mirë aj lidhë me besë e fé,
Atje lufta mori zhari,
Atje gjaku rrmej nper dhé;
E as s'u gjet kund mal a rrmore
Qi atij hovin me i a ndalun;
I rá zhyt aj valës mizore,
Me armë n' dorë nper flkë ká dalun.
Gal, Rromakë, po dikur motit
Kjenë pershkue nper tokë Shqyptare,
Si edhè fiset e Ostrogotit
Me ata slavt,kta dalshin fare!
Por Shqyptari s' e perkuli
I gjallë qafen nen zgiedhë t' huej:
E lshoi token, ne mal dueli,
Por të dheta s' i lau kuej.
Porsi njaj tallazi i detit,
Qi dyndë mal e bardh prej shkûme,
Dekë e mnderë tue lânë mbas vetit,
Vjen e thehet m'kep t'ndo i gûme:
Njekshtû forca e cilldo anmiku,
'Qi desht dam t' na i sjellë liríe,
Erdh e u thye m' parsme çeliku
T' bijve t' maleve t' Shqypníe.
Pat kujtue Sulltan Murati
Se Shqyptarët i ká lshue zêmra,
Se prandej po u rrin aj gati

---

295-305 Gal : banorët e vjetër të Francës së sotme. –Ostrogotit : fis barbar që në kohën e dyndjeve të popujve nga Ver. (perkthim shqip)

E rob t' zânë po i shtron nên thêmra;
Edhè dyndë nji ushtrí kreshnike,
Të tanë djelm t'regjun nder gjaqe:
Bota marë eshtet prej frike;
Kján Europa, lott per faqe.
Por n' ket punë u gjet gabue;
Skanderbegu 'i rrfé prej qiellit
Pallen zier atjè në Krue:
Se ç' vetun ká n' rreze t' diellit!
E si ulâ tue buluritun,
Shqyptarís i a lshon kushtrimin,
Qi, shk' â burrë, ne luftë me zbritun,
Turkut m' armë m'i a shtypë guzimin.
Trup në kamë i a bân shqypnija,
Mirë nder armë edhe shterngohet,
E si breshni e si duhija
Fulikare mbi Turk lshohet.
N' at turr t' tyne trendet toka,
Tymi çohet dér mbí rê,
Bumbullojn male edhè boka,
Rrëmen gjaku shtoj kurrnê.
Shtrî m' fushë t' Dibers Janiçeri
E, si kau nen thikë të kandarit,
T' u perpjekë per tokë i mjeri,
Ka' e ndrydhë m'fyt kâma e Shqyptarit,
Aj e shef, sado qi vonë,

320-340 eshtet prej frige : heshtin, nuk bzân nga friga. – Jeniçeri: ushtarët ma të zgjedhun të Turqìs. – nen thikë te kandarit : nën thikë të kasapit, mishtarit.

Se me dhûnë Shqypnija s' shkilet,
E se rrêjn atà qi thonë,
Se p'r Atdhé Shqyptari s' vritet.
Jo prá, vritet, pasha Zotin!
Nisë Shan Deda, n' fjalë t' u zé,
Porsi vrám âsht aj gjithmotin,
Kur kje puna per Atdhé.
Edhè Mbreti të Stambollit
Shqyptarët pushken i a kan vû,
Sa herë Turqit e Anadollit
Paten dashë me u shkelë, m' kanû.
Kú t' a lypë e mira e Atdheut
E t' a hjekë lirija e vendit,
Kush â nipash t' Skanderbeut,
I ç' do fés e i ç' do kuvendit,
Per t' a msý aj ká anmikun,
Si petriti zogjt trumcakë,
E kûdo t' vringllojn çelikun
Nuk lên token pa e pergjakë.
Mocë Shqyptarët me stalagtita,
Lirë gjithmonë kta e kan shkue jeten;
E se enden nata e dita.
Se zên vjeta ne rend vjeten,
Kta, posë Zotit t' naltë t' Empirit,
Qi ushqen krijen e veshë lulen,

---

355-365 Mocë shqyptarët me stalagtita: Shqiptarët kanë të njajtën moshë të stalagtitave(hej-huj të gurzuem në shpella).
365-370 krijen: têjen, krimbin e drunit.

Kryet dér sod perpara nirit
Enè kurr nuk e perkulen.
M' kamë, atëherë,burra të dheut,
Mbasi t' zott jemi me dekë
Per lirí e nderë t' Atdheut,
Prap zên Duli fjalët me i thekë:
Perse sod a kurr Shqyptari
Gjân e vehten do t' bâjë flí
Per Atdhé, qi atí i la i Pari,
E per nderë e per lirí.
Sod t'shtatët Krajlat edhè mbreti,
N' at Berlin n' kuvend bashkue,
E kan bâ pleqnín n' mjet veti
Malcín Knjâzit me i a lshue;
Me i a lshue Knjazit Malcín,
Me na dá né vllá me vllá,
Me na hupun Shqyptarín,
Me na lânun rob nên Shkjá.
Kush â nipash t' Kastrijotit,
Qi ká nderë e nuk bán kore:
Burrë, si burrat qi kjenë motit:
Aj sod armët të rrokë mizore
E të dalë në breg të Cemit,
Prej kah Shkjau rri e na kercnohet,
M' i a diftue botës e polemit,
Se pá gjak Shqypnija s' shtrohet.
Ktû s' do t' shklasë, jo kâma e huej;

---

375-380 t’shtat Krajlat: fuqit e mëdha.
385-395 nuk ban kore: nuk e duron marren, korin. – polemit: njerzve, popullit.

# LI DHJA E PRI ZRE ND IT

Kush, posë nesh, s' zên qé m'ket tokë;
Se na rob s' i shtrohna kuej,
Dér sa t' jemi gjallë me kokë,
Me eshtna t' onë, po, na Shqypnís
Nji murojë kem'per t' i a vû,
Qî edhe topat e Rusís
S'kan per t'mujtë, jo m'e dermue.
Abdyl Frasheri kshtû foli;
Kur Mar Lula, i pari i Shalës
Nji sý zjarm, nji zog sokoli,
Burrë i zoti i pushkës e i fjalës:
I a pret fjalen n' log t' kuvendit:
Se ti, pasha at Sh' Marrabé!
Sá per t' dalun zot un vendit,
Me m' qortue nevojë nuk ké.
Pse, se â zânun kjo Shqypní,
Un kam ndêjë me pushkë per faqe,
E per vend e per lirí
Kam rá pré, kam bâmun gjaqe.
Kam shkue jeten si bishë malit,
Zdathë e zdeshë edhë pá ngrânë;
Por as Mbretit, por as Krajlit
Tungiatjeta s' i kam thânë.
Un kam ruejtë gjûhen shqyptare;
Un kam mbajtë doke e kanû,
E as per pare e as per timare,
Gjak e t' Parë s' i kam mohue.
Prandej, Shkjau me pasë per t'msý

405-415 pasha at Sh'Marrabè: ndoshta âsht Shejti Bartolomé.

E me dalë kndej kah Shqypnija,
( Si po thonë se ká vû sý )
Ká me u ndeshë, po m' armë të mija,
M' armë të Lekve e t'Dukagjinit,
Qi, me ndihmë të Perendís,
Kan m'i a thye pleqnín Berlinit,
Kan m'i a pshtue lirín Shqypnís.
Por pse m'thue me u vrá me Shkjá;
Tue pasë mrendë na Anadollakun,
Qi kurr t'keqen s'm' a ká dá,
Qi kurr qafet s' m' a hoq lakun:
Qi edhè zèmren m'' a ká thá
E m' ká mytë aj tatë e nânë,
E shnjerzue m' ká grue e moter,
E s' m' ká lânë me u rritë djalë n' voter?
M' ká korrë aren e punueme
M' ká mârrë token e trashgueme,
E tue m' bâ kanûn paçaver,
M' ká mârrë qét po per nên laver,
M' ká mârrë lopet me gjith viça,
M' ká mârrë delet me gji' ogiça,
M' ká mârrë dhên e m' ká mârrë dhiz,
M' ká thá vathë e m' ká thá mriz:
Edhè sod m' kâ vû leçí,
Mos me folë n'giûhe t' t' Parve t' mí;
E m' a man giûnin mbí bark,
E m' a repë shpirtin me çark,

---

445-450 e me repë shpirtin me çark: m'a merr shpirtin per kadalë, si çarku që per kadale, fije fije e grin duhanin.

Si mo' Zot, mâ keq per mue,
Nder thoj t'tij qi kam qillue?...
Po a pse Turqit e Anadollit
Duan të tallen këtij trollit,
Na m'i a vû pushken Nikollit?
Jo, per Zotin! - kjoftë levdue!
Se un Manov nuk kam qillue,
Qi me dalë e me luftue,
Perse Krajli a perse Mbreti
Duen të m'majn mue rob nên veti;
Un luftoj veç per lirí,
Per erz t' êm e per Shqypní:
Se un t'huej'n zot s'e due në shpí,
S' due te njof as Krajl as Mbret:
Mbret Shqyptari âsht n' vend te vet.—
Të lumtë goja, bajraktár,
Ali Pasha, 'i trim bujár,
Mêrr e i thotë t' parit te Shalës,
Se ti lak s' i bâke fjalës.
Se ti folke n' log t' kuvendit,
Si po e lypte e mira e vendit.
Per Shqyptarë, si jemi na,
Turk a Shkjá te dy jane nja;
Pse të dy, si Turk si Shkjá,
Né me sý s' duem me na pá,
Edhè jâne per né të huejë:
Gjind, qi as vedit as tjerkujë
Nuk jânë të zott nji t'mirë m'a s sjellë,
As per dije e mende të kthellë,

---

455-460 Manov : K.I,105

As per punë, as per tregtí,
As per t' marë në gjytetní.
Por, pse na të vogjel jemi,
Pse kend fis as vllá nuk kemi,
Na sod Shkjaut s'mund t' i bâjm ballë,
Qi po do t'na perpîjë gjallë;
Prandej, thom, se e lypë e mara,
Qi edhè sod na si perpara,
Të rrijm njitë me Mbret t'Stambollit,
Per me i bâmun ballë Nikollit.
Dikur dita ká me ague,
Qi edhè Turku do t' marre m' thue:
E m' atëherë, shka â Toskë e Gegë,
T' mlidhen tok, si kokrrat n' shegë,
E t' i a napin Turkut t' shtýmen:
Qi s'ndrron vesin, veç se qýmen:
E t' a lshojn krye - picingul,
T' i a thejn zverkun në Mosul.
Prá, ju burra, un kish' me thânë;
Ktû fjalë tjeter mos me zânë;
Veç me hî me shkrue nji leter,
Me shkrue 'i leter m' kanû t' vjeter
Per t' shtatët Krajlat mledhë n'Berlin:
Qi, pa u shterrun Drî e Shkumin,
Edhè Buena per pa u thá,
Na per t' gjallë nuk rrím nên Shkjá.─
Kshtû ká folë pasha i Gucís.

---

495-500 zverkun në Mosul : t'ia thejnë qafen në qytetin e Irakut mbi lumin Tiger.

## LI DHJA E PRI ZRE ND IT

Edhè Krenët e Shqyptarís
Kan mârrë letren per m' e shkrue,
Fjalë per fjalë kshtû tue e peshue:
Ju qi jeni të shtatët Krajlat,
Edhè Mbreti i Stambollës,
Falmeshndet Krenët e Shqypnís.
Per njat gjýgj, qi e kini bâmun,
Qi nen Shkjá me vue Shqypnija,
Pa shikjoni, se, per Zotin,
Mund t'na bîjë ndo'i pûnë e keqe;
Pse na rob s'i bâhna kuej,
Pagë e t' dheta s' lájm kuej.
Njiket tokë të shqyptarís
Zoti vetë Aj na e ká falun
E as Taljanit mârrë s' i a kemi,
As rrëmye s' i a kem' Francezit.
As Inglizit, as Teutonit,
Se mâ slavit jo se jo,
Qi veç dje ká rá n' Balkan
E kush di se kû e kputë zverkun:
Si ajo vrula e kacalecit:
Sod këtû, neser s' diej kû.
Sá per Mbretin e Stambollit,
Qi po thotë, se Knjaz Nikollit
Do t' i falë Shkodrë e Malcí,
Mund t' i thoni se Shqypnija
Nji shportë fiqsh nuk ká qillue,
Per m' u a ná miqve peshqesh;

---

520-530 as teutonit : as Gjermanëve. – vrula e kacalecit : rêja ose grumbulli në levizje i karkalecave

Por âsht toka e t' Parvet t' onë,
Asht Atdheu, po, i Skanderbeut,
Asht Atdheu, po i Mojs Golemit
E i atij Lekë Dukagjinit,
Edhè i Kukës edhè i Muzakut
Edhè i Strezës e i Aranitit
Qi e kan lá t' tanë me gjak t' Turkut.
Prandaj s' ká as krajl as Mberet,
Qi ket tokë e falë a e shet,
Dér sá t' két nji zog Shqyptari,
Qi t' bâjë hije permbi dhé.
Kështû letren e kan shkrue,
Edhe mirë e kan palue,
Mandej shtek ata i kan dhânë
Per Berlin, kû kishin zânë
Mbereti e krajlat, gjýgj me i dá
Shekllit t'ngratë, në gjak krejt lá.

---

535-540 Mojs Golemit, Lekë Dukagjinit, i Kukës, i Strezës e i Aranitit : princa e komandanta n'ushtrin e Skanderbegut.

# LAHUTA E MALCÌS

## KANGË E DHETËT

## MEHMET ALI PASHA

### ARGUMENTI

Në krahinen e Kosovës hapet lajmi se Sulltni kishte çue nji Pashë të rì. Thirret, prandej, në kuvend tanë yndyra e vendit. Burrat ma në shéj Kosovarë bashkohen te shpija e Abdullah Drinit, në Gjakovë. Vetëm Ali Pasha e Haxhi Zeka, nga shqiptarët, hyjn te perfaqsuesi i Stambollës per të folë me te n'emen të Kombit. Pasha turk i prêt me fjalë t'ambla dhe u lajmon se Sulltani e kishte pa me udhë t'ia lëshoi Knjaz Nikollës viset e Hotit e të Grudës bashkë me Plavë e Gusi. Në këto fjalë Ali Pash Gusija nxehet dhe, mbasi i paraqet sundimtarit të rì sherbimin e shqiptarëvet per te maren e Turqisë e Mbretit, kategorikisht ia mohon të drejten ketij të mbramit të bajë nderë me tokat Shqiptare, si t' ishin këto mallë i gjetun. Këshillon edhe Mehmet Alin vetë që, në rasë se edhe ai kishte po të njejten mende, do te bante shumë me mirë të ngarkonte çaklat e të vente majat kah kishte vû thembrat ; përndryshej mund do t'i bijte ndonji paknaqësi e randë. Këcen Pasha Anadollak nga idhnimi dhe urdhnon të burgoseshin lajmtarët shqiptarë.

Ishte ky nji hap tepër i ngutshën dhe do të kishte pasoja të damshme per të dyja palët.

të cilit âsht tek Abdullah Dreni, qi perbujte Pashen turk. Dihej se nji Beg si Dreni, s'kishte per t'a lëshue aq lehtas mikun, M'anë tjetër as Shqiptarët e Veriut ─ beson poeti ─ s'kishin për ta lanë udobishtë Krenët e vet në burg.

armë, ranë në Gjakovë. Sundimtari turk pendohet perpara armve shqiptare, por teper vonë. Ushtrija kryengritëse kërkon Pashën per t'ia ba gjygjin. I dergohet nji lajmtarë Abdullah Drenit per ta pëvetë se a donte t'a dorëzoj Pashën, i cili m'at rasë nuk ishte mik por anmik e se prandaj nuk hynte në nejet e Kanunit. Pergjigje âsht negative. Abdullah Dreni ishte gadi me falë gja e mallë, rop e robi, por jo erzin e shpirtin, nderen e mikun. Ndekaq ai ndryhet në kullë per qëndresë bashkë me 50 Fandas kryesuem nga Oshi i Nuros, i cili edhe nisë pushkën ma i pari. Ndezet luftimi. Shqiptari vritet me Shqiptarë, per shkak te nji anadollaku. Tri ditë e tri netë s'pushoj pushka, deri që së mramit u muer kulla. Ranë dekun Pasha turk, Abdullah Dreni, Oshi i Nuros e sa të tjerë.

Parija e Kosovës, i shkruen nji letër Sulltanit dhe i difton se këta janë gadi me njoft gjithnji atè e Perfaqsuesit e tij po qe se ata vijnë per te miren e vendit e jo per ta nda dhantì e per ta falë token shqiptare nder te huej. Ne te kunderten ─ le ta di Dera e Naltë se kujdo qe vjen me këto qellime ka per t'i ndodhun çka i ndodhi Mehmet Alìs.

kush, vall do të jenë këta Shqiptarë që guxojn të thejnë fjalen e Mbretit të Stambollës dhe mos të mbajnë vendimin e tyne.

## MEHMET ALI PASHA

Po rreh teli i vilajetit:
Kush âsht Krye e Bajraktár,
Kush âsht beg e shpí e parë,
M' Kaçanik e del m' Qafe t' Diellit,
Hiq e eja ne Gjakovë;
Pse ká ardhë nji Pashë i rí
E ká 'í fjalë të madhe fort
Me u a thânë Krenve t'Shqypnís
Te konaku i Abdullah Drênit.
    Shkuen trí dit e shkuen trí net
Edhè Krenët behen n' Gjakovë,
Njani beg e tjetri agë,
Kush Vojvodë, kush Bajraktàr.
U kan prî nja dy zotní:
Ali Pasha e Haxhi Zeka,
Burra lidhë me besë Shqyptare,
Si dý plume n' «xheverdare»,
Fíll te Pasha edhè kan hî.
Atà mirë i ká pritë Pasha,
Pasha Mehmet Alì Pasha.

---

1-5 teli i vilajetit: telefoni i njaj krahine turke, që kish per sundimtar nji valì.- MiKaçanik e del m’Qafë t’diellit: Kaçanik nji grykë malore ndermjet Ferizajit e Shkupit, (deri në Qafë të Diellit); ndërmjet Pejës e Plavës.

U ká qitë duhan e kafe,
I ká pvetë per rob e shpí,
E per treg e per bulqí
Per mehmurë e viqilade:
Se si shkohej n' ket dhé jeta,
Se a po kisht' me se m' u rrnue.
Qatje vonë po zên e u thotë:
Baba Mbret u bân «selám»
Se aj jue u ká, lule m' saksí,
Se aj jue u ká, po, hajmelí,
Hajmelí bajtun nen sjetull:
U rue porsi sý'n nên vetull.
Veç se erdhen mote t' veshtira
Si per mbret ashtû per Krajla...
Elè mâ qaj Knjaz Nikolla
Nuk po i shef kund mâje vedit,
Ke ká ngelë m'krepa t' Cetinës
Pip i lumt, pa gjâ mbas shpirtit,
Me i u dhimtë gurit e drunit.
Prandaj Krajlat jânë mendue,
Jânë mendue e e kan pleqnue,
Me i u lutë Mbretit t'Stambollës,
Qi t' i a lshojë kund kah Shqypnija
Ndo'i grimë djerr, ndo'i pllamë tokë buke,
Sá me pasë kû me gjellisun;

---

20-25 per mehm.e veqila : nëpuns e mëkambs të qeveris turke
25-40 hajmali : nji trekandsh bezje a lekure në të cilen ndryhet nji gjâ e shejtë.
45-50 gjellisun : gjallue, jetue.

Pse,vallahi! ngusht ká rá.
Edhè Mbretit, i u rritët jeta!
E ká bâ me mend Pleqní,
Me i a lshue Malit të Zí
Hot e Grudë, Plavë e Gucí...
Pasha Zotin! ká gabue,
Zû Alì Pasha tue u idhnue,
Se kjo pûnë qi s' bâhet kurr:
Se gjâ e shkretë s' ká metë Shqypnija,
Qi me u dhânë bakshish nder Krajla.
Shqypnín Mbreti s'e ká shtrue
Me armë n' dorë, si viset tjera,
Tjerat vise të Balkanit:
Por ortak u bâ aj me né,
Tuj u lidhë me besë e fé,
Se aj Shqypnín e njef Shqypní;
Se s' na lot kanû'n e t' Parve:
Se s' na prekë nder doke t' ona,
E se na atí i shkojm n' ushtrí,
Kurdo luftë t' i qesë anmiku.
na edhè besen i a kem' majtun,
Kû ká thânë, na i kemi shkue:
Se n' Jemen na kem luftue:
Me Junan na jemi pré;
Jemi grî me Armen e Shkjé,
Pa nji t' mirë, o Zot! per vedi;
Se ktû s' ké kurrgjâ per s' mari:
Vendi e gjindja lshue pa zot:
Hajni e cubi ndêjë mbí post:

---

65-75 n'Jemen : jug të Arabis.- Me Junan : me Grekë. – me Armen :banorët e Armenisë n'Azi të Vogël.

I pafaji vjerrë m' konop:
Gjâja hupë nder thoj t' murtatit:
Erzi i burrit per dý pare:
Kryet e burrit p'r'i cingare.
E sot dashtka baba Mbret
Me Shqypní me bâm aj nderë,
Thue i shportë fiqsh kjo ká qillue,
Anì kujë? Malit te Zí!...
A din shka, ti Pasha i Mbretit?
Ngarko rraqet per Stambollë
Se ky, po, âsht nji vend i eger
E po t'njitet kund ndo i ferrë...
Sa per caqe të Shqypnís,
Kto kaherë kânë vendue:
I ká ngulë shpata e Shqyptarit,
E njaj Knjazi i Malit t' Zí
S' ká me i shkulë, mor' pasha Zotin!
Me i u bâ dhami sa derrit.
Ç' ká qitë Pasha edhè i ká thânë:
Se ti kênke i' Arnaut i çmendun,
Dalun Dinit edhè Imanit:
Pse kshtû Turku, bre! nuk flet.
Anì kush «ortak » me Mbretin...
Do koçakë, do cuba malit,
Per t' u vjerrë të gjith m' konop.
Haps, bre! derrat ktû ma i bâ;

---

75-80 nder thoj t'muratit : ne duer të pafeut.
90-100 Arnaut : Shqiptar.- Dalun Dinit e Imanit : K.II, 47.- koçakë: t'ikun në male.

# MEHMET ALI PASHA

Pse, mos t'isht' Mbreti i Stambollës,
Dielli drite s' kishte me lshue,
E as s' mêrr frýme krajl permbí dhé:
Jo mâ «ortak » Mbreti me u bâ
Me malokë cuba Shqiptarë...
S' ká Shqyptarë as s' ká Shqypní:
Veç ká Alláh, Mbret e Turkí!
Vrik ká hî Çaushi i zaptive,
E i ká reshë burrat perpara,
Si bariu qi reshë bagtín,
Kur prej mbramjet dredhë kah shpija,
Edhè n' burg, kû lidhet kali,
I ká ndrý Krenët e Shqypnís.
Pûnë e keqe, pasha buken:
S' âsht per burra hapsi as shkopí:
Per ta â shpata ase konopi.
Por se shka, se puna e keqe
Ajo vjen, po, tuj u shtue:
Nisë çurrel e bâhet prrue.
Prandaj Pasha ká gabue
Haps me i bâ Krenët e Shqypnís;
Persè toka nuk pat plasun
Qi me i qitë vedit mbi dhé
E kurrkush mos me u rá mbrapa,
Por kan gjind e kan robní,
Por kan fis e kan vllazní,
E atà gjindt e aj fisi i tyne,

---

105-110 vrik ka hi çaushi i zaptive : nenoficer i rojes.- i ka reshë : i ka vu (perpara).
115-120 Nisë çurrel e bahet prrue : fillon me pak (curril) e rritet shumë (prrue).

Thonë ,s'i a barin t' keqen kuej.
Kshtû qi Mehmet Ali Pasha
Ká me rá, thom, nji dite ngusht,
Ká me kapë aj kryet ne grusht,
Per shka bâni m' Krenë t' Shqypnís.
Pse t' bjerë ngusht nji Pashë i mbretit,
Ká ndo 'isend e s' ká ndo 'i send;
Veç un drue p'r Abdullah Drênin,
Qi tue mbajtë âshtu gjarpnin n'gjí,
Q' se i ká vojtë Pasha per mik,
Mbrendë t'u errë e mbrendë tue zbardhë,
Tuj u kndellë në bukë të tij,
Drekë e darkë ka nji ferlik,
Cile e zemer ka 'i «misnik»,
«Gjak e vjamë» dér m' kupë të giûnit
Bukë Shqyptarit mbas kanûnit:
Un po drue, se Abdullah Drênit,
Nper at mik qi man te shpija,
Mund t'na i bîjë ndo'i punë e keqe;
Persè besë un s'mund t' a zâ,
Se nuk lot Shqypnija e Eper,
Se s' po lot Shqypnija e Eper,
Per me i pshtue atà Krenët e veta;
Per me bâ qi aj Pasha i Mbretit
Fort të bindet prej vedvetit
Per shka bâni m' Krenë t' Shqypnís.

---

140-145 Drekë e darkë ka nji ferlik : per mjesdit e per darkë ka nji berr të pjekun.- Cille e zamer ka ,i „meshnik“: në mëngjes e mbas darke nga nji lloj byreku (me grima mishi e me petë poshtë e naltë, i pjekun n’furr).

Po, por shka, se Abdullah Drêni
Vshtirë se lên m'i a shkrrye kush mikun:
A i Gjakovas, nuk bán marre,
Pse edhè e ká pushken zanát.
Prandej, thom, se nuk do t' ngiasë
E n'Gjakovë rrebtë do t' kersasë,
Pse halís i u dha kushtrimi
M' kaçanin e del m' Qafë t' Diellit,
Ç' merr prej Sharit m' Buletin,
Me rrâ turr m' pazár t' Gjakovës
Tym per shpí ka i' burrë me armë.
E t' ká rrâ Pejë e Kosovë,
E t' ká lshue Rekë e Rogovë,
Ká lshue Gásh, ká lshue Krasniqe,
Asht dyndë Plava me Gucí
E t' kan dalë m' at fushë t' Gjakovës
Porsi miza per kercunë.
Anì shán s' largut anmiku,
Se kurr bashkë s' bâhen Shqyptarët!
Preki 'í herë ti m' tokë të t' Parve,
Preki ‘i herë ti m' erz të fisit,

---

155-165 m’i a shkrrye… mikun : me ia marrë mikun neper kambë, me ia dhunue.-Pse halìs : kryesisë, parisë.- m’bulletin : per te perfshi mbarë fiset e Kosovës nga Sharri deri në Bulletin.

165-175 Pejë e Kosovës : krahina rreth Pejës e Kosova tjetër.- Rekë e Rogovës: krahina e Gjakovës s malsìt në veri të Pejës.-Gash… Krasniqe: dy fise tè permenduna të Malcìs së Gjakovës.-…per kercunë: me shumicë te madhe, si thnegllat (mizat e tokës) në këcunin e lisit.

Edhè tý kan me t' diftue,
Se si dijn kta me u bashkue,
Se si bijn kta m' shpinë t' anmikut,
Thue, â ajo lava e Kaçanikut,
Kur në Shndré t' a forojë zija.
Qe, edhè Pasha, Mehmet Pasha,
Pat mendue n' Stambollë me vedi,
Se Shqyptarët m'godi s'mund t'bijn:
Por se tash, qi â aj vetë tue pá,
Se sa behi pika e djalit
M'ato rranxat e Gjakovës,
I a ká vû, po, gishtin krés,
E ká nisë aj me u pendue
Per shka bâni m' Krenë t' Shqypnís.
Vall, po i thotë Abdullah Drênit,
Shka ká rrâ sod gjithky nieri?
A jânë krushq ardhun per nus?
A jânë axhamít e Mbretit,
Qi po shkojn me u veshë nizamë?
T' u ngiatët jeta, po i thotë Duli,
As s' jânë krushq ardhun per nuse,
As s' jânë axhamít e Mbretit
Qi po shkojn me u veshë nizamë;
Por jânë djelmt e Shqypnís s' Eper,
Qi kan ardhë me folë me tý,
Per do Krenë qi t' kan pasë nisun
E qi kthye s' u kan te shpija.

---

175-195 kur në Shndrè t'a forojë zija : kur t'a ngushtojë ûja (urija) në muejin e dhetorit (Shën Ndrè).- axhamit e Mbretit : regrut e thirrun per të parën herë në shërbim.- nizamë : ushtarë

# MEHMET ALI PASHA

Asht vrâ Pasha kur ká ndie,
Se atij mendja s' i a pat pré
Qi n'Shqypní aq nieri pshtiellet,
Per t' rám mbrapa pûnvë t' veta.
Shka i tha, at herë, çaushit t'zaptive?
Shpejt mai lshue Krenët e Shqypnís,
Persè... falë i paska Mbreti
Edhè Krenët kan dalë prej burgut
E pa lypë m' Pashen me u pjekë,
Fíll kan vojtë m'a fushë t' Gjakovës,
Kû kan mledhë halín n' kuvend
E kan nisë të bisedojn:
Si t' i a bâjm e tek t' i a bâjm,
Se né Mbreti na ká shitun
Na ká shitun Malit t' Zí
Per nji rrotull gurabí.
E ky Pasha, Mehmet Pasha,
Ky edhè ardhka prej Stambollet,
Per me i dhânun Knjazit dorë
M' Hot e m' Grudë, m' Plavë e m' Gucí.
T' tânë halija thotë nji fjalë:
Se Shqypnín s' e lshojm per t' gjallë:
Se na desim t' gjith si jemi,
E n' dorë Knjazit nuk i vemi:
Se edhè Pashen e Stambollës
Këtû e duem, m' i a bâ na gjygjin:
T' a mârrë vesht Krajl edhè Mbret,
Se Shqypnín kush s' na e perket!

---

215-220 Per nji rrotull gurabì : ambëlsin e bame me tambël, sheqer, etj., dhe në trajtë të rrumbullakët.

Haxhì Zeka at herë âsht çue,
Ká marrë fjalen t' kuvendojë:
Derë në zâ asht shpija e Drênit,
Kû han bukë i verbtë e i shkeptë,
Edhè trim âsht Abdullah begu:
Mirë âsht lajmin, m' i a çue,
A na lshon pashen n' dorë gjallë,
A i a lypë Shqypnís per mik
Burrë i urtë ky Haxhí Zeka,
Burrë i urtë e flet arsye,
Pse miku s' i pritet kuej,
N'dashtë Shqyptár, n'dshtë nieri i huej,
Pa e bâ dert ke i zoti i shpís.
Ká shkue lajmi m' dere te begut
E i ká thânë Abdullah begut:
Ti qi jé Abdullah begu,
Falmeshndet po t' çon halija:
Njat murat, qi ké te shpija,
A thue bân n' dorë me na lshue,
Persè e kem' nji gjýgj me tê.
Ká qitë begu edhè i ká thânë:
Se âsht murtat, se s' âsht murtat
Kû t' a diej ket pûnë i mjeri,
Pse, vallahi! pvetë s' e kam.
Ket zanát s' m' a ká lânë baba,
Me i pvetë miqt un se shka janë.
Se shka janë e shka nuk janë:

---

230-235 ku han bukë i verbtë e i shkept: qorri e sakati (i shkeptë).
240-245 pa e ba dert: pa e pleqnue punën me… pa folë me…

Se kah vîn e se kah shkojn:
Shka punojn e sa rrogojn.
Veç, po, 'i punë baba m' ká msue;
Miqt per t' gjallë un mos me i lshue.
Po t' më lypë halija mue
Gjithkû e kam un gjân e babës,
Po i a lshoj me mal e vrrí,
Po i a lshoj t'eger e t' butë:
Po i lshoj token me gjith shpí,
Po i lshoj plemet me tagjí,
Po i lshoj vathen me bagtí,
Dhên e dhí un po i a fali:
Erz e shpírt e mik s' i fali!
Asht çue lajmi edhe ká shkue.
Begu n' kullë mirë âsht ngujue.
Me miq t' vet e pêsdhetë Fandë,
T' zott me brejtë hekur me dhâmë:
Mjaft me thânëqaj Oshi i Nuros,
Qi po i kisht', po, nja trí zêmra,
E po e kisht' sýnin rrfé:
Qi s' la Pashë me thye kanunin,
Qi s' la beg me fikë katundin,
nuk la agë me bâ plaçkë grunin.
Vall, ç' ká thânë hoxhë Korenica:
Pa ndigiò, ti Oshi i Nuros,
Qi jé Fandë e ha kuvend,

---

255-275 sa rrogojn : sa paguhen, sa e kan rrogen.- t’eger e t’butë : mbarë, krejt pyje e tokë të punueme.-plamet me tagji : K.VI, 28
280-285 e ha kuvend : han arsye.

Edhe din si hecë kanuni:
A m' i thue ati' Abdullah Drênit,
Le t' na lshojë Pashen e Mbretit,
Le t' na lshojë Mehmet muratin;
pse per mik hasmin e vendit
Nuk e zên kanuja e Maleve!
Oshi i Nuros m' at frangí:
Se, manàt, hoxhë efendí,
Mue ktû begu s' më ká prû,
Me pritë peng, me dá kanû,
Mbasi as doke s' po isht' n' Shqypní,
Me lypë mikun me pleqní,
Por me pushkë, barot të zí.
Veç se shka, si m' duket mue,
Per Shqyptarë kund giasë nuk ká,
Mikun shoqit me i a ngá;
Pse falë nieri tatë e vllá,
Falë të sháme e falë te ráme,
Por jo mikun n' bukë e n' krypë:
S' e bân mikun mish per krraba,
Si s' e bân as Dulo Drêni,
Qi bjen n' zjarm e qi bjen n' ujë,
Edhè mikun s' i a falë kuej,
Si tash «huta» të difton.
Edhè « huta »bâni «bam».

---

285-295 n'at frengi: K.V,457.-me pritë peng, me da kanù : me marrë pengun e me vû ligj.- me lypë mikun me pleqni : miku âsht ne doren e atij të cilit i âsht pështetë e jo në dorën e pleqve.
305-310 huta : pushkë krahi, si martina, me tytë të gjatë e të gjanë e plumb me maje shyt.

# MEHMET ALI PASHA

Lum e lum per t' madhin Zot!
Kur ká krisë kjo«huta» e Oshit,
Se ç' ká ushtue Suka e Çabratit,
Se ç' âsht dridhë qaj Gramoleci,
Se edhè lufta ç' âsht ndezë zhari,
Me Shqyptár t'u vrá Shqyptari:
Shqypetarët, po, t' u vrá n'mjet veti,
Per nji Pashë qi çueka Mbreti.
Eh atê Zoti m' a marroftë!
Persè i huaj, kushdo qi kjoftë.
Aj gjithmonë â augur i zí
Per të mjeren moj Shqypní,
Si njaj korbi qi ndiell zí.
A she' 'i herë, sa e zezë nji provë
Asht t' u reshë sod mbi Gjakovë
Neper shkak t' nji nierit t' huej,
Qi veç dam se 'i t' mirë s' suell kuej?
Keq nper tê Shqyptarët ngatrrue,
M' shoqishojn kta m' armë kan lshue:
Aj, t' a vras Pashen e Mbret;
Ky, t' a pshtoj Pashen e Mbretit.
Njani thotë: më ká rá mik;
Tjetri thotë: e kam anmik,
Edhè thejn nper tê rradaket,
Si t' i'n poça a kunguj Vraket:
Si mo' Zot mâ kaq per né,
Qi n' vend t' lidhim besë e fé,

---

310-315 suka e çabratit: nji koder e vogel në qytetin e Gjakovës.- Gramoleci: fshat në veri-perëndim të Gjakovës (Gramoçeli).
330-340 E.thejn…rradaket: thejn krenat, kokat.-poça a kunguj Vraket: Vraka, nji katund i pleshëm ndermjet Shkodres e Koplikut, âsht e permendun per kunguj e per poça.

Me u vrá na me Turk e shkjá,
Jetë e Atdhé qi na kan thá,
Çohna e vritna vllá me vllá!
Keq âsht mikun m' i a pré kuej,
Keq âsht lajmin m' i a ngá kuej;
S'bje n' faj lajmi, as giobë nuk lán;
Por mâ keq âsht me vrá vllán.
Prandaj keq â e si â mâ zí,
Kshtû Shqyptarët sod me u perzí
E me u gr kta ndermjet veti,
Per nji Pashë qi çueka Mbreti:
Per nji pashë, p'r 'i nieri t' huej,
Qi veç dam se i t' mirë s' suell kuej.
Pse edhè, besa! âsht bâ shum gjak:
Kan metë gjindja nper sokak,
Nper sokak e mbí çardak,
Mjaft me thânë, se aj Oshi i Nuros
Nper ato frangija t' kullës
Njiqind vetë, po, me të njehun,
Me dorë t' vet i ban t'dekun,
Per t'pshtuem jeten nji «halldupit»
Ndoshta ndoshta, rod magjupit!...
      Plot trí dit e rrafsh trí net
Krisi pushka nper gjytet,
Dér qi s'mbramit kulla u muer,

---

350-355 e mbi çardak: mbi pod, dysheme.
355-365 halldupi: njaj aziatikut (në përbuzje).

E u vrá pasha, mshilë në kjuer.
Sá per Pashen , drejt po u tham,
Kurrnji grimë un dert s'po kam;
S'' po kam dert, as s'm' vjen e vshtirë:
T' i'n kênë dy, edhè fort mâ mirë;
Veç un kjáj Abdulla Drênin,
Shaqir Currin, Ram Rrustemin,
Edhè kjáj Oshin e Nuros,
Qi per mik e shkrîne vedin
Si zanát qi ká Shqypnija.
At herë tok âsht mledhë halija,
Edhè fjalë Mbretit ká çue:
Pa ndigiò, ti lala Mbret,
Shka po t' thotë halija e Kosovës:
Se t' a çojsh ndo'i Pashë n'Shqypní,
Per t' i a dredhë lakun bâkeqit,
Per t'i a shtruem udhen shtektarit,
E per t' çilë kishë e xhami
Per «dintár» e «kryqalí»,
Anì shka mundesh m' e çue;
Pse enè doret s' t' kemi dalun.
Por, sa per me dá Shqypnín
E Nikollës m' i a çue «peshqesh»,
Pasha Zotin ! lala Mbret,
nuk ké pse çon Pashë n'ket dhé,
Pse t'a vrasim, pa dý fjalë,

---

-rod magjupit: fara ma e ultë per Shqyptarë.-mshilë në kjuer: mbyllun, nguju në burg, ku ruhet bylmeti.

375-380 Per t'ia dredhë lakun bakeqit: per te ndeshkue bâkeqin.- per „dintar“ e „kryqeli“: per ndjeksa të fesë muslimane e kristjane.

Si t' kem' vrá Mehmet Alín.
Lajmi s' vritet, thotë kanuja;
Por na tý nuk kem' kû t' mârrim:
Do t' vrasim veqilat t' ue,
Po vûn dorë kta me na shitë,
A «bakshish» me na dhânë t' huejve.
Kúr ká vojtë fjala nder Krajla,
Se shka bânë Shqyptarët n' Gjakovë,
Po ky kóm, kan thânë, vall ç' kênka?
Ç' kênka, vall, ky kóm Shqyptár,
Qi 'i grusht njerz, t' vobegë tue kênë,
( Farë as fis t' cillve s' u dihet
E as êmnin na ndie s' u a kemi,)
Guzojn t' thejn fjalen e Krajlave
Edhè atê t' Mbretit t' Stambollës?

---

385-390 veqilat: zavendësit, perfaqsuesit.

# LAHUTA E MALCÌS

## KANGË E NJIMBËDHETËT

### Lugati

#### ARGUMENTI

Mbramje indilike, plotë humor, në pallatin e Krajl Nikollës. Mbreti kryen darkën, lirohet familjarisht nga petkat e ditës dhe në të holla, pështetet bri votres, ndezë kamishin, e tue pasë perpare geshtenja të qirueme e venë, nisë të bisedojë me gruen e vet Milenën, mbasi kjo ka rahatue fëmijt në të shtruem. Biseda endet rreth punëve e trimnive të kryeme prej Krajlit, rreth madhnìs, që në të ardhmen – pret atë dhe gruen e tij, të cilen knjazi e shef, si në vegim, të kunorueme e të stolisun me petka mbretnore. Të gjitha këto plane Milenës i duken dokrra dhe andrra, të cilat i qet pija: prandej nuk ju jep randsi. Shka m'atë mbramje e trazonte Milenën ishte se: - fëmija i kishin pasë tregue se ne terrin e natës ata paskan pâ nji si hije (lugatin), pështjellë kreje me nji shallë, me tesbih ne dorë, çubuk në gojë, dhe rrethue me flakë. Ky shauret i kishte pas frigue fëmitë aq sa atë natë s'kishin pasë ndëgjue me shkue në të shtruem pa annen. Qeshë

Knjazi dhe s'don të nzajë besë mbi sa trillojnë grat per luget dhe shtriga prrallore. Dikur grueja mbulon zjarmin dhe shkon të biet e femijtë, ndersa mbreti shpikë edhe atë pikë venë, qi i kishte mbet në fund të poçit, shkund çubukun e drejtohet edhe ai nga shtrati. E kap gjumi menji here.. Kah mjesnata qe se i duket në mes të odes, çka ai sigurisht se ka pritun: shaureti i parashkruem prej se shoqes, tanë danga gjaku. Trembet Nikolla dhe don me gjuejt armë në te. Po Hija e qetëson tue i tregue se kishte ardhë per te miren e tij, dhe se nuk ka dishka per të keq, se ai Mehmet Ali Pasha, i vram pak ma perpara në Gjakovë nga Shqiptarët. Mbasi Pasha i Sulltanit s'kishte mujtë me i realizue planet e perbashkta, ne kurrizin e Shqipnìs e nxitë Knjazin t'u bijë Shqiptarëve në beh e papritmas simbas planit të luftës që po i paraqitte n'atë rastë. Vetë Mehmeti, mandej parashef se në të ardhmen nji fuqi e madhe e huej do t'u ndihmonte Shqiptarve. Për ketë ishte nevoja, që Krajli të niste veprimin sas ma parë. Mbas ketyne porosive shaureti (lugati) zhduket tuj lânë pas nji erë të randë që shumë kohë u ndie edhe neper të gjithë Cetinë.

Qohet Knjazi vrap prej se shtruemes, shterngohet mirë, dhe në pikën e natës niset per t'u takue me gjeneralin e vet Mark Milanin.

# LUGATI

Knjaz Nikolla, i' burrë me kokë,
Ká ndollë sandë disì n' qokë
E po i kandet me ligjirue,
Ndêjë te votra bashkë me grue,
Mbasi darka ká marue
E shkuen fmija n' shtrat me rá,
Kush tue cîjzë e kush tue kjá.
    Si, pra, bukë nji here ká ngrânë,
Per urë voters pshtetë m' nja'n ânë,
Zhgjeshun brez' e ashtû në t' holla,
Kallë kamishin Knjaz Nikolla,
Edhè rrin aj m' njânen brî,
Tash duhan, tash vênë tue pí:
Poçin ngete ká n' frangí:
Tash tue ngrânë do kshtêja t' zeta
Qi milena me duer t' veta
I a qiron e i a vên para,
Si per grue qi e lypë e mara.

---

10-15 poçin nget e ka n'frangì: ka enen prej dheut, me venë afër, në dritaren e murit

Atý, at herë, tuebisedue,
Po zên grues aj m'i u levdue:
Se kshtû Turkun un e theva:
Ktû i bâna, atjè i a ktheva:
Se edhè Krajlat mue më duen:
Serbi e greku mue më druen;
S' e mârr n'dorë un per Bullgarin:
Do t' a mârr edhè Mostarin:
Do t' mârr Shkodren e Prizerend
Krajl do t' bâhem pernjimend,
Edhè n' Shkoder do t' zâ vend.
Tý do t' bâj un nji Mbretneshë:
Mâ dollamë nuk ké me veshë,
As s' do t' vêjsh mâ kacilite,
Por krejt n' ari ké me shndritë,
E do t' vêjsh kunorë mbí krye,
Nji ditë udhë larg me t' shkelzye;
Pse mâ trim se mue nuk ké,
Kahdo shkrepë dielli mbí dhé.
Qeshë Milena me 'i gjysë gazit
Per këto makllada t' Knjazit,
E as s' i bâhet, jo, me i ndie,
Persè i dájn t' tâna kllapí,
Qi i flet Knjazi, vênë tue pí;
Prandaj rrin ajo pa zâ.

───────────────────

30-40 kacalitë : nji kësulë e qendisun, që grat i mbajnë nën shami. – makllada: pallavra, fjalë të kota, dokrra.

Me gjylper çarap tue bâ.
Veç mâ vonë nisë me kuvendë:
Qyqja nieri,shka me kênë!
Me tzi fmín kam vû me rá,
Pse, me giasë dishka kan pá
E kaq fort t' mjerët janë trishtue,
Sá s' ndigiojn me fjete pa mue.
Shka kan pá, Knjazi po e pvetë,
Qi s' ndigiojn vetun me fjetë,
Mbasì na, edhè, ktû po jena?
Nuk e diej, pergjegjë Milena;
Veç, si fmija duen me thânë,
Sa kem' kênëna bukë tue ngrânë
E neper kthina atà tue luejtë
Paskan pá nder shtâma t' uj't
Strukë te stjolli, ndêjë kacuk,
Nji me çallmë, si me kênë turk,
Me tesbih e me çibuk,
Edhè krahve lshue nji qurk,
Qi, zbé n' ftyrë e buzkerveshë,

---

60-65 me çallmë … tesbih: me nji shall të gjatë bezje(bezi), që perdorin Hoxhët dhe nji vargë rruzash në dorë per besimtarët muhamedan.- çurk: xhamadan gëzofi a lëkure.

Tue qitë flakë nper sý e veshë,
Rrite fmijve t' u ngerdheshë.
A mos t' jetë, qyqja! lugat?
Pse po flitet neper fshat,
Se nji turk kamatxhí,
I pabesë e faqezí,
Dikû atjè Samoborrit,
Kênka çue lugat prej vorrit,
Hokubèt me u pá me sý.
    Hik! mo', i thotë: a i ké mendt n'krye?...
Se lugat n' shekull nuk ká.
Kush e di se shka kan pá.
E u âsht bâ ferra « Brahim »:
A se, ndoshta, ndo' i kulim
Do t' jetë bâ nder ta surrat
E u âsht shtî tjerve lugat.
Kush ká dekë e hî në dhé,
Aj nuk kthen, jo, mâ nder né.
Veç se jeni, po, ju grát,
Qi kto dokrra i qitni m' t' thát,
Kur te mlidhni ju te hîni,
Edhè fjalë e halë mos t' gjîni.

---

65-70 lugat : K.V,11.- kamataxhì : ai që jep pare me perqindje teper te nalta.
70-75 prej Samoborrit : nga Sam.kalà në Hot dhe fshat në breegun e Liqenit. K.XXVIII,350.
75-80 e u âsht ba ferra « Brahim » : u ka hy friga aq, sa me u ba merak per çdo gjâ, sado të vogël.-kulim : haram i keq, i poshtër.
85-90 fjalë e halë : fjalë e pershperitje, bisedë e shprallime.

Per me folë per shoqe t' ueja.
S' ká lugat as shtrigë, lum grueja,
E un jam n' hall, po, me të gjallë,
Se per t' dekun po t' bâj pallë.
    Si ?...s' ká shtriga e s' ká lugeten?...
I a nisë grueja prap ne e veten.
Per lugeten nuk e dij,
Pse gjâ kurr s' kam pá me sý.
Veç nper gjind un shka kam ndie:
Por per shtriga s' ké shka m' thue,
Pse un t' anjof mâ se nji grue,
Qi ktû mbrendë, po, në cetinë,
(Ndoshta, ndoshta ndo i kushrinë..)
Dalin naten porsi shkndija,
Edhè futen mbrendë nder shpija,
Prej pullazit nper oxhak,
E u a zânë gjindës frymen njak;
Qi, mandej, kta duen me thânë,
Se n' gjumë«ankthi» atà i kâ zánë,
E s' âsht tjeter veç se shtrigat,
Qi u a lshojn të mjerve t' ligat,
Ke shkojn naten rreth e okolla.

---

- shtrigë: hije gjysëm mitologjike. Zakonisht plaka, të cilat tuj lan trupin aty ku jetojnë, shetisin me shpirtë, bajnë magji, hajnë zemra fëmijësh, shtijnë mnì e resë nder familje e kunorë.- po t'baj pallë: po e vê kësulen ne sy, s'po ta çaj koken.

100-1005 zanë frymën njak: K.I,6.- ankthì: vështërsija që ndien njeriu, kur para andrres i zihet fryma dhe s'mund luej as kamb e as dorë.

Prralla! prralla! thotë Nikolla
T' tana prralla edhe kopalla;
Persè shtriga a'ká kurrkund,
As n'gjytet as në katund...
A din shka, ti moj burrneshë?
Zên mâ vonë knjazi tue qeshë:
Mbasi shtriga ká po thue,
A m'i lshon kto shtriga mue
E, perzèt! le t' m' perpîjn gjallë...
Por m'i zgidh me dhâmë e tmallë,
E jo rrole per brî hînit,
Qi s'mund t' bréjn as gjeth purrînit...
Hajt, he i ngratë! Si të shkoi jeta
Me pallavra e fjalë të shkreta,
I pergjegjë Milena at herë.
Un jam n'hall per fmîj te mjerë,
Qi i ká kapun sande friga,
E ti m' qet dokrra per shtrige;
Jo kshtû i drue, jo kshtû s' i drue...
Çou me rá, pse vonë ká shkue:
Se edhè fmija janë tue m' pritë,
E un do t' gdhîj neser me dritë,
Per me i bâmun rangët e shpís:
Pse, po kje qi e zoja e shpís
Vetë s' u del punve perpara,
Atý s'resht kurr e mara.

———————————

Kshtû i thotë gruja si n'merzí,
Mandej zjar' e mlon me hî;
Shputë e lamsh i qet ne shportë.
E pa tjerrë fjale tjera tortë,
Me nji zâ si n' gjysë t' marazit.
« Të mirë natë» ajo i thotë Knjazit
(Do giuhë t' cillit zjerrë kisht' pija,)
Edhè shkon me rá te fmija:
Me 'i tubuë djelm e me 'i varg vasha,
Shtrî nen petka rresht si brâsha.
Qeshë Nikolla nên mustak;
E per t' vûm punve kapak,
Mêrr e mûshë edhè nji gotë,
Edh' e shpikë e e bân zollotë.
Mandej poçin ndrýn n' frangí;
ndên kamishin nen sergjí,
Mbasi llullen shkundë i a ká.
Edhè shkon n' odë t' vet me rá.
E, si lodhë qi kishte kênë,
Kû me punë, kû me at pikë vênë,
Qi pat pí sande mâ teper,
Me 'i herë mendt ju bâne leper

---

135-140 E pa tjerrë…tortë : pa e çue gjatë biseden, kuvendin.
140-145 …si brasha : si pjepna, si baston kokerrvogel.
145-160 Zallotë : ia qet fundin (pare turke me nji vlerë shumë të vogël – 30 pare).- sergjì : K.I,376.- …ju ban leperi : i kaluen kujtimet me shpejtsin e lepurit, s’dijti ma se ku ishte.

Edhè fjet, e pa i a ngiatë,
Nisi t' madhe me gerhatë.
　　Kur, qe, atý t' u bâ mjesnatë,
Po i del gjumi Knjaz Nikollës,
Edhè shef aj n'mjedis t' odës
Nji si nieri ndêjë në kamë,
Me nji mjekerr giatë nji pllamë,
Edhè barkun sa 'i fund sheke,
Pshtjellun shtatin n' pelhurë deke:
Qi, si surflli ftyret zbé
E tue ardhun era dhé,
Rrite Knjazin tue e shikjue,
Me dy sý qi me t'trishtue,
Si gastarja cangullue.
Neper ftyrë, mande', e mbí duer,
Atý ktû edhè mbí pelhurë
Kisht' do njolle gjaku t' zí,
Qi per mnerë m' tê kishte ngrî
E me qelb bashkë ishte thá.
U trêm Knjazi kur e pá
E t' perqethetë shtatit i rá.
Flokët i u çuene shllungë perpjetë;
Nisi frýma m' i u zatetë
E e mloi djerza. Kishte metë
Tue kqyrë m' tê, e as nuk isht' tue mujtë

# LUGATI

Prej trishtimit m' vend me lujtë,
Pse edhè m'«kryq»disi ishte kputë
Kaq per mnderë qi 'i herë kje tutë.
Por kamë - kamë, qe,nisë lugati
Me i u avitë Nikollës kah shtrati.
Knjaz Nikolla atý i rrin gati
E fíll doren çon m' kubure,
Qi e kisht' vjerrë nen nji figure,
Edhè don aj zjarm me i dhânë.
Kur lugati nisë me i thânë:
Mos e vên doren m' ngaskeqe!
Nuk t' kam ardhë me mende t' keqe
As me t' çartë as me t' trazue:
Un kam ardhë ktû me t' kallxue
Disá punë, qi tash kan bîjtë
E qi mirë per tý âsht me i diejtë,
Ashtû mue si m' dán nenshtrasha.
Un ajm Mèhmet Alì Pasha,
Qi m' pat nisë Mbreti n'Shqypní,
Per me i lshue Malit të Zí
Hot e Grudë, Plavë e Gucí
Si n' Berlin kje bâ pleqní.
Por, kur mrrîna në Gjakovë,
Atý e zezë mue m' gjet nji provë;
Persè Krenët e Shqyptarís,
Me Alì Pashen e Gucís
Nji bé t' madhe po e ki'n bâ
Plak e i rí në luftë me rrâ;

190-200 …nen shtrasha: m’a pret mendja, më gitet.- ngaskeqe: kambëza e kobures.

Burrë e grue, po, n' luft ëme u shue
E ato Male mos me i lshue.
Prandaj vetë atý kur shkova,
T' u çue m' kâmë të tanë Kosova,
Peja e vogel 'dhe Rrogova,
Edhè mue m' rrethuen nji rendit
Shi në shpí t' Abdullah Drenit:
Kû mue t' mjerin më kan vrá,
Të tanë n' gjak mue më kan lá,
Si me sý qi jé tue pá.
Prá, tash tjeter tý s' t' ká metë,
Veç kto Male me i marrë vetë,
E me i mârrë me pushkë per faqe;
Pse, pa i bâ nja disá gjaqe,
Per pa i djegë disá bajraqe,
Tokë Shqypnijet n' dorë nuk qet:
Sod Shqypnija âsht bâ «Milet».
    Besa, at herë, po i thotë Nikolla,
Mbasi vetë s' mujtka Stambolla
Këto Male me m' i lshue,
Puna giatë, thom, ká me shkue:
Pse, si vetë ké mûjtë me pá,
Qysh se n' gjak krejt kênka lá,
Me pushkë n' dorë s' mêrret Shqypnija.
Vrâ në ftyrë mehmet Alija
E prej pezmit tue qitë shkndija,

---

220-240 me pushkë per faqe: me luftë.-âsht ba milet : âsht ba shtet, kombsi.- e prej pezmit: nga idhnimi, prej zemrimit.

Tue kercnue dhâmët prej marazit,
E vertetë, po i thotë aj Knjazit,
Se, medjè ká me t' u dashtë
N' lufté me thye mâ se nji rrashtë
E me hjekë shum e shum zí,
Para se të hîĵsh n' Shqypní:
Pse, Shqyptarët, e diej edhè vetë,
Se janë trima e per ket jetë
Atà rob s'i shtrohen kuej;
Por me pasë me i msý pa bujë
Edhè n'moh naten me u rá,
Tash qi atà 'i herë janë shperdá,
Un kujtoj se me pak gjqe
Puna tý të del per faqe,
Edhè hîn ngadhnyes n 'Shqypní.
Prandaj mlidhe shpejt nji ushtrí,
Edhè lshoe n' Plavë e n' Gucí,
Naten n'terr befas t' u rá,
E si n' gjak Plaven t' keshë lá
Edhè zhbî t'a keshë Gucín,
At herë mêrr e msýj Malcín.
Me tagan, me ûnë në dorë,
Edhè shkîmi atà Malcorë;
Pse, pa i shkîmë atà Malcorë,
Shkodra tý s' të bje në dorë.
E as s' ké ngae, jo, me u hutue,

Pse Shqyptarët kan nisë me u zgjue,
Kan nisë shqyp këtà me shkrue:
Kan nisë t' flasin per komsí,
Per kombsí e per lirí,
Per lirí e autonomi;
Edhè gjatë, thom, nuk do t' shkojë,
E Shqypnija do t' kerkojë
Me dalë m' vedi, si Serbija,
Si Greqija e Bulgarija:
Mbasi ká edhè ndonji Mbret
Qi Shqyptarët aj po i gerget,
Kû me para e kû me fjalë
Turkut dore atà me i dalë.
Prande' at herë ti s' ké me mujtë
Gurt mbas d' shirit t' and me i luejtë;
Pse do t' dalë kushdi se kush,
Qi e ká vû ka dit m' rabush
Shqyptarís me i dalun zot,
Edhè gurt aj tý t' i lot.
Por, po mujte nji herë sot
Këto Male me i pushtue,
(Qi tý dheskë të janë perore,)
Jo veç kto mâ s' t' dalin dore,
Por, me kohë e me dredhí,

---

275-285 …rabush: ceken, e ka nda, e ka marrë në shënim.- qi tý dheskë të janë perore: të janë pelqye përherë, gjithmonë t'i ka pasë anda.

Edhè n' Shkoder ké me hî.
Pse do t' diejsh ti, lum Nikolla,
Se e ká bâ pleqní Stambolla,
Tý mâ para, edhè Serbís,
Si edhè Krajlat te Greqís:
Grekut,shkjaut, po, edhè Bullgarve,
Me u a lshue n' dorë tokët e Shqypnís,
Se me u dhânë lirín Shqyptarve.
Kshtû Nikollës i tha lugati!
Edhè tjeter nuk i a ngiati
Por u zhduk aj neper kthinë,
Tue lânë mbrapa nji qelbsinë,
Qi dér vonë u ndie n' Cetinë.
Knjaz Nikolla at herë u çue,
Shpejt u vesh edhè u shterngue,
Edhè duel naten per hânë,
Por me u pjekë m' at Mark Mila'n:
M' Mark Mila'n aj per me u pjekë,
Me tê fjalët per me i perpjekë,
Se kur n' Plavë me qitë ushtrín,
Se kur n' gjak me lá Gucín,
Se kur flakë me ndezë Malcín,
E se si m' e hupë Shqypnín:
I huptë Zoti pernjimend
Knjaz Nikollë edhè gjithkend
Qi mendon e sharton zí
Per të bukuren ket Shqypní.

---

300-310 Sharton zì: K.IX,196.

# LAHUTA E MALCÌS

## KANGË E DYMBËDHETË

### MARASH UCI

ARGUMENTI

Poeti hin me nji herë në temë tuj u ba të njoftun lexuesvet fytyren tipike të Shqiptarit ushtar në shërbim të Mbretit, trim, luftar, i urtë, i gatshëm kurdoherë me ran ë luftë apo me marrë pjesë nder kuvende urtije e kanuni. Në pleqsi malsori bahet bari gjâsh dhe e kalon kohen me të ri tuj u kallxue ketyne legjenda popullore e mitologji kombtare, trimni e ndodhje historike të bashkëjetueme. Autori e gjen Marashin në mendime si atê të cilit në malsi i bjen ujku nder berre i mbetet toka djerë, e kapin borxhlit a por s'ka bukë per t'i qitun mikut. Kurrnji prej ektyne në plakun tonë, Marash Ucit i duhet shih sod me mar rrugë tue u nda, kështu, prej dy të bijvet të Calit, dy djelmoça bashk-bjeshkatarë me tè. Perpara se të nisej, veç u len ketyne të bramve porositë e fundit, si ai që në moshë te shtyeme merr rrug pa dijt mirë se a kthehet ma a jo. Testamenti i MArashit âsht vula dalluese e kombit shqiptarë e percaktueme me viza të preme të

Edukates kanunore. Ai i porositë djelmt, ende të rij, të ruej familjen e gjanë, t'u dalin Zot të drejtavet të veta me pushkë e gjak, të shkojnë mirë me shokë e t'afërm, të cilët, sido qenë, janë gjithmonë vllazën, mos të pushojnë kerkund, të jenë pik-pritësa me të njoftun e të panjoftun e sidomos me të huej, por pa u a leshue ketyne të fundit kurrë zemrën në dorë, mos të jenë të gutshëm , por të matun e t'urt, mos të rrezikohen tuj u a hi punëve të pa sigurta, të ruhen prej pandershmenisë e sidomos prej grues së lëshueme, mos të çarsin ndoren e besen e dhanun,, të duejn vendin e Atdhen. Mbas ketyne fjalve Marash Uci dahet prej dy barive të rij, dhe s'si t'isht ne moshë të tyne, në krye t'ores kapet ne Stare të Hotit, prej kah drejtohet per kullë të bajraktarit. S'vonon e mrrin në Gjenoviq dhe takohet me Qun Mulen, i cili në shpejtìn e Mashit e kohen e pa pershtatun te rrugës heton se diçka ka ndodhun me randesi. E njimend Marash Uci diten perpara kishte pas qenë në Shkodër, dhe atje nga nji mik i njoftun kishte pas marr vesht diçka të rreziksme per vend e bajrak, per Shkoder e Shqipnì mbar. Ky lajm i kishte pru sod te Bajraktari, të cilin e porosit qi sa ma parë të bashkoj parìn në mbledhje tek kisha e fshatit. Ai do t'ulej rishtas në qytet, per te marrun njoftësi të reja e ma te perpikta. Mbas ketyne fjalve dahet plaku prej Qunit dhe ky tashti jet me dy mendime enigmatike: «ase i shkojn Mbretit n'ushtrì a se luftë kem' me Mal t'Zi.» Cila doqoftë, Shqiptari s'ligshtohet. Zoti e bjen pune mbarë dhe Hoti âsht gjithnji em fat. Mbyll kangën vendimi i Bajraktarit per të thirrë Krenët e Fisit në kuvend.

# MARASH UCI

Te nji mriz, te nji lajthí
Kishin ndollun tre barí
Dy me dhên e nja me dhí,
Njâni plak e dy te rí:
Marash Uci e t' bijt e Calit:
Dy djelm t' letë si shpezt e malit.
Marash Uci i Uc Mehmetit,
Anë e m' ânë i kisht' rá detit
Kishte pá pronet e Mbretit
Çak prej Hotit tue zâne filli
Dér kû piqet buka m' dielli;
Pse, sa kje Marashi i rí,
I pat dalë Mbretit n' ushtrí
Me armë n' dorë, me zjarm në gjí,
Si qi doke âsht në Shqypní.
Burrë i fortë e trim si Zâna,
Armët i kjenë atij baba e nâna:
Babë tagani e nânë breshâna,
Vllá e moter dý pistolet

Dý gjarpnusha prej Stambollet.
Ky kje lypun edhè gjetun,
Pat kênë thirrun edhè pvetun
E n' kushtrim e n' gjýgj t' bajrakut,
E nder pré mârrë Karadakut;
E kûdo qi i doli prîja
Atý i dajti edhè trimnija.
Por, si kripit i rá bora,
E la kama e e la atë dora,
Edhè i shkrefi armët besnike:
Njato armë qi n'kohë jetike
Pa'n kênë ndera e Arbnís kreshnike:
E na doli barí malit,
I shmrijak me t' bijt e calit.
Prore Mashi djelmve t' Hotit
U kallzote punët e motit,
Punët e motit, punë trmnije:
Si Shqyptari mbas lirije
E mbas besës e s' bardhes Fé
Bâte deken si me lé;
E u permendte Orë e Zâna,
Edhe u thote shum punë t' mdhana,

# MARASH UCI

Per lugat kur zêhet hâna,
E per luftë, qi me drangona,
Bân kulshedra n' vise t' ona;
Edhe i njifte aj mâ s' mirit
Sa drangoj jânë rodit t' nierit
Mbi Rânë t' hjedhne e m' Urë t' Vezirit.
Prande' e dojshin gjith barija
E ndigiojshin fjalët e tija
Si kah pushka ashtu ka' urtija.
Por shka, Zot, ka Mashi sot
Qi na â vrâ e nuk bân zâ?
A thue i rá bisha nder berre,
Ja se tokët i mbeten djerre,
Ja i punoi t' ngratit rreziku
Pa bukë n' shpí m' e gjetun miku?
Uku n' berre s' i ka rá,
Pse kurr Marashi s' u â dâ:
Nuk kisht' mbetun ky pa e pâ:
M' e pasë pá edhè e kisht' vrá.
As s'i mbet ktij n' derë borxhlija:
Me 'iqind dhên qi ka te shpija
S' l6en borxhlí me i vojtun t' birit,
Edhe miqt i a pret mâ s' mirit;
Si edhe qét qi i ká si bujë

S' i a lânë djerr token kurrkuej.
Por as vetë shka ká s'e dí,
Veç se u thotë shmrijakve t' rí:
«Pa ndigjoni, o djelmt e mí:
Dikû 'i punë sod m' ka qillue,
As nuk kam si rrí pa shkue;
Nji herë pse me pasë per t' pshtue
Zogu dore, pasha mue!
Vonë e vonë ké per t'a zânë,
Fjalë i moçmi si e ká lânë.
Se sa rrîj as vete s' e díj
Se nji javë ase nji muej,
Zoti e di, nuk mund t' a quej.
Por n'kje thânë prej Perendije,
Mos me shkelë un mâ m' kto hije,
Mos me u zânë mâ punë trimnije
S'bardhes kohë qi ka prendue,
Ah ju, u kjosha true
Per Njatê qi vrân e kthíll
Me m' a mbajtë ju sod nji kshíll.
Amanet un jam t' u lânë
Me ruejtë gjân me kqyrun stâ'n,
Armët e mbushne mos me i dhânë,
Me shokë t' uej kurr mos m' u zânë,
Mos m'u zânë as mos m' u ngá,
Pse n' ditë t' ngushtë kta u gjinden vllá
Si me pushkë, ashtu me uhá.
T' huj' n me fjalë mos t'a poshtnoni;
Buken para, por t' i a shtroni

N' Shqyptarí si â kênë Zakoni:
Me i besue mos i besoni!
Edhè n' mend kinje nji fjalë:
Zêmers s' frýt me i lânun dalë;
Fjalët per pajë kurr mos me i ndalë
Ujit turbull mos me i rá,
Mos me dalun n' vá t'pa vá;
Me i u ruejtun rrasës së lmueme,
Me i u rujtun shakës s' terbueme,
Me i u ruejtë, po, grues së lshueme;
Vendin t' uej m'e dashtë perore,
Me ruejtë besë, mos me çartë ndore.»
Kshtu tha Mashi, e n' kamë u çue,
Vû xhurdín edhe u shterngue,
Edhè i njiti armët mizore
Njato armë qi s'dijshin ndore,

Pse n'dorë t' Mashit guri Vlore
Ndezte flakë, po, flakë vetime,
Epte gjâmë, nji gjame bumbllime,
Porsi rrfeja kur shkrepë malit.
Lamtumirë! thotë djelmve t' Calit
Vên breshânen mbi cep t' krahit,
E t' u djergun hijes s' ahit,
Hijes s' ahit, brî njaj shpati,
I a behë n' Stare n' krye t' sahatit.
    Po, Zot. Mashi ka ' â tue shkue.
Qi nper shpat e neper prrue
Po vjen hapin tue shpejtue
Thue 'izet vjet s'i ka kalue?
N' Gjenoviq Marashi â nisë
Ke Çun Mula me konisë,
Ke Çun Mula shpí e rreptë
Kû han bukë i verbët e i shkretë;
N'at fis t'Hotit, shpí e parë,
Djalë mbas djalit Bajraktár.
Prej mjesditet tue rá dielli,
N' Gjenoviq kapet aj filli,
N' Gjenoviq te kulla Çunit,
N' at kullë t' bardhë mbi krye t'katundit.
«Mire se t'gjâjë, or Çuni i Mulës!»
Po i thotë Mashi n'derë të kullës;
«Mire se vjen, ti Marash Uci!»

---

115-120 Stare : lagje e Rapshës së Hotit
130-135 n'Gjenoviq : lagje e Hotit, nga âsht shpija e Bajraktarit

I a kthen Çuni: Po tý ç' t' nguci
Me lshue gjân, me lânun stâ'n
Kshtû m' u djergë zhegut m'ket ânë?
A âsht gjâ t' keq? a veç po drue,
Pse n'armë sod po t' shof shterngue?
 «S' â gjâ t'keq jo, nder barí;
Por nuk dij si â per Malcí...
Zoti mirë ka m' e punue,
N' kjoftë se besen s'kemi lshue.
Kam kênë n'Shkoder mbramë kam ardhë,
Ke qaj miku faqebardhë,
T' cill'n e njef ti prej q' kah motit,
E m' ká mârrë besen e Zotit,
Me kuvendë me Krenë te Hotit,
Per nji fjalë, e jo mâ vonë
Se n' ket natë, te Kisha e jonë.
Çoju fjalë, pra, Krenve t' vendit
T' dalin n' Brigje n'log t' kuvendit,
Se do t' dal nji herë te shpija
me i shestue do pûnë të mija.
Neser n' Shkoder prap do t' veta
Ke qaj miku' i u ngjatët jeta!
T' a ketë ndihmë Malcia e shkreta.»
Kshtû tha Mashi, e duel me shkue:
Nper pishë t' zhegut pa pushue:
S' ishte ngaeja me u hutue.

Njaj Çun Mula thotë nji fjalë.
Madhi Zot, tý t' kjoshna falë!
Nder dý pûnë njâna do t' dalë:
A se i shkojm Mbretit n' ushtri,
A se luftë kem' me Mal t' Zí:
Si kjoftë mare ashtû e bâftë Zoti:
Oren çuet por e ká Hoti.
Po u çoj fjalë tash Krenve t' vendit,
T' dalin sande n' log t' kuvendit.
Atý pûnët kem' me i peshue,
Mandej dalët si kjoftë gjikue.

# LAHUTA E MALCÌS

## KANGË E TREMBËDHETËT

## TE KISHA E SHNJONIT

### ARGUMENTI

Qilë kangën Zana e Veleçikut e cila përshkon me mend kohën e kalueme dhe lexon mbi shpate, prroje, landë e gurë historìn e lumnueshme të Shqiptarëve. Mjerisht në ditë të sodit kanë tërnue kohët. Në vend të shpatës ka hî pushka, në vend të Zotit – ari , në vend të së drejtës – levertija. Europa vetë ep shembullin e parë. Zana i sjellet Perendìs dhe e lutë, që nga eshtnat e Shqiptarëve fatosa, të ngjallë kreshnikë të rinj për mos të lanë që asnji pëllambë toke arbnore të bijë në duert e Malazezëve. Këtu poeti gëzohet me Zanën per namë që ajo e Mira i lëshon anmiqve të Shqiptarëve dhe kerkon gadi t'a ngushllojë, tuj sigurue se në tokën e Skanderbeut ende s'është shkimbë flaka e burrnìs as dashnija ndaj Atdheut. Për provë të këtyne fjalëve autori i tregon Zanës burrat e Malcìs të cilët tani janë mbledhë te Kisha e Shën Gjonit në Rashpë, simbas lajmit që, me kohë patën

pasë prej Qun Mulës. Hapë mbledhjen Bajraktari, i cili i lëshon fjalën Marash Ucit. Ky end me urtìn e malit shërbimin, që Shqiptarët i mban tash sa shekuj Sulltani, shërbim të cilin, deri diku, ua njofti Porta e Lartë. Lajmi, që ai binte prej Shkodrës, ishte i trishtueshëm. Gazetat e qytetit kishin lajmërue se në Kuvendin e Berlinit ishte ndà Hoti e Gruda, Plava e Gusija t'i epen Malit të Zi. Per Krenë ishte ishte nji rrufe prej qiellit. Kurrnji s'ban za, deri sa Mashi vetë u lypë mendimin e mbramë se a – pernjimend do të pranojshin me iu nenshtrue Knjazit(Nikollës) pa pushkë të shtime apo e kishin nda me qindrue. Këtu Gjeto Marku këcen ma i pari, dhe, tuj u betue ne emnin e Zotit, e siguron Marashin e Krenët tjerë të mbkledhjes se per pa mbet Shqipnija në xhubleta gràsh nuk ka per t'i u leshue toka shqiptare Malazezve. Fjala e mbramë – shton oratori – i perket Bajraktarit. Qun Mula merr rishtas fjalën dhe i grishë të pranishmit të rrokin, tanë sa janë, armët. Lypë, veç, prej tyne, që përpara të lidhëshin me be dhe ai vet ban ben i pari. Mbas tij tanë mbledhja. Tani, mbas vendimit të marrun, lypej të merreshin masat. Urdhnon, prandej, qe te qitet roja në Rrzhanicë, ndersa nji tjetër prej mbledhjes dërgohet për t'i lajmru Dedë Gjo' Lulit në Traboinë, që ke¨shtu të jetë në dijeni i tanë fisi se lufta ishte te dera. Marash Ucin e nisin per Shkodër për t'i lypë ndihmë Hodo Pashës me ushtarë dhe për të porositë Mikun e njoftun, që t'i përkrahte shqiptarët me anën e shtypit. Kështu foli Quni dhe u nda Kuvendi.

# TE KISHA E SHNJONIT

Prendoi dielli, n' qiell duel hâna,

N'' Veleçik po pingron Zâna:
Ehu! ju malet e Shqypnís,
N' t' cillat strukë shqypja e lirís
N' t' bardhat kohe qi kan prendue
S' lête anmik, jo, me i u afrue!
E di shpat e di edhe prrue,
E di landë e di edhe gúr,
Shqyptarís kryq e terthuer,
Se sa gjak atbotë i anmikut
Vojti rrkajë prej t' bardhë çelikut,
Qi flakote n' dorë t' Shqyptarit
Porsi rrfeja majes s' Sharit.
A kisht' mujtë kurr n' at kohë t' lume,
( Me lot gjakut sod t' lotueme!)
Veç nji troe t' tokës Shqyptare
M' e rmue dora grabitçare?
Ah! jo kurr: t' ish' çue mbarë bota...

---

1-15 N'Veleçik po pingron Zana : mali ma i permendun në Malcìn e Madhe, i venduem mbi katundin e Kastratit (1724m), ku banon dhe lëshon zanin(pingron) Zana e Malcìs.
15-25 Veç nji troe: nji truell të vetëm. – me rmue: me u rrëmbye. – me cungue: me e pre.

Pse ndo 'i Lekë, a 'i Gjergj Kastriota
Do t' kisht' dalë, at dorë rrembyese
M' e cungue me armë ngadhnyese,
T ' cillat n' shekull do t' permenden
Hânë e hyj sa qiellve t' enden.
Por kan ndrrue sot moti e stina
Per dhé t' ngrît, kû rreh Martina!
Gjinde e mbajtun me lot t' shumit
Qi n' djersë njomë bûcat e umit,
Ja qi n' kullmë rreshket kumuese,
Ja nper dét bjen valës shkumuese,
Per me mbajtë nji grue te shpija
S' cilles bukë i lypin fmija,
Edhe i lên ndoshta me kjá,
Perse e mjera bukë nuk ká:
Gjinde, s' cilles Zot i âsht ari,
T' zezen tokë qi i ngratë Shqyptari
Shtrêjt me gjak e pat fitue,
Pa ndo 'i dhimë, kjoshin mallkue!
Sod m'e dá duen copa copa:
E perse? Pse don Europa...

---

25-30 me lot t'shumit : me vaj të të gjorëve. – njomë bûcat e unit : bûcat që çon plori i permendes. – n'kullmë rreshket kumuese : piqet per kadalë para kurdhës, para cungut të çeliktë, mbi të cilin farkatari rrahë hekurin e skuqun e ep tingllim metali, kumbuese.

# TE KISHA E SHNJONIT

Uh! Europe, ti kurva e motit,
Qi i rae mohit besës e Zotit,
Po a ky â shêji i gjytetnís:
Me dá token e Shqypnís
Per me mbajtë klysht e Rusís?
Po ti a kshtû sod na i perligje
Njata burra qi m' kto brigje
Per tý vehten bâne flije
Kur ti heshtshe prej ligshtije?
Ti qi i a kalle flaken diellit
E i shestove rrathët e qiellit,
Ti, prej eshtnash t' t' ngratë Shqyptarve,
Qi bânë deken per dhé t' t' parve,
Bân sod t' bîjn fatosa t' rí,
T' cillt nji troe t' ksajë Shqypní
Mos t' a lâjn Shkjaut n' dorë me i rá
Krejt ne gjak nji herë pa e lá!
Lum, oj Zâna e Veleçikut,
Qi m' i a lshon ti namët anmikut,
Qi m' i uron djelmt e Malcís,
Qi m' i a kján hallin Shqypnís;
Ksaj Shqypní, e cilla motit,
N' zâ kah pushka e besa e zotit,
Pat kênë çmue prej fisesh t' tâna
Kah bjen dielli e kah mêrr hâna!
Por, sado qi poshtë ká rá

---

45-50 i perligje : i shperbleve.
50-55 e i shestove rrathët e qiellit : i percaktove, i kufizove shtretnat e hapsinës qiellore.

Sod me sod, e rrin tue kjá
N' pluhen t' tokës, prej njerzve shá,
Prap, oj Zâne, shkndija e burrnís
Nuk â shkime n' male t' Shqypnís,
Qi, manà, edhè n' kto kohë t' reja
Ka 'i herë ndezet flakë si rrfeja.
S' kan mbetë shkret, jo, armët besnike,
Perse Arbnorja grue fisnike,
Bân se bân fatosa t' rí,
T' cillt trimnisht per ket Shqypní
E per besë e t' bardhen Fé
E bâjn deken si me lé.
A poi shef ti njata burra
Qi kah Brigja neper curra.
Tue hecë naten porsi bisha,
Janë t' u njitun drejt kah kisha?
Ata janë, po, Krenët e Hotit
Qi m'u lidhë duen me besë t' Zotit
Per me i dalun zot Shqypnís,
Per me i lânun nderë Malcís.
Po, Çun Mula mbí shpinë t' kalit,
U a çoi lajmin Krenve t' malit;
U a çoi lajmin n' derë t' konakut,
Per me u mbeledhë n'kuvend t' bajrakut;
E si rrokull kjenë rreshtue,
Kshtu zên Çuni me ligjrue;
« Fol tash, Masho, ç' po na thue?
Un qe, Krenët t ' i kam bashkue,
T' cillve mundesh me u besue,

---

90-95 e si rrokull: në trajtë rrethi a patkoni.

# TE KISHA E SHNJONIT

Pse armët kryq i kemi vû,
Si na e lanë të parët kanû».
At herë Mashi zên kadalë:
« Pa ndigioni, o trima 'i fjalë,
Qi po u thom me besë te Zotit,
Porsi nipave t' Kastriotit:
Katerqind e s' dij sa vjet
Jânë qi i bâjm Mbretit hysmet
Kush ushtrí, kush angrí,
Me armë n' dorë, me zjarm në gjí,
Me 'i kamë mbathë me tjetren zdathë,
Buken n' strajcë e shpí senjurin,
Dushek token, jestek gurin,
T' mbrame te hika e t' pare te mbeta:
Trima n' zâ se â zânun jeta:
Mos me drashtun krajl as Mbret!
Edhè Mbreti ket hysmet
Dér dikû na e ká pelqye,
S' na ká lânë aj krejt m' u thye:
Na ka lânë lirín jetike,
Na i ka lânun armët besnike,
Per me ruejtun Fé e zakona,
Per me mbrojtë kto male t' tona
Per me mbajtë kanú' n e t' parve
Me ruejtë erzin e Shqyptarve:
Na ka çilë kishë e gjamí

---

95-105 Pse armët kryq i kemi vû: në shej bese, vllaznimi. – angarì: punë të detyrueshme.
105-115 shpi senjurin: per shpì, per banesë, token e thatë. – lirin jetike: K.XII,30.

Per dintarë e kryqelí:
Na ka falun pagë e t' dheta,
Kanú m' vedi sa t' jetë jeta,
E na. veç n' e paçim çartë
Ket kanú qi na lanë t' Parët,
Se e kem' shkue jeten n' lirí
Si në bjeshkë. ashtû në vrrî,
Si me gjâ. ashtû me bulqí:
Tue punue e tue gjallue,
Tue lutë festat trashigue,
Mort e darsem me kanú,
Sikur t' parët na pa' n punue,
Por medèt e treqind halle!
Per kto male e per kto zalle,
Per kto male e zalle t' ona,
Kû si heret, si n'e vona,
Pat kênë mbajtë kanuja e malit,
Pat kênë rritun pika e djalit,
Pika e djalit, Lekët e Hotit,
N' zâ kahë pushka e besa e Zotit:
N' zâ ka' urtija e bujarija
Qi zanát i ká Shqypnija;
Perse â kndue n' Shkoder gazeta
Qi njaj Shkjaut sod t' u ngjatët jeta!
Do t' i bâjn kto male t' shkreta.
Po, Moskovi, i u thaftë hovi!
E ka dá n' Kuvend t' Berlinës

---

120-125 per dintarë e kryqelì: K.X, 378.
130-140 por medet e treqind halle: të mjerët na të mbuluem me të zeza të panumërta.

# TE KISHA E SHNJONIT

Me i u lshue Knjazit t" Cetinës
Hot e Grudë, Plavë e Gucí.
E tash Knjazi i Malit t' Zí
Ká ngrehë top, ká dyndë ushtrí
N' kto trí dit me rá n' Malcí:
Thue gjâ e shkretë ka mbetë Malcija,
Thue pa zot se â Shqyptarija...»
Kshtû tha Mashi e Krenët e Hotit
Si t'u ráke 'i rrfé prej Zotit,
N' ato fjalë mbetem pa zâ:
Me i pasë pré... gjak s' kishin bâ.
Kishin ndêjë me sý per dhé,
Pa thânë kush nji fjalë per bé.
Por prap Mashi zên t' e vona:
«Ç' t' thomi, burra? Fé e zakona,
Bjeshkë e vrrî e kullat t' ona
A 'imend Knjazit pa luftue,
Pa pushkë t' shtîme kem' m' i a lshue?»
« Pasha, Zotin, kjoftë levdue!
Gjeto Marku zû m' u idhnue
Hot e Grudë s' po t'i shklet Nika
Bash me e dijtë se jesim n' çika:
Se na bân Knjazi faní,
Se na djeg me bjeshkë e vrrî.
S' i lâm marre Shqyptarís
Kû t' jetë puna e trimënís;

---

155-165 me i pasë pre…gjak s'kishin bâ : njeriu para s'papritmes zbehet dhe duket si të kishte bjerrë tanë gjakun.
170-180 se na ban Knjazi fanì: na qet fare, zhdukë.

Perse mbarë Lekët e Malcís
Shk' â m' shtatë vjet e shtatdhete vjet,
Dijn me dekë, po, per dhé t' vet.
Pa m'u njeshë per shtat xhubleta,
S' i bâj Knjazit t' u ngjatët jeta!
Por t' flasë Çuni bajraktari,
Fjalve t' tija u rrí mâ i pari.»
Njaj Çun Mula, si u mendue,
Kshtû po zên me ligjirue:
«S' kemi, burra, mâ shka t' presim,
Armët besnike, por t' i njesim:
Hovin Knjazit do t' i a presim,
Me e dijtë se të tanë do t' jesim.
Ndoshta pak edhè na jena,
Ndoshta edhè fyshekë nuk kena:
Por anì pse t' parët e motit,
T'' parët e motit, flakë barotit,
Njata ushtarët e Gjergj Kastriotit.
Kurr s' i njehshin n' luftë ushtrít:
Njehen dhênt e njehen dhít,
Por jo trimat me armë lé,
Trimat lidhë me besë a fé:
Trimi i mirë edhe sa herë
Me 'i fyshek dahet me nderë.
Pra, le t' çohet m' kamë djelmnija:
Oren çuet pse e ka Shqypnija:

---

Shk'â m'shtatë vjet etj.: mosha e armëve në rrezik. – pa m'u njeshë per shtat xhubleta: petku kryesorë i malsorëve, që vu në shtatin e burrit, përmbanë marren ma të madhe; pa u bas i grue.
195-200 Oren çuet: K.XII, 169.

# TE KISHA E SHNJONIT

Me tê vetë âsht Perendija.
S' e ngulë Knjazi n' Hot bajrakun,
S' e rritë m' né, jo, Karadakun,
Pasha armët qi m'i la baba!
Pa na vjerrë kortarë mbí krraba...
T' rrahim bén si t' na apë feja,
( Kush e thaftë atê e vraftë beja),
Se qindrojm, eh gjofti rrfeja!
Porsi t' parët na pa' n qindrue
T' cillt per t' gjallë s' kan me u harrue.»
Kshtû tha Çuni Bajraktari,
Edhè m'giûj u ngreh mâ i pari:
Bâni bé, me lot per faqe,
Per «qitape» e shtatë «melaqe»,
M' Orë te bjeshkve e m' krye te fmís,
E per Emen t' Perendís,
Se pa dekë e pa hî n' dhé
Me gjith djalë e me gjith ré,
Pa u robitë me lopë e qé
E pa u djegë me stan e shpí
S' i bjen n' dorë kurr Malit t' Zí.
Njitë mbas tij atbotë u çuene
Krenët e Hotit, e u betuene,
Mbas kanûs s'' Lekë Dukagjinit,
M' qiri t' festës e m' Kishë të Shnjinit,

---

210-225 per «qitape» e shtatë« melaqe» : per libra t’shejta e shtatë engjujt lajmtarë. – m’qiri t’festës e m’Kishë të Shnjonit : per kristjan qiri i dyllit të pastër, që ndizet per festa të mëdha, poashtu kisha e Shën Gjonit, per ta shejt i pajtuem. – mbi Shen Nikollë e m’Shejt Shna Ndue : dy të shejt ma popullor në viset e Veriut.

Mbí Shen Nikollë e m' Shêjt Shna Ndue,
M' Kryqe t' Krishtit, kjoftë levdue!
Se, pa u shkimë me troje t' veta,
S' i bâjn Knjazit t' u ngiatët jeta!
At herë Çuni rishtas zuni:
« Por tash, burra, ndienie 'i fjalë:
N' Urë t'' Rrzhanicës do qitë ndo 'i djalë,
Me i zânë shtekun Karadakut,
Dér sa t' epet zâ bajrakut.
Un po i zgiedhi 'izet martina,
Me u a ndie krismen larg Cetina,
E n' Rrzhanicë kam me i ngujue,
Pushken Knjazit m' i a fillue,
Per n' kje 'imend se i ká rá n' krye
Kufîjt t' onë me i shkapercye.
N' Traboinë Gjetja le t' dalë
Ded Gjo' Lulit me i çue fjalë,
Qi t' a çojë aj m' kamë t' tanë fisin
Porsa pushkët n' Rrzhanicë t' i a nisin.
Ju tjerët krenë, edhè seicilli,
Deri neser pa rá dielli,
T' i a napë zânin fisit t' vet,
Qi shk' â i Hot e shkon me Mbret,
Prej shtatë vjetsh e m' shtatdhetë vjet,

---

230-240 n'urë Rrzhanisës : urë e permendun ndrmjet Tuzit e Podgoricës(Titogradit).
240-245 n'Traboinë : fisë i bajrakut të Hotit.

## TE KISHA E SHNJONIT

T' gatojë armët e t' prehë tagâ' n
N' Veleçik t' a qese gjân;
Pse me pasë n' Rrzhanice me krisë,
Ka m' u dashtë n' Rrzhanicë me u nisë,
E aty u bâftë si e ká thânë Zoti:
Oren çuet por e ká Hoti.
E ti, Masho, pa shkrepë dielli
N' at mollë Shkodere t' nisesh filli:
Hodo Pashës m' i u bân selám,
Thuej t' a çojë Miletin n' kamë,
Thuej t' a çojë në kamë Miletin
Me qindrue sod per Dauletin,
Me qindrue sod per Shqypní
Tue luftue me Mal të Zí.
E atij mikut, i u ngjatët jeta!
Thuej T' a qesë nji shkrolë n' gazeta,
Se per t' gjallë rodi i Shqyptarit
Per pa gjak kurr dhén e t' parit
Nuk e lshon, jo, pasha Zotni!
S' e koritë, jo. Gjergj Kastriotin.
Gjergj Kastriotin, trim rrfé.
T' shkruej se trima ká nder né,
T' cillet per Atme edhe per Fé
E bâjn deken si me lé,
Kur t' janë lidhë me besë e Fé
Kur t' janë lidhë me besë te Zotit

---

250-255 n'Veleçik : K.XIII, 2.
255-260 pa shkrep dielli : pa lindë dielli. – n'at mollë Shkodre : në qytetin e Shkodrës. – m'i u ban selam : nderime, pershendetje.- Miletin : K.XI, 225. – per Dauletin : K.II, 32.

Si jânë lidhë sod Krenët e Hotit.
Tash po dahna; nji udhë e mbarë!
Se kan kndue gjelat e parë,
E na kohë s' kem' me u vonue
S' âsht per burrë, jo, me u hutue,
Kû per tê të jetë gjikue
Ja me dekë, ja me fitue.»
Foli Çuni e u dá kuvendi.
Po, Zot, kuej do t' i jesë vendi?

275-280 se kann kndue gjelat e parë: K.V, 193.

# LAHUTA E MALCÌS

## KANGË E KATËRMBËDHETËT

## TE URA E RRZHANICES

### ARGUMENTI

Nga kalaja e Shkodrës, Riza Pasha, komandant i ushtris turke, kundron Podgoricën dhe bindet per mjegullën e papritun, që âsht çue m'at anë: shej ky se së shpejti kishte per te ra shì. Myftija i difton Pashës shkakun e mjegullës: lufta e Hotit e e Grudës kundra Malazezve kishte fillue. Tymi i barutit ishte çue rè.

Porsa zbardhi drita, Mark Milani, kryekomandant i çetave malazeze, pergadit ushtrinë, dhe, tuj e pas radhitun para, ep urdhnat e ditës: me msy Malsinë e shi më at mbramje me hy në Hot. Mbas fjalës së komandantit bjen rishtas burija dhe luftarët malazez vehen në levizje në drejtimin e Urës së Rrzhanicës.

Poeti i sjellet Zanës së vet e e pevetë per numrin e çetave anmike. Prej saj merr vesh se 800 janë Ljubotinjanë me të parë Ceroviqin; 1000 Cetinjanë me Njegushas e krahinas me komandant Vukotiqin; 900 Nikshiqas me kryetar Matiniqin, i cili

Simbas mejtimit të poetit, rrehet se vetëm me ta do të mrrijte me e shtrue Malsìn. Hecë para ushtija karadake, thue âsht rê ngarkue me shî vjeshte.

Para këtij kërcnimi autori i drejtohet Zotit e tuj pa padrejtsinë e njerzve dhe lakmin e pangishme të tyne, e lutë at të Lumin t'u vijë në ndihmë Shqiptarëve.

Tek Ura e Rrzhanicës ndalohet ùshtrija në pushim. Mark Milani merr turbìn dhe sodit vendin perpara.

Palokë Gjoka ban kryq para morìs s'ushtris anmike dhe u flet shokëve tuj i zemrue per luftim. Pa mbarue fjalën ky, kërset e para pushkë e Marka Kolës. Plumbi, në vend të Mark Milanit, kah i cili ishte drejtue, merr burizanin e ushtrisë malazeze dhe e lëshon dekun. Flakza ushtojnë njizet shejshanat Shqiptare. Kryekomandanti malazias, epë urdhen per sulmë. Zana vajton per djemt që do t'injesin në ke¨të përleshje jo të barabartë fuqishë, por poeti i bertet dhe e ban të ehshtojë. Ndërkaq në Hot e Grudë qitet kushtrimi. Malsija bjen në Rrzhanicë porsi stuhija, si prroni, që çue breg nga shiu i vjeshtës merr me veti çka të gjejë përpara. Lufta ndezet e ashpër. S'dahet ma topi as pushka, martinat as novicat, shoqi as anmiku.

Ushtrìt perzihen, kacafyten, dermishen, coptohen, kur Gruda vrapon në flakë të pushkëve dhe Hoti derdhet në Cem, me djelm të vet, si rreshmja brìs së pjerrt të malit. Ushtrija shqiptare kalon lumin dhe kapet fyta fyt me anmik, si prrojet, qi tuj u djergë shkumbueshëm nga dy maje të kundërta, perzihen tmershëm në luginën e perbashkët. S'ndihen ma pushkët, vringllojnë vetem taganat e shpatat. Gjaku mbulon fushën.

Poeti, këtu thrret Stoken, nanën malazeze, e gadi si ne tallje, e grishë të ke¨rkojë ajo vet birin e vet të ram dekun. Cemi, që gjimon, mali që ushton, dhe fusha që kërcen, i laj,ron autorit se Mark Milani âsht kthye. Ushtrija karadake zbrapthet dhe Lekët e Malcìs u vehen në shpinë. Mjerisht tepër shpejt ra nata e lufta pushoi.

## TE URA E RRZHANICES

Rizá Pasha del n' kalá:
« 'Madhi Zot, se shka me pá!
'Fort ndjegull paska rá
N' at Rrzhanicë, nen Podgoricë.
S' ká me ngiatë e do t' bjerë shí:
Hazna e madhe per bulqí!»
    T' u ngjatët jeta! i thotë Myftija
S' ká rá ndjeglla kah Malcija,
Kah Rrzhanica e Podgorica;
Por âsht çue tymi i barotit,
Djelmt e Grudës e Lekët e Hotit
Kah luftojn me Mal të Zí,
Qi ká dyndun top e ushtrí,
Me hî mbrenda ne Malcí:
Mark Milani na u ká prî.
    Po; sod n' nadje kur ká ague
Mark Milani, 'i trim drangue,
Tue i hypë gjogut n' pulla shkrue,
Burizânan aj ká urdhnue:
Bje bujrís e t' dalë ushtriaja

---

1-10 nen Podgoricë: këndej Titogradit të sotshëm. – Hazne e madhe: bekim i madh, thezàr i madh. – Myftija: kryetar i besimit mysliman të nji rrethi.

Edhè t' niset kah Malcija.
Krisi lodra edhè bujrija,
Edhè m' kamë i a bâni ushtrija,
E u rreshtue per fushë t' mejdanit
Para kalit t' Mark Milanit.
At herë Marku zû mbi kál:
« Pa ndigionie, o djelm, nji fjalë:
Sod n' Malcí na kem' me dalë;
Pse e dau Rusja n' pleq t' Berlinës
Me ju lshue Knjazit t' Cetinës
Hot e Grudë Plavë e Gucí.
E na sod. qe. jem shtrengue
Këto male me i pushtue.
Por se shka? nji pûnë po e drue,
Se pa gjak nuk kan me u lshue.
Pra, t' gatohi me qindrue,
Pse kem luftë me trima rrfé,
T' cillt Atme edhe per Fé
E bâjn deken si me lé.
Por, ne kjoshi, o djelmt e mí,
T' bijt e atyne qi n' Mal t' Zí
Kan ruejtë Fé, kan ruejte lirí,
Tue luftue si shqype t' leta
M' krepa t' onë per sa qindvjeta;
A ju mbrapa n' Hot do t' mrrîni.
Malcís mbrenda do t' i hîni.
Do t' a ngulni n' Hot bajrakun,
Do t' a zbardhni Karadakun.
Urra djelm, eh, u dhashtë e mara!

20-25 Krisi lodra : tamburi, daulla, në shenjë të marshimit.

# TE URA E RRZHANICES

Perse fati na hecë para!
Kshtû tha Marku e rá bujrija
Edhè u nis per Hot ushtrija.
    Ehi, moj Zânë, tý t' kjosha true!
A thue din ti me m' kallzue,
Se sa ushtarë ká Mark Milani,
Se si i a quen Vojvodat zâni?
Pse s' t' a njof asnji per bé:
Un Shqyptár, ata janë Shkijé:
Né na dán nji gjak e 'i fé:
N' mní t' sho' shoqit kemi lé:
Kem' ndrmjet nji qiell e 'i dhé!....
    Njajo çeta, qi ka prî,
Tetqind pushkë, t' gjith djelm te rí,
Ata jânë Ljubotinjânë,
T' dobë per t' páme sa t' duesh me thânë,
Porse trim t' fortë si Zâna,
Qi kan lânë pa djelm sa nâna,
Qi kan bâ me kjá sa bulla,
Qi kan djegë saraje e kulla,
Qi e kan zbardhun Karadakun:
( Kiju inád, por foljau hakun ):
U ka prî 'i farë Ceroviqit
Derës bujare prej Nikshiqit.
Kaleshan musteqe–zí,

50-60 Se si i a quen Vojvodat zânin: se si quhen Vojvodët. – asnji per bè : kurrfare.
60-65 Ljubotinjânë : fis malazias në jug perendim të Rjekës.
70-75 prej Nikshiqit : nga Nikshiqi, qytet i venduem në fushën me të njajtin emen.

Thonë âsht Ora e Malit t" Zí.
Njimí pushkë i çoi Cetina
Me njegush e me krahina,
Djelm te lehtë, si gjeraçina:
Vukotiqin kta kan t' parë,
Burrë i fórt e kuvendtár,
T' cillin thonë, se Knjazi i Malit
T' Zí s' e ndrron per sý të ballit.
Ndandqind pushkë ka qitë Nikshiqi;
Njaq sa thonë qi Matiniqi,
Vojvoda qi u ka prî,
I pat lypë me rá n' Malcí.
Matiniqi, bre, djalë i djalit,
Tuj kênë vete ti sokol malit,
po a njemend paske kujtue
Se Malcín ke per t' a shtrue
Me ndandqind e jo mâ vetë?
Po a kujtove, more i shkretë,
Se Malcija ká dalë faret,
Se nuk bâjn mâ djelm Shqyptaret,
Veç se bâjn do cuca t' kqija,
Sa per furka e enemija?
Ah, kadalë! sod ká me u pá
N' urë t' Rrzhanicës kur ké per t' rá,
Se n' Malcí nuk léjn veç grá;
Kur t' i ndiejsh shkinat tue kjá:
N' kjoftë, mandje, per tý gjikue,

---

75-80 Ora e M.t'Zi : K. I, 32. – Me Njegush: krahinë mbi Cetinë. – si gjeraçinë : K. I, 277.
95-105 do cuca : ca goca, çupa. – enemija : vegel me mekanizëm të thjeshtë, ku vehen shkulmat e penit, per t'u pshtjellë prej saj në maqinnë.

# TE URA E RRZHANICES

Veshë e krye prap n' shpí me i çue:
Kur t' i ndiejsh tue kjá ti shkinat,
Kur t' i ndiejsh tue nâmë martinat
Qi u a lanë sa nuse t' veja,
Qi u lanë pa mârrë sa reja,
Kah gjimojshin porsi rrfeja!
    Vjen ushtria e Malit t' Zí
Porsi rêja e zezë me shí
Per me shkrepun n' at Malcí.
Kah Rrzhanica na i ká prî
Mark Milani Kapidani,
T' cillit n' krajla i vojti zâni,
Si kah pupla e kah tagâni.
Por nuk dij, se ç' ká me bâ
N' Urë t' Rrzhanicës kur ká me rá?
Ura ngusht e Marku m' Kál,
Fort po drue se s' mund do t' dalë.
    Deh, o Zot, qi nalt prej qiellit
Punët e njerzve i njef mirfillit;
Qi e ndertove, kur krijove,
Qiellen t' naltë e token t' gjânë
T' bijt e robit sa me i zânë,
Pa nevojë me ndeshë m' shoshojn,
Kur per s' tepirt t' mos lakmojn;
S' dij Shqypnija se shka bâni,
Qi e ka msý sod Mark Milani,

---

110-125 Si kah pupla : kah shkrimet per të cilen âsht i permendun. – martinat : K. XIII, 25.- mirfillit : fort mirë. – T'bijtë e robit : njerzit.

E me topa e me novica
Po rreh dromin kah Rrzhanica?...
Ti, qi t' Ligshtit i a njet doren,
Per mjedis qi kputë mizoren
Shpatë ngadhnyese n' grusht t' tradhtarit,
Njita doren sod Shqyptarit;
Edhè anmikun shtroja para,
Qi perbluen kshtû punë t' pamara.
Kur n' Rrzhanicë na vojt ushtrija,
Atý krisi prap burija,
Edhè u ndalen me pushue.
Mark Milani, trim drangue,
Merr turbín, del me shikjue:
"Madhi Zot! se shka do t' jetë,
N' at báll ure, n' at perpjetë?
A jânë orrla, ja sokola?...
Nuk jânë orrla, as s' jânë sokola,
Shka n' per sý po shef t' turbís;
Porse jânë Lekët e malcís:
Halil Haka e Palokë Gjoka
Me 'izet djelm qi s' t i ká toka;
Ktû Çun Mula edhè 'i ká çue
Pushken sod me t' a fillue.
Palokë Gjoka, i forti djalë,
Po çon doren. bân kryq n' ballë:

---

125-135 novicat : K. VI, 377. – Po rreh dromin : po niset per rrugë të madhe. – n'grusht : n'dorë.
135.145 Perbluen… : sendërgjon, trillon, mendon. – orrla : shpend grabitçarë me krah të zezë e të mëdhenj(Buteo lagopus).

# TE URA E RRZHANICES

‘ Madhi Zot! tý t'kjofsha falë,
Se shum shkjau na paska dalë:
Krushqit e knjazit t' Malit t' Zí
Per me mârrë « vashen »Malcí.
Por s' dij shêj' n kuej i a ká çue...
Pasha armët, s' kem' me ja lshue!
S' mund e vêm na sod kanú
Me i dhânë vashat pa i fejue...
Pra, t' shterngoh' i n' armë, o burra!
T' a bâjm vorrin nder kta curra,
E t' i a nisin Knjazit pushken...
T' i a kthejm krushqit me gjith krushken.
P' r 'i grusht eshtna, pashi Zotin!
Mos t' korisim Gjergj Kastrjotin,
Mos t' korisim na sod Hotin,
Marre vedit mos t' i lâm.
Marë Europa âsht çue në kâmë,
Krajl e Mbret kan dalë me pá,
Si luftojn Shqyptár e shkjá.
Mâ mirë dekë nên dhé m'u kjá
Se per t' ligshtë né me na shá!
Se per t' gjallë me ndêjë nên Shkjá!
　　Nenè fjalë s' pat krye Paloka,
Krisi pushka gjimoi toka.
Aferim! tha Palokë Gjoka!
Po kush qiti n' trí taborre?
Marka Kola rrfé mizore.

---

160-170 curra : shkambijë, shkrepa. – P’r’i grusht eshtna : per pak eshtën, kocka.
175.180 taborre : bataljona.

Marka Kola i pari qiti,
E kû qiti atý i a njiti:
Vrau n' martine të Sulltanit
Burizânen Mark Milanit!
M' Markun fíll aj kje shterngue,
Por me e marrë s' isht' kênë gjikue.
Dekun n' tokë rá burizâna,
Kur qe krisne 'izet shejshâna,
Njizet huta rán batare:
Njaq rrëfeja n' dorë shqyptare.
« M' kamni djelm!» sa i punoi zâni,
Atbotë krisi Mark Milani,
Pse na rá per Zo' n Malcija!»
Trup në kamë i a bâni ushtrija;
Krisi topi edhè novica,
Gjimoi Cemi, u dridh Rrzhanica.
    Kuku! bâni Zâna e Malit,
Ke do t' m' jesë mue pika e djalit,
Pika e djalit, djelmt e Hotit:
Njata nipat e Kastriotit...
Ah! Çun Mula, kjosh i zí,
Ke na i bore djelmt e rí,
Tuj zânë pritat Malit t' Zí.
    Heshtu. Zânë, m' at vetull malit!
Nuk po t' jet, jo, pika e djalit,
Pika e djalit, Lekët e Hotit:

---

185.190 shejshana: K. VI, 443. – huta: K. X, 306.
200-205 heshtu, Zanë, m’at vetull malit : pusho, hesht, Zanë n’at kreshtë mali.

# TE URA E RRZHANICES

Perse nipave t' Kastrjotit,
Kur t' jén lidhë me besë të Zotit,
S' ka shka u bân flake e barotit.
Por t' gajrisin me qindrue,
Pse, edhè n' kjoftë per ta gjikue
Me dhânë jeten tue luftue,
Ká me dalë kush me i pague:
Çuni ngiat u ka qillue.
    Po, sa krisi te Rrzhanica
Kndej martina, andej novica,
N' Hot e n' Grudë u dha kushtrimi.
E, si dirgjet bjeshkës thellimi,
Tue vetue e tue gjimue,
Shí e breshen tue dikue:
Njashtu rá n' Rrzhanicë Malcija
N' at log Zânash, kû tradhtija
Do t' poshtnohej Malit t' Zí.
E si prrue, kur t' bjere shí,
Turbull bjeshkve tue shungllue
Landë e gur tue rrokullue,
Urat mêrr qi t' gjêjë perpara
E then ledhet per nên ara
Bulkut t' ngratë zêmren tue i thá;
Njashtu n' luftë Malcija rá.
Aman, Zot, se shka me pá!
Kerset topi pa i a dá;
Rreh martina si bumbullima,

---

215-230 u dha kushtrimi : u qit zani per luftë. – e si dirgjet … thellimi : porsi prej maleve ulet stuhija. – ledhet : muret.

Rreh novica, ushton Rrzhanica;
Çohet tymi. gjâ nuk shifet,
Per brî shoqi nuk mund t' njifet.
Ah! ju orla e korba t' zí,
Se shum puna ká m' u bî:
Qýsh se trimi m' trim ká rá,
Pa pasterm nuk kan m' u dá...
Mâ se 'i nânë, po, ká me kjá,
Mâ se 'i nuse e vejë do t' mbese,
Mâ se 'i çikë pa dhânë do t' jese:
Mâ se 'i çikë do t' jesë pa dhânë;
Perse djelmt, qi i paten zânë,
N' at Rrzhanicë se i cilli muer
Ka nji vashë e u bâ dhanuer...
Muer ka 'i plume në krahnuer!
Por lum kush des per dhe t' t' parve,
Si âsht tue dekë rodi i Shqyptarve.
    Pra mos kjáj, moj nâna e Colit,
Pse t' mbet djali, aj farë sokolit,
Pse t' mbet djali tue luftue!
Aj n' pûnë t' ligë nuk t' pat qillue,
Por qilloi me trima rrfé
Tue luftue per Atme e Fé:
Nuk ká dekun por ká lé!
Jo se, pak pa dhânun jeten,
Coli mirë na pagoi veten:
Vrau dy shkjé, dy djelm si Zâna,
T' veshë e t' mbathë si kapidâna:
Njâni Krista e tjetri Rista.

---

235-240 pa pasterm : pa mish, që lehet për t'u ngân më vonë.

## TE URA E RRZHANICES

Por t' kjajë shkina ke Cetina
Matiniqin t' cill' n e kputi
Gjeto Marku, zêmer─nguti.
Veç se shka, mâ fort se Gjetja,
Ket qyqár, thom, e vrau vehtja;
Pse, ç' e prûni ke Rrzhanica
E me topa e me novica?
A dro token pat per t' dá,
Qi ja la ktij baba Shkjá?
      Ç' po bân Zâna n' mal tue kjá!
Mjera Tringa per njaq vllá,
Mjera Tringa per vllá t' vet,
Qi n' Rrzhanicë aj sod i mbet,
Pa pasë moter me i ndêjë ngiet,
Pa pasë moter, qi m'e ankue,
Varrët e shtatit m' i a pajtue!
Po, Nikë Daka i Vat Cubakut,
Lule djalit prej zamakut,
Dý ─ trí herë i rá mustakut;
E si arí qi vathës tue rá,
Kje varrue, por jo krejt vrá,
Vjen mâ fort aj t' u terbue
E mberendë vathit s' jet pa u lshue;
Njashtû Nika, jurra djalë!
Msýni uren per me dalé,
Per me dalë, me rá n' ushtrí,
Thue se gjallë don me i perpî.
Por e pri'n me dý novica,

---

260-275 zemer-nguti: i padurueshëm, i shpejtë. – ngiet : afër.
275-285 m'i a pajtue : me ia sherue, zbutë. – Lule djalit prej zambakut : djalë i pashëm dhe i ri.

Me dý plume per nen cica
E e bânë dekun ke Rrzhanica.
Shka ká thânë njaj Halil Haka:
« Bini, djelm, se mbet Nikë Daka!..
Bini Lekë, bini Malcorë!
Trima mbrendë! Me dorë! Me dorë!»
Edhè âsht çue në kamë Halili,
Zier tagâ' n. 'i rrfé prej qielli,
E jurish ká mârrë i urë
Porsi bisha ne Kallnduer.
U dynd Gruda, s' cilles zâni
Larg i vojt per kah tagâni:
U dynd Hoti t' cillit Zoti
I ndihmon per kah agzoti:
E. si rreshmja s' naltit lshue
Bjen teposhtë tue shungullue,
Krepa e gur tue rrokullue,
Tue rrxue landë e tue rrxue shpija
Kahdo t' i kalojë duhija:
Njashtû n' Cem djelmnija rá,
Rá djelmnija n' luftë tuj ngá.
Djelmt e Grudës, ahi porsi Zâna!
Djelmt e Hotit, si lum nâna,
Si lum nâna, qi po i ká!
Kush i urë e kush nper vá,
Njani zhyt e tjetri m' not,
T' gjith m' at ânë. o i Madhi Zot!
Po, dý prroje prej dý kulmesh

---

295-305 e jurish ka marrë i urë : ka sulmue kah ura. – agzot: K.I,80. _ e, si rreshmja : por si ortegu i gurve (borës).

315-320 prej dy kulmesh : nga dy kreshta, maje malesh. – nuk perpiqen shkulmesh : valësh, talazesh.

## TE URA E RRZHANICES

Ndryshej nuk perpiqen shkulmesh,
Kúr t' kén hasun n' grykë t' ndo'i malit,
Per me u lshue mandej giatë zallit.
Neper ara e fusha t' gjâna,
Turr dý ushtrít, ahi! me tagâna
Si u perpoqen kah Rrzhanica.
Heshti huta edhè novica,
U perzien ksula e kapica,
Flakuruen kaptina e koka,
Shkumoi gjaku, bumbulloi toka.
      Ah! moj Stoke, e zeza loke!
Del nji herë n' at vetull malit,
Per ne paç n' ushtri djalit:
Del, o e shkretë, nji herë me pá,
Pse po drue qi ngusht t' ka rá,
Ke, trullue prej Gospodarit,
U ndesh sod me ród Shqyptarit.
Kqyri Shkijét qi kan mbetë shyt:
A mos t' jét njaj djali i yt?
Njaj Jovani? ja Stojani?
Njaj Nikiqi? ja Radiqi?...
Njehi vetë, mori kercunë.
Veç se e ké. besa, do punë,
Pse pesdhetë kan mbetë pa hundë,
Njaq kan mbetun pa rradake...
Mjera nana karadake!
Por, ç’ âsht Cemi tue gjimue?
Por, ç’âsht mali tuj ushtue?
Por, ç’ â fusha tue këcye?

---

330-340 trullue prej Gospodrit : marrë mendsh, habitë.

Mark Milani thonë u thye!
Mark Milani, bre djali i djalit,
S' i ké njoftë ti Lekët e malit.
Pse kur rubla n' fushë t' mejdanit
S' u a topitë tefin taganit,
Atje kurr nji aster s' bâni
As Nikolla, as Mark Milani...
Por, n' daç gjallë n' Cetinë me shkue,
Duen prehë kamët e me shpejtue,
Pse pat thanë nji mjekerr -- bardhë:
«Kamët e leta e faqja e bardhë.»
    Hiku Marku, hiku ushtrija:
Urra! m' shpinë i u lshue Malcija,
Mjerë i mbrami, lum i pari,
Pse kê zû per vrap Shqyptari.
Kurr n' Mal t' Zí mâ s' kthei qyqari.
Bre, nuk dij se ç' kje tu' bâ,
T' kênke ditë, ofshe! edhe! mâ;
Por rà nata e lufta u dà.
Hiku Shkjau sa mujt me ngà
E n' Rrzhanicë Malcija rà
Zûni pritat per gjith và;
Pse thonë Shkjau se besë nuk kà.
    Ehi! moi Zânë. ty t' kjosha true,
A thue â 'imend, a m' duket mue,
Se ata ushtarët e Gjergj Kastriotit
Ndryshej n' luftë nuk bijshin motit,
Veç si bien Shqyptarët e sotit,
Kur t' jèn lidhë me besë të Zotit?

350-355 rubla : pare arit me vlerë të nalta. – s'u a topitë tefin t… : s'u a then, ligshton. – aster : pare me vlerë të vogël.

# LAHUTA E MALCÌS

## KANGË E PESEMBËDHETËT

### KASNECI

ARGUMENTI

Mbi sarajin e Knjaz Nikollës, në Cetinë, krrokë nji sorrë, e cila, si per ne si per Malazez, njell zi. Ndërsa Mbreti del per t'a trembë, qe sa vren nji djalë kah me hapa të shpejtë i afrohet pallatit. S'vonoi e i derguemi nga Mark Milani i a mbrrijti. Hin te Knjazi dhe i ep kumtìn e zi se ushtrija i ishte thye e se Shqiptarët, burr per tim, kishin ran ë Tuz nën Hodo Begun e Kapidanin e Gjomarkajvet. Djaloçi i kallxon Mbretit ushtrin Shqiptare: 2000 djelm nga Dukagjini nën Mar? Lulen e Shalës; 3000 Mirditas nën Prekë Bibë Dodën; nji numer i panjohun Shkodranësh nën Hodo Begun; Shkrel, Vukël, Nikç e Kelmend, ka nji per shpì, nën Bajraktarin e Hotit, Qun Mulen. Si mos të mjaftojshin këta ─ shton kasneci – Mati e Kruja, thonë, u paska çue fjalë të parëvet se per se shpejti do t'u a mrrijnë me djelmët e vet, nën Toptanin.

Ku je, mandej, Toskë e Dibranë, Lumë e Pejë, Gash e Krasniqe, Gusinjanë me Gjakovas e Tetovë.

Para kësaj morije pushkatarësh – vazhdon lajmtari – Mark Milani lypë leje te zhgrefë luftën n'uzdajë të nji plani tjetër.

Knjazi vjen e vrahet, pihet dhe per nji çast i tresin fjalët. Mendon pak, mandej vehet e i shkruen gjeneralit të vet tuj i dhanë zemër, mbasi lisi s'pritej kurr me nji të rame. I ep urdhen të shpërndaj ushtrìn dhe të mendoj per nji plan të ri. Letrën e mshilë me dyll të zì dhe i a ep lajmtarit, i cili mbas shumë rruge kapet, si vetima, në Fushë të Qemoskut dhe, pak mbrapa, dorzon urdhnin.

Në të zbardhun të dritës Mark Milani lên logun e betèsë dhe këthen me ushtri të vet në Mal të Zi.

# KASNECI

N’at Cetinë, mbi ’i kulm pullazit,

M' kulm t' pullazit t’ saraj’ t t’ Knjazit
Po bân sorra ,, kâ '“ e ,, ka '“.
Veç kto sorrat, more vllà,
Thonë po njellshin ogur t' zí:
Kshtu, nemose, thonë n' Shqypni,
Veç me giasë se edhè n' Mal t’ Zi;
Pse, sa nisi me vikatë
Po del Knjazi me hukatë,
Me hukatë neper balkue,
Tue britë t' madhe ,,hue“ ,,hue“ ,,hue“.
Kur, qe, i epet me shikjue
Kah Dobërsku, mal i bardhë,
Edhe shef nji djalë tuj ardhë
Kah Cetina vrap si era,
Thue po e ndjekë mbrapa potera.
A thue âsht hajn, a por ushtuer,
Qi i bjen rrugës kryq e terthuer,
Po bân Knjazi at herë me veti,

---

5-10 Thonë po njellshin ogur t’zi: paralajmërojnë fatkeqësi.
10-20 kah Dobërsku: Bobrsko; mal e fushat n’afersitë e Cetinës, kah lindja. – potera: lufta. – ushtuer: rojtar vëneshtash.

Por me pvetë kurrkend nuk pveti...
At zâ sorre e drote i shkreti.
Nuk i a ngiati por sa grima
E aj kamsori, si vetima,
Fillikat n' Cetinë i a mrrini.
N' saraj t' Knjazit edhè hîni;
E la sogja me kalue:
Mark Milani e kishte çue.
« Mirë se vjen, or gerxheli »,
I thotë Knjazi i Malit t' Zi
« A kem' fjalë prej Mark Milanit?
Si i kem' pûnët n' at fushë mejdanit?»
Tuj ofshâ i a kthen lajmtari:
Njashtû punët, lum Gospodari,
Njashtû punët t' i pastë anmiku
Perse ushtrija njiherë t' hiku;
T' hiku ushtrija, e Mark Milani:
Shqyptarve u kà mbetë mejdani.
Disa krena na i kan prè,
Disa t' vràm na i bânë per dhë,
Per t' shituem pse pvetë nuk kè;
Fushës s'Qemoskut na vûnë para
Tue na ndjekë nper djerre e ara,

---

20-30 Fillakat: vetëm, qyqe vetëm. – sogja: roja. – gerxheli: trim i çartun.
30-40 Tuj ofsha: tuj fsha. – Lum Gospodari: mbreti .
40-45 Fushës s'Qemoskut : fushës ndërmjet Podgoricës e Liqenit të Shkodrës. – djerre : tokë e papunueme.

# KASNECI

Gjurmë per gjurmë per vrap tue ngà,
Dèr sa u err e mâ s' u pà:
At herë lufta por u dà.
Por per kaq na s' kjem tue e lshue,
Pse jem' t' armve e n' lufta msue:
Veç â 'i kob edhè mà i zi:
Duel kushtrimi n' Shqyptari
Me rà n' luftë ka nji per shpi;
Shka âsht i malit me armë mizore,
Shka âsht i fushës me kàl per dore,
Të gjith lidhë me besë arbnore.
Edhe dyndë janë malet t' tâna,
Kan rrokë huta e prehë tagâna,
E u kà pri, si kà dalë zâni,
Hodo Begu e Kapidani,
Qi per mbret e vende t' veta
Nuk u dhimbet gjâja as jeta.
T' dy bujarë e të dy trima:
Kapidana, si vetima,
Hodo Begu, si Bumbllima:
Nder shtatë krajla u vojt ushtima.
Kan rà n’Tuz, si shqype t’’leta,
Veç me pà, mor' t' u ngjatët jeta,
Se nuk din kush me kallxue,
Kaq ushtri âsht grumbullue!
Dy mi djelm çoi Dukagjini,
N' luftë të rrmyeshem, porsi Drini,

---

45-50 kushtrimi: u dha alarmi …
60-70 Ner shtat krajla u vojt ushtima: u del zani, nami, në shtetet e mëdha Europiane të Perendimit.

Kah dikohet turbull zallit,
Kur tu' u dê t' jèt bora malit:
Mjaft me thânë Shala mizore,
N' zâ per pushkë, kjo'e bukë e ndore:
Qaj Mar Lula na u ka pri,
Kaleshan musteqe ─ zi,
Larg permendë aj per urti,
Per urti, per trimëni
N' «kacaturrë » edhè n' allti.
    Pêsë bajrakët, qi ka Mirdita,
M' krep t' Rragamit neper prita
Kan zânë vend, nja trimi rrfeja:
N'zâ n' Shqypnikta per kah feja:
T' lèt kah kama e t'shpejtë kah dora,
Thonë, se kurr s' u â sht ligun Ora.
N' at log Zânash u ka prî
Nji i Gjo'Markajsh, djalë zotni,
Kaluer atit pullali,
Si hyll drite n' at Shqypni:
Prenk bibë Doda aj êmni i ti.
    Por, zotni, se shka me kênë!
Ka rrâ Shkodra turk e i kshtênë:
Turq beglerë e T' kshtêrë reshperë,
Veshë e mbathë si Kapitana
Me çakçirë e me fistâna:

---

80-85 M'krep t'Rragamit: mal n'veri t'Shqipnisë, kah maja e Jezerës.
90-100 reshperë: tregtarë të mdhaj. – Me çakçirë e me fistâna: dy kostume kombtare. – Me dumbare: Nji lloj levorje me dy fishekë.

# KASNECI

Me tagâna e me shejshâna,
Me martina, me calina,
Me dumbare e alltipatllare,
E me pare e besë shqyptare.
Un këta, drejt me t' kallxue,
Gospodare, un këta i drue...
Perse, kur nji djalë zotni
T' lâje tokë e grue e fmi,
Aj dikû veç ka qitë ceken
mos me kthye, por me bâ deken.
Jo se edhè me dashtë me kthye,
Nji luâ kta kan per krye,
Qi u bje pushkë, po, n’ lule t’ ballit:
Hodo Begu, sokol malit,
Oxhakzade djalë mbas djalit.
Porse prap kà edhè mâ teper:
Ka rà n' Tuz Malcija e Eper;
Ka rà n' Tuz ka nji per shpi,
Shkreli n’zâ per bujari,
Vukli e Nikçi per urti,
N' zâ Kelmendi per begati:
U kà pri, krejt n’ ari ngri,
Vetë Çun Mula, bajraktari,
Qi mâ i mirë s' bâhet Shqyptari.

---

100-110 Oxhakzade : shpì bujare.
110-115 Shkreli, Vukli, Nikçi, Kelmendt : fiset kryesore të Malcìs së Madhe. – per begatì : per pasuni.

Ktyne fjalë edhè u kà çue
Qaj Toptani. trim drangue.
Se do t’ vîjë me Mat e Krù
Per Shqypni ktû me luftue.
E t’ janë çue Toskë e Dibrânë
E jânë ngrehë Lumë e Pejanë,
Gàsh, Krasniqe e Gucinjânë,
Me Gjakovë e me Tetovë,
Me rà n’ Tuz. me rà n' ushtri.
Me dhânë jeten per Shqypni,
Per Shqypni edhè per Mbret.
Kan rrahë bèn t' gjith n' fè të vet:
T' Kshtênët Unjillin, Turqit Qitapin
Se per t' gjallë Malcin s’ t’ a apin.
    Mark Milani prandaj tutet
Me rà n’ luftë, edhè po t’ lutet,
Per ne daç me u dà me nderë,
Me shkrefë luften tash nji herë:
Per Malci nuk âsht mâ shpnesa.
Do t’ pertrijm tjera ngatrresa
per me rà n’ ndo'i tjeter ânë:
Pa e shkye ‘i send na s’ kem’ me e lânë,
Perse e kem’ Moskovin nânë...
    Kshtû kasneci tha tue fshâ.
Knjaz Nikolla erdh e u vrâ.
Kishte mbetun m’ kamë pa zâ:
Me e pasë prè, gjak s' do t’ kisht’ bâ:
Kaq u pi, kur ndjeu se marë

---

130-140 kan rrahë bèn : kan ba bè. – Me shkrefë luften : me pushue, me lanë luftën.

Punët s’ i kishte me Shqyptarë.
Nji copë herë ndêi tue mendue,
Qatje vonë ulet me shkrue,
Me shkrue leter Mark Milanit,
Me u largue prej fushës s’ mejdanit:
Mark Milan, bre faqja e bardhë,
Teper keq tash â tue m’ ardhë
Ke thânë s' paska kênë prej zotit
Me shtrue tokët e Gjergj kastriotit
Cernagora, e Grdës e Hotit
Me ju vû « kapcen » m' krye.
Shum uzdajë kam pasë un m' ty...
Por, qe, tash...ngusht paske rà...
Ç’ t’ i bajsh punës...Gjithmonë belà
Kta Shqyptarë, besa, kan kênë,
E n' dashtë turq, n’ dashtë t’ jenë të kshtênë,
Hajrin s’u a kà pà kurrkush!
Veç se fjalë e la dikush,
Qi me ‘i t’ sjellme s’ pritet lisi
E se lopët lpihen me rend...
Prandej çetat fill tash nisi
N’ shpija t’ veta: me sa mend
Na po i bijm murit me krye...
Me shka vetë po shof me sy,
Vonë Shqypnin kem’ per t’ a shtrue,
Pse po e ká ajo Oren çue.
Edhè e mshili me dyll t’ zi

---

155-165 Cernagora: çka âsht muhamedan i Malit t’Zi. – kapicen : ksulën rrafshatake të zezë me kapak të kuq dhe em germat fillestare SSSS, qi në gjuhen sllave do të thotë : « vetëm Bashkimi Pështon Serbin ».

170-180 Oren : ka fatin e madh, âsht me fat.

E ja dha kasnecit t’ ri,
Qi edhé e puthi e e vûni m' ballë;
E t' u çue si shpatë e gjallë.
Bâni Knjazit t’ u ngjatët jeta,
Edhé u nis aj kah perpjeta,
Tue i rà rrugës kryq e terthuer,
Thêmra e gishta tuj i lnuer,
Neper landë e neper gùr:
Tue hecë ditë e tue hecë natë.
Por, shka t’ bâjë? â rruga e giatë,
E m’ u ndalë s’ po dote as vetë:
Asht dishka qi e shtyn perpjetë...
Kur kan kndue gjelat e parë
Fushës s’Qemoskut bjen per arë;
Kur kan kndue gjelat e dytë,
Mark Milanit i a shef sýt.
Edhè letren kà dorzue.
Marku letren kà redue,
E at herë drita tuj ague,
Ulun krye, lavjerrë mustak,
Kthei me ushtri në Karadak.

180-185 tuj i lnur: tuj i shprish, tuj i rrà.
185-190 kur kann kndue gjelat e parë: nata dahet me kangën e gjelave, të cilët per te paren herë këndojnë kah mesnata. – Kur kann kndue gjelat e dytë: tri orë mbas mesnate.
190-194 ka redue: e ka lexue rresht për rresht. – lavjerrë mustak: me mustak të ram në shej se e kishte lëshue zemra.

# LAHUTA E MALCÌS

## KANGË E GJESHTËMBËDHETËT

### KULSHEDRA

#### ARGUMENTI

Në Dukagjin shperthen nji duhi e tmershme. Kulshedra kërkon hakmarrje per varrë që i suell Drangoni i Shalës, Vocërr Bala. Drangojt e Shqipnisë ndigjojn gjamën e bubullimen e motit dhe kujtohen se perbindshi ka dalë per fushë. Armatosen mirë dhe lëshohen fluturim.

Poeti i njef Drangojt dhe i cilson emnat e tyne, emna të cilët përbajn protagonistat e ngjarjeve, që ndjekin. Mirdita, Shkodra, Rogova, Gjakova, me Kosovë, Shllaku, Palçi e Këthella, Kastrati, Hoti, Shkreli, e Kurbini dërgojnë perfaqsuesit e vet. Këta në Qafën e Boshit, takohen si vllazën nga Shala e Shoshi. Aty bajnë planin e luftës dhe menjiherë lëshohen në kulshedër. Fuzhnje, sopata, dana, hekura anijesh, topuza, patershana, shkrepa e curra, zhavella e shpata janë armët e tyne: Shtatë krena e aq bishta, kthetra , dhambë, zjarm e flakë, jarg helmues e vnerë përbajn mbrojtjen e kulshedrës. Mbas njaj luftimi të gjatë kjo, tuj e pa vedin ngusht, terhiqet në shpellë. Len jashtë vetëm krenat. Llesh Gjoni, i shpisë së Gjomarkajve, dikur i afrohet dhe ia ngjet në dana në njanen felqì. Terbohet shtaza ep e perdridhet. Idhnohet Dragoni: ngreh e ndjersitet per t’a nxjerrë jasht nga shpella. Kulshedra del pergjys nga humnerja tuj sterpikë

shkambijt me pëshurrë e gjak. Lëshohen at botë luftarët më te dhe provojn fuqin e trimnin mbinjerzore, që kanë e armët që ngjeshin. I shkurtojnë krena, i thejnë brì e kurriz, i shpërthejnë sy, i cungojnë kambë e kthetra, por mjerisht perbindshi kishte mjaft sosh. Zienë edhe ma ma tmershëm(trishtueshëm) përleshja. Ushton mali, shperthen edhe ma tmershem era e moti, shtohen vetimët, çohet tym e mjegull, lëkunden bjeshkët, Gukagjini luen shregull. Kulshedra ngrehet rrshanas këthellë në humnerë.

Drangojt, atëhere, shkrepin nji buzë mali dhe me të mbyllin grykën e shpellës. Luftimi me: moti davaritet hana lëshon rishtas rrezet e veta t'ambla.

Ora e Dukagjinit gëzohet para trimnis së Dragojve tanë ; thrret shoqet tjera ; u kumton fitoren e asaj nate ; urdhnon të bajnë gati darken per (Dragojt) herojtë e lodhun. Dëshira e saj plotsohet me shpejtsin e rrufeshme.

Burrat rreshtohen në rresht doketar me deren e Gjomarkajve në krye të vendit. Mbas darke dalin anash dhe, bashkë em ngjarjet e asaj nate, kuvendojnë mbi besë e burrni të fiseve, mbi kanù e urtì të maleve.

Mbyllë kangën vallja e Orëve, ku Hijet rrjeshtmira këndojnë, në derë të Dragojve, kangën e vashës shqiptare, Eufrozinës, e cila per mos te ran ë duer të Ali Pashës, te i cili bierte erzin e nderën, mbytë veten në Liqe, tuj i pshtue, kështu, duerve të Harapit, që kishte shkue me e marrë.

Në fjalët e fundit agon drita. Orë e Drangoj marrin fluturimin dhe secili sish pushon, në nji të rrahun qerpiku, ku i dëshiron zemra.

# KULSHEDRA

Lum e lum per t’ Madhin Zot!
Ç' kà shkrfë sande gjith ky mot,
Gjith ky mot e kjo vetimë,
Gjith kjo gjàmë e bumbullimë,
Thue po shâmen qiell e dhè.
Kà lshue prrue, po, e kà lshue shè;
Rreh shtergata, shungullon era;
Ushtojn malet, me t’ hi mundera;
Kaq nji mot kà shkrefë n' malci:
Shka do t’ jèt, vall, nuk e di.
M’ at Bigë t’ Shalës kà dalë Kulshedra,
Me shtatë krena e gjashtë parë kthetra,
E per krye kà ’i sy në ballë,
Bishtin giatë, me i mrrijtë në zàll:
Qi, t’ u hjedhë e t’ u perdredhë,
Tue hingllue e tue turfullue,
Zjarm e surfull tue flakrue,
Krepa e gur tue rrokullue,

---

1-10 çka shkrefë…gjith ky mot: që ka shperthye gjith kjo stuhi. –kà lshue shè: janë rritë prroje e shi(bie rrëkajë).

10-15 M’at Bigë t’Shalës: mal i naltë mbi Shalë (m.2232). – Kulshedra: K. V, 404. – me i mrrijtë në zall: nga Biga i arrin në zallin e lumit të Shalës, kund katër orë largë.

Dukagjinin don me shue,
Per nji dhûnë qi i bâka Shala:
Kur Dragoni Vocerr Bala,
Fmi tue kênë, n’ nji shpellë të malit
N' gjumë e ndeshka, e ’i sy prej ballit
Zjerrë i a paska me nji hû,
Kah i a ngulka dèr në trû.
Asht ndezë flakë T’ tanë Biga e Shalës
M’ zhuri t’ Lumit m’ maje t’ halës.
Mnderue gjindja prejksi nâmi,
Kah si kshtêja pelset shkâmi,
Jânë ngujue nder shpija e stane;
Hikë shkerbèt kanneper plane,
E nper pisha luron bisha
M’ at Gùr t’ Lekës e m’ kep t’ Parûnit,
Me ju dhimtë gurit e drûnit.
  Kur Drangojt e Shqyptarìs,
Si të fushës si të malcis,
Atà pàm e kan vetimen,
Edhè ndie kan bumbullimen.
Qi po ushtote Dukagjinit
Mbi Qafë t’ Diellit m’ valë të Drinit,
Mirë me vedi jânë kujtue,

---

20-30 Drangoni: K.I,309. – m’zhuri t’lumit n’maje t’halës: nga zalli i lumit deri në maje ku rriten halat, pishat.

30-35 shkrebèt…neper plane: kanë ikë bishat e egra neper lugina. –Luron: uluron. – m’at Gûur t’Lekës e m’kep t`Parûnit: nga shkambi i Pepsumajvet të Shoshit deri në Parun – mes fshatit Rrjollë e Planit.

# KULSHEDRA

Se Kulshedra atjè âsht diktue.
Ndonji mal per me rrenue;
Edh’ at herë, kûdo kan kênë,
N’ mal a n’ fushë, a turk a i kshtênë.
Atà çue jânë per ajri,
Me flamure kuq e zi,
E me lata e me supata
E me fuzhnji e dàna t’ giata:
Me veriga e rrfanë çelikut,
Hekra barkësh të Venedikut:
E nper rê e nper thellim
Mbi Bigë t’ Shalës kan rrâ fluturim,
Kû Kulshedra kishte dalë,
Nâm të zi tue bâ mbi Shalë.
Me u bindë dheu m’ tê dèr mâ s’ voni.
Prej Mirdite shkrefë Llesh Gjoni, i
Derës s’ Gjomarkaj, trim si Zâna,
Nji hyll n’ shêj nder Kapitana,
Qi as per pushkë as per pashi
Mâ nuk lèn, jo, shoqi i ti,
Kah shkrepë dielli m'Shqyptari.
Shoq me tê âsht Bibë Llesh Markola
Orrl i zi ky nder sokola:
Qi edhè kryet, po, me i a hjekë,
Drue p’ r ’i javë s’ kishte me dekë.

---

40-50 e me lata : supata të gjana, që perdoren per të latue landë. – fuzhnje : lloj tfurku që perdoret per të zanë peshq. – me veriga : vargojë zingjirë.
60-65 Orrli i zì : K. IV, 143. – sokola: K.I,91.

Shkon prej Shkodret Ndrekë Heqimi,
Qi mâ i fortë nuk bâhet trimi:
Then «mixhidin » per mjedisi;
Edhè urtija i shkon per fis:
Qi prandej e zgiedhka Mbreti
Sylahçi m' e pasë mbas veti.
Me tê shkojn do koleshâj,
Trima t' çartun, katallâj:
Qaj Gjokë Kukli e Çapaliku,
Beqo Qoshja e Hamz Sadiku:
Burra t' fort porsi çeliku,
Mos me i trêmë shpata as rreziku.
Mandej shkrefin nalt kah Pèja,
Dy djelmoça, si dy rrfeja:
Rrustem Uka, pika e djalit:
Xhem Sadrija, harushë malit,
Lè e rritun n' at Rrogovë,
Djelm mâ t' fortë s' i kè n' Kosovë,
As n' Kosovë, as në Gjakovë:
Veç n' Gjakovë n' kjoftë Ton Golija,
Qi mârrë turrin si duhija,
Kaluer atit pullali,
Fill m' Kulsheder aj kà msy,
Thue me dhâmë po do m' e shkye.
Prap prej Shllakut lshon Gjetë Gega:
Faqja e tij kuq porsi shega:

65-70 « migjidin » : pare argjendi e kohës së turqisë.
70-75 sylahçi: roje personale. – koleshaj: K.IV,11. –katallaj: njerëz të mëdhej përrallorë me nji sy në ballë.
80-85 Rugovë: K.X, 166.

# KULSHEDRA

Shllungë mustakun derdhë n’dy dega:
Kur nji fjalë po e folka burri,
Mâ s’ i luejtka me sa curri.
At herë Palç del qaj Prêl Tuli:
Msyn prej Kthellet Marka Kuli;
N’ Traboinë rrân Llesh Nkollë Luli;
Rrân Dodë Prêçi prej Kastratit:
Gjeto Marku flakon shpatit,
Porsi ajò flaka e barotit,
Kur t’ i nepet zjarm agzotit:
Zbardhë kà faqet gjithkund Hotit.
Del prej Shkrelit Marash Vata,
E si rêja me shtergata,
Msyn perpjetë drejt Dukagjinit,
Me at gjin Pjetrin e Kurbinit,
Qi per pushkë e per urti
E lanë nâm të dy n' Shqypni.
Kta edhè u ndeshkan m’ Qafë të Boshit
Me Drangoj të Shalës e t’ Shoshit:
M' at Mar lulen, trim bujàr:
M' Gjelosh Kolen, kuvendtàr,
M' Mehmet Shpendin. pushkatàr:
M' Let Putanin e m’ Tol Canin,
Qi kaherë ja ki’ n fillue
Me Kulsheder me luftue:

95-105 me sa curri : me sa luen shkambi. – n’Palç : Palçi i fisit të Merturit. – prej kthellet : nga Mirdita e poshtme. – flakon shpatit : shkëlqen nga armët, neper shpat. –agzot : K. I, 80.

110-120 m’Qafë të Boshit : qafë ndërmjet Gimajve të Shalës e fshatit të Planit.

Por per s’ largët veç tue e shinue,
Pse fort pak kishin qillue.
Si jânë mbledhë Drangojt m’ at qafë,
Kuvend bashkë nji herë kan rrafë,
Si me msy e tek me msy
Mandej çue jânë per ajri,
E ashtû çetë edhè flauri,
Tue shkrepë moti edhè vetima,
Tue krisë gjâma e bumbullima,
Tue vikatë, tue hallakatë,
Mbi kulsheder turr jânë lshue,
Kush me fuzhnje tue e shinue,
Kush me lata tue e shkallmue,
Kush me dàna tue e dermue;
Njani, rrah me hekra shpinës,
Tjetri, m’ spatë bjeri kaptinës,
Tash mbi tê lshou turra--turra;
Tash me shkrepa gjueje e curra:
I shkrefë gjaku porsi gurra.
Trandet Biga m’ at poterë:
Bân medet t' tanë Shala e mjerë.
Fort âsht hjedhë Kulshedra at herë,
Fort âsht hjedhë, edhè perhjedhè;
Tash kuk trupin kà perdredhë,

---

120-125 Flaurì : per hava, fluturim.
125-135 tue hallakatë : si bajnë fshatarët e maleve, kur mbasi të kenë thirrë per largë njani tjetrin, zgjasin zanin shkallë shkallë në shej gëzimi e miqasije.

Tash â lshue ‘iqind pash n’ ajri,
Herë, msyj vetë ajo n’ furi,
Herë, rri strukun neper shpella,
Edhè gjuej Drangojt m’ zhavella:
Lshoju flakë e zjarm prej goje,
Hidhu jargun hoje—hoje,
Nji ditë udhé me hikë larg soje,
Prej qelbsinet qi i del goje.
Kah me kthetra nep per ânë,
Hidhen krepat porsi rânë,
Flakrojn currat m’ Qafë t' Bishkazit;
Ekah idhtë, në frymë t’ marazit,
T’ u perpushë, t’ u karrani,
Lshon e ngurrë bishtin n’ ajri,
Fishkllon ajri rreth mbi Bigë,
Vetë Drangojt me pasun frigë,
Po kje frigë se kà Drangoni.
Kuer, qe, turret qaj Llesh Gjoni,
Me ‘i parë dàna pash t’ giata,
E tue rrahë e shtergata,
Tue krisë gjâma e bumbullima,

---

145-155 m’zhavella : nji lloj shtize, shigjete me harkë. – m’Qafë t’Bishkazit : qafë, që i rrin vizavì asaj të Boshit, në drejtim të Shkodrës, që âsht largë afer 5 orë udhë. – t’u karranì : tuj u shtri vizak, tuj u hap.

160-165 ‘izet pash : pashì âsht masë fshatare, gjatë sa përfshijnë dy krahët e shtrimë horizontalisht.

Neper dritë qi lshon vetima,
Msyn Kulsheders aj m’ i a kapë
Nja’ n fulqi. qi i pash kà hapë.
Mehmet Shpendin per t’ perpi,
Qi, m' tê ‘i shkrep tue karrani,
Thue i paska njânen bri.
Kah e shef tue msy Kulshedra.
Ajo âsht tutë. e rrshânë mbi kthetra
Tuj u rrqasë, futet në shpellë,
Kû mrendë shtatin strukë kà kthellë,
Veç se krenat lânë kà jashtë,
Si ajo breshka per nên rrashtë,
Zjarm e surfull tue flakrue,
Ke bân lleshi me ju afrue.
Por nja as dy Lleshi s’ i a bâni,
Fulikare fill m’ tê rrâni:
Me t’ dy duert dánat kà hapë
E me to fulqi’ n i a kapë,
Sa kû mundet i a shterngon,
Si n' menjêne i a ngurron:
Edhè e trandë aj turra─turra,
Tash tue i dhânë t’ shtymen nên curra
Tash prej vedit tue e terhjekë,
Herë n' terthuer rrebtë tue perpjekë,
Veç si t’ mujë aj m’ e mahitun,

170-180 tuj u rrqasë : tuj u ngrehë barkas. – Fulikarè fill m’te rrâni : u lshue plumb mbi te.
180-190 Si n’menjane i a ngurron : ia shterngon sikur me çekerk. – me mahitun : me e pezmatue, me e rrejtë, me e gënjye.

# KULSHEDRA

Jashta shpellet per m’ e qitun.
Se ç’ âsht hjedhë aty Kulshedra,
Se ç’ perpushë kà ajo me kthetra,
Ç’ kà hingllue me shtatë germaza,
M' i u ndi vigma te Shperdhaza.
Ngurrue shtatit, bâ germuq,
Randë per tokë tue rà palmuq,
T’ u perplasë, t’ u kalamânë,
T’ u plandosë per gur e stênë,
Bân me i hapë dànat me kâmë,
Bân me brè dànat me dhàmë:
Por nuk brehen as s’ shperthehen,
Pse mirë mjeshtri i kà punue,
Pse mirë Lleshi i kà shterngue:
Mjerë kush mrendë u kà qillue!
Ngerthye Lleshi, bâ si grep,
Njânen kâmbë zatetë p’ r’ ‘i shkrep,
Djersa rrkajë tue i shkue per ballë,
Tue kercnue me dhâmë e tmallë,
Rrin e t’ hjekë aj m' nja prej vedit,
T’ hjekë Kulshedra edhè prej vedit.
Njani t’ hiq─tjetri terhiq:
Lleshi ngrif─Kulshedra ngrif.
Aj: t’ a zjerri jashta shkrepit;
Kjo: të strukem mrenda shkrepit,
Të pështoj prej ktij gazepit.

---

190-195 me shtatë germaza : me shtatë fyta, perse shtatë krena. – Shperdhaza : Lumi i Fandit të Madh, që buron në fshatin e Dukagjinit (Mirditë), kund 1200m. naltesi.– palmuq : palmuç : si lëmsh per dhè.
195-205 stêne : perde, faqe mali. – zatetë : forcon, ngulë.

Kur, qe, Lleshi po permlidhet,
Po permlidhet, po perdridhet,
Po perdridhet tue ngrefë m' dana,
Me ato duer e me ato llana,
Si të shkrime prej çelikut,
Kû per t' giatë të trashë kerrçikut
I jânë ngrefë dejt toje─toje,
Edhè shkûmë tue qitë per goje:
Shkûmë e gjak, ofshè! perzi
I nep shtatit me furi,
Edhè ngrefë kaq me fuqi,
Qi i âsht shkulë shkrepi per nen kâmë
E i jânë thye në gojë dy dhâme,
Edhè 'i pash, rrs`ânë tuj e ngrefun,
Zier Kulshedren nên gùr mshefun.
At herë mbrapa kthen nji hap,
Edhè shtatit i nep prap,
E dy pash, po , dy pash t' mirë
Prap mâ jashtë Kulshedren zier.
Kshtû tue i dhânë pêsë herë a gjashtë,
Zier per gjymsë Kulshedren jashtë.
At herë t' madhe, sa i mûjt zâni,
Briti shokve Kapitani:
Ushtoi ashta lak e m' lak,
Trêmë Kulshedra, pshurri gjak,
Me blue 'i ditë nji gùr mullini:

───────────────────

215-220 llana : llana e krahit.
220-225 toje – toje : dejt posi konop të trashë.
235-240 ushtoi ashka lak e m'lak : shungulloi pyelli i aheve skaj më skaj. – me blue nji ditë nji gurë mullini : aq qe rrjedha sa me tê të mujte me blue nji mulli.

# KULSHEDRA

Bini, mêca, bre! Ku jini?
Se Kulshedren jashtë e kini.
Ah! kû jè, bre Rrustem Uka?
Të vraftë Zoti e të vraftë buka,
Ke s’ po ndihe gjallë kund sande...
Dili, para, eh kopilane!
Edhè shtypja, n’ mujsh, ndo ‘i krye;
Se, per Zotin ! âsht tue m’ shkye,
Bâni ajo dànash me m’ pshtue.
Shpejt Drangojt per ajr janë çue,
Zhgjetë m’ Kulsheder, dhe, jânë lshue:
Njani para rri e ndersyj,
Tjetri sypri mêrr e msyj:
Para e sypri, e ânë m' ânë,
Gjithsi kuej âsht tuj i u dhânë.
Rrustem Uka, trimi i trimit,
Nper krisme e flakë t’ thellimit
Shi nên frymë asa’ i âsht fuer,
E rrokë shpaten me dy duer,
Njanit krye me tê i kà rà.
Shperthiqë synin ‘dhe i a kà,
Rrashten krejt por s’ mujt m’ i a çà.
Vjen m’ shpinë t’ atit Ton Golija,
E tue krisun si duhija,
Trandë topuzin, njiqind okë,
I a flakron po shi m’ at kokë,
Edhè pshesh i a derdhë per tokë.
Po i shtrengohet Let Putani,

---

Mêca : në (të folun mirditorçe) – djelm.
260-270 njiqind okë : oka âsht masë peshe fshatare me vleftë kg.1,25 ose 1.50.-

Edhè dyndë nji bet carani,
Njizet vetë, po, mos m’ e luejtun,
E me tê, sa kû kà mujtun,
siell m’ Kulsheder me furi
Shi m’ kurriz m’ i a karrani.
Ungron shtâsa me mëni,
Edhè krejt aty terbohet;
Hidhet, trandet, lamsh kukzohet,
Qafen krrabë e kà ngerthye,
Kah bân Lleshin per me msy,
E s' kà para si me u shty,
Pse mirë Lleshi e kà merthye.
Xhem Sadrija, ‘i trim rrfè,
Ktij Gjet Geges po i lshon bè:
Pàsh njat Zot, qi të kà dhânë,
Deli, Gjeto, n’ mûjsh, m’ at ânë,
Edhè nzite m’ patershânë,
Tuj i a ngulë m’ ndonjâ' n germaz;
Pse un ktej gati m' shaterkaz
Po t’ i rri ktej mbrapa shpinës,
N’ mûjsha í herë me i rà kaptinës.
Edhè trût m' i a derdhë per tokë.
    Gjeto Gega shpejt kà rrokë
Heshten, trashë sa ‘i « mashkull » qerrit,
Edhè shi rrânzë njâj kapzherrit

---

Nji bet carani : nji alamet shkambi.
270-275 Ungron : angullin, bertet, hunguron.
280-290 m’patershane : shtizë. – shaterkaz: kazëm.
290-295 mashkull qerrit: boshti i qerrit(kerrit).

# KULSHEDRA

I a kà ngulë, po, nja tri pllamë.
Bân kulshedra me u çue m' kâmë,
Bân me u rrqasun vithambrapa,
Per me u strukë mâ kthelltë nder karpa;
Por, pse Lleshi e kà shterngue
Me ato dàna, si i terbue,
Palmuç m'parsme ajo âsht rrxue,
Edhè qafa i âsht ngerthye,
( kah fulqijsh ishte merthye,)
Arrçi i qafës, i edhè, i âsht thye,
Krejt fulqini asa' i âsht shkye
E i âsht shkepë deri m'gerglâc.
Vjerrë nder dàna,si letrâc.
Veç shka? çena ka' i kà plasë,
Hov si lleshi qi kisht' pasë
vithambrapa aj âsht rrqasë
Nja 'iqind pash, po, mos mâ teper,
Dér qi ndashë kà m' nji stom t' eper.
shkapullue dànash kulshedra,
Tue perpushë nper gur me kthetra,
Kà nisë t' hajë shtatin në shpellë,
T' u perdi gryket ma kthellë.
Bini, burra! mos e lshoni!
Po piskatë prap qaj Llesh Gjoni,
Edhè turr e lshon m' tê vrapin,
Ka dy pash tue mârrun hapin,

295-300 rrqasun vithambrapa : tuj u terhjekë pas. – karpa : shkrepa, shkambij.
300-310 Arrçi i qafës : cëverku. – gerglac : gabzer. – si latrac : si plonc. – çena : fulçi, vendi ku ngjitet nofulla me rrashtë.

E si t’ kisht' dànat nder duer,
Me to siell aj si n’ t’ terthuer,
Edhè i mêrr njânen kaptinë,
Tue i a kputé rrumull me shpinë.
Se ç’ jânë lshue Drangojt at hera,
Se ç’ kà krisë zhurma e potera,
Fort njerzis i kà hypë mndera,
Kah me lata e me supata,
Kah me shkrepa edhè me grepa,
E me dàna patershâna,
E me fuzhnje e me terfurq
Rrâjn n' kulsheder t’ kshtênë e turq:
Tuj e msy e tue ndersy,
Tue shinue e tue e shkallmue,
Njâni sypri tue i flutrue,
Tjetri m’ ânesh tue e pershkue,
T’ gjith njiheri tue e dermue
Me ato lata e fuzhnje t’ giata.
T' i dha era edhè shtergata;
Flakë per flakë t’ i a dha vetima,
Krisi gjâma e bumbullima,
Shungulloi malit ushtima:
Hypi tym e hypi njegull,
Biga e Shalës likundet shrregull.
Trêmë kulshedra, âsht futë në shpellë
Kû là n’ gjak e randë t' u sjellë,
Tuj u zmbrapë barkas mâ kthellë.
Herë t’ u rrqasun kamandoras,
Lshohet shul teposhtë rrmores:

345-355 Lshohet shul teposhtë rrmores : lshohet si plumbi, si landa e preme në greminë.

# KULSHEDRA

E si rreshmja me zhumbùr,
Tue rrmye gùr e tue rrmye zhùr,
Kulihum shêmet n’ liqê,
Mbrenda Bigës dyndun kurrnê,
Kthelltë kah zhytet trupi i sajë:
Trandë âsht toka dèr në Rajë.
Xhem Sadrija, mushë n' maraz,
Ke me i rà s’ mûjt m’ shaterkaz,
Kah i u shkye m' dàna fulqîni,
Fill mbas sajë në shpellë aj hini
Edhè u shty mbrendë bukur kthellë,
Por me sjellë m’ tê, s’ mûjt me sjellë;
Pse kisht'kênë vendi humnere,
E kulshedra u zhduk me ‘i here.
Shpejt Drangojt aty janë çue,
Edhè çetë atà kan shkue,
Si ki’n kênë t’ gjith pika e djalit:
E kan çkputë nji buzë prej malit,
Edhè shpellës i a kan vû n'grykë,
Tuj i a rrasë mbrendë porsi pykë,
Qi per jetë mos t’ mûjë Kulshedra
M’ e dermue me kâmbë e kthetra.
Dukagjinin per t’ damtue;
Mandej ulë janë me pushue.

---

Kulihum : pingultas. – dyndun kurrnê : si rryma, rrjedha e shpejtë e ujit. – dèr në Rajë : fshati i mbramë i Dukagjinit.
365.370 E ka çkputë nji buzë prej malit : kanë shkëputë nji stom nga mali.

E at herë rêt janë davaritë,
Kà nisë hâna n' qiell me shndritë.
    Ora e Shalës, eh shtoi, Zo', vallet!
Dalë e ndêjë m' nji vetull mali,
Atjè nalt dikû mbi Nicaj,
Ajo luften pà e paska,
Qi Drangojt bânë me Kulshedren,
M' at kapë t' Bigës mbi atà thepa:
Edh' e mira fort âsht gzue,
Kur kà pà e kà kundrue,
Se Drangojt e Shqyptaris
Keq shemtuem e kan Kulshedren:
Se tri krena i kan gjymtue:
Se 'i germaz i a kan shporue;
Shtatit krejt se e kan shkallmue
E se n' shpellë e kan ngujue,
Tue i zânë gryken me 'i buzë malit,
mos me mûjtë mâ per s' t' gjallit
Me damtuemun Dukagjinin.
E kur pà kà ajo me sy,
Se jânë ulë burrat e dheut,
Per t' pushuem e biseduem,
Tuj u prrallë njani me tjetrin,
Per shka psue kishin m' at natë,
Tri herë rresht zên e piskatë:
Ndihet vigma m' Qafë t' Morinës:

---

370-380 …mbi Nicaj : fshat i Shalës, nën Qafën e Boshit e majen e Rrshellit.
395-400 Ndihet vigma m'Qafë t'Morinës: ndëgjohet zani i sajë deri në Qafë të Morinës, që ndodhet në Malsin e Gjakovës.

Kan ndie Orët e Dukagjinit,
Neper shpella, kû ishin strukun
Prej gazepi t’ asajë natë;
Edhè çohen per ajri,
Xhixha–xhixha tue xhixhllue
E i a befin te Ora e Shalës,
Motra e mashe e Dukagjinit.
    Kà marrë Ora edhè u kà thânë:
A thue e dini a por s’ e dini,
Se Drangojt e Shqyptaris:
Atà i paçim, Zot! me jetë:
E kan thye sande Kulshedren
Tue luftue m’ at Bigë të Gimaj,
Edhè n’ shpellë e kan mutue
Me nji shpat shkepun prej malit,
Mos me mûjtë me pshtue per s’ gjallit.
Veç se shka? ofshe un e mjera!
Atà darkë sande s’ kan ngrânë;
Para darkësh pse aty kan rrânë,
E as s’ i kan nuset e veta,
Qi aty buken m’u a gatue,
Edhe tryezen me u a shtrue,
M’ kambë me u ndêjë gati me ujë.
Ani prà, mori ju motra,
Shpejt m’ u a ndreqë darken Drangojve:
Shpejt me korrë grunin nder ara,

410-415 Bigë të Gimaj : Bigë të Shalës. – e kan mutue : e kan ndrye, mshilë.
420-430 M’kambë me u ndejë gati me ujë : nuset si edhe grat pergjithsisht, s’hanë me burra. Ato rrinë gadi per sherbim tuj mbajt safën ase tasin e ujit në dorë.

Mirë m’ e shi e mirë m’ e blue,
Mirë m’ e njeshë, mirë m’ e gatue:
Me dalë n’ bjeshkë me mjelun sutat,
Me gjetë mjalten neper zgavrra,
E me zânë dy drêj të mâjmë,
Me u a pjekë ferlikë në hèll.
Kshtû kà folë kjo Ora e Shalës;
Edhè Orët e Dukagjinit
Jânë bâ Xhixha e zhdukë n’ vetimë.
Veç sa ‘i herë vjen vallja rrotull.
Aty prap ato kan kthye:
Njana, buken permbi krye;
Tjetra, mjelcen per nên dorë,
Mjelca bâ me lvore blinit;
Dikush bjen fashoje mjeltet;
Tjerat, m’ hej vendue terthuer,
Bàjn mbi krah dy drêj të mâjm,
Ora e Shalës si u kishte thânun,
Qi me pjekë ferlikë në hèll.
E si t’ tana janë bashkue.
Fluturim ato jânë çue,
Veshun bardh e flokët zhvillue,
Edhè befë kan m’ mâje t’ Bigës,
Kû Drangojt po kuvendojshin.
Ora e Shalës, at herë, u â avitun,

---

Me mjelun sutat : me mjelun drenushat.
435-440 mjecen per nen dorë : enë (e drujt) ku mjelen gjaja.

Qi edhè u thotë me t' amel zâ:
Mirë se u gjêjë, burra të dheut!
Mirë se vjen e bukura e dheut!
Mirë se vjen, e kah të kemi?
Ka' u kè pri ktyne fisnikve?
Po i pergjegjë Kapitan Lleshi.
Se, mana', ty t' u ngjatët jeta!
Un jam vetë ajo Ora e Shalës:
Moter un me at Orë t' Merditës,
Qi veron mbi bjeshkë t' Mundelles,
Si ajo drita tuj ague:
Kto janë Orët e Dukagjinit,
E kem' dalë m' ket maje bjeshke,
Per me u pà, me u njoftë me jue;
Se zâ t' madh per jue kem' ndie,
Se edhè e làt sande ju nàm,
Tuj e thye në luftë Kulshedren,
Qi me shue desht Dukagjinin.
Jo qi lodhë, un thom, do t' jini,
Se edhë darkë ju ngrânë s' do t' kini:
E ktû, po, âsht nji bjeshkë e naltë,
Të tanë gùr e shkam i gjallë,
Kû s' gjên nieri shka me ngrânë:
Pse as s' i kini nust t'ueja,
Qi jue darken me u a ndrequn.
E prandej na Orët e Maleve
Darken jue u a kem' gatue:

---

455-460 mbi bjeshkë të Mundelles: mbi malin e Mnelës, maja ma e naltë e nji vargu me kët emen (1915 m) ndërmjet Dukagjinit e Spaçit në drejtim të dy Fandave.

Kû me vedi u a kem’ prû:
Kur t’ urdhnoni me u rreshtue.
Edhè trimat rreth janë vû.
Nja mbas njâ’ i e rend mbas rendit,
Me Llesh Gjonin m' krye të vendit:
Asht Gjomarkajsh e i bje prija
Derë mâ t’ vjeter s’ kà Shqypnija.
At herë Orët u kan sjellë buken;
U kan vû ferlikët perpara,
E u kan prû mjelcat me kjumshtë:
Kjumshtë me borë, dhâmin me t’ pi:
Edhè mjaltë, sà kush kà dashtë:
Mâ e mirë darka s’ ndreqet n’ ashtë.
Gurren nget kishin per bri,
Gurrë si aklli e e kjartë florî,
Sa kush dote aty me pi.
Mbasi bukë trimat kan ngrânë,
Jânë çue prap e dalë m’ njâ’ n ânë
E po rrin tue bisedue
Me njat t’ bukuren Oré të Shalës,
Per kanû e pûnë urtije,
E per besë e per pûnë t’ mikut,
E per lufta qi u bânë motit:
Per trimni të Gjergj Kastriotit:
Per Drangoj e per Kulshedra:
Per «breshana» e per gopedra

485-495 mjelcat me kjumsht: me qumsht, me tambel. – e kjart florî : e kthjellët si ari.
500-505 per breshana e per gopedra : K.III,37 ; gopedër-a: top artilerie.

# KULSHEDRA

Edhè folen mbi liri,
Mbi liri e mbi Shqypni:
Si Shqypnija do t’ dalë m’ vedi,
Mos m’e urdhnue mâ as Krajli as Mbreti,
Me kânë zojë ajo m’ vedvedi,
Ashtû Zoti si e kà shkrue,
Qatjè vonë zên Ora e Shalës
E po u thotë shoqeve t’ veta:
Hajdni, varza, me u njitë valle,
Edhè ’i kangë ju me e këndue,
Sa po âsht Drita ende pà dalë:
Pse Dragojve u pelqen kanga.
　　Jânë çue Orët e Dukagjinit,
Me ato petka bardh si bora.
E jânë kapun dora─dora,
Shpervjelë mangët mbi cep të krahit.
Flokët dèr m' kâmë zhvillue giatë shtatit,
Me kunora lulesh m’ krye
me ato kâmbë kaleçë tue kcye,
Dà dy lagjesh ballë per ballë,
E tue kndue ato palé e palé,
Kan pri vallen kshtû per mallë:
Varza kà e varza s’ kà;
Por, si kà nji vajzë n’ Janinë,
Kurkund shoqen s’ i a kè pà,
Kah bje diell e serotinë:
synin diell, ballin si hâna,
Ardhun shtatit si silvija.

---

520-530 kaleçë : lehtas, ambël. – Janinë : qyteti i Ali Pashës-Tepelena.-seritinë : K. V, 428.

Eufrozinë e quejti nâna,
Augur t’ mirë m’ e pasë Shqypnija.
Atê e pâtka aj Ali Pasha,
Dalë si vida në balkue,
Edhè fort pelqye i âsht vasha:
Çon Harapin m’ e kerkue.
Vjen Harapi e i thotë te dera:
Shpejt tash, vashë, ti ktû me zdrypun
E me mue me ardhë nji hera;
Persè Pasha të kà lypun.
T' u thafët goja! shka po thue?
I a kthen vasha fjalen maré;
Se un nji vajz─o kam qillue:
S' diej me folë me Pashallarë,
Jo, po, Ali pashë Tepelena
Mundet kryet aj me m’ a prè,
si i kà prè kushdi sà krena;
Gjallë por s’ lshoj un erz as fè.
Asht mushë Pasha me mëni,
Prap harapin çon e e thrret:
Pa ndigio harap i zi,
Se dy herë Pasha nuk flet:
A se vjen ktû sande goca,
A se ndryshe n' fund t' liqênit
T' a bâj gjumin me bretkoca.
More vesht, bre qên i qênit?
I shkon naten vashës harapi,

530-535 Dalë si vida: si pëllumbi.
550-555 T’a bajë gjumin me bretkoca : të mbyti në fund, ku rrijnë bretkocat.

Edhè e mêrr e e çon m' liqê,
Kû tue pritun ishte trapi,
Per me i bartë neper kurrnê.
N’ mes të liqênit si kan dalë,
Aty trapi vend kà zânun,
Edhè nisë harapi fjalë,
Nisë aj vashës kështû me i thânun:
Nuk kà tjeter, tash, lum vasha:
E s' jam nieri fjalës qi i luej:
A me shkue sande te Pasha:
A shi ktû me t’ mytë ty n’ ujë.
Jo, po, i thotë vasha tue qeshé,
Se un te Pasha due me shkue;
Por due t’ shkoj nji herë me u veshë,
Pse sido ktû kam qillue.
E kështû tue i thânë harapit,
Atij qênit, t’ birit t' qênit,
Mêrr e hidhet n’ ujë prej trapit,
Edhé zhduket n’ fund t’ liqênit.
Doli fjala neper dhè:
Njekso varzash kà n’ Shqypni,
Qi per erz edhè per fè
T’ rijt e jeten i bâjn fli.
      Kshtû këndojn Orët palë e palë
Por, tue mârrë té mbramen fjalë,
Hylli i dritës nisi me dalë

---

575-580 Edhè zhduket n’fund t’liqenit : mbytë vedin tuj u kaperdi në valët e liqenit.

E buzës s' malit drita agoi,
At herë Orë edhè Drangoj
U çuen m'ajr t' gjith plima─plima,
Edhè u zhduken si vetima,
Tuj u gjetë aty nji filli,
Kû me u gjetë deshti se i cilli.

585-588 plima –plima : tuba – tuba.

# LAHUTA E MALCÌS

## KANGË E SHTATËMBËDHETËT

## NË QAFË ─ HARDHI

ARGUMENTI

Poeti e përcjellë lexuesin në Qafë Hardhi, ku në agimin e ditës vlon rishtas lufta me Malazez. Krajl Nikolla kishte bashkue, natën tetë taborre she, në dritën e hanës, i kishte bajtë në qafë, prej kah do të dirgjeshin në Plavë e Gusi. Por Krajli i matë mirë hapat, prandaj, dergon, si para – roje, treqind djelm të zgjedhun. Këta, papritmas, ndeshenen n'armët shqiptare të Xhem Sadrisë e Rrustem Ukës. Djelmt Rogovas perleshjes në Bigë të Shalës, paskan qenë drejtue kah Budashi per te da orok e caktue varde, per te pre pajë e petka per vashen e nxanun per te vllanë e Rrustos. Drangojt ndalen në Qafë – Hardhi, ndezin duhan dhe çilin kuvend, simbas dokeve, tuj lye pushkët dhe tuj u mahitë per punë trimnije. Dishka papritmas rrapllon neper pyll. Lëshon za Xhemi dhe shprazë të parën pushkë. « Kuku meni » e anmikut lajmon se Shkjèt ishin afrue. Ndezet lufta : dy me treqind. S'ligshtohen herojt shqiptarë as s'u bjen syni qerpik para shumicës dërmuese si s'u dridhet themra para rezikut. Qesin e njesin, fishkllojnë plumbat, ndezen flakë martinat e hutat, ushtojnë novicat,

rrotullohen neper rrahe kapica e koka. Shendritë Qafa, kuqen kullat e Gusisë, shajnë luftarët e ndjellin, i lavdohen shoqishoqit, msyjnë e terhiqen. Turren Malazezët per të nxanë gjallë pritat shqiptare ; shtatë dhjetat e Rugovës i presin me trimni dhe u a ndalin hovin mizorë. Merrë ushtimë bjeshka. Barijt vështrojnë dhe lëshohen kah zani, që vinte prej Qafës. Çetat tona shtohen, lufta merr të hapet dhe egersohet. Jo me prita, por ushtri, Shqiptar dhe Shkjè. Rrëxohen bina sllave e Shqiptare, kullojnë gjak armë e zemra, luftojnë si luaj Man Sela, Nel Bisha, Rrahman Dula e Isuf Pula. Ushtritë Malazeze thehen dhe marrin shpatin teposhtë.

Shqiptarëve dhe, nga gëzimi, këndon trimnitë, para të cilave forcat e Krajl Nikollës kanë per t'u thye perherë si sot.

tepërmi, perse hallet tek na s'kanë kurr mbarim, si s'ka fund me aq lufta me Mal të Zi.

nxen vend te Ura. Më tjetrën anë Ali Pasha mbledhë çetat e veta, të cilat Zana i njej mirë dhe u dallon fiset.

kundrohet mirë Ura dhe ku Shqiptarë e Shkjè, per se shpejti, aknë për të provue trimninë e vet e armët.

# NË QAFË ─ HARDHI

Buloi molla, lulzoi thâna:

Rrustem Uken kû e kà nâna?
N' Qafë─Hardhi kû pingron Zâna.
Pingron Zâna e rreh shejshâna
Neper rreze qi lshon hâna.
Se aty, drita mirë pa ague,
Luftë e rrebtë po kish' fillue:
Kish'nisë pushka ushtimë me vlue,
Kish' nisë topi me gjimue,
Sa qi trandë jânë vrri e knetë,
Kà marrë gjâmë ashta perpjetë,
Fort ushtue kà Haramija:
Rrustem Uka e Xhem Sadrija,
Dy t' rrogovas djelm të ri
Ke janë ngutë kta pushkë me shtí
M' njado çeta t' Malit t' Zi,
Qi me rà i' n nisë n' Guci.
Naten n' terr kurrkush pa i ndie,
Si vû u kisht' Knjazi leçi.

---

1-5 Buloi molla, lulzoi thana: për të kallzue kohen e pranverës së parë. – shejshana: K.VI,443.
10-15 ashta perpjetë: pylli i aheve i venduem sipri. – Haramija : nji mal qi gjindet në Greben (M. e Madhe). – Dy t'Rrogovas: nga Rrogova: K.X,166.

Knjaz Nikolla, ’i trim belà,
Mos m’ i u gjtë kund shoqi n’ Shkjà,
T' fortë nji ushtri aj n’ kâmbë kà çue
Tetë taborre rrafsh numrue:
Të tanë burra Malazez,
Njani i rêmtë, tjetri kermez,
Kush mustakun lshue dèr m’ brez,
Dèr më brez e vesh më vesh,
’Dhe se i cilli nji hundë ─ lesh,
Qi kur n’ luftë bje, kopilani.
Nuk t’ a trêmë pushka as tagani,
As t’ trêmë topi a havani,
E as kurrnêni e as flakadani:
Komandàr âsht Mark Milani;
Markut Knjazi edhè i kà thânë,
Me i pri ushtris naten t’ pa hânë
E m’ e qitë n’ Plavë e n’ Guci
Kush pa pà, kurrkush pa e ndie.
E pse Marku isht’ nji telbiz,
Me çà qymen per mjedis,
Kà marrë trimi e para ushtris
Kà lshue ’i çetë giatë rrugës s’ Gucis.
Nji çetë djelm, kund treqind vetë,
Qi bâ mâll s' e ki’ n ket jetë:

---

25-30 kermez: ngjyrë të kuqlemtë. – Lesh: i rrebtë, trim i çartun, mbasi leshi i gjatë në hundë âsht shej trimnije. – kopilani: K. I,324.
30-40 havani: martaja. – krrneni: K.XVI,559. – Knjazi: K.I,49. – telbiz: i shkathtë.
40-50 Qi bâ mall s’e ki’n ket jetë: si u dhimet jeta.

# NË QAFË ─ HARDHI

Si me lè njashtû me dekë.
Per me pàm a kisht' anmik,
A kisht' pritë e a kisht' rrezik
Per ushtri, qi shurdhë p' r at ravë
Me e qitë dote n' Guci e n' Plavë.
Por, kû ndollë kà Xhem Sadrija,
Xhem Sadrija, syduhija,
Edhè aj trimi Rrustem Uka,
Burrë kah fjala edhe kah duka
Njani e tjetri lè drangue:
Aty shurdhë kush s' kà kalue:
Mbreti vetë po t' kisht' tokue,
M' shpinë poteren i a ki' n vû:
Zêmra n' fyt u kisht' qillue.
Veç rrogovasit, kesh t' a di,
Shka i ka qitë m' at Qafë ─ Hardhi:
Me bâ pushkë me Mal të Zí
Mu nder vise të Gucis?
Ora e bardhë e Shqyptaris!
Ajo vetë, po, premtue ki' te,
M' Qafë ─ Hardhi qi m' at ag drite
T' ndollte Xhem edhè Rrustemi
Me «martina» n' dorë merthye,
Qarqet Knjazit m' i a shperthye,
Qi ka dit po kisht' vû sy

---

- shurdhë p'r at ravë: në heshtim, pa za neper atë rrugë, shteg.
55-60 Zemra n'fyt: ishin të ngutshëm, të padurueshëm. – Qafë – Hardhi: qafë e cila gjindet në vargun e maleve Mokra Planina dhe qet në luginën e Velikës.
60-75 m'at ag drite: në të zbardhun të dritës. –

Ndo’ i skundill Shqypnis m’ i a shkye.
Jo, po; drita masi agoi,
M’ Bigë të Shalës Orë e Drangoj
Ata çue na janë p’ r ajri.
Janë shperdà edhè derdhë flauri,
Kush si xhixha tue xhixhllue,
Kush si shkndija tue vezllue,
E aty behë i a kan nji filli,
Kû me ndjehë dote seicilli:
Orët nder hije e nder vërrije,
E nder gurra e neper curra,
E Drangojt nder shpija t’ veta,
kush n’ teposhtë, kush kah perpjeta.
Veç Rrustemi e Xhem Sadrija
Atà ndjehë nuk kan ke shpija:
I a kan behë ke Qafë─Hardhija.
Rrustem Uka i Ukë Kabashit,
Dikû atje m’ at ânë t’ Budashit
Per të vllàn aj kisht’ pasë zânë
Nji bi mali, ardhë si Zânë:
Si ajo Zâna e Haramis
Qi ndjellë mirë mbi fat t’ Shqypnis:
E me Xhemin bâ kisht’ fjalë
Shi m’ at ditë n’ Budash me dalë.
T' a’ n e çikës aj per me e pà,
Ditë e orok me tê me dà,

Martina : K.XIII,25. – skundill : K.XVI,124.
85-95 Diku atje m’at anë t’Budashit: lagje e Vermoshit, në rranzë të Tbunit të Grebenit (m. 1812). – Ditë e orok me te me dà: ditën, daten e kohen per të marrë çikën tuje ba nuse.

# NË QAFË ─ HARDHI

Se kùr çika me u martue,
Sa copë petka çikës ma i çue,
Krushq e darsem me ç’ kanue,
Prandej, kur Oret e Drangojt
Atà dà jànë prej shoshojt,
Rrustja e Xhemi, si dy shkndi,
Fill kan sosn m’ Qafë Hardhi,
Kah bje rruga e Malit t’ Zi,
Per me dalë n’ Plavë e n’ Guci,
Qi po kisht’ Knjazi lakmi...
Aty trimat vend kan zânë
Sypri rrugës n’ nji breshtë të gjânë,
Nder do curra, si petrita,
Per me pritë qi t’ zbardhte drita;
Persè as mikut jashta kohet
Nuk âsht mirë qi n’ shpi t’ i shkohet
Po s’ t’ ngushtoi prita a se moti,
A se thânë mos t’ a ketë Zoti,
N’ shpi pa bukë miku me t’ gjetë,
Qi mâ hall s’ kisht’ gjâ n’ ket jetë.
E si aty ’i herë kan zatetë,
Kan pështjellë ka nji duhan:
Gùr u unuer me vedi kan:

---

95-100 sa copë petka çikës me i çue: në vendimin e martesës, në fejesë (kur nxihet çika), nji nder qyshket kryesore âsht edhe caktimi i petkave të nuses.

100-110 fill kan sosun: kanë arritë drejtë e në… - breshtë: pyll me bredha, brej, çama (abjes). – si petrita: si sokola.

110-120 prita: pusija, qi te ven dikush për të vra. – Gur e unur: vegla për të ndezë duhanin; guragacë e çelik.

E t’ kan nisë të bisedojn,
Se si mikut n’ shpi t’ i shkojn
Se si mikun t’ a ngushtojn,
Per me dhânë çiken n’at vjeshtë,
Si t’ jenë mâjë skjepit edhè dashtë,
E t’ jetë pjekë rrushi në vneshtë.
Ashtû ndêjë tue bisedue,
Xhemi «huten » pshtetë mbi giû,
Me «karkulluk »nen « çark»shperthye
E me ’i pacë aj n’ voj tue e lye,
Kà marrë Rrustos e i ka thânë:
Perzèt, Rrusto, shka me kânë,
Se nji pushkë, si «huta»e Mbretit,
Thom, s’ del mâ kndej ujt e detit
E as s’ i del shoqja mbi dhè:
Pushkë e shpejtë e e rrebtë rrfè,
Nji ditë udhë me vrà per s’ largut...
Kur t’ ketë zêmer mbas «kandakut»...
I a pret Rrustja si në shpotë;
Se manà, permbi ket botë
Si «martina» ’i pushkë nuk kà.
E mandej, si tue e gergà,
Prap po i thotë: Po a thue me t’ rà
Ndo ‘i herë pûna, qi me u vrà
Me askjer t’ Knjazit a se t’ Mbretit,
Ti ja kè besen vetvetit,
Se s’bje ndore per pa e kallë?

125-130 huten: K.X,306. – Me karkulluk nen çark shperthye: me sigurecë e çark(shul) të shperthyem.
135-140 kur t’ket zemer mbas kandakut: kur ai që vên pushkën për faqe të jetë trim zemrak.

Se nuk lidhe per s'të gjallë?
Manà t' Zotit, nuk e di,
Po i a kthen djaloshi i ri:
Persè pushka e ka si t' epet,
E madjè, ka 'i herë s' mund t' shkrepet
As mbi korba grumllue m' lâmë,
Jo mâ m' nji taborr nizâmë...
Veç se, t' mjerit, zêmra m' hjekë,
Njiqind herë para me dekë,
Se 'i kuri m' i a lshue Shqypnis.
    Nder kto fjalë t' birit t' Sadris,
Qe se poshtë dromit t' Gucis
Dishka ndihet tue rrapllue:
Si nji çetë, qi âsht tue kalue,
Kush pa u kuell, kush pa ligjrue,
Thue, se hajna kan qillue,
N' ndo 'i pûnë t' ligë atà tue shkue,
A me vjedhë a se me vrà,
Naten n' terr kurrkush pa i pà,
Si zanàt qi e ka cubnija.
Morè! bâni Xhem Sadrija;
E, si n' dorë «huten» kisht' pasë,
Pa mendue se a do t' kisht' giasë,
E merthen e zjarm i nep.

---

145-155 persè pushka si t'epet : trimi âsht me dèll ; edhe i forti në flakë të pushkës herë herë tregohet i ligshtë perse n'atë ças e ka si t'i epet. – taborr nizâmë : bataljon ushtrije. – kuri : kori, marre.
155-160 dromit : drumit. – tue rrapllue : tuj kris.
160-165 Morè : kush je ti, ndal, ku ve, hèj !

Ushtoi bjeshka kep më kep,
Si t’ kisht’ krisë topi a havani.
« Kuku meni! » dikush bâni
Atjè poshtë kah bite rruga.
Shkjau, per Zotin ! Rrustem Uka
Tha nper dhâmë e m' vend aj ngurrë
I rri gati m’ «kacuturrë,»
Dy herë rresht tue qitë vetimë
Neper brej, aha e çetinë.
Edhe trimat t’ jânë flakrue
Per mas krepash, kû shterngue
Jânë me dekë a se me pshtue;
Por pa qanderr mos m’ e lshue.
A t’ kà rá, probe, me pà
N’ ato gomna e n’ ato glina
Si shperdahet nji tubë njila,
Tuj u strukë nper rrasë e zhùr,
Me pasë kush per t’ hjedhë nji gùr
Mrendë n’ at pellg? Njashtu jânë dà
Malazezt edhè shperdà,
Kur nper ah e neper brè
Rrebtë ushtue kan si dy rrfè
Njato «huta » shqypëtare:

---

170-180 havani : K.VI,333. – « kuku meni » : kuku per mue. – kacaturrë :K.XV,78.
180-190 probe : probatin (thirrtore) vllàth. - … gomna e n’ato glina : ndër vende të kthella(pusa – hurdha) t’ujit e shtreten me lmashk (imyshq) ku jetojnë, nijalat pesht mâ i madh se gjulcat(tinca vulgaris). – pelg : hurdhë, vend i këthellët uji, gomën.

# NË QAFË – HARDHI

Jânë shperdà, po, fulikare,
E kush lshue âsht perposhtë dromit,
Kush âsht strukë e futë mas stomit,
Kush mbas landësh shtatin kà zânë:
Strukun kryet e kan të tânë.
Per «kapica» dert s' po kan
Pse u rrotllohen poshtë nper plan:
Kà «kapica» per gjith treg
Veç se krès s' i gjindet shteg
Bâni kush e mrt pà te.
Shkjave mendja aty po u ve,
Se aty m' pritë po kan tokue;
Prande' aty të jânë shterngue
E t' kan nisë luftë e poterë
Me treqind «novicë» p' r 'i herë:
Me t' perzi, po, gjak e vnèr.
Mirë, po, Xhemi edhe Rrustemi
Mirë poteren po u a presin
Ke vetimë atà po qesin,
E kah qesin ke po njesin.
«Huta» e Rrustos n' terr po vritte,
«Huta» e Xhemit n' mish po njitte,
Sa herë djali qi po qitte;
Pse drangoj t' dy tue qillue.
Me Kulshedra i' n msue me u gjue.

---

190-200 fulikare : K.I,187. – kapicat : K.I 58. – nper plan: neper shesh, neper rrmore, luginë.
200-210 …kres s'i gjindet shteg : s'i bahet hall. – novica: K.VI,377.
215-220 drangoj, Kulshedra: K.I,309:V,404.

Atà qit e këta qit,
Atà brit e këta brit,
Brit e lavd shoshoqit qit,
Tue vikatë, tu’ u hallakatë,
Tue shà nanë e tue shà tatë;
Lufta ashtû si e kà zanàt.
Ka ndêjë flakë Qafa e Hardhis.
Lkuqë jânë kullat e Gucis.
Hikin derrat, mârrin gurrat;
Hikin sutat, mârrin currat;
Çohen orrlat permbi rê;
Lshohen korbat per nen dê;
Po bâjn nanat shum medèt,
Ka’ aty lufta po kersèt,
Ka’ aty «hutat»po shungllojn,
Rrebët «novicat»kah po ushtojn,
Idhshem t’ vràmt kah po gjimojn.
Tue rrahë plumet pa i a dà,
Gjeth e gêma tokës kan rà,
Ka nisë bari per me u thà:
Kaq shum vapë qi aty po kà
Flaket t’ verdhë t’ barotit t’ zi.
Kû do të dalë pûna s’ e di!
Dy s’ e qesin me nji ushtri,
Sad qi drangoj të ri.
Se kû puna mund té dalë
Me giasë Rrustja s’ po e bân mâll;

---

220-225 Tue vikatë, tu’u hallakatë : bërtit, tue zgafullue.
225-230 suta : K.XVI,426. - per nen dè: nder vede të leshueme prej bore.

# NË QAFË – HARDHI

Persè qe, atjè burri i burrit,
Ngrehun kryet aj per mbas currit.
E tue u ulrue si nji luâ,
Malazezve po u bân zâ:
Ah! kadalë, moj Cernagore!
Se ktû i thonë Shqypni mizore!
Se mue Zoti m' kà ndihmue,
Mbasi ktû s' jam tue luftue
As pse m' qafë due me i metë kuej,
As me grrye pse due m' gjâ t' huej;
Por per erz e per liri,
Por per t' bukren ket Shqypní,
Qi me u bâ kâ,po'fani
Edhè Knjazit n' dorë s' i bje.
    Kerkserdari i Cernagores
Kur ka ndie perposhtë rmores,
Se t' fortë lavd po i qet Shqyptari,
Mnijet ftyra ç'âsht ndezë zhari:
Ç' kà kercnue aj dhâmë e tmallë,
E me 'i zâ porsi t' u pallë,
Me dorë, djelm, bre! ka vikatë.
Se e kem'pasë gjithmonë zanàt,
Bàll per bàll me anmik m' u prè.
E jo strukë si uri nper dhè.
Edhè âsht çue trimi n'e kâmë:
Pushken n' dorë, tagâ' n nder dhamë:

---

250-255 as me grrye pse… : as pse due me grabit, me vjedhë.
255-260 me u ba…fani : me u ba shkrumb, me u farosë. – kerkserdari :K.I,279.
265-270 si uri : si urithi(talpa).

E t’ ka mârrë breshten perpjetë,
Me nja ‘iqind djelmosha t’ leté,
Me nja ‘iqind djelm Cernagoras:
E kû vrap, kû kamandoras,
Tash mbas breut, tash mbas çetinës,
Bukur nget i biri i shkines:
Aty ─ktû ‘i pushkë tue shti:
Bukur nget aj n’ at furi,
U âsht avitë Rrogovs’ e t’ ri,
Kinsè gjallë aj n’ dorë me i shti.
Pse si drita pat ague,
Ka nisë cubi edhè âsht kujtue,
Se aty ushtri s’ po kishte as çetë,
Veç se dalë nja disa vetë,
Qi n’ krye t’ vet e kand pa pvetë,
Ki’ n nisë pushken si t’ u tallë,
Thue po gjuejn kund ndo ‘i cung n’ zàll.
Por Drangojt po ishin me Orë
E s’ po u zejshin gjallë me dorë.
Gjallë me dorë ata s’ po u zêjshin
As m’ u a qitë rrethin s’ po lêjshin;
Persè, qe, qaj Rrustem Uka
Çeta e Shkjeve kur i u hulltka,
«Braf»në kambë trimi kà bâ,
E si kênë kisht’ ulâ,
Mbas nji shkami turr ka rrâ
Terthuer pritet pêsqind hapa,
Kû ngujue nder ato krepa,

---

270-275 breshten : pyllin. – çetinës : pishë, halë.
290-295 kur i u hulltka : kur i u afrueka, kur i hullet.

# NË QAFË ─ HARDHI

Ka nisë pushken m’ e shpejtue:
Thue, ‘izet vetë po kan qillue:
Padhimë shkijet perbri tue i gjue
Turrin Shkjèt e kan ndalue,
E t’ pushka prap me vlue,
T’ nisen plumet me fishkllue
Neper breshtë kryq e terthuer,
Si qi thonë n’Shumle dikùr.
Ashtû pushka flakë tue zi,
Vigma e’ krisma t’ u perzi,
Dalë barit kan staje ─staje
E po vrrasn m’ ato maje:
M’ ato maje mbi pyllë t’ ahit:
A shk’ âsht pushka njatij rrahit?
T' hiq kushtrim, se na rà Shkjau!
Asht perlykë Rrustja si kau,
Qi perlyket, vrap tue ngà,
Me tarok kur t’ hjekë me u vrà.
Mos e lsho, djalé se t’ a rrina!
Pingroi vigma neper çetina.
E sikur atjè prej vjeshtet,
Mbas njaj shiut të randë, prej kreshtet
T'that e t’gristë t’ndo ‘i majes s’thyeshme.

305-315 si qi thonë n’Shumle dikur: rreshto; si thonë dikur u luftue në shumle. – staje – staje : çeta – çeta. – njati rrahit : tokë e çelun në një pyell. – Âsht perly : âsht hallakatë me zâ.

315-325 Me tarok : me taroç, muzat. – t’arrina : t’a mrrina. – prej kreshtet : nga korrizi. – t’gristë : qi derdhet. –rmores : brisë.

Shkepen gurt e rmores s’rryeshme
Bin n’ teposhtë t’ u rrokullue,
T’ u plandosë, dhèn tue e dermue.
Dèr qi t’ hasin m’ pod a m’ prrue:
Njashtu rrâjn barit at ─hera
M’ Qafë ─ Hardhi, kû isht’ nisë potera,
E kû shum do nâna t’ mjera
Tue i thà at ditë, besa, ishte vera.
pushken n’ dorë, kësulen n’ gji
Shterngue rrypat mirë per i,
sa kush vite priten xite:
«Huta»flakë në dorë i rrite:
Mush e qit aty pa dà.
Ç' t’ jânë merthye Shqyptar e Shkjà!
Ç' t’ jânë merthye, ç’ t’ jânë kaperthye,
Shoqishojn se si m’ e thye!
Njegull tymi u rri mbi krye.
Mos me u pà dielli me sy.
Tash Shqyptari Shkjan po e shtyn,
Tash mêrr shkjau edhè po msýn.
Atà shtyj e këta msyej:
Msyju e shtyju ndermjet vedit
Si ajo vala m’ buzë të detit.
Edhè kshtù. M’ shoshojn terbue.
T’ kan nisë trimat me sharrue,
Njâni vrà, tjetri shitue,

───────────────

330-335 per ì : per kryq, per bel te shtatit.
345-350 me sharrue : me mbarue. – shitue : plagosë, varrue.

# NË QAFË ─ HARDHI

Kush tue hjekë, kush tue rektue,
Dhimet zêmra me t' u shue,
Ke të ri ki' n pasë qillue.
    Por kur pushka po kersitte,
Dhimë shqyptari nuk po ki' te,
Elè mâ njaj sokol malit
Zhukë Isufi, pika e djalit,
Qi kah mirrte m' Shkjà jyrish;
Si aj taroçi neper plish,
Kur t' a ngasë zekthi nper kneta:
Mêrrte gjâmë ashta perpjeta:
Kaq me krisme e me poterë
Qi po i msyte atà Shkijè t' mjerë.
Veç, po, kur lshohet Man Sela:
N' dy kubure e n' dy kortela,
Shkrue «martinen»të tanë n' «gjela»
«Gjela»sermit tela ─ tela:
Struken Shkjèt, besà, nper shpella,
Si njaj lepri neper shkorre,
Kur t' lshojë m' tê shqypja mizore,
Kuk ngerthye kthetrat gjaksore.
E s' bâjn keq trimat ke struken,
Persè Mani, pasha buken!

---

- kush tue hjekë, kush tue rektue:… perhjekë… tuj dhan shpirt.
355-365 neper plish: vend me bimë knetash. –zekthi: nji insekt, që u ngitet gjethev dhe u pin gjakun. –kortela: në pulla argjendi.
365-370 shkorre: kaçuba.

Mjaft qi syn aj mund t’ u a shofë,
Se n’ «martinë»n’ vend po t' i ftofë:
Si kà ftofë Risto Stojanin,
Nesho Ilin e Gjokë Stjepanin.
Edhè at t’ mjerin Savo Stanin.
    Jo qi po ishte ’i farë Nel Bishe,
Idhtë si helmi ruejtë në shishe,
Ngujue i cilli m’ «hutë dervishe»,
Fort po i kputte njatà Shkijè,
Tue t’ i lshue shakull per dhè,
Mish per shpend e per shkerbè.
    Ju të zezat mori shkina
Sa terthuer po u njethet stina!
Se ç’ po t’ pshtiell’ i edhè në zi,
Qysh se dalë kà n’ Qafë─Hardhi
Rrahman Duli, ‘i kime zí,
Lè si i thonë, nper çark t’ «martinës»,
Qi kà e lot at«gisht të shllinës»
Juve jeten po u a shkurton.
Zêmren dysh jue po u copton,
Tuj u lânë cungat m’ zàll,
Kê pa burrë e kê pa djalë:

375-380 idht si helmi ruejt nder shishe : fshatarët shpesh ruejn në shishe të vogla nji lloj helmi, që përdoret si mjet shërimi. –m’hutë dervishe : pushkë gjyetarësh. – shakull : dekun, ftofun.
380-390 Shkerbè : K.IX,256. – sa terthuer po u njihet stina : sa prapsht po u vjen stina. – gisht të shllinës : gishti diftues perse me te negjyhet kashta në shllinë dhe ngrehet çarku.

# NË QAFË – HARDHI

Si mo’, Zot, mâ keq per jue,
Qi a pak gjallë kini qillue,
Gjith ket kob me pà m’ gjind t’ ue!
    Por, të drejten me e kallxue:
Shkinat m’ dhimen e nuk m’ dhimen,
Kah po shof si gjindja u shkimen,
Kush n’ nji shpat e kush n’ nji lak;
Veç po, zêmra m' pikon gjak,
Ke un i mjeri jam tue pà,
Se nè Shkjau na paska vrà;
Na kà vrà njat Tahir Gjelin,
Isuf Pulen, Kot Kaçelin,
Qi mâ t’ mirë djelmt s’ kè pse i lypë
Qe m’ Qafë të Diellit del n’ Postripë:
Me rà prè e gjân me rrmye,
Turr me u lshue, kalàt me i thye,
Hasimit n’ luftë me i lânë pa krye;
Edhè metë paska Is Abazi,
Lik Sokoli e Rem Kazazi,
Me dy djelm prej Gegëhysenit
E me at t’ bir’ n e Ragip Cenit,
Nji t’ Isniqas djalë të ri,
Ardhë si »ltina» vjerrë m’ sergji:
Veç sa lshue ‘i fije mustak:

---

395-400 lak : grykë, qafë mali.

405-415 Qe m’Qafë t’Diellit del n’Postripë : çë merr nga qafa e D…, deri në malsinë qi nisë me Drishtë e mbaron në Temal – Dushman. – me dy djelm prej Gegëhyseni : nji fshat i Krasniqes. - … Isniqas : nga Isniqi, që ndodhet ndermjet Pejës dhe Gjakovës(Komuna e Dçanit). – sergjì : K.II,128 ; I,376.

Me t’ u dhimtë m’ e vrà per gjak!
    Veç si ndollë do t’ ketë, vall, puna,
Qi ka metë qaj Isuf Pula?...
Se ky Isufi,manà t’ Zotit,
M’ ka pasë kênë nji falme agzotit
Mos me e trêmë flaka e barotit:
Edhè i shkathët e djalë telbiz,
Kam pasë thânë se per midis
T' ndo ‘i taborrit me u pershkue,
S' do t’ kisht’ metë trimi pa pshtue:
Kaq qi pushkës i âsht kênë kujtue!
Por kur do me t’ gjetë rreziku,
Aj po t’ gjetka, mor lum miku,
A prej hasmit a prej vllaut,
T’ jèsh ti strukë mu n’ bryne t’ kaut.
Turr lshue Isufi m’ Malazez
Nper do shpartha e curra t’ zez,
Nâm po bâte aj permbi Shkjà,
Kè tue vrà, kê n’ gjak tue là;
Thue, kulshedra m’ ta ká rà.
Kur, qe, ‘i farë Drekalov Mije
Po i del n’ ndesh nper ato hije,
Qi, m’ shtek t’ ballit ulë «kapicen»
Edhè vû per sy «novicen»,
Po shterngohet m’ tê me shtî
T’ i u drodh Cufi si arì,

---

420-425 nji falme agzotit : vendi i pushkës, ku ndezet baruti në të shprazun ; goja.
430-440 shpartha : lloj ahash, shparra, ballguna (qercus conferta). – Po i del n’desh : i del kundruell, kundra.

# NË QAFË – HARDHI

Edhè m’ «hutë»i met vetimë.
Ushton «huta»bumbullimë!
Por, medet! se copë e grimë
I u bâ «huta»t' mjerit në dorë:
Kisht’ pasë kênë, po, Shkjau me Orë,
Shkjau kisht’ kênë nji bir lugatit,
Gjyle as top mos m’ i u ngulë shtatit,
Veç tagani atê m’ e prè,
Stramastik tue kênë se isht’ lè.
T’ i a dha Shkjau at herë m’ «novicë»,
E t’ a muer mu nên gerthicë:
Shi njaty, kû pshtim nuk kà
Nieri i shkretë, me pasë me i rà
Plumja e pushkës. Porsi nji bùll
Rà per dhè i ngrati Isuf Pulë,
Purun bris së njaj carani,
E «oh»e as «ah»! trimi nuk bâni;
Veç, kur shpirti i erdh me dalë,
Tha n’ per dhâmë mâ t’ mramen fjalë:
«Shndosh vatani!» e m'vend u pak
Tue e bâ djerrin hurdhë me gjak.
    Ah! Mo’ lê, brè, Rrustem Uka,
Per n’ kjosh trim si t’ a thotë duka,
Mo’ lê shokët, brè, pa i pague;

445-455 me Orë : me fat. – strumastik : kopil, i lindun nga kryqzimi i dy rracave të ndryshme(librid). – gerthicë : kërthizë.

455-470 shndosh vatani e m’vend u pak : Rrnoft atdheu e u lmek, e lëshuen fuqit. – Ah ! mo’ lê : mos lëshò ! më tâ !.

Se manà, mirë kan qindrue,
Marre fisit s’ i kan lshue,
Per Shqypni trimat jânë shue!
Edhè m'kambë t’ flakroi Rrustemi.
Kur flakrue kà m’ kambë Rrustemi,
E t’ kà ulurue si bishë nper borë:
M' tani, djelm! Me dorë! Me dorë!
Aty Shkijèt pritat po i lshojn,
Edhe nisen të dredhojn
Kâmbë mbas kâmbet, hap mbas hapit,
Dèr qi vû jânë m’ pikë të vrapit,
E t’ kan mârrë shpatin terthuer;
Pa kqyrë driz pa kqyrun gùr,
Tue hikë vrap para Shqyptarve,
Si atà drêjt para zagarve.
M’ shpinë Shqyptarët u u shtrin m' at herë
Me shum vigme e me poterë,
E t’ i ndoqen rrugës per s’ giatit,
Dèr qi zhduken per mbas shpatit
E me sy mâ kush s’ u pà,
Posë asish qi meten vrá.
       Ká pá Zâna e Haramìs
Ke u thye Shkjau m’ at Qafë t’ Hardhis,
Edhé e Mira po lumnon,
Shkam më shkam po fluturon,
Ká mârrë kângen e po kndon:
Ty t’ a lumsha, moj Shqypni,
Qi per besë e per trimni,
Maná shoqe kund s’ po ké,

───────────────────

475-480 Pa kqyrë driz… : pa kqyrë ferrë …

# NË QAFË ─ HARDHI

Kahdo bje dielli mbi dhé.
Zdathë e zdeshë Shqyptari i ngratë,
Brin per tokë e buken thatë,
Nuk m' ká zêje as s’ m' ká zanát:
M’ a shkon jeten në siklet,
Si ajo bisha në shkorret;
Po, por preke m’ erz të shpis,
Po, por preke m’ tokë t’ Shqypnis,
Preke n’ Fé, qi ati i la i Pari,
E per t’ pá ké se si zhari
N' zêmer mnija ká m’ i u kallë,
E si hasmit, shpaté e gjallë
‘Per t’ i u lshue ka « jurra » m' shpinë,
Si m’ zogj t’ pulës nji gjeraçinë.
Burrë i fortë, po, Knjaz Nikolla,
Burrë i fortë e me mend t’ holla:
Por me armë e me furi,
Si n’ Cetinë bâ e ká pleqni,
Per ket besë, nuk hin n’ Shqypni
Me i u bâ dhâmi sa derrit.
    Mos u ngut, moj Shto ─ Zo’─Vallet
Me mârrë kângët e me pri vallet,
Se n’ Shqypni s’ marojn kurr hallet!
Se edhè lufta s’ ká marue:
Me tzi ajò tash ká fillue.

---

495-505 zêje : zejtari, mjeshtri. – në shkorret : në pyell të shpesht m eland e shkorre, kaçuba.
505-510 gjeraçina : K. I, 277.
515-520 moj Shto – Zo’ – Vallet : emën përgdhelës i Zanës, e cila shiton : batas si Shto _ zo – rreshtin.

Sa qi i mjeri fort po drue,
Se shum gjak sod ká me u bâ:
S' thehet shkjau me kaq e gjâ:
Duhet punë, po, Shkjau me u thye!
Po a tue pá, moj s’ jé me sy,
Vizitori si t’ âsht xî
Prej ushtarësh të Malit t’ Zi
Ke po ngasin me furi,
Çeté mas çete e vi e vi
M' urë t’ Sutjesk’s, m' at log mejdani,
Kû dha urdhen Mark Milani
Tok me u mledhë të tanë ushtrija,
Mbasi ‘i herë ke Qafë ─Hardhija,
Hovi i parë i mori m’ thue:
Njizet vrá tridhetë shitue.
Jo, po, tash lufta ka nisë.
I a dha flaka m’ at buzë mali!
Si thue, Zânë, t’ i bâhet halli?
    Me qindrue tjeter nuk ká.
Pse edhè, e lumja, jam tue pà,
Ke jânë dyndë Plavë e Gucí,
Ke kan rrâ Strelc e Plevi,
Me Sutjeskë e me Nokshiq,
Vûthaj e Martinoviq,
Hoti i Kûj’ t, Morinë, Isniq:

---

525-530 Vizitori : mal i vendosun kah perendimi i Plavës.
540-550 Strellc : fshat ndermjet Pejës dhe Deçanit. – e plevì : viset e Plavës. . - me Sutjeskë e me Nokshiq : krahinat rreth ure me të njajtin emën. – e Nokshiqit : fshat në veri të Plavës. – Vuthaj e Martinoviq : dy fshatra në jug e në veri të Gusis.- Hoti i Kuj’t, Morinë, Isniq : i pari fshat mbi Plavë ; i dyti në rrugë të Plavës per Andrijevicë ; i treti në Dukagjin.

# NË QAFË ─ HARDHI

Gásh, Krasniqe, Reç e Dardhë,
Qafë e Diellit, Lum i Bardhë,
Nikaj, Palç edhé Mertúr,
Qi kund pushkës s’ i lânë kusúr;
Edhè ktyne u paska pri
Ali Pasha, ‘i kime ─zi,
Kaluer atit pullali,
Si ajo rêja me duhi,
Kur të zbresé mbi Harami.
Me tê vin tjerë gerzheli,
Disa Krén e Bajraktarë,
Do begllerë e do agallarë,
Si me thânë Çerim Binaku,
Qi kû ndolli aty rrodh gjaku,
E si njaj Sadri Mehmeti,
Zâ’ n e t’ cillit ndie ká Mbreti:
Njani Gàsh, tjetri Krasniqe:
Bâjn «novicat» pushkaliqe...
Vjen mandej, qaj Jakup Feri
Nji i Plavjanë nji zog skyferi,
Mirë ushtrue n’ at log mejdanit;
Si njaj Hoti, njaj drang luânit,
Alush Smajli i Smajl Hasanit,

---

- Gàsh, Krasniqe : dy fise të Malsis së Gjakovës ; Reç e Dardhë : dy fise në Dibër të poshtme.- Nikaj : Palç dhe Mertùr : fise kufitare me Dukagjinin të këndejshë.

560-570 pushkaliqe : nji grup druni, qi mbushet me letër etj.(me të cilen luejn femijt). – drang luanit : klysh, zog luanit.

Qi kur sjellka m’ tef taganit
S' t’ bâhet kryet se n’ trup po e ké:
Kaq vezllon aj porsi rrfé!
Por kam pá trima e s’ kam pá,
Si at Prêlë Tulin, por, s’ kam pá,
Qi Merturit paska pri
N' dy celina e n' nji harbi,
«Huten» m’ krah, zjarmin në gjí.
Gjurmë per gjurmë e njitë mas ti,
Vjen nji Omer e ‘i Hasan Haxhi:
Njani Isniq, tjetri Nokshiq:
Zot, n’ dorë t’ tyne kend mos piq,
Pse t’ a bâjn, besà per vigj.
Mbas ksish rrâ ka pika e djalit,
Kû kjenë gjetë sokola malit,
Kah Sutjeska edhè t’ kan msy:
Nuk jet hasem per pa u thye,
S’ jet ushtri, jo, pa u shperthye,
Mjaft qi t’ duen me bâ gajrèt.
Zâna e Madhe kshtû po flet
Edhè e Mira kep më kep,
Po fluturon e fort ep,
Dèr qi zên mbi krye t’ Sutjeskës,
Mbi nji curr ke aj shkami i bjeshkës,
Kû kà ndêjë e âsht ulë me pà
Se si puna ka me u dà,
Tash qi aty na jânë perlà,
Fyt - a - fyt Shqyptàr e Shkjà.

---

570-575 N’dy calina e n’nji harbi : K.III, 131 ; IX, 229.
580-585 pse t’a bajnë… per vigje : bajn të bahet në vigj i vdekun.

# LAHUTA E MALCÌS

## KANGË E TETËMBËDHETËT

### TE URA E SUTJESKÈS

ARGUMENTI

Mbasi u prish plani i kalimit neper Qafë Hardhi, Mark Milani grumbullon forcat te Ura e Sutjeskës. Kështu ndeshet në dymijë ushtarë t'Ali Pashës, me të cilët fillon lufta. Kanga âsht plotë me perleshje çetash, me dyluftime herojsh, me lavdime burrnije e naltsim trimnije, me shëndritësi armësh e guxim burrash, me ushtimë topash e fishkëllim plumbash, me erë baruti e taftë flake, me vigëm e hallakatje luftëtarësh. Ushtritë perzihen, mësyjn, kacafyten, dërmohen, vriten. Gjaku rrjedhë si gurra, zemrat egërsohen, trimat terbohen si bisha. Lëshojnë armët e krahut, kapin armët e dorës. Jesin djelmt ma të zgjedhun nga të dyja anët. Vriten Selim Selmana e Kurt Zenela, Zyber Smajla nga Reçi e Mican Leka bga Dardha. I largët me fis, ky i mbrami, porositë shokët t'ia bajnë armët e krahit dhe tue ia shkarkue n'oborr të kullës, t'i diftojnë babës e nanës të moçnuem se djali i tyne u ishte martue: plume në krahnorë per nuse, orrla, korba e sorra per krushq. Jap shpirtë, mbasi pat parapague veten sa herë me ShkjÀ, që vrau. Poeti i sjellet të vramit me porositë, që nana i drejtoi ditën që e nisi në luftë. Pendohet se në çastin e mbramë ia lëndoi zemrën dhe e ngushëllon, duke i premtue se emni i tij ka për t'u këndue, derisa në Shqipnì të biejë « LAHUTA E MALCÌS ».

# LAHUTA - Kangë e Tetëmbëdhetët

Lufta shtohet gjithnji: të vramit shumohen dhe mbulojnë rrahin. Nji zog i zi, që përvajshëm cingron nde lugje mbi Gusi, lajmron deken e të Krasniqasit, Smajl Arifit. Autori i bertet kangtarit të pyellit, që pa dije, ndoshta, përmallon nanën e Arifit, për të cilin s'duhet vajtue, mbasi ai trimnisht pagoi veten e shoqin e armëve, që i mbet dekub perbrì. Prej anes sonë jet, nder të tjerë, Sadri Quni. Shkjèt i presin kryet dhe ia ngulin në nji hû tue u tall, kështu, me Ali Pashën. Ky terbohet dhe, në mëni të gjakut e inat të anmikut, i prin të vetve per dekë ose hakmarrje. Në za të Pashës lëshohen shqiptarët, si shtjerrat pas bariut; egërsohen luftëtarët, si bletët e idhnueme nga harusha, q¨u prish zgjojet. Në sulm s'ndihet ma pushka, pushojnë topat, vringllojnë, vetëm, ta-ganat, luhaten shpatat, levizin kortelat, kizat e kmesat, pergjaken heshtat.Të dekunit mbulojn tokën dhe gjaku gufon. Poetit i kandet pershkrimet e luftarëve dhe vren, me vemendje, Omer Haxhija e Jakup Fera, Alush Smajla e Gjeto Preka e Basho Jona. Ndalet ma gjatë në pershkrimin e dyluftimit ndermjet Pretë Tulit e Vasilit.

Mbasi forca e trimnija âsht e njajtë nder dy fatosat, ngadhnjen dredhija, me të cilen Prela ven nën vedi anmikun dhe ia pret kryet. Koken e Malaziasit e qet ne llogor të Mark Milanit. Si shqiptarët përpara, ashtu malazezët, tash, shpërthejnë sulmin në rradhat e ushtrisë sonë.

nga Sutjeska, ku hyjnë Malazezët. Shqiptarët zajnë pozicionet e bjeshkëvet.

# TE URA E SUTJESKËS

## Mark Milani kur ká pá

M’ Qafë─Hardhí se aj shtek s’ po ká,
Per me dalë me rá n’ Gusí
Me ato tetë taborre ushtrí,
Naten n’ terr kurrkush pá e ndie,
Si vû i kisht’ Knjazi leçí,
Kah Sutjeska fíll ká msy,
Kin’ po e gjên shtekun shperthye
E n’ Gusí po mund i a behë,
Qên as klysh m’ tê per pá lehë.
Por gabue âsht kopilâni,
Pse Ali Pasha aty i a rrâni
Me dý mî ushtarë të vet:
Orrl, sokol e kaçabèt!
Kû edhè mirë na jânë ngujue
Pushken Markut m’ i a fillue:
Pá gjak vendin mos m’ e lshue.
Edhè pushka ká fillue,
Dielli m’ cila at herë tue çue.

---

5-15 Si vû I kisht' Knjazit leçí: si i kishte urdhnue Mbreti ase
Krajl Nikolla.- Kah Sutjeska: fshat nën Nokshiqin në luginën e lumit Lim.- kopilani: K.I,324.- Orrl,sokol e açabet: shpend grabitçarë.K. XIV, 143; I,91,89.
15-20 Dielli m' cila ... tue u çue: kah ora 9 – 10 e mëngjezit.

Lum per Tý,o i lumi Zot!
Se gazep do t'shofim sot,
Ke n'Sutjeskë,nder ata curra,
Na jânë ndeshë burrat me burra:
Na jânë ndeshë Shqyptár e Shkjé:
N'mní t'shoshoqit të cilltlé,

Si njatà derrat me derra:
Kan me metë trimat nper ferra,
Kush pá i kjá,kush pá i vajtue,
Pá pasë nget moter as grue,

Nji fjalë t'amel per m'u a thânë!
Kaq, po, aty potera âsht nisë,
Kaq, po, aty pushka âsht tue krisë,
Edhe topi tue gjimue,

Krisma veshët me t'i shurdhue,
Tymi syt me t'i verbue:
Qi, po t'keshë ti nja'i qind krena,
E per krye ka dý parë brena

Se asnji shndosh s'e çon te shpija.

Njashtû rreh«huta» e «novica»
Nper shkamîj, aha e plakrica;

---

40-45 lum daija:lum burri,fisniku,trimi.-Porsi n'flakë kerset duhija:posi gërset era në nji pyll të kallun.-huta,novica:K.X,306;VI,382.

45-55 plakrica:cûj të vjetër landësh,vend i mbuluem me to.

# TE URA E SUTJESKËS

Edhe ushton vigma e pìskama:
Si ata mazat neper lama,
Si ata ujqt, lodhun prej zije,
Kur mêrr plajmi bjeshkë e vrrije:
Por, si ràn cilat e mdhà
Krisma e pushkës mâ atý s’u ndà,
Veç se ndêj ushtimë tue vlue,
Kurr pà prâ, kurr pâ pushue:
Porsi ushton breshni tuj ardhë
Bulkut t’ ngratë zêmren t’I a mardhë

Mndershem topi tue bulritë
Vigma e brima tue gerthitë
Po vjen gjaku edhè t’ u zè
E aty ─ ktû Shqyptarë e Shkjè
Nisin pritat e po I lshojnë,
Jetë as dekë mâ s’po shikojn,
Veç po msyjn trimat shoshojn,
Hap mbas hapit t’ u hjedhë para,
Si kaçikrrat neper ara.
Se ç’ u ndez lufta m’ at hera,
Se ç’ shungulloi zhurma e potera,
Se edhe pushka ç ndêi tue zí:

---

-ushton vigma e piskama: brima e gerthitja. – neper lama: neper lamije. – prej zije: nga urija. –plajmi: K. IX, 82. – por si nàn cilat e mdhà: kah ora 12 e mëngjezit, në mjesditë.

55-60 zemren t’i a mardhë: tuj i a ngrî zemrën, tuj i a hupë, ftofë. – tue bulritë: tuj bubullue.

65-75 Si kaçikrrat: kacalecat, karkalecat. – tue zì: tuj vlue.

Mendt e krés me t’u perzí!
Meshoshojn idhtë kaperthy

Tuj u msy, e tuj u shty,
I a kan nisë trimat me metë,
Ofshe!nper at rrah të shkretë:
Si, mo’,Zot, mâ keq per né,

T’cillt, t’pabesë e t’dobë tue kânë,
Trima po i’n sá t’duesh me thânë!
Met mâ i pari aj zog skyferit
Selimi i Selman Ymerit,
Derë e vjeter n’at Pleví,
Kû kisht'pasë pleme edhe gjí,
Kisht’ pasë dhên edhe kisht’pasë dhî,
Tokë në mal e tokë në vrrî
Si mâ i miri në Malcí,
E qi fjalë pêng kurr s’patlânë,
Ashtû bâ pat si e pat thânë:
Gjak as varrë s’la kund pa mârrë.
Ktê të mjerin pushka e muer,
Kah, tue msy aj si n’terthuer
Rrâjës s’njâj bunge desht m’i u fuer.

Larg permendë per kah trimnija,

---

-rrah:vend i pyllzuem nji herë dhe mbrapa i djegun.
80-85 Pleví:K.XVII,541.-pleme edhe gjí:K.VI,28,26.
85-95 fjalë pêng... s'pat lânë: pa que në vend fjalën e dhanun.-Rrâjës s' njâj bunge desht m'i u fuer:desht t'i afrohej rrâjës së njaj qarri,bungu.

# TE URA E SUTJESKËS

Larg kerkue per kah urtija:
Bé m'krye t’tij bâte Gusija;
Pse as n’ Shqypní, jo,as n’ Cernagore
S’pat pré mik, s’pat çartun dore:
Me gjith mend aj t’u mendue
Hakun m’hak gjithkund m'e çue:
Veç jetë─shkurtë kisht pasë qillue!

Nji i pa tatë edhe i pá nânë:
Kurt Zeneli i ki’ n pasë thânë:
I rá pushka rranzë gabzherrit
E e lshoi dekun terthuer djerrit,
Vendin n’gjak të tanë tue e lá,
Si t’kisht’ kênë tarok a ká:
E vrau Steva i Plavanacit,
Nji haram, ky, nji farë bracit,
M’ e pasë randë toka me e bartun,
Veç se Kishë qi s’kishte çartun,
Se per tjeter mbí ket tokë
Gjâ pá bâ s’la m' t’huejë as m’shokë:
Naten vidh,diten plaçkit,
Dikê pre,dikê kurit,
Tokët e hueja del e shit.
Ky pá e paska Kurt Zenel’
Kah,mbí cup krahcat shpervjelë,

---

95-100 Cernagore:K.I,295.-hakun m'hak m'e çue: me punue:me drejtësí pa shique interesën as ansít.
100-110 rranzë gabzherrit: rranzë gërgilâcit.-tarok:taroç.-nji farë bracit:nji farë hajnit i keq,qi âsht msue të vjedhë çdo gjâ.
115-125 kurit: korit (Zadr.).-Kah,mbí cup krahcat shpervjelë: mbi supa krahët përvjelë

T’u matë ishte aj pushkë me shtî
M'nji t’Nikshiqas, djalë të rí,
Edhe i metka Shkjau m'«novicë»
Tuj i a njitë pak mbí kerthicë,
Tue e hjedhë dekun m’kokerr t’shpinës,
Por âsht ngutë i biri i shkinës
Me qitë pushkë, pse Adush Haliti
Ne nji plume krés i a njiti,
E t’i a derdhi trût per tokë
Me «kapicë»,kapole e flokë:
I met rrashta shyt si boskë,
Edhè dekun rá n’n’nji prroskë

Ke ká metë nji Dardhaçuer:
Trim si kjenë trimat dikúr:
Mos m’ia trêmë synin as deka:
Ke ká metë qaj Mican Leka!
Burrë çufrrok,por burrë çengèl,
Me do flokë ngrehë kaçarrel,
Porsi kreshtë derrit bugár,
Synin gjarpen, mledhë kulár,
Kurdoherë m’poterë qi rrâni
Belì vedin,besa,e bâni,
Kah m’i lshohej hasmit m’shpinë

---

shpërvjelë mangët e xhamadanit deri në cep të krahvet. -kerthicë:K.XVII,452.
125-135 shyt si boskë: si krypsa.-prroskë: prrue i vogël.
135-140 Burrë çufrrok,por burrë çengel: burrë i shkurtë,por i lidhun.-Porsi kreshtë derrit bugár: K.I,303.

# TE URA E SUTJESKËS

Si skyfér,si gjeraçinë:
Thue per s’gjalli po e perpîn.
Ky pá e paska at Nikë Mihajlin
Ke m’a gjuejtka Zyber Smajlin:
Nji të Reças,djalë të rí
Dekun m’tokë tue e karraní;
Edhe m’«hutë» i u dredhka Nikës
Fíll i a njitka m’zhabë t’bytykës:
Derdhë i a ká pësheshët m’livadh.
Bertet Shkjau sá ká n’germaz.
E, tue shkue çapraz m’çapraz,
Ngerthye kuk, dý duert mbí varrë:
Kah qyqari mêç isht’mârrë:
Ashtû ‘i copet, porsi shul,
Vjen e bjen m’nji hurdhë pingul,
Kambët perpjetë e kryet në baltë:
Dý─trí herë trandë i ká shalët,
Edhè kshtû, kâmbët laradash,
Dha aty shpírt, e kthelltë nji pash
Rá, rreziku, n’ ujë palmuq:
Krejt prej gjakut hurdha u kuq!
Kur ká pá njaj Juriq Mata,
Nji zgobell me gaqe t’ giata

140-150 skyfér,gjeraçinë:K.I,341,277.-karraní:K.XVI,159
150-155 m'zhabë t'bytykës:në zhabë të barkut,kû ky âsht mâ i fryt.çapraz-m'çapraz:si i dejun,tuj u lkundë.
155-165 hurdhë:gropë me ujë,pellg i vogël.-shalët:kofshët,kambët.-laradash:tuj u rrokullue.- palmuq:palmuç si lamsh.
165-170 Nji zgobell me gaqe t'giata:nji alamet burrit,i madh,makesha të gjata.

Se ç' gazep bâni Micani
M't'ngratin Nikë,njâ as dý s'i a bâni,
Edhè trimi âsht çue në kâmë,
Me tagan shterngue nder dhâmë,
E m'«novicë» tue qitë pá dá,
Fíll m' Micanin turr ká ngá
Kin' po e vret Micanin n'pritë,
Kin' aty aj po i a merr kryet.
Si aj ariu, qi ká soditë
Se shpellës s'tij âsht tuj i u avitë
Derr' i eger,me t'shkye m'dhâmë
Kerleshë kreshten gjatë nji pllamë
Me nji hov jashta flakrohet,
Edhe m'shpinë derrit i lshohet,
Idhtë me tê tuj u perlá
T'u dermishë,krejt m'gjak t'u lá:
Kshtû Micani,kur ká pá
Se Juriqi m'tê ká msy,
Merthye«huten»,vû per sy,
Âsht çue m'kâmbë e n'shesh ká dalë,
Edhe t'dy ashtû ballë per ballë,
Flakë per flakë armët i kann kallë.
Rá Juriqi m' tokë pikë gjallë.
Met Micani porsá gjallë.
I rá pushka mù m'krahnuer
Tue e lshue djerrit per terthuer,

---

170-180 ká soditë:ka pá,ka kundrue.-Kerleshë kreshten:çon,ngreh leshin e korrizit të shpinës.
185-190 Rá Juriqi m'tokë pikë gjallë:rá,u rrëzue,per tokë i dekun.

# TE URA E SUTJESKËS

Në gjak t’vet t'mjerin tu’ e lá
Zêmren s’âmëa dýsh tuj i a dá!
Edhè i ngrati Mican Lekë,
Vû duert n’zêmer,shtrî me dekë,
Kryet mbí stom e kâmbët në ví,
Zânë «martinen» per nen í,
Tue i shkue gjaku ví e ví,
Zên e u thotë shokve per brî:
«Amanet,o shokë të mí,
Neper Dardhë kur të kaloni,
Armët e mija barrë t’ i çoni,
N’ oborr t’kullës edhe t’ m’i lshoni,
Nânës as tatës mos m’ u kallxoni
Pse janë t’ vjetër e i verboni.
Ne pëvetët nana per mue,
Thoni: djali t’âsht martue!
Ne pëvetët se ç'nuse muer:
Muer nji plume në krahnuer!
Ne u pëvetët se ç'dasmorë pat:
Pat tre korba ndêjë per ngiat!
Ne u pëvetët se ç’ zoja kndojshin!...
Orrla e sorra m' tê po rrnojshin!...
Qindro, thoni, oj nanë e shkretë,
Se Micani të ká metë,
Tue luftue me Mal të Zí,
Qi të mjeren moj Shqypní
Po e vorfnon me djelm të rí,

---

195-200 Zânë martinen per nen í:tuj pasë nxanë martinen kryq.K.XIII,25
210-220 Orrla e sorra m'tê po rrnojshin:orrla e sorre po rrnojshin.

Ke po i vret hiri e pa hiri,
Gjithkû t'jetë djali mâ i miri!»
Edhè â shkimë si shkimet qiri.

Se tý mirë manà,nânë shkreta
Të pat msue, të pat qortue,
Kur u nise n'luftë me shkue
N' at Sutjeskë, kû rreh shejshana:
«Pa ndigjo,t'tha, të pastë nana:
Kur të bâjsh me u gjuejtë me Shkjá,
Amanet,nder mend me t'rá
Se si î plakë dikur pat kjá,
Luftë as darsem pá mish s'ká:
Se prandej ky nieri i shkretë
Mundet n'luftë,besa,me metë;
Pse edhe krenat,morè bír,
N'fushë t'mejdanit po ishin lirë.
Por ti lokes s' m'i ndigiove,
Veç jurish mbí Shkjá m'u lshove,
Si ajo bisha në Kallnduer,
E, tue qitë kryq e terthuer,
Vrave 'i herë Pavlo Serdarin,
Krejt në gjak tue e zhytë qyqarin;
Mandej Stankun, mandej Jankun,
Mandej prap Veshoviq Brankun:
Veshoviqin, gerxhelí,

---

shin mish në tê.-Ke po i vret hiri e pá hiri:si t'i teket:dashtë e padashtë.
225-235 kû rreh shejshana:K.VI,443.-Se si 'i plakë dikur pat kjá:se si pat vajtue motit nji vajtore.
240-250 gerxhelí:K.I,214.

# TE URA E SUTJESKËS

Qi Nel Gilen t' vrau perbrî:
Njat t' Vûthnjanin djalë barí,
Qi kisht' lânun dhên e dhî
Edhe dalë kishte n' ushtrí
Per me u vrá me Mal të Zí,
Prandej tý, mor Mican Leka,
S' ká pse t' dhimet t' rít as jeta;
Se, maná, mirë e ké qindrue
Vedin mirë e ké pague
Marre vendit s'i ké lshue,
Emni i yt ká per t' u kndue
Vonë e vonë m' LAHUTÉ t' MALCÍS,
Si t' i vîjë dita Shqypnís.

U bân flî m' at fushë mejdani,
Prap gjimoi topi e havani,
Prap shunglloi «huta» e «novica»,
Prap ushtue ká Brezovica;
Edhe rán shakull per dhé
Shum do tjerë Shqyptarë e Shkjé,
Kû dy–tre, kû pêsë, kû gjashtë,
Kush në pod e kush mrendë n' ashtë,
Njâni i rí e tjetri i lashtë,
Të gjithë burra e pika e djalit
Kû ki'n kênë sokola malit:
Me i u dhimët gurit e drunit:

---

245-25 t'Vûthnjanin:nga Vuthajt
260-265 Brezovica:lugina,qi nga Plava kalon kah Andrijevica.-
rán shakull:rán dekun,të ftofun.
265-270 lashtë:plak, i moçëm.

Si njaj Osja i Shas Alltunit,
Zeqir Meta i Metë Xhelilit,
Dy të bijt e Man Halilit,
Osman Sela ‘i zog bylbylit,
Janjiq Mirko e Tomiq Pera,
Rrahman Duli, porsi fjera,
Krye per krye me at Jeliq Gjuren;
Qi n’ Kotorr pat shitë fuguren
Edhè blé pat ai kuburen,
Me të cillen mandej, Shkjau,
Me dorë m’ tê Rrahmanin vrau:
Rrahman Dulin, qi pá dekë
Mirë ky Shkjaut kryet i a ká çekë,
Tuj i a dá dýsh me tagan,
Si t’ kisht’ kênë poç a bastan,
Të dy trima, s’ ké shka u thue:
Njâni bishë, tjetri drangue.

N' ato llugje mbí Gusí,
Kah fluturon selví m’ selví?
«Amanet, o fushë e male,
Shueni kangë e shueni valle
Shueni vallet per me kjá,
Se n’ Krasniqe ‘i kob ká rá:
Smajl Arifi, thonë, âsht vrá

---

275-285 porsi fjera: posi bisha.- Qi n'Kotorr:qytet bregdetar i M.Zí(grykat e Kotorrit).-...i a ká çekë:...goditë kokën
285-295 poç a bastan:kungull i vogël ase bast.- N'ato llugje:nato lugje,lugina.—Kah flutron selví m'selví:qipariz më qipariz (cupressus).

# TE URA E SUTJESKËS

N’at Sutjeskë t’ u gjuejtë me Shkjá!
Shum do t’ bâjë e âma medét,
Kur të ndiej se Smajli met,
Se met Smajli, aj farë viganit;
Balli i tij nji fushë mejdanit,
Syni i tij agzot havanit,
Shtati ardhë si shtî bajrakut,
Vesh e m'vesh dega e mustakut,
S' bâjn mâ nanat nji asi djalit!»

Ti veç din me çurlikue,
Gêm më gêm tue fluturue.
Pse t’ a kjajë Smajlin e ama,
Kur, qe, aj trimi Sadik Rama
Smajlin mirë e ká pague:
Dy të vram e tre t’ shitue?
Por t’ kjajë nana Cen Brahimin,
Qi, kur pá ká probatimin:
Njat Sadrín e Çun Selimit:
Se mu m’ parzme e mori pushka,
Aty çue âsht, po, kaptinë–mushka
Edhè vrap âsht vû me hikun,
Dekun m’ tokë tue lânun mikun
E ‘i korí tue i lshue Shqypnís;

---

300-305 Balli i tij nji fushë mejdani:.. i gjanë sa nji fushë beteje. - agzot havanit:si baruti në bubzë të topit.- shtî bajrakut:si shtizë bajrakut,flamurit.
305-310 Shuke zâ'n:heshtò! Mos fol!.- me çurlikue:me cicrue.
315-320 kaptinë-mushka:me kokë qi i ngján mushkut.

Kryet pse Shkjét i a prén Sadrís
E i a ngulne, ofshé m’ nji hû,
Me ngaranë m’ tê sorrë e falkue,
Edhe nisë kann me u levdue:
Mirë nenshtrash, or ti ALI PASHA
Pa vre ‘i herë m’ ket mâje huni
Pse me giesë, njaj Sadri Çuni
Dishka ‘i fjalë do me t’ a thashë:
Do me t’ thashë, me giasë, or Pashë.
Se t’ bân êmer Mark Milani,
Mark Milani Kapidani,
Me i a ndreqë cilen n’ Xhamí,
Dreken n’ Plavë, darken n’ Gusí,
Kû do ‘i herë aj me pushue;
E mandej, per n’ kjoftë gjikue,
Dér në Shkoder me kalue,
Per me i vû Shkodres «kapicen»
Per me ngulun«trobojnicen »
Mu m’ kalá të «Rozafatit.»
Kur ká pá Pasha i Gusís
Ngulun m’ hû kryet e Sadrís,
E ndie ká si prrallej Shkjau,
Ç’ âsht perlykë aty si kau,

---

320-33 Me ngranë m'te sorrë e fajkue:sorrë e fajkue,skyfter,K.I,341.- Mirë nenshtrasha: mirë e ké,mirë se të gjejm.- do me t'a thashë: thanë (Malsi e Madhe).
330-340 Se t'ban êmer: t'ep urdhën.- cilen n'Xhami: vend në bjeshkë të Vizitorit,prej kah ulej në Plavë per të ngran dreken e per darkë kapej në Gusí.
340-350 si prrallej: si mahnitej: si tallej - prelykë: byrylykë.

# TE URA E SUTJESKËS

Me u ndî vigma shkam e m’ shkam:
Bini, burra, bre! Kû u kam?
Se né Shkjau na ká marrue,
Armë e ftyrë na i ká zezue,
Sadrí Çu'n per pá e pague
Dy per njâ, si e kem’ kanue.
Porsi kur atje prej veret
M’ ujë a m’ mriz bariu ndiell shqeret,
Edhe lshohen dhên e dhî
Turr e vrap mbas zânit t’ tí;
Njashtû burrat e Malcís,
Gjithkû kje lulja e djelmnís,
N’ bulurimë të Pashës s’Gusís
Ata hovin mârrë e kan,
E tue krisë top e havan,
Tue zí pushka pá i a dá,
N’ dorë taganat tu’ u shkelqá,
Me nji brimë, qi kryet me t' çá,
Fulikare turrë janë m' Shkjá,
Atje, kû m’ nji mâje hûnit
Ngulë isht’ kryet e Sadrí Çunit.
A din ti si bleta idhnohet,
Si pështillet, si egercohet
E rreth zgavrrit n’ shkam si vrullet,
Kur të shofë se meçka i hullet
E se do turî’n e dytë
Nder fashoj mrenda me zhytë?

---

350-355 ndiell shqerret: ndiellë shtjerrat,gjân,bagtinë e imtë.
360-370 fulikare: K.I,187.—Erreth zgavrrit n'shkam si vrullet: si lëshohet me vrull rreth zgavrës,golles, shpellës.

Malazezt njashtû egercue
Janë atbotë e krejt terbue,
Kur kann pá Shqyptarët tue rrâ:
Kê drangue, kê katallâ,
Nja'n arí, tjetrin luâ,
Të gjith trima m' nân e m' zâ:
Edhè lshue pritat me 'i herë
N' dorë taganat zjerrë per mnderë,
Synin gjak e ftyren vnér,
Dredhë kapicat m' njanin sy,
Ata vetë kann mârrë e msy,
Me vikame e me piskame,
E t' janë lshue burrat e dheut
Si ajo lava n muej të Shndreut.
Ty, o Zot, të kjofshim falë!
N' at fushë t' lame kur kann dalë,
Kur kann dalë Shqyptár e Shkjé,
Se ç' kann nisë atà me u pré
Se ç' kann nisë─o me u shemtue
Krahësh e krenash tu' u kreckue,
Hundësh e buzësh t' u rrumullue,
Fyt-a-fyt m' dhâmë t' u kafshue,
Si ata derrat me harusha!
Rî në gjak âsht të tanë fusha.
Mbí trim trimi hapet, turret,

---

375-380 Synin gjak e ftyren vnér: synin kuq,gacë,fytyrën verdh-prej mnije.
380-385 si ajo lava n'muej të Shndreut:porsi tuba e ujqve në mjesin e dimnit,në muejin e dhetorit.
390-400 tu'u krekcue:tuj i pré,tuj u gjymtue.- Rî në gjak:zbutë, lagë në gjak.- Mbí trim trimi hapet,turret,struket,hidhet ngurret,ha shtatin etj.Vro: gjallsín dhe pershtashmenin e levizjeve të luftimit.

Lshohet,struket,lidhet,ngurret,
Tash ha shtatin me dredhí,
Tash m’ tagan sjellë me furí,
Herë t’ u mprojtë, herë vetë tue msye
Jo per t’ pshtuem vetë gjallë me krye,
Por per t’ lânë hasmin pá krye:
Se mâll jeten kush s’ po e bân,
Veç seicilli ndjekë m' tagan
Kryet e shoqit: thue, âsht bastan
Per t’ u kputë me u shitë në treg,
Ase mollë per t’ qitë n’ bejleg.
Ka mê topi edhe havani
Ká prâ pushka, âsht shukun zâni,
E veç ndihen ke rrapllojn
Idhtë taganat ndeshë m’ shoshojn
Ndeshë per krena e ndeshë per llana,
Ndeshë per togza e koparana:
Thue janë korrcat tue korrë n’ arë.

T’ fortë jurish aj kisht’ pa’ marrë
Edhe lshue ç’ isht’ kênë m’ Shqyptarë,
Me i perpî, thue, po do gjallë.
Pret Sulë Memen m’ hov të parë;
Nji djalosh prej Lumit t’ Bardhë,

__________

405-410 Ase mollë per t'qitë bejleg: shêji (mollë),qi i dergohej a anmikut per të dalë në dyluftim (bejleg).
410-415 Ndeshë per togza e koparana: per sumbulla lëkuret e qyrka si gjysë kapota.

Si ajo ltina e shtatit ardhë,
Sá nisë djali me u burrnue:
Edh’ âsht turrë kryet m’ i a shkurtue,
Dhantí Knjazit me ja çue;
Por n’ ket pûnë u gjet gabue!
Qerim Çela, ‘i zog petriti,
Me tagan mù krés i a njiti,
Tuj i a çá dér m’ shtek të ballit.
I u hap kryet si shegë Tivarit,
Shperthiqë trût i janë livadhit.
Msyn Bozhiqi mizë me mizë,
Do me pré Qerimin n’ kizë,
Si t’ kisht kênë gjarpen a bollë:
Tagan Shkjaut s’ i kisht’ pasë ndollë.
Edhe, besa, trimi i trimit,
Ngusht me at kizë i a prû Qerimit,
Ke ktij n’ luftë me kizë me u pré
S’ i kisht’ rá kurr, q’ se kisht’ lé.
Shka ka thânë qaj Llazo Bjela:
Ah, kadalë, bre Qerim Qela!
Se ktû hasë ké m’ bubazhela,

---

420-430 Si ajo ltina e shtatit ardhë:me shtat të terhjektë dhe të hieshëm si ltina.K.III,128.— mù krés i a njiti: i a goditishì kokën.—si shegë Tivarit: të permenduna per madhsi,lëkurë holle dhe të kollajta me u çilë.

430-440 Msyn Bozh.mizë me mizë: hap per hap,me turr,pá i u dá,më të lehta,si miza mizën.-kizë: kmesë,në trajtë të drapnit,por me të këthyeme mâ të vogël.-Se ktû hasë ké m'bubazhela:je takue në trima (qi shtienë frigën, si perbindshat- bubazhelat- prrallorë a në fantazinë e të vogjelve, fëmijvet).

# TE URA E SUTJESKËS

Qi t’ bâjn luften me kortela:
Me kortela, kiza e kmesa:
Gjáll nuk t’ lânë me pshtue, qe besa!
Edhe m’ kmesë i âsht hapun Shkjau,
Njânin vesh me tê i perlau,
E t’ i a ngûli ‘i pllamë m’ cup t’ krahit,
Tue plandosë permys giatë rrahit.
Lshue m' tê, at herë, Bozhiqi rrfé,
Ká nisë kryet aj m’ kizë m’ i a pré;
Por s’ i doli m’ i a rrumllue:
Orrl mbí tê ka’ tue flut’rue;
Tue i qitë syni zjarm e shkndija;
Burri i dheut Omer Haxhija,
Vojëvoda prej Nokshiqit,
Qi me ‘i t’ sjellme kryet Bozhiqit
I a ká pré e hjedhë per tokë.
Ká hikë Llazja e â mshefë nder shokë;
Perse pá qi n’ luftë s’ kisht’ giasë,
Me mârrë burri teper llasë.
        Veç Bozhiqi po kisht’ pasë
Nji të nipin me trí zêmra,
T’ cillit mrapa s’ i muer thêmra,
As nen gjyle të havanit,
As nen tef të prehtë t’ taganit,
Kurdoherë duel n' fushë t' mejdanit:
Stojan Rade i ki’n pa’ thânë.
Kaprroç burrë e i shkathtë zarânë,

---

440-445 kortela: shish me mâje pak si të kukzueme.
460-465 T'cillit mrapa s'i muer thêmra: s'dijti se shka âsht hika.
465-475 Kaprroç burrë e i shkathtë zarâne: burrë i lidhun e i zhdërvjelltë,i forte si djalë i rí në lule të djelmnís.(rigon-i=-zaranë).

Me do sy t’ tanë gjak e vnerë;
Ky, kur pá ungjin e mjerë
Shyt per tokë e zhytë në gjak,
Grizë ká buzen nen mustak
E t’ â lshue m’ Omer Haxhín,
Thue ,imend m’ kâmbë aj po e perpîn.
Por s’ perpîhej, besa, Omeri,
Qi po isht’ kênë nji arí Peshteri
Hijen por m’ i a drashtun njeri.
Kryet e tij t’ tanë gunga-gunga,
Vetllat strehë porsi dy shllunga,
Me nji parë mustakë të zez,
Qi me i mrrîjt, po dér më brez:
Edhè shtatit ardhë vigâ
Pergjakë sysh si katallâ,
Kishte pasë llanen e krahit,
Thue, po isht’ kênë nji degë prej ahit,
Të tanë lesh e toje─toje:
Vetë kulshedra me u trêmë soje,
Se ky, besa, kur ka pá,
Se po e msyte i mnîjti Shkjá,
Vrik prej si aty trimi âsht dredhë,
Vrik n’ ndesh t’ tí aty trimi âsht hjedhë,

---

.-ungjin: axhën,xhaxhajn.- Shyt: pá krye,pá kokë.- Gri zë kâ buzen...: ka hangër buzën në dhambë (Zadr.)- arí Peshteri: harushë nga bjeshkët e përmenduna të Peshterit,qi gjinden në rrafshnalten ndermjet Lumit Lim e Moravicës,në perendim të Novipazarit.

485-490 toje-toje: me dej e muskuj si konopët e ngrehun.- i mnîjti: per t'u mní.- n'ndesh: kundra,perbáll.

# TE URA E SUTJESKËS

Si me dashtë me i hî n' gojë ghallë,
E dhâmë tue kercnue e tmallë,
Kaq taganin ká vringllue
Sá qi Shkjau zên me u pendue,
Pse aq pá beh turrin kisht’ lshue;
Edhè nisë turrin me e ndalë
Nisë me dredhë shtatin si njalë:
Si po t’ dote i biri i Shkjaut
Me u futë kund n’ do ‘i bryne kaut:
Kaq, qi mrrudhej lâmsh i mjeri
Kur m’ tagan hapej Omeri.
E as nuk ndiej sá kje t’ u shty
Per pá hupë aty me krye;
Veç se e pán dy Malazez:
Njâni i rêmtë, tjetri kermez:
Nehmanj Savo, e Zvekan Pavo:
Se aj n’ log Zânash po kisht’ rá,
Se me krye shndosh s’ isht’ t’ u dá,
Edhe lshue kann t’ dy vetimë
Aty shoqit me i vojtë ndihmë.

Jakup Feri, porsi fjera;
Se kshtû trimat nuk e kan:
Tre me nji me u pré n’ mejdan!
E t’ âsht lshue burri m’ tagan,
Copë e grimë, thue, tash po i ban,
Tash po i ban, thue, copë e grimë.
Vjen Todori sá ‘i perbimë,

---

500-505 Kermez: K.XVII,25.
510-520 porsi fjera: porsi bisha.- sá 'i perbimë: sá nji vigâ.-

Me nja dy t' Njegushas t' rí:
Njâni Musë, tjetri Milí
Msyn Jakupi porsi rrfé:
Nji me tre po do me u pré,
Si t' u rrahë t' ishin me shtaga...
Mos e lsho, bre Jakup aga!
Perlykë âsht sá kurr ká mujtë
Alush Smajli i Hotit t' Kuj't,
E me 'i djalë prej Buzes s' Ujit,
Qi per mik dalun n' Gusí,
Kishte rrâ n' kushtrim me ushtrí:
Gjeto Preka êmni i tí:
Djalë me bré hekur me dhâmë:
Synin gacë, qafën dý plamë:
N' ndihmë Jakupit vrap kan rrâ,
Porsi breshni me murrâ
E t' kan nisë burrat me u pré
Fyt-a-fyt perlá me Shkjé:
Si zanát, besa gjithmonë
Qi e ka pasë Malcija e jonë
Ballë per ballë me u pré me Shkjá
Idhtë me i bá Shkinat me kjá.
Ata siell e këta siell,
Njâni turru, tetri ngurru,
Hapu, zmbrapu, msyju, shtyju;
Me gjak lá krejt u janë llanat,

---

t'Njegushas: nga Njegushi,fshat në rrugën,qi nga Ceti na shkon në Kotorr,në rranza të Lovçenit.

525-530 Perlykë: hallakatë me zâ,byrylykë.- prej Buzes s' Ujit: nga bregu i Liqenit të Shkodrës, nën Bajzë.

U kullojn gjak n’ dorë taganat
Rrebtë kah trimat i vringllojn
Idhtë me mârrë kah duen shoshojën-
E kaq nisë â aty potera,
Kaq âsht dhânë vigma m’ at hera,
Besa, or probe, me t’ hî mnera.
Pse edhè tjerë Shqyptarë e Shkjé
Aty msy kann si shkrebé,
E po rrín ata t' u pré
Si per s’ tepermi t’ ki’n lé.
    Lamsh bâ gjindja n’ at log Zânash,
Si gjarpîj n’ zgavra murânash,
E thue lé s’ kishin prej nânash,
Veç se toket t’ zezë shperthye,
Dekë as jetë pa kqyrë me sy
Aty trimat t’ janë merthye,
T' janë merthye, t’ janë kaperthye,
Njâni m’ tjetrin rrebtë kann msy:
Shkjau m’ Shqyptár, Shqyptari m' Shkjá:
Kush tue sjellë m’ tagan pa dá,
Kush t’ u rrokë kush t’ u perlá,
Me t’ u trndë toka nen kâmë!
Fyt-a-fyt janë njitë me dhâmë,
Ndryshe jo, besa, lum djali,
Veç si qêjt me bisha mali:
Edhe s’ ngiati e mâ se ‘i kokë
Rrotullue ka, ofshé! Per tokë,

---

550-555 si shkrebé: K.IX, 256.
555-560 n'zgavra murânash: në bira muresh së rrxueme,në germadha.

M’ to me ngranë e m’ to me krrokë
Korba, sorra e cilikokë.
Met i nipi i atij Bozhiqit
Edhe ‘i farë Savo Jukiqit,
Me at Serdarin e Nikshiqit:
Të tre i preu Omer Haxhija.
Mandej met Llano Kadrija,
Nji prej krenësh së Dragovís
Edhe aj Myrtja i Can Faslís,
Qi ‘i herë vetë nji Shkjá pat pré;
Por kur m’ t’ dytin lshue ka rrfé,
Nji farë Lluko prej Cetinet
M’ tagan i rri mbas shpinet,
Edhe e lên t’ gratin pa krye:
Ktê pa krye, t’ âmen pa sy,
Tjeter djalë pse ajo s’ kisht’ pasë.
Krenue Llukja edhe trumhasë
Mbasi preu Myrton e ngratë,
Ç’ âsht zgjanue, ç’âsht hallakatë,
Se edhe hovin ç’ e ka lshue
M’ Jakup Ferin trim drangue,
Kinse kryet ktij m’ i a shkurtue,
Por me t’ vetin ka sharrue;
Pse m’ tagan kur m’ tê ka lshue,
Shpejt Jakupi ’i herë âsht zmbrapë,
Por mâ shpejt mandej âsht hapë,
Edhe Shkjaut doren ka kapë

---

570-580 cilikokë: cirikokë, stërqokë.- serdarin: K. I, 279.- Nji prej Krenësh së Dragovís: nji nga Krenët e Dragobís, fshat i Krasniqes.

# TE URA E SUTJESKËS

I a ka kapë, po, me do kthetra
Qi i kisht' pasë si ajo kulshedra,
Edhe, rrasë taganin n' plane,
I a ka shkye porsi latrâc
M' rreth t' shallvarve e dér n' gerglâc.
Por ka metë.heu! Basho Jana,
Nji i Merturas, trim si Zâna
Vetë, po, nipi i atij Prêlë Tulit,
Cilli at vjetë kthye prej Mosulit,
Kû 'i herë Mbreti atê e pat tretë
Per nji gjak, qi ktí i kisht' metë,
Bashkë me Prêlen rá në Gusí,
Per me u vrá me Mal të Zí,
Per me dekun per Shqypní.
Kaperthye ky me nji Shkjá,
T' dy varrue edhe krejt n' gjak lá,
Kah âsht hapë m' tagan me i rá,
Kryet dý felesh me ja dá,
Shkjau mâ i shpejtë po kisht' qillue,
M' tagan parsmen i a ka shpue.
Dekun m' tokë edhe e ka lshue.
Kur ka pá kumara i tí
Njaj Balë Gjoni kime – zí,
Se met Basha zhytë në gjak,
Kurrkund kâmbës s' t'i bâni lak

---

595-600 me do kthetra: me duerë,në gjasim të çapojve.
600-605 porsi latrâc: K.XVI,305.- M'rreth t'shallvarve e dér K.I,225;XVI,304.
605-610 prej Mosulit: qytet i Irakut mbi lumin Tiger.
620-625 Kurrkund kâmbës s' t' i bani lak:s'u smbrap,s'dredhoi kambë.

Por vetimë si kokrra e rrfés,
M’ kandak t’ pushkës i met Shkjaut krés
E t’ i a bâni pshesh me pshesh,
Kalamúq e lshoi mbí shesh;
Edhe at herë si katallâ,
Zâ Prêlë Tulit aj ka bâ;
Kû jé, Prêlë, eh, ti mos kjofsh!
Se ti nipin s’ e ké shndosh:
Se tý nipin t’ a kan pré!
Mo’ le, bre, kûdo qi jé!
Njat herë Prêla shtrî per dhé
Kishte pasë nji farë Nikicet,
Kaprroç burrë pre’ Andrijevicet;
E t’ u mâtë isht’ shi m’ at herë
Orrl me u lshue mbí dy Shkjé tjerë,
Kur, qe, ndien Balen tue ulurue,
Aty trimi s’ âsht hutue,
Kah Bal Gjoni por ká msy,
Ftyren vrântë, vetimen n’ sy;
Si taroç, qi te ketë ndie
Tue u perlykë kund mzat a ká,
Lshohet djerreve tue ngá,
Ka’ atij zêmra i hjekë me u vrá.

Qe po i del para nji Shkjá,
Hokubèt me sy me u pá,

~~635-640 Kaprroç~~ burrë pre' Andrijevicet: nga Andr.qytet i vogël,
ndermjet Beranit e Gusís.
640-650 Si taroç: si ká i patredhun.- nji rrahit t'reptë: njaj brije së zdeshun.

# TE URA E SUTJESKËS

Kryet e tij, po, me mrrîjtë m’ trá,
Të tanë kodra e të tanë naja:
Derdhë mustaqet teje—teje,
Si dy bishta deshsh galana:
Cupi i krahit sa murana:
Mashkull qerrit ishte llana:
Çelik ndoset giûni e kama,
Me t’ thanë menda se ‘i pendë buej
Atê vendit s’ mund t’ a luej.
Betér shtatit sa ‘i mullár,,
Kerleshë ftyrës, ngerthye kulár;
Thue, per t’ gjallë do me t’ bâ gjâmen:
Per rrâzë vithes pré dollâmen,
Zên e i thotë Prêlës matruhuli:
Po a ti jé, mor’ ,njaj Prêlë Tuli,
Qi kasap jé bâ mbi né,
Edhe gjinden po na i pret
Si me pré krena bagtísh?
Se un, manà, t’ kam lypë nper qiellë
Jo mâ tash qi t’ hasa m’ tokë
Po t’ lâ gjallë me shkue me kokë?...
Edhè âsht lshue m’ tê si kulshedra,
Thue, po e shtje nandë pash nen dhé.
Sá shpejt Prêla i ka ndêjë gati,

---

650-660 teje-teje...si dy bishta deshsh galana: dredha dredha si ...deshësh të zí.- Mashkull qerrit: K.XVI,291.-çelik nndoset: çelik i kulluet,krejt çelik,sterçelik( Shkodër).- Betér shtatit:i madh gazep.

660-665 Per rrâzë vithes pré dollâmen: per rrazë krrokullavet... K.III, 204.- matrahuli:marroqi:i lét kah mendja.

Sa mirë pritë e ka m’ tagan.
Se ç’ kan shkrepë shkndija taganat,
Se ç’ janë kputë, shitofti Zâna!
Si t’ ki’n kênë dý cokla Drini:
Mollzat veç u kan metë n’ dorë.
At herë msy t’ a kann shoshojën,
E t’ janë hjedhë edhe perdredhë;
Shoqishojën s’ po mûjn me e rrzue.

Kah po lidhen kah po hidhen,
Atij rrahi kah po i sillen:
Bumllon toka rreth per rreth,
Thue po bín topa per s’ largu.
Qet Vasili edhe po i thotë:
Se Vasil Shkjaut i ki’n thanë:
Se un, manà, qi atje n’ Beranë
Fyt-a-fyt me Turk jam pré:
Qi kam mârrë krena n' Babune
Në Babune edhe në Shpûzë,
Në Kernicë e n’ Podgoricë,
Kah kujton, or ti Prêlë–shkreta,
Se tý kryet s’ po t’ a há sod?
Vall, ç’ ka mârrë Prêla e i ka thanë:

---

675-680 shitofti Zâna: i shitoftë, i guroftë Zana. K. II, 50.- cokla Drini: cokla qi bán Drini.- Mollzat: dorëza e taganit.

685-695 n' Beranë: qytet i Malit të Zí: mbi Andrijevicë.- n'Babune,në Shpuzë,Kernicë,Podgoricë: qytete e vende me randsí të M.Z.,ku u zhvilluen luftime të pergjakshme me Turq, Shqiptarë e Malazez.

## TE URA E SUTJESKËS

Se ti, beli,or Vasil─zeza,
Dér më sod me Turk m’ je pré;
Por m’ ké mârrë krena Harapësh,
Por m’ ké mârrë krena Zejbekësh;
Veç se sod m’ ké hasë m’ Shqyptár,
Qi po e kisht’ luften zanát,
Qi po kisht’ erz e burrní
Besen besë, fjalën « senèt »,
E qi kryet ka me t’ a pré
Si me pré manà, ‘i krye berri;
Edhe at t’ mjeren grue te shpija:
Njat kercunen moti shkinë,
Do t’ a pshtjellë, besa, në zí.
E ka lodhë kjo fjala e Prêlës;
Sa me idhnim qi po i a kthen:
Qi un Shqyptarin, morè Prêlë,
Pasha at Sh’ Pjetrin e Cetinës,
S’ t’ a bâj as p’r ‘i hundë burrnot,
Edhè e há, po, dý herë gjallë,
Se na, shndosh kjoftë Gospodari!
Kem’ me hî besa, n’ Shqypní,
Edhe n’ Shkoder kem’ me shkue,
E Shqyptarit, qi po m’ thue
Se po isht’ trim e s’ diej shka tjeeter,

__________

695-700 Se ti, beli: se ti njimend.-krena Harapësh,Zejbekësh:nga Harabija; nga Smirna, qytete n'Azín e Vogël.
700-705 fjalen senèt: fj. notë zotimtare si akt bankár a notë shitblemje,këndej: fjalen fjalë, qi s' hahet.
710-720 Pasha at Sh'Pjetrin e Cetinës: bé e madhe per Malazez.- s' t' a bâj as p'r 'i hundë burrnot: e bâj n'asgjâ, s' ebâj mall dot (aspak).-Gospodari: K. I, 278.

Do t’ i vêjm «kapicë» mbí krye.
Pot jo tý, Prêlà, mos druej;
Perse kryet tý, manà t' Zotit,
M’ arrç tash po t’ a pret Vasili,
E t’ a ngûlë baca m’ nji hû
Me ngranë m’ tê sorrë e falkue:
S’ ké me pasë, tham, mâ nevojë
As per ksulë as per « kapicë ».
Ç’ ka qeshë t’ madhe Prêla at herë:
Se me giasë, or ti Vasil,
Mordja mendt t’ i ka trullue
Edhè ktû jé kah flet jerm.
Se un njetash t’ kam lshue per dhé
Se un njetash kryet t’ a kam pré:
Mau, Vasil, se ngusht e ké!
Mirë janë lidhë me llana t’ krahve
Ç' po plandosen trimat krepave,
Ç' po dermishen burra cungjeve,
Janë trêmë bollat e strukë gropave,
Fort bumllue ka aj rrahi i reptë,
Edhe dushku ç’ fershllon malit.
Shkumë e verdhë u shkon prej goje,
U shkon djersa rrkajë e rrkajë,
Kah orvaten, kah rropaten,
Kah per mnderë trimat dihasin

---

720-730 M'arrç: në cverk.- baca: baba (në perkëdhelje –këtu n'ironí ase tallje).
730-735 Mordja mendt t'i ka trullue: deka t'i ka hutue,marrë,lakaosë, mendt.-jé kah flet jerm: në kllapi deket.
735-740 Ç' po dermishen... cungjeve: ç'po coptohen tuj u shkapetë nder cûj.- rrahi i reptë: brîja e çveshun nga landët.

# TE URA E SUTJESKËS

Shoqishojë veç si m’ e mârrë.
Por m’ e mârrë shoshojën s’ po munden:
Kishte hasë, po, sharra n’ gozhdë.
Nji telbiz Prêla qi isht’ kânë
Ka mârrë Shkjaut edhe i ka thânë:
Manà t’ Zotit, mor Vasil,
Mbas do shêjesh qi po shoh,
Drue fort mirë pûnen s’ m’ a ké:
Se jem’ kapë edhe perlá,
Tue na u sjellë â ‘i korb i zí
Edhe krrokë ajrit pa dá:
Me tý e ka, thom,shpendi i keq.
I âsht dhânë Shkjaut qiellës me shikjue.
Shpejt i rrin qaj Prêla gati,
Shpejt nderkâmcen i a ka qitë.
Âsht purë Shkjau sa i mullàr dushku,
Âsht plandosë rrahit terthuer.
Fort âsht trandë rrahi nen kâmë.
Ç’ ka kercnue Prêla me dhâmë.
Sa shpejt zjerrë e ka kortelen.
Se mirë Shkjaut i a ka rrasë n’ brî:
Gurgullon gjaku ví e ví,
Ç’ âsht perpjekë at herë Shkjau,
Fort perplasë ka kâmbë e duer,
Tuj u shkarrafendë per tokë:
Si njaj buelli, kur kanari
T’ i a ketë çue thiken der m’ asht:

---

745-750 K.h...sharra n'gozhdë: i forti në të fortin.- telbiz: K.XVII ,38.
760-765 nderkàmcen:kamben per t'a rrxue.-purë: rrxue.
770-775 Tuj u shkarrafendë: tuj u rrokullisë,tuj u shkrrye.- kanari: K. IX, 339.

Me i u dhemtë, besa, mor’ burra,
Minit n’ mùr, e gjarpnit n’ gùr.
Por dhimë Prêla s’ po kisht’ pasë
P’r atà anmiqt e Shqyptarís;
Prandej kryet i a pret m’ kortelë,
Si me pré, po nji krye berrit,
E e lên shyt Shkján terthuer djerrit
At herë kapë ka aj ata krye
Per njat kaçirubë të flokvet,
Edhè krah aty i ka dhânë
Tuj u a hjedhë Shkjevet m’ llogor:
Si njaj bulku kujdestár,
Qi bastan tue ngarkue n’ arë
Po i erdh n’ dorë lladik i kalbun,
U a flakron dirqve edhè derrave,
Qi tue rmue t’ jenë n’ djerr per brî;
Edhe nisë ka t’ u levdohet:
A po ndien, or Mark Milani?
Falmeshnet Pasha i Gusís,
Edhe thotë: «byrmë » gjithkur t’ duesh,
N’ daç, per cila, n’ daç per drekë,
Si në Plavë, si në Gusí;
Pse e gjên tryezen gjithmonë shtrue:
Plum të randë, barot të zí.
Sa per tash, qe ket sherqî ...
Po i a çoj Knjazit dhantí,
Pêmë e mirë bî në Mal të Zí,
Por këputë ktû në Shqypní,

---

786-790 lladik: bastan, pjepen me lang e berthamë të shumta.
795-800 sherqí: shëlqí, lloj bastanit.

# TE URA E SUTJESKËS

Le t’ a dajë me miqasí ...

Qi t’a msyjn qêj a zagarë,
M’ gur a m’ bûcë qêjt t’i ketë gjue,
Kta nji herë porsi t’ terbue,
Turr mbas peshet kan per t’ lshue,
E mandej mâ me furí
M’ shpînë shtektarit me i u shtrî:
Malazezt kshtû rrân nji fillit
Per mas krés s’ atij Vasilit
Kur flakrue Prêla u a ká;
E, si ’i herë ata kan pá
Se Vasil mâ nuk po ká,
Lum per tý, o Zot i lum!
Ç'u ka vû aty buza shkrum,
Se ç’janë hjedhë, se ç’ janë perhjedhë,
Ç’ janë terbue, ç’ janë krepatue,
Idhtë m’ Shqyptarë edhe ç’kan lshue,
Shtek as shkrep per pa shikjue:
Kush pa opangë, kush pa «kapicë»,
T’ gjith m’ tagan por e m’ «novicë»,
T’ gjith prej sysh shkndîja tue qitë,
Tue gerthitë, tue buluritë,
Tuj u derdhë podit e shpatit,
Si atà ujqt e bjeshkës s’ Sopatit,
Kur t’ i lodhë ûja e zalldani.

815-820 krepatue: pezmatue.
825-830 si atà ujqt e bjeshkës s' Sopatit: bjeshkë të permenduna (m.2192) në vargun e Zumerka (malet e Pindit) dhe njitet me Peristerin (m.2295).-zalldani: ngushtica.

T’ i a dha topi edhe havani,
T’ krisi gjylja edhe potera,
T’ hypi tymi e t’ hypi mndera,
U shuen gjindja neper prroska,
U thyen krenat si t’ i’n boska:
Si t’ i’n kênë karkuq a goska.
Lshuen Shqyptarët at herë llogoret
Majten rreget edhe rmoret,
Edhe zûn n’ at rrânzë të bjeshkës,
Ndersa Shkjau i u rras Sutjeskës,
E t’ i futi zjarmin vendit
Ç’ merr prej Uret m’ rrugë t’ Kelmendit.

---

830-835 Boska: krypca.- kakruq: arra(Mird.).- goska: goca deti

# LAHUTA E MALCÌS

## KANGË E NANDËMBËDHETËT

## PATER GJONI

### ARGUMENTI

Zana mallkon Shkjèt, të cilët, prej se ranë në Ballkan, s'iu ndanë kurrë Shqiptarëve. Poeti e qorton resht – amblen të lajë të nemunat e vajin, sepse nder lufta këto janë arma e të ligshtit. Perkundra, zemra, trimnija, dashunija per Atdhe, deshira per liri e Feja, besa e ndashmënija i banë Shqiptarët, në të kaluemen, të dalin ngadhnyes mbi anmiqt. E prejse këto ende s'kanë humbë nder ne, e grishë Shto –Zo' vallen të fluturoi në majen e Hamarisë dh eprej andej të kundroi çetën e re Homeride, që tue përshkue Vermoshin, dirgjej kah Sutjeska, ku lufta ishte rrallue, por jo perfundue. Më Lekët e Malcis, të thirrun nga Ali Pasha, autori dallon dhe shef nji njeri në shejë, të veshun, çmos kurrnji tjeter,, me zhgun të zi, të njeshun me litar dhe t'armatosun me kryq. I tregon Zanës së vet se ai âsht Frati i Kelmendit, Pater Gjoni.

Ky ndodhi në Vishnjevë, në festën e Bajrakut, kur në fundin e meshës, derisa miqasija e fisi po shpërndaheshin, u dha kushtrimi : « Hiq kush të jetë për armë, se Shkjau ra në Gusi !» Në zanin e papritun festa pështjellohet, zemrat shqetsohen, mendja turbullohet dhe ndahen : dikush luftë, tjerët festë e gëzime, tue lanë të thejnë rrashtat turq e sllav. Qenë tue i mujtë të

# LAHUTA ─ Kangë e Nandëmbëdhetët

Mbramët, po mos të ndodhte Frati pranë, i cili perherë me popullin shqiptar ndau te keqen dhe të miren. Pater Gjoni merr fjalen dhe me shprehje të gjalla të Filipikeve arbnore, thenë zemrat e t'gjithve. Mbërrinë kulmin e gojtarisë përbise, kur shërbëtori i Perendisë, i pa armë tuj kjenë, dëshmon se ishte gati me ba deken per mbrojtjen e tokës Shqiptare. Kujtohet se misjoni i tij s'ishte ai e e shëndrron armën me ate të Mesharit të Zotit, prej të cilit ka fuqin me lshue namët në qiellshit mbi padrejtësit e njerzet gjakpimës. Në ke¨to fjalë këputë papritmas bisedën dhe me sherbtorin e vet merr e niset per ku e thirrte kushtrimi. Para këtij akti heroik Lekët e Malcìs turpnohen per plogshtin e diftueme deri me atëhere. Këcejnë, si nji trup i vetëm, në kambë dhe i vehen mbrapa bariut të shqiptarëve, të gatshëm me vdekë me te, kahdo t'u printe. Pra luftës, që i pritëte, Françeskani u paraqet bijve të vet nevojen e pajtimit me Perendin. Ai vetë i drejtohet Zotit me uratën e përbashkët të pendimit dhe tanve mendja u jap të zgjedhin, sipas ritit fetar nder rasa të tilla. Nisen per front.

Rrugës Lulash Ndreu, shërbëtori i Fratit, ia thotë kangës, si aty për aty i vjen. Fjalët e rapsodit të lemë, përcjellë përkueshëm me zanin pushkë, nxisin luftarët. Grishin Mbishkodër e qytet, Toskët e Naimit, Dibren e Bishkasin. Burri, Leka e Kastrioti na e lanë Shqipninë amanet dhe per te do të desim – përfundonte kanga e Lulashit – dhe me te mbyllet kanga e poetit.

# PATER GJONI

Ç' po vrret Zâna e Miliskaut:

Ah! Shue kjoftë kjo fara e Shkjaut,
Qi, qse ra m' Ballkan mâ s' parit,
Vardisë âsht fisit t' Shqyptarit,
E pa gjýgj, pa ndo ,i arrsye
M' tokë e m'gjâ per ditë me i grrye,
M' pushkë e m' top edhè tue e msy,
Nuk e la me çue kurr krye.
S' e la dritë me pa me sy.
E as të keqen s' i a ká dá:
Marë Shqypnín në gjak ká lá!
Jo, po, Shkjau âsht njaj lugat,
Qi herë s' largut, herë per ngiat;
Rrin e gjuen pesha m' Shqyptarë,
Mos me i lânë me u sjellë kurr marë:
Gjallë me i bâ me hî nen dhé,
Me pêng shtruet me dorë më bé,
Vên Shqyptarët gúr e kufî
Per me dijtë se kû âsht Shqypní,

---

1-5 Ç'po vrret Zâna e Miliskaut: qëpo bertet Zana e M. - Vardisë: i âsht vû, i âsht ngjitë si rriqna.

15-20 Me pêng shtruet, me dorë më bé: pengu qitet, shtrohet, ndersá beja bâhet tuj vû dorën mbi libër e shêje tjera shêjte.

Kû Serbí, kû Mal i Zí.
Çohet Shkjau e gurt u a lot,
Thue ‘imend aj m' Shqypní âsht zot.
Duen Shqyptarët pûnen me kapë?
Ngifet Shkjau pûnen u a prapë,
E u a zjerrë tregun prej dore,
E u a mêrr gjaksit me dore;
E i pabesë edhè mizuer,
Ftyren zymtë, synin terthuer,
Tjeter n’ mend s’ shkon tue perblue,
Veç Shqyptarët aj si me i shue:
Si atê Zoti e pasët marrue.
N’ tokë, e n’ gjâ, e n’ djalë, e n’ grue:
Hângert vedin, Zot, me dhamë!

Pse kjo nama isht’ arma e t’ ligut,
E s’ i a trêmte sy’n anmikut,
Veç se e bâte ajo me qeshë
N’ mos me qeshë, po,me u ngerdheshë.
S’ e mûn luften, besa, nama,
As s’e mûn,jo,vaji e gjama,
Dokrrat thá tue perpushë n’ hî;
Por nji zêmer plot trimní,
Por nji pushkë me barot t’ zí,
Por dishiri per lirí,
E nji besë e fortë çelikut,
Mos me u thye kjo m’ ballë t’ rrezikut,

---

35-45 me u ngerdheshë: kërveshë,me u shtremnue në qestí.- Dokrrat thá tue perpushë n' hî: tuj qitë dokrra të thata, tuj çá kopalla dhe tuj ndejë rreth votrës në papunsí.

Mos me u ligë n’ sy t’ metelikut:
Si e kann pasë besen Shqyptarët;
Qi s’ lanë hasem per pa çartë,
Kur kta, lidhë me besë të Zotit,
N’ ato kohët e Gjergj Kastriotit
Bijshin n’ luftë per Atme e Fé,
Kû me Turk e kû me Shkjé.
Pêsqind vjet, po, kann kalue,
Se pa Zot na kem’ kênë lshue
E qi ndihmë pa pasë prej kuej
Gjithmonë grî jem’ me gjind t’ huej.
Me gjith kta,prap, gjallë, se gjallë:
Zhyt e myt e del në záll;
Shumkush gojen, po, e pat hapë
Kin’ Shqyptarët aj me i perçapë
Me i perçapë e me i perpî,
Krejt me i hupë me gjith Shqypní;
Por kurrkush s’ mujt me i perdî.
Nuk perdîhet, jo, Shqyptari,
Me sa gaca ndezun zhari!
S' do ’mujë me i perdî pra, as Shkjau,
T’ ketë ky bryna, si ká kau.
Po ti as ndîen moj Shto-Zot-Vallet!
Si gjimojn prrojet e zallet,
Kah Shqyptarët jânë t’ u perlá

---

45-50 n' sy t' metelikut: para pares.
55-60 Zhyt e myt e del në záll: ço-rrxo,mirë e keq e del në breg,vuej si gjarpni nën gúr,por s'mbramit pështo.
65-70 T' ketë ky bryna si ká kau: të jetë sado i fortë e i fuqishëm âsht kau.- Shto-Zot-Vallet.: K.XVII, 515.

Fyt-a-fyt n’ Sutjeskë me Shkjá?
Flutro i herë, moj sy-qershí,
Edhe del m' at Haramí,
Per me pá ti e per me ndí
Si luftohet në Shqypní
Per Atdhé, po, e per lirí.

N' at Sutjeskë kishte me thânë,
Se shumë gjak prap ká me u bâ:
Pushka e topi enè s' ka prâ.
Shmangë jânë,po,Shqyptarët rrâzë bjeshkës
Malazezt janë rrasë Sutjeskës,
Kû po djegin stane e shpija:
Por, me kaq s’ merret Shqypnija.
S’ merr Shqypnín kush cak më cak,
Pllamë per pllamë per pá e lá n’ gjak!
Ke ç’do mal aty â 'i kalá,
Ke ç’do burrë aty â ’i luâ,
Qi msyn vetun njiqind vetë,
N’ mos me i mârrë, po, per me metë;
Persè jeta pá lirí
Per Shqyptarë po isht’ mort i zí:
Mâ mirë dekë se në robní,
Edhe kqyr, moj hajmalí
Moj bel-holla rritë nder gurra,
Kqyr nji herë ti njata burra,

---

80-90 stane: kasolla bjeshket,kasollat gjâjet.- cak më cak: ku fî më kufî; anë m' anë, krejt.
90-100 po isht' mort i zí: dekë e mjerë, jazë e zezë.- moj hajmalí: në perkëdhelje: moj e dashtun,qi të ruejë si hajmalin në parzëm a nën sjetull.- Qi Vermoshit tue kalue: bjeshkëvet të Vermoshit, skaji mâ veruer i Shqipnís.

# PATER GJONI

Qi Vermoshit tue kalue
Ashtû hapin kann shpejtue,
A dro jânë krushq e dasmorë,
Nisë per nuse me kunorë?
Jo,prá,s’ jânë kruahq as dasmorë,
Nisë per nuse me kunorë:
Ata janë do Lekë t’ Malcís,
Qi n’ kushtrim të Pashës s’Gusís
Prej Vishnjevet na janë çue
N’at Sutjeskë n’luftë me u flakrue,
Per me dekë, a per me pshtue,
Si prej Zotit t’jetë gjikue,
Gjallë Shqypnín por mos m’e lshue.

Qi me at çetë burrash perzí,
Pllojcë litarin lidhë per í,
Kamben zdathë,kryqen në gjí,
E herë mbrapa me vogjlí,
Herë perpara me Krén t’vendit,
Hapin thekë ká atij dervendit?

---

105-110 Prej Vishnjevet:nga Vishnjeva :fshat ndermjet Gusís e Plavës.
110-120 guna-zí : me petk të zí ase mâ teper me ngjyrë të shajakut të dhît me të cil in bâhen gunat,qi kann edhe kapolet.-Pllojcë litarin lidhë per í :lidhë konopin dy fishper shtat,per kryq.- Hapin thekë ká atij dervendit :ka shpejtue,ka prehë kambët atij drumit.

Aj âsht, Zânë, Frati i Kelmendit,
«Pater Gjoni» quejtun êmnit
Qi, per krah me famullí,
Asht tue dalë aj vetë n’ ushtrí;
Si detyrë qi e ka ‘i barí,
Grigjes s’ vet kurr mos m’i u dá
N’ asnji shtek e n’ asnji vá,
Neper t’ cill’n Ora t’ a qesë:
Bashkë me tê me kndue e me dnesë!
Ky, po, kur kushtrimi u lshue,
N’ kishë t’ Vishnjevës kisht’ pas qillue,
Tue thânë Meshë,tue predikue,
Tue rrfye gjinden, tue kungue;
Se Vishnjevë e Gjenoviq
At ditë festë lutshin me miq;
Edhè n’ kohë t’ cilave t’ mdhá
Shkue në kishë ki'n burra e grá:
Famullí e miqasí:
Lá e ndrrue e mirë kandritë,
Tue këndue e pushkë tue qitë,
Si âsht zanati i njasaj ditë.
Kur, qe Mesha at herë tue krye,
Dikush vrret sa ku ká n’ krye,
Mbí Vishnjevë, m’ nji curr të zí:
Kushtrim, djalë, ka nji per shpí

__________

120-125 per krah me famullí : me pjestarët e kishës së fshatit.
125-135 Ora : K.I,32.- Edhè n'kohë t'cilave t'mdhá : kohën e Meshës kah mjesdita.
135-145 e mirë kandritë : mirë zbukurue,hijeshue.- Kushtrim djalë,ka nji per shpí etj. : Nder male epej me

N’ at Sutjeskë me dalë n’ ushtrí,
Se âsht kah rraset Shkjau n’ Gusí!
Edhè shprazë nji pushkë p’r ajrí.
Aty trimat m’ kambë janë çue,
Kann rrokë armët e janë bashkue,
Shoq me shoq kann kuvendue:
Si t’ i a bâjm e tek t’ i a bâjm?
A të shkojm a mos të shkojm?
Se, per Zotin, lavdi i Zotit!
Zên e thotë Uc Gjoka i Hotit,
Me nji zâ porsi tue pallë,
Edhe kshtû s’ po jet kush gjallë
Në ket t’ mjeren moj Malcí,
Tuj u vrá me Mal të Zí,
Herë per dam, herë per hajni,
Kû per shtek, kû per kufí:
Me tê vritu në Kerrnicë,
Me tê grîju n' Podgoricë,
Preju n’ Shpuzë, preju n’ Pllanicë,
Sod n’ Gusí neser n’ Perví:
Na shkoi moti si â mâ zí.
Fyt-a-fyt me Shkjá t’ u pré,
Si per s’ tepermi t’ ki’m lé.
Prandej, burra, un kish’ me thanë,
Se kjo pûnë per sod do lânë.
Sod po e ká Turku me Shkjá:

---

zâ percjellë me nji shtîme pushke. (kush âsht trim).
155-165 Kerrnicë,Podgoricë : K.VI,318;III,63.- Shpuzë,Pllanicë: i pari ndërmjet Titogradit e Danilovgradit,i dyti në breg të Liqenit të Shkodrës.

Lpîjshin kryet e xjershin syt!
A dro shtrêjt i kemi blé?
T’ i hajë dreqi Turq e Shkjé!

Vocerr Prêçi po i a pret.
Se të vritna ne me Shkjá,
A dro hajr kemi per t’ pá?
Na n’ robní se në robní,
N’ robní t’ Turkut s’ ká mâ zí,
Qi né giûnin na ma m' bark,
E na repë lkuren pe çark:
T’ repë e t’ zdeshë e s’ t’ lên me kjá:
Gjithmonë sherr, gjithmonë belá.

Por, si m' dán neshtrasha mue,
Thom se Turku ká marue,
Edhè giatë, thom, s’ ká me shkue
E tash del kund ndo ‘i sy-çark
Qi atij shtjelmat i a vên m’ bark
E t’ a hjedhë kryepicingul
Jo mâ kndej se në Mosul.
Mjesa Shkjau, po bâni e hîni
Në Shqypní, burra, t’ a dini,

---

165 -170 Lpîjshin kryet e xjershin syt : kesh tuj u dashtë i xjerrsh in shoqishoqit syt, u verbojshin.

175 -185 E na repë lkuren pá çark: na rjepë lëkurën (na mbytë) pa brisk.- Por,si m'dán neshtrasha mue: si m'a prêt me ndja,si më giet.

185 -190 sy-çark: sy-prehët, sy-gacë.- krypicingul ... në Moul : me kokë thik teposhtë jo mâ afer se n' Irak.

Se aj ktij vendi mâ nuk del:
Se né ‘i herë na vên m' çengel:
Se kush pshtue t’ i ketë çengelit,
Po t’ a çon mù m’ shkallë t’ gabelit
Ke s’ do t’ ketë fis as Atdhé
E as s’ do t’ ketë aj nji pllamë dhé,
Per me pasë kû me u vorrue,
Eshtnat s’ dekni me i pushue...
        Vocerr Deda si t’ u tallë:
Prit, gomár,sa t’ dale bár...
Pêsqind vjet kan shkue me rend
Se na t’ kshtênët bâjm pallë me mend:
Sod shkon Turku, mot shkon Turku:
I âsht grisë xhoka, i âsht shtjerrë qurku.
Po, por Turku,Turk se Turk,
E me xhokë, besa, e me qurk,
Aj po t’ rri ktû mrendë terfurk:
Bár e ço me kosha e trina,
Bjeri t’ kshtênit sa i ha shpina.
Prandaj mirë, thom un, na del
Në ket punë mos me u kapë tel;

---

190-200 na vên m'çengel: na vjerrë,na varë,na mbytë.- m'shkall gabelit: në shkallën mê të mjerën,sá mos me i u dasht kuj gjâ.

200-210 bâjm pallë me mend: shofim andrra çuet,bâjm punen n'asgjâ,shpresojm kot.- I âsht grisë xhoka i âsht shtjerrë qurku: âsht grisë manteli i lehtë,i âsht shkye setra lëkuret.- Aj po t' rri... terfurk:po të rri zotnues mbi né,po të rri hagrep mbi né.

210-220 sa i ha shpina: sa i bán shpina.- me u kapë tel: me ngulë me kryeneçsí.

Por miqsí edhè famulli
Tash nji herë me shkue në shpí
E me shtrue petlla e rakí
Ndo ‘i ferlik prap me shkatrrue,
Mbasi festë po ká qillue:
E_ mandej_ tash bisedojm
Se a të shkojm a mos të shkojm,
M' e lânë kryet per Turk e Shkjá:
Kohë per t’ dekë, gjithmonë, tham, ká.
Pater Gjoni, at herë t’ këcej,
Dejt e ballit ngrefë si hej:
Po a ’i mend burrat e Malcís;
Nami e ndera e t’ gjithë Shqypnís,
Qi, kur rá u ká me qindrue,
Boten marë kann mrekullue,
Si ata luâjt, bre! Tue luftue:
Vendin Shkjkaut kann per t’ i a lshue,
Pa pushkë t’ shtîme e ndêjë harû?...
Babat t’ uej, po, m’ at kufí,
Kû sod Knjazi i Malit t’ Zí
Shperthye paska, thonë, me ushtrí,
Babat t’ uej, burra të dheut,
Njimend nipa t’ Skanderbeut,
Aty vendin n’ gjak kann lá,
Bâ aty i kann shkinat me kjá;

---

-Ndo 'i ferlik prap me shkatrrue: ferliku qepet, prandej si të jetë pjekë zhgatrrohet.
220-225 si hej: si lavjersa akulli.
230-235 ndejë harû: K.I, 61.- Knjazi i malit t' Zí : Krajli i Malit t' Zí.

Edhè vetë trimat kanë metë:
Kann metë trimat rrahit t' shkretë,
Pa kênë kjá pa kênë vajtue,
Me ngranë m' ta sorrë e falkue,
Gjallë por vendin s' e kann lshue;
Ndersa sod, oh vajmedèt!
M' eshtna t' tyne Shkjau po shklet,
E t' u hjedhë e t' u perhjedhë
Porsi atà mazat nper lamë,
Per pa u hî kund ferrë në kâmë,
Kush pa i ndjekë, kurrkush pa i namë,
Po t' i rrasen mrendë Gusís,
Po t' i furen mrendë Malcís
E askund hovin per pa e ndalë,
M' kalá t' Shkodres kann me t' dalë,
Shqypnís êmnin me ja shue,
Shkjá Shqyptarin m' e shartue,
Kanû e besë këtij me i ndrrue,
M' krye « kapicen » me i a vû
Ke sod Lekët na kan ngurrue;
Edhè n' vend qi n' luftë me rrâ
Plak, i rí e kalamâ,
Hovin Knjazit per m' i a ndalë
Vendit t' vet kta zot me i dalë,
Neper shpija duen me u tallë,
Shtrî m' njân brî, duhan tue pí

---

245-250 Per pa u hî... ferrë në kamë: pa i gjetë gjâ e keqe,pa farë vështersije, pa drashtë gjâ.

255-260 Ke sod Lekët na kann ngurrue: ke sod Malsorët s' po duen.

Mendt te miku e te ferliku,
Mendt te lodra e m’ shêj nder kodra,
Si me u tallë, si me u gervallë,
Si me i prî vallet te logu,
Si me dajtë mâ n’ shêj se shoku:
Thua gjâ e tyne s’ âsht Malcija,
Vend i huej, thue, âsht Shqyptarija,
E se vllá s' janë turku e i kshtêni
Kahdo shqyp flitet ktij vendi!
Ah! mos t’ kish’ kryq e konop
Por të kish’ pushkë edhè top
Se un, po,vetë,po ’i Frat, pá fjalë,
Sod n’ ushtrí do t’ kishe dalë,
E të mjeren moj Shqypní,
E kercunen moj Malcí
Lshue nuk do t’ i kish’ pa qander.
E pra krushk nuk jam as dhander,
S' kam per t’ majtë as bír as bí,
Menden t’ kthielltë, fjalen duhí
Kahdo t’ shkoj e bâj Shqypní;
Por pse s’ due qi Shkjau mizuer
T’ na vêjë shpoten aj dikur
E të thotë kryq e terthuer,
Se kur rob u bâ Malcija,
Se kur shtrue kje, ofshè! Shqypnija,

___________

265-270 Mendt... m' shêj nder kodra: nder festa të mëdhá,mbas meshës, fshatarët e malit bâjshin logun e këcimeve mandej gjueshin shêjin e venduem ndër kodra.
275-280 E kercunen: të mjerën, të shkretën, të gjorën.

Me thânë shum, nji Lekë s’ kje gjetë,
Per ta ’i pushkë me shprazë perpjetë,
Por shka t’ bâj? Pse as Frati s' vret;
Veç me i nâmë a ká kush m’ pret?...
Kam me i nâmë, pra, nemos tjeter;
Me i mallkue pa qiri e leter,
Veç me lot të syve t’ mí:
Lot me gjak e vnér perzí.
Fíll po dal, po, m’ at kep bjeshke
Edhè sjellun prej Sutjeske
Po t’ i shuej me arë, me farë,
Po t’ i shuej me bjeshkë, me vrrî,
Po t’ i shuej me dhên, me dhí,
E me rob e me robí,
Plak e t’ rij, e grue e fmí,
Tatë e bír e vllá edhè moter:
S’ po t’ i u lâ, jo, carâ m’ voter.
Kshtû tha Frati, e m’ kâmbë u çue,
Shpervjelë zhgunin e u shterngue,
E me ‘i djalë, qi aj vetë kish’ msue
N’ Meshë te Kisha me i ndihmue,
Me kndue leter e me shkrue,
Fíll po mêrr shpatin perpjetë

---

290-295 Me i mallkue pa qiri e leter: Mallëkimi i meshtarit nder male të Veriut âsht ndeshkimi mâ i madhi i Perendís. Në ketë sjellje Meshtari perdorë nji qiri të ndezun, qi mandej shkimbë, tuj e percjellë me fjalë,dhe letrën e mallkimit, të cilën e djegë.

295-305 Po t'i shuej: po i shfarosi me anën e mallkimit.

305-310 Shpervjelë zhgunin: çue petkun e gjatë qi bán.

Thue se kâmbve u ka vû fletë.
      Kur kann pá Lekët e Malcís,
Se sherbtori i Perendís
Fíll ká mârrë rrugen kah bjeshka,
Per me dalun kah Sutjeska
E m' i a lshue aj Shkjaut at nâmë,
Se ç' janë dyndë trimat në kâmë,
Se edhè toka ç' ká mârrë gjâmë,
Kah janë lshue mbas gjurmve t' Fratit,
Si atà luâjt - o t' u njitë shpatit.
Kû vè, Patr-o! thotë Turk Shabi;
Se pá né s' t' punon tý hapi:
Ty pá né, po, e né pá tý;
Na jem' krye, e ti jé sy:
Kah t' na thuejsh, na kem' me msy:
Kah t' na prîjsh na ké mbas vetit,
N' flakë të zjarmit, n' ujë të detit,
M' askjer t' Knjazit, m' askjer t' Mbretit;
Mjaft qi e lirë t' na jesë Malcija
Mjaft qi n' dritë t' na dalë Shqypnija,
Edhè feja të forcohet,
Besa doret mos të lshohet.
      Faqebardhë, morí Malcí,
I a derdhë Frati me njerzí,
Se manà, në ket Shqypní
S' t' a del kush, jo me trimní,
Me trimní edhe bujarí.

---

320-325 Kû vè,Petr-o!: kah po i a mban,Pater,At,i Bekuem. - na je m' krye,ti...sy: malsori pa Meshatarin âsht qorr.

Veç shka, burra, vetë e dini:
Pse zanát luften e kini:
Se, madjè, ky nieri i shkretë
Mundet n’ luftë edhè me metë;
Luftë as darsem pa mish s’ ká:
Elé mâ lufta me Shkjá.
Ke per sherr trim ka qillue
E rrâjn n’ luftë, po, burrë e grue:
Prandej para se t’ fillohi.
Bini m’ giûjë tash e pendohi
Per shka Zotit keni fye,
Q' se mârrë kini mend e arrsye,
Edhè un mkatet kam m’ u a shlye,
Per pa pasë nevojë me i rrfye
Sod per sod; pse lufta s’ pret:
M' armë kushtrimi po na thrret:
Vllazent t’ onë i kem’ n’ siklet!
Atytrimat m’ giûj janë ulë,
Kann zhdredhë shall, kann hjekun ksulë
Edhè rá Zotit n’ pendim,
Pre’ atij t’ Lumit n’ at blerim
Urë ─ pervûjtë kann lypë perdlim.
Frati, at herë, çue syt prej qiellet,

---

345-355 Bini m'giûj tash e pendohi etj.: në rreligjionin kristjan rrfimi i fajeve (mkateve),prî prej pendimit të vertetë,dhe të shlyemt e tyne nga ana e Meshtarit âsht nji nder sjelljet mâ me randsí të jetës së njeriut. Në Rasëbtëbngutshmebky rrfim bâhet edhe pa i diftue mkatet.

355-365 n'siklet: ngusht,në vuejtje .- Urë-pervûjtë kann lypë perdlim: pervujtënisht kanë lypë të falun.

Shpnesa nierit prej ka' i kthillet,
Nisë uraten me prunjí:
O ti i Lumi Perendí,
Kí mishrir, deh! Per kta t' mjerë,
Qi tý fye t' kann mâ se 'i herë:
Pse n' ket jetë, hiri e pa hiri,
Shtatë herë n' ditë fyen edhè i miri;
Por qi kurr shpinen s' t' a suellen,
As jashtë □ vathit t' anf nuk duelen.
Kann dalë vendit e kuvendit
Kann dalë gjâjet e sermâjet,
Jânë da gjindet e bashtinet,
Edhè mârrë kann mal e krep,
Kann shkue motin per gazep,
Dikû ngrânë, dikû pa ngrânë:
Mbretin m'shpinë e Knjazin m' shpinë,
Rrêjtë prej Krajlash 'dhè trathtue:
He, atà e zeza m'i pastë mlue!
Pa i diejtë jetës as shtek as vá,
Gjitjkuej sherrin tuj i a pá:
Me gjithkta mohit s' t' kann rá
E as kurr lavdin s' t' kann dá.
Kí mishrirë per ta, pra, o Zot!
E mos lên qi hasmi sot
T' i bâjë dâm; por pshtoj rrezikut
E forcë epu kundra anmikut,
Qi po u rrin shqype mbí krye

---

365-375 Shtatë herën'ditë: shpesh herë. Kann dalë... sermâjet: janë vorfnue nga pasunija,nga parja.

## PATER GJONI

E m’ çapoj,gjithmonë n’ gjak zhye,
S’ po i lên dritë me pa me sy.
Edhè aty, mbas ksajë urate,
U ká zgidhun faje e mkate.
Thânë, mande’ u ka nieri i Zotit:
M’ kâmbë tash, nipa të Kastriotit,
Edhe bini m' flakë t’ barotit,
Si Shqyptarët qi bijshin motit;
Pse e kem’ thye Shkján me ndihmë t’ Zotit!
Edhè trimat m’ kâmbë jânë çue,
Prej Sutjesket jânë fillue,
Jo tue hecë, por tue flutrue:
Pater Gjoni tue i trimnue,
Kâmbë per kâmbë me ta tue shkue.
        Se ç’ po u shndrisin m’ krah « martinat »,
Ç' po u flakojn në brez « calinat »,
Xhixhë taganat ç’ po u xhixhllojn,,
Udhës kah hapin po e shpejtojn,
Mos m’ e zânë trimat shosho’jn:
Kaq qi atyne mrendë nen gjí
Gjak e vnér bashkë u âsht perzí,
Kah dihasin me mëní,
Per me u ndeshë me Mal të Zí.
E kur rá kann terthuer shpatit,
Lulash Ndreu, xhakoni i Fratit,
Se edhê kangës aj ç’ i a ka thânë,

400-410 martinat...calinat: K.XIII,25;III,131 - mrendë nen gjí: mrendë në krahnuer,në gjoks,në zemër.
410-420 xhakoni i Fratit: ai qi i sherben Meshtarit nder sjellje fetare.

Tue këndue malit si Zânë:
Po na thonë se Malit t’ Zí
Petrogradi ja dha fjalen
Me hî mrendë në Shqyptarí
Turbull Drîni kû rrmen valen;
Edhè m’ kâmbë ushtrín ka çue
Ke Cetina Knjaz Nikolla
Maalet t’ ona me i pushtue,
Kû i bân nâna djelmt sokola.
Por kush tha Harushes s’ Verit:
Në dorë t’ ande â marë Europa
Dert mos kí per t’ drejta t’ njerit:
Si t’ duejsh daje copa-copa?
Cilli Zot tha Shkjaut: mêrr drap’in;
Korr kû s’ molle, e miell n’arë t’ hueja?
Dér kû t’ duejsh ti mate hapin;
Shqyptarija â nder duer t’ ueja?
Ah! kadalë, cubi i Cetinës!
Pse ti tash ke hasë me burra,
Burra lé per çark t’ martinës:
Do t’rrjedhë gjaku sod si gurra;
Pse Shqyptarët jânë bâ me ‘i zêmer:
A me derdhun t’ tânë n’ luftë gjakun,
A m’ e qitë të shkyem nen thêmer
Sod trí bojnash n’ llom bajrakun.
A kujton se per dhé t' t' Parit
S’ diejn me dekë t’ bijt e Kastrotit?
A kujton se n’ dej t’ Shqyptarit

---

Petrogradi: K. I, 153.

S’ vlon njaj gjak qi pat vlue motit?
A’ i falisun! Sod tagâni
Me gjak t’ and ká per t’ a shkrue,
Sod n’ Europë ka m’ u ndie zâni
Se i kuej gjak na â n’ dej tue vlue.
Çohi, o bij të Skanderbegut
Turq e t’ Kshtênë, mos t’ u ndajë feja!
Çohi e bini n’ fushë t’ bejlegut,
Tue gjimue ju porsi rrfeja.
T’ i a diftojm, po, Gospodarit,
Qi e lodhë ûja ke Cetina,
Se Shqypnija ’asht e Shqyptarit
Se m’ i a prekë nuk lên martina.
M’ kambë! Mirditë, ti ndera ARBNORE,
Per Shqypní sod me luftue!
Tý Bibë Doda shpatë mizore
Sod prej vorrit t’ âsht betue:
Me armë n’ dorë, me zjarm në gjí,
Si e ké pasë gjithmonë_ zanât,
Báll per báll me Mal të Zí
Porsi burrat n’ luftë m’ u mâtë,
Lshue, Mbishkoder! Djelmt t’ ue ziri
Me luftue sod me Nikollen:
Mbí breg t’ Cemit t’ prêt Viziri,
Qi pat dyndë dikur Stambollen.
Bini! Toskë, ju n’ pikë të vrapit,

---

440-445 A' i falisun: i çmendun, i cokatun!
465-475 Mbí breg t' Cemit t' pret Viziri : Ahmet Pashë Bushatlija,qi shek.XVIII ndertoi urën e gurit në Podgoricë.

Mos t’ u ndalin mal as záll:
Naim Frashëri i rá Qitapit
Mos m’ e lshue Shqypnín per t’ gjáll.
Ju prej Dibret, prej Bishkazit,
Çohi djelm si shqype t’ leta!
Kah gjimon âsht topi i Knjazit:
Per Shqypní t’ mos t’ dhimet jeta.
Mâ mirë dekë nen dhé m’ u kjá,
Se me marre gjáll mbí dhé;
Per dhé t’ vet kush dekë ka rá,
Aj s’ ká dekun, por ká lé.
Burri, Leka e Kastriota
Amanet Shqypnín na e lane,
Amanetin e mban bota:
Shqyptari edhè do t’ a mane.
Prá vetë ferri m’ kâmbë m’ u çue
Me sa çeta ká n' at jetë,
Shqyptarín na s’ kem’ m’ e lshue,
M’ e diejt t’ gjith se kem’ me metë.
Para, po, se vendit shkulet
Mali i Shêjtit e Rumija,
Se njâj Shkjaut sod t’ i perkulet
Rob i shitun Shqyptarija.
Kû jânë t’ bijt e Skanderbegut,
Kû jânë bijt e Dukagjinit
Shkjau s’ do t’ shklasë, jo, njatij bregut
Dér sa t’ rrjedhe vala e Drinit.

---

485-490 Mali i Shêjtit e Rumija: Mali i Shêjt i Oroshit të Mirditës e Rumija e Ljarjes e e Shestanit mbi Liqê të Shkodrës.

# LAHUTA E MALCÌS

## KANGË E NJIZETËT

## LEKËT

### ARGUMENTI

Të habitun nga kanga e Lulash Ndreut luftarër kapen në krye të Sutjeskës, prej kah kundrojnë fshatin e kallun flakë, takojnë grá e fëmi, kah hikun, bagtí e tufë gjâsh, kah marrin malin të turituna. Mbushen me mëní dhe, tuj u hallakatë të madhe, lëshohen në teposhtë bjeshkës porsi ujqt në cegëm të dimnit.

Në sumin e papritun të Malsorvët vetë Zana e Haramís dridhet dhe kujton se tërmeku lëkundi tokën. Ushton Zeletini e Vizitori merr gjamë, tafti i barutit merr dhén. Luftojnë si bishët Shqiptarët, qindrojnë si derrat Malzezet. Dahen në shêj nder tanët: Mal Kaculi, Lul Rrapuka, Caruk Curi, Gjon Mirashi, Cuba Deli, Llesh Nikë Daka, Dodë Prêci, Bec Patani me të vllán e sá tjerë. U rrijnë kundra fëtyrat e anmiqvet, jo mâ pak trima: Vasil Marku, Gjoko Sava, Toma Risto, Lez Sotiri, Ili Boshkoviq, Mhill Radiqi, Bogiq Steva, Millosh Radovani, Serdar Gavro e Llazo Gavrani, Herojt e të dyja palvët kapen, kacafiten me shoqishoin, rroken, rrëxohen, varrohen, shprishen,vriten.

# LAHUTA ─ Kangë e Njizetët

Dalin nga pritat e hudhen në llogore, msýjnë si harushat e luâjt e plagosun, por zemra s'i lëshon; tërbohen mâ tepër dhe kullojnë gjak, por themra s' u dridhet. Poeti shenjon me ande kvadra luftimi, thekson trímnín e guximin e Llesh Nikë Dakës, të Nikë Gjeloshit e të Dodë Prêçit. Qán nana e Llazo Gavranit, tuj pá djalin në hall'dhe mallëkon atë, qi sparit trilloi luftën. Auktori i a lên fajin vetë sokoleshës malazeze, persè ajo e jo kush tjetrë, e rriti djalin trim e e zemroi per lufta. Bân kerdín Llazo - ja, por smbramit edhe per tê ndeshë sharra në gozhdë. Vllaznit Patani plandosen në parzmet enmike porsi tallasi i detit per brigjet e rrpîta. Mbas tyne msýn Rrushman Hasani. Në turr të tij luhatet logu, gjimojnë prrojet, dridhet Mark Milani, frigsohen shkjét e marrin shpatin per t' a shtí në çark. I siellen si dejkat orrlit, per kurrkush s' ka guxim t' i afrohet. Komandanti malazias kërkon nji djalë nga të vetët per t' i dalë perbáll luânit shqiptár. Flakon në kambë Mil Spasi, rritë ky me tamblin e kulshedrës; âsht kah i a mrrîn Rrushmanit, kur papritmas gjindet në mjes Bec Patanit, trupin e të cilit knaqet t' a përshkrujë poeti. Kujtohet se n' anmikun ka probatin dhe zhgrehë armët. Ndermjet Becit e Milit zhvillohet nji episod i gjashëm me takimin e Glaukut e Djomedit n' Iliadën e Homerit. Njimend, Beci ishte qenë vllaznue me të Malziasin do vjet përpara, kur, mbas vrasjes në Lesh të Bymbashit të Sulltanit, i pat rá mik në shpí. Né kuvend, qi zgjatet, merr pjesë edhe Rrushmani, i cili, në shêj miqasijet i kërkon kumarí Spasit. Dahen, dhe bec Pataní i prîn mikut deri jashtë llogorevet shqiptare. Nësa shena merr fund i a mrrín nga Qafë Hardhija Rrustem Uka me treqínd pushkatarë. Shtimi i ushtrís sonë ndezë edhe mâ tmershëm poterën. S' vonon e dielli prendon e hana lajmon pushimin e luftës.

# Kështu Lulashi tue kndue

Shpat më shpat e prrue më prrue
Shkapercye kann kodra e male,
Kann lânë mbrapa prroje e zalle
Edhè dalë kann m' krye t' Sutjeskës.
Kur kann dalë m' at krye t' Sutjeskës
E t' kann ndie si n' at rrânzë t' bjeshkës
Pushka e topi ishte tue vlue,
E kann pá atà edhè kundrue,
Njegull tymin ajrit çue
Mbí të mjeren moj Sutjeskë,
Stane e shpija bamun eshkë:
Edhè ndeshë kann cull e grá,
Kah tue hikë ishin me gjâ,
T' a kann bâ nji vrrîmë të madhe,
Si lavë ujqsh terbue prej mardhe.
Aty shprazë « hutat » batare,
T' jânë lshue trimat fulikare
Poshtë rrmores: thue, 'i buzë malit,

---

10-20 bamun eshkë: djegë e bâ qymyr, fëngíll.- cull: fëmij.- vrrimë: brimë.- Si lavë ujqsh tërbue prej mardhe : si lavë, tubë,ujqsh të terbuem prej ngrîje,prej së ftoftit.- fulikare: K. I, 187.

Kputë ndokah, po shâmej zallit:
Kaq kje krisma e bulurima,
Kah, lshue vrap porsi vetima,
Flakruen n' luftë Lekët e Malcís.
Asht trandë Zâna e Haramís,
Si nper t' kthiellt t' shkrepte duhija.
Jo, po: a n' luftë rrâni Malcija,
A po moti ndokah shkrepi,
A se trandë token termeti?
Pvetë e mira vetë me veti:
Kah prej krismet e poteret
Gjimuen lugjet e humneret
Edhè ushtue ká Vizitori
Zeletini gjâmë kah mori.

Se, me giasë, gjygjin kaptinës
Mirë sa duhej bâ s' m' i a ké,
Kur jé nisë e dalë m' ket dhé...
Paj ktû po isht' nji vend i eger
E po t' bâshin gjindja fleger,
T' a kesh dhamin ti 'i perçik
Po nuk shkove mbrendë per mik.
Po a s' po shef, mor' kopilane,

---

20-30 po shâmej : po shkëputej,po derdhej.- Lekët e Malcís: malsorët e Malcís së Madhe.- Zâna: K.II,50.- termeti: tërmeku, shkundëllima.
30-40 Vizitori: mal në perëndim të lumit Lim (m.2174).- Zeletini: vazhdimi i malit të Viz. Kah verí-prendimi (m.2140).- fleger : copa-copa.
40-50 T' a kesh dh...'i perçik: të jeshë i fortë si derri i egër

# LEKËT

Se ç' po bâhet m' ushtrí t' ande,
Tash q' msyn Lekët e Malcís:
Si njaj plajmi i njij stuhís,
Qi kah dirgjet Haramís,
Shkon tue shkulë brej e çetina,
Dermon tbana, shuen bashtina,
Currat rrokullon m' rudina?
Falë i kjoshim t' Madhit Zot,
Ç' ká mârrë vendi era barot,
Kah, perlá jânë Lekë e Shkjá!
Mush e qit ata pá dá,
Mush e qit e plumja njit:
Derdhu rrês, e derdhu shpatit,
Struku podit e livadhit,
Rreku, theku, lshou m' pikë t' vrapit,
Tue rrahë top, tue rrahë havan,
Tue vezllue shkallmë e tagan,
Edhè gjindja tue sharrue
Kush nper prroskë, e kush nper prrue,
Mendt e krés me t' u dermue!
Mal Kaculi, 'i djalë prej fisit,
Mirë ngujue per mbas nji lisit
Fort po i vret Shkjét m'«hutë»t'Inglizit:
Fíll po i kputka per mjedisit.

plajmi: K.I,81.- brej e çetina : mbreta e pisha.- rudina: kodrina të blerta në mjedis të pyllit,livadhe të gjelbueme.
55-65 Derdhu rrê: derdhu në rrugë,ravë,shteg.- shkallmë: shpatë - prroskë: prrue i vogël.
65-70 m'hutë t'Inglizit: hutë e përmendun e ardhun prej Inglizit.-

Lul Rrapuka , qafa-trupi,
Vasil Markun m' vend e hupi,
Tue e mârrë ís e del te cupi;
I u ndez flakë t' mjerit gozhupi.
Bân Gjokë Sava kin' jam trim:
Po i bje rrahit fluturim,
N' dorë «novica» tue i qitë tym:
M' at Car Xhaxhen fíll ká lshue,
Per m' e pré, per m'e shkurtue,
Si prej Zotit s' kisht' kênë shkrue;
Pse t' i a priti Caruk Curi,
Mirë zatetë aj mbas njij guri,
E t' i a njitka mù n' gerglâc,
Tue e hjedhë podit si latrâc:
I âsht mushë goja të tânë gjak:
Erri syt, e m' vend u pak.

Toma i Ristos, sy'n sa kau,
Mirë Gjo' Mirashit i a njiti
Mu m' shtek t' ballit, edhè e qiti
Palmuq m' tokë mbí kokerr t' shpinës.
Hollë kisht' gjuejt i biri i Shkinës!
U kuell Gjoni dý trí-herë,
E tue hjekun brîjsh per mnderë,
Zbardhi syt e dekun rá,

---

qafa-trupi: me qafë trashë sá nji trup.- gozhupi: nji lloj qurku lëkure me lesh perjashta dhe pa krahë.
75-80 gerglâc, latrâc: K.XVI,304, 305.
90-100 tue hjekun brîjsh: tuj marrë frymë, këthellë,tuj fry beît si

Terthuer djerrit shtrî sa 'i trá.
Trim por kênë kisht' Lez Sotiri,
Idhtë si gjarpni neper firi:
Nji hundë-lesh, mustaqe-rudë,
Kryet babune, syt per çudë,
Qi veç n' anderr me e pas pá,
Drue se t' pakët të kishte rá.
Ky zânë priten nalt n' nji orgajë.
Strukë mbas currit mbrendë n' dushknajë,
Bâ dam ka mâ se 'i Malcuer.
E tue qitë kryq e terthuer
Vret nji herë pre' atij zabelit
Nisho Loshin e Losh Gjelit
Edhè at mjerin Murro Patin,
Kah me mârrë po dojshin shpatin,
S' dí a me hikë a me qindrue:
Fort të besës s' ki'n pasë qillue...
Mandej cubi i Cernagores,
Gorromisë ká n' fund të rrmores
Keqo Mashin e Zagores,
Qi tue hecun kambadores,
N' moh po dote aj pushkë me shtí
M' nji shoq t' vetin djalë të rí
Per nji gjak pajtue kahmot.

---

ai qi mbushet me frymë.- Nji hundë-lesh,musteqe-rudë: i rrebtë e me mustaqe të shkurta e qime pak.- babune: enë,qi perdoret si masë drithnash; nxen afer 10 kg.(kryet e madh).-
t'pakët: të fikët,zalija,të hollët.- mbas currit: mbas shkambit.
110-120 Gorromisë ká: ka gremisë,rrëzue.- N'moh: nga pusija,

Por se e vraka i Madhi Zot:
I bje plumja mu m' korriqe
E e lên shakull m' do kalbsiqe.

Se un qi tatë nuk kamm as nânë,
Pse s' i a lâ Malcís nji nâm?
Edhè âsht çue trimi në kâmë
M' Lez Sotirin fíll ká rrâ,
Tue vikatë si katallâ;
Ngurru e turru edhè atij vendit,
Si ato zhytrat n' ujë t' liqênit,
I ka vojtë Lezos në pritë,
M' «hutë» n' lug t' krahve i a ká njitë,
Dekun m' tokë edhè e ká qitë,
Aty kryet aj i a ká pré,
I a ká hjedhë rrokull nper dhé.
Edhè âsht lshue porsi shkrebé
M' at Ilín e Boshkoviqit,
Qi isht' kênë mbajtë nji farë ogiçit
M' nji çetë cubash t' Karadakut:
I bjen plumja rrânxë mustakut
Edhè i del mbí but të krés

---

befas,tinëz,mshehtas.- m'korriqe: në korriz.- kalbsiqe: kalbsina,kalbuçina,landë të kalbta.

125-135 zhytrrat: shpend ujit qi per t'u ushqye me peshk zhytet n'ujë (colymbus rufikollis).- hutë: K.X,306.- shkerbé: .K.IX,256

135-140 nji farë ogiçit: si prîs (dashi i kumonës).- Karadakut: K.I,59 - mbí but të krés: në trût e vogla .-

Tue e sodomë si kokrra e rrfés.
Mandej Mhillit i â shtrî m' shpinë
Mhíll Rodiqit, gjeraçinë,
Qi at Ujk Gjerin mbasi vrau,
Vrap me hikë u vête Shkjau;
Mirë por m'«hutë» Cubi e perlau.
I rá pushka mu nên sjetull,
Edhè i duel terthuer mbí vetull
Per t' giatë t' djerrit tue e lshue petull
Me nrânë m' tê shqarth edhè vjetull,
Nâna e shkretë per t' gjallë m' e kjá,
Tjeter djalë ke ajo s' po ká.
Bogiq Steva nji farë djalit,
Ulë «kapicen» m' shtek te ballit
E tue ngâ aj terthuer malit,
Cuba Delit m' shpinë i âsht vû,
Me tagan në dorë shterngue:
Kinsè kryet aj m' i a shkurtue,
Ndersa Cubi me nji Shkjá
Fyt-a-fyt ishte perlá:
Me 'i t'Ostrogas trim belá
Quejtë Milloshi i Radovanit,

Tue e sodomë si kokrra e rrfés: tuj u zhbî,tuj u djegë si djeg kokrra e rrufés,tuj e qitë faret.
140-150 gjeraçinë: K.I,277.- shqaeth edhè vjetull: kunadha,shqarr (Mustella martes) e baldosa,dosëbala(vjedhulla-Males texus të dyja shtâsë mishngranse.
155-160 Ostrogas: nga Ostrogu,fshat mbi Bareshumanoviq,ndermjet Danilovgradit e Nikshiqit,ku gjindet shêjtorjam e permendun me ketë emën.

Idhtë si tef i preftë taganit.
Por e pá njaj Mashi i Cokut
Ke lshon vrap Shkjau patalokut,
Edhè m' «hutë» e tereziti,
Mù rrânxë veshit krés i a njiti,
Tej-pertej plumen i a qiti.

Se un qi qitë e kam me Mbret
E m'a dron sherrin Stambolla,
Kah kujton, 'or Knjaz Nikolla,
Se po shtron Plavë e Gusí
Me Bigiqa e rropullí
Dér sá m' kambë t' jetë kjo Malcí?
Kqyr Bogiqin se kû e ké:
Ngerdhûcë syt, si qiri zbé,
Ç' po i olandosë aj kâmbët per dhé...
Se per Zotin kjoftë levdue!
Kur t' më mushet mendja mue,
Per vend t' t' Parve me qindrue,
Knjazë as Mbret un nuk t'i drue. ,
Edhe trimi n' kâmbë âsht çue,
Si aj bajraku m' báll t' ushtrís
Vikatë t' madhe ká Malcís:

Se nuk jemi Lacë Manova,

---

165-170 qitë e kam me Mbret: i a kam dalë kundra Mbretit të Stambollës.
175-180 Ngerdhûcë syt: qitë syt kokërr, duq.
180-185 Si bajraku m'báll...: ndrejtë.- Manova: K. I, 105.

# LEKËT

M' e bâ luften nder llogore;
Por jem' nji Malcí mizore,
Msue me u pré me Cernagore
Fyt-a-fyt e báll per báll:
Nandë me mbetë, nji me pshtue gjáll;
Por jo 'i Shkjá me e lanun gjáll
Mbrenda megjeve shqyptare.
E t' âsht lshue m' Shkjá fulikare:
Porsi ujk qi bje nder dele,
Njânen shkyje, bâne fele,
Tjetren preje, gjakun pija:
Bân veç dam lukur e kija.

T' u shpervol m' tagan djelmnija
E t' u qitë syt zjarm e shkndija,
T' jânë flakrue perposhtë cabokut,
Turr e vrap mbas t' birit t' Cokut,
Si ajo lava n' Vizitor,
Edhè kcye i kann Shkjaut m' llogor.
Kur këcye i kann Shkjaut m' llogor:
Ç' ka ardhë Shkjau e t' âsht pshtjellue,
Ç' t' âsht perpushë, ç' t' âsht krepatue,
Si njaj gjarpni n' zjarm vallue:
E t' âsht ndezë zhari Sutjeska,

---

190-195 Mrenda megjeve shqyp.: mrenda kufijve shqiptarë.
195-205 lukur e kija: dhen,dele e kingja.- perposhtë cabokut: gjatë kërcûjvet në teposhtë.- Si ajo lava n'Vizitor: si lava (tufa) e ujqvet në Mal të Vizitorit.
205-210 perpushë,krepatue,vallue: ngërfosë,idhnue rrethue.

E t' ká mârrë gjâmë vrrini e bjeshka,
M' kupë të qiellës ushtue ká vrrima,
Kah janë ndeshë trimat me trima,
Kah kann nisë ata me u pré,
E t' flakruen krenat nper dhé,
E t' rrodh gjaku porsi shé.
Namin shkinat gúr më gúr,
Shkaf âsht Lekë, shkaf âsht malcuer,
Tue kundrue, qyqet, n' terthuer,
Ngarkue buken per ushtrí,
Se sá djali i Malit t' Zí
Shyt po bite aty per tokë,
Ka' i ká msy Mashi me shokë.

Syni i tij porsi vetima,
Zâni i tij porsi bubllima,
Kah po lshon e kah po ep
Curr më curr e kep më kep,
T' madh po bân aj m' Shkjá gazep:
Po i prêt gjinden si t' i'n skjep.
Llesh Nikë Daka,pelivani,
Bé më Zotin trimi bâni,
Se pa i marrë nandë krena n' Shkjá,
«Huten» hjedhë do t' a kisht' m' trá
E taga'n n' farkë do t' kisht' çue,
Thikë parmende m' e punue:

210-220 vrrima: brima.- Nam. shki. Gúr me gúr: në mal të thát.
230-235 pelivani: i pashëm e trim.- huten hjedhë do t'a k.m'trá:në trinë, në hatlla si gjâ qi s' duhet.

## LEKËT

Kurr m' log burrash s' do t' kisht' shkue.
E pse Lleshi âsht bji farë burri,
Mos me i luejtë fjalës me sá curri,
Jyrish djalë mbí Shkjá t' a lshue,
Malazezt aj tue shkallmue:
Si njaj bulku qi m' sopatë
Shkallmon rrahit cûjt e thatë,
Beja e bâme duhet mbajtë!

Synin gacë, krahin sá shuli
Kah po sillte m' at tagan,
Herë m' serdár, herë m' kapitan,
Fort po i prette ato rradake,
Si t' ki'n kênë do poça Vrake.
Vjen Dodë Prêçi si stuhija,
Ç' â ata krye, Zot, nder duer t' tija?
Kryet e t' mjerit mor' serdár,
Serdár Gavros gazepqár,
Qi, sa falli i pat hecë marë,
Pat vjerrë hoxhë, pat vjerrë haxhí,
Pat djegë teqe edhè xhamí,
Bullat shitë i pat n' kaurrí:
Largë permendë, po zâni i tij;

---

240-250 rrahit: pyllit të prém a të djegun.- do poça Vrake: K.X,332.
250-260 serdár: K.I,279.- falli i pat hecë marë: fati,paralajmimet qi bajnë dijeset (gabelicat).- haxhí: besimtari musulman,qi në jetën e vet âsht qenë në Mekë.- teqe: mugade bektashijsh me baballár të vetin.- Bullat... në kaurrí: turkinat, musul-manet... nder kristjanë.

Por qi, i mjeri, zâ mbas sodit,
Shtangue shyt aj terthuer podit,
S' mund do t' bâjë, besa, mor' shokë,
As me trêmë do cicirokë,
Kur m' skep zêmren t' hîjn m' i a çokë...
Qaj Dodë Prêçi bajraktari:
Po i pret Shkjét si pritet bari:
Burrë mâ i fortë s' bâhet Shqyptari!

Qyqja, bír, si i bâhet hallit
Qi ti mue m' ké ndollë n' ushtrí
E tash fíll, qe, dy djelm r' rí,
Në çakçirë e në xhurdí
Kann msy m' çeta t' Malit t' Zí.
Se kush janë, tobe, n' e die;
Veç ka' i shof si kann marrë turr,
Si po hidhen curr më curr,
Kish me thânë se jânë kulshedra,
Mos me i rrxue pushka as gopedra...
Prite Zot! me u dalë per ballë,
Pse, kercuna, t' perpîjn gjallë!
Jo qi mâ m' pushkë e m' tagan
Nuk të lânë me lypë aman:
Ki'n me m' prû mue ditt e kobit.
Ah! mallkue, po, njaj bír robit

---

260-265 m'i a çokë: me i a sqepue, me i a hangër me sqep.
270-280 Në çakçirë e në xhurdí: në tirqë e kapotë-gjyse,leshit,
me thakë,jakë e mangë të shkurta. K.VI,10.- kulshedra,gopedra: K.V,404; XVI,501

## LEKËT

Qi mâ i pari mbí ket dhé
Qiti gjinden n' luftë me u pré:
Shka nuk bâjn ujq as shkerbé.
Atê, po, at zêmer-carâ
Vetë kulshedrat e kann llâ,
Q' se, prej epshit me shkelë m' tjerë,
Me rrmye gjân e huej pa nderë,
Nuk pat dert per nana t' mjera,
Qi nper luftë t' i thate vera,
Dhîma e fmîs zêmrat t' u a kpuse.
    Mirë püo thue, besa, moj nuse,
Por shka t' bajsh nuk ké n' ket pûnë:
Me qindrue t' duhet perdhûnë:
Me bâ zêmren mije lisit;
Pse edhè jé ti 'i grue fisit:
Malazeze sokoleshë:
Vashë, si motit, trimëneshë:
Qi per Fé ti e per lirí
Msue ké kênë me dalë n' ushtrí,
Me lidhë varrët e djelmve t' ue,
Me u dhânë zêmer, me i trimnue
Krena Turqish per t' shkurtue,
Mos t' lshojë zêmra, pra, as n' ditë t' sotit
Ke thânë paska kênë prej Zotit,
Me mbetë ti nanë e pa djalë,
Zêmra me t' u thá per t' gjallë.

---

285-290 zêmer-carâ: zemer-shkrep,zemer gúr.- e kann llâ: K.II,23.- prej epshit: nga prirjet e shrregullueme.
295-300 mije lisit: palci (pjesa mâ e forta ) i lisit.

Se mana, moj nanë e mjerë,
Keq po m' vjen zêmren me t' therë,
Por tý djali të ká mbetë,
E faj'n, thom, se e ké ti vetë:
Ke sokol djalin kish' rritë,
Mos me zânë trimi kund n' pritë,
Mos m' i u shmangë trimi rrezikut,
Por per ballë me i dalë anmikut
E me tê në log me u pré,
Si me kênë s' dyti tue lé;
Thue se trimit shkallma rrfé
Kryet s' i a rrokullon nper dhé.
Prandej, kur m' tagan Malcija
Ajo rrâni, si duhija,
Njaj yt-bír, Llazo Gavrani,
Njâ as dý djali s' i a bâni,
Veç, si gjarpni nalt prej bunget,
T' flakuroi jashta nji cunget,
Per mbas s' cilles vend kisht' zânë,
Pa i a dá m' «zdragushë» tue dhânë
E t' u duel Lekve në ndesh,
Hapu, zmbrapu nper bushnjesh,
Kê pa krye, kê lê pa vesh,
Me at tagan, me at armë besnike,
Qi me gjak kurr nuk po u ngike!

---

320-330 shkallma rrfé: shpata rrufé.- prej bunget: nga landa e bungut, qarrit.- zdragushë: pushkë, armë serbjane.- duel Lekve në ndesh: u duel malsorvet per báll.K.I,82.
330-335 nper bushnjesh: shkurre, shkorre, vend bushash.

Me pasë pá, veç, moj fisnike,
Se s' di kush, jo, me t' kallxue,
Se me ç' turr djali t' kje lshue:
Pelivan e trim drangue!
Preu nder tjerë, po, i biri i botës
Dedel Bubin t' Bub Keçotës,
N' atà Pelajt nji mâ t' mirin,
Mandej prete njat Ujk Mirin:
Nji të Vukel, burrë belá,
Qi t' kisht' shitë moter e vllá,
Kund n' ndo'i pare po 'i kisht' rá:
M' but e m' vesh kryet i a ká çá,
Derdhë i a ká krejt trût perjashta:
Si grreç kjumshtit i mbet rrashta!
E, si ujku, qi msyn ftujen
T' âsht lshue djali prap m' Kolë Cujen
M' njat Kolë Cujen n' «kacaturrë»:
Sá per sy, pesë pare burrë,
Por, per zêmer e gajret,
Mos me e trêmë as Knjazë as Mbret
Kin' aj kryet ktij m' i a shkurtue,
Dhantí Knjazit me ja çue.
Kur, pa pritë e pa kujtue,
Qe po msyjn dy djelm të rí:

---

340-245 Pelajt: lagje e Grudës.- Nji të Vukel: nga Vukli, fshat nga fiset e Kelmendit,me të cilin kufizon.
345-355 Si greç kjumshtit: si matare,kungull qumshtit.- ftujen: edhin femën nji vjetet.- kacaturrë: K.XV,78.- pesë pare burrë: kurgjâsend, mos me ta mbushë synin.

Në çakçirë e në xhurdî:
Njatà vetë qi, m' at sy malit,
Tuj ankue hallin e djalit,
Tý t' u bânë se jânë kulshedra
Mos me i mârrë pushka as gopedra;
Por qi s' janë, jo, dý kulshedra,
Veç se po, besa, moj Jane,
Dy drangoj të lemë njaj nane,
Mos me i pré shkallma as tagani:
Bec Patani e Çul Patani,
Qi kah rrânë atji mejdani,
Kah lshuen turrin m' çeta t' Knjazit,
Thue, dyndë deti prej tallazit,
Po plandosej kund ndo 'i shkrepit:
Kaq pre' atij të madh gazepit
Aty u dha krisma e rropama,
Aty u ndezë lufta e degama,
E t' ushtoi zhurma e potera,
T' u çue plûhni e t' u çue era:
E t' u kthyen krenat si poça,
E t' me'n shyt burrat kaproça,
T' u dermuen, heu! do djelmoça
Do djelmoça si taroça,
Me i a dhîmët gurit e drunit,
Jo se mâ nanavet t' veta,
Qi i ki'n rritë me gjak të zêmres.
Ah medet per Nesh Jovanin!
Ah kukú per Nikë Stjepanin!

---

375-380 degama: K.II,19.- kaprroça: të lidhun e të fortë.

Mjera nânë per Gjokë Serdarin!
Qyqja moter per Llazarin!
Nuse zeza per Todorin,
T' cillit hapë, besa, krahnorin
Me tagan Beci i a ká:
Si edhe kryet ky i a ká çá
Njatij Gjuros, qi per Shkjá
Sho'in mâ trîm kund s' i a kam pá.
Aty, po,n' at paçariz,
Mbet yt-bír, ofshe! m' nji driz:
E preu Çuli per mjedis!
Eh! mo', Zot, mê keq per né,
Qi na rá kjo namë-rrfé:
Mos me mûjtë Shqyptarë e Shkjé
Me bâ hije bashkë mbí dhé;
Por me u vrá e por me u pré,
Kudo atà me i qitë neshtrasha.

Por ç' kann prrojet qi gjimojnë?
Shka vrân vetllat Mark Milani?
Thonë ká msy Rrushman Hasani!
Njeky Rrushi, 'i shpatë e gjallë,
Dredhun shallin rreth per ballë
Vjerrë «martinen» per nen krah,
Kthelltë kuburet rrasë n' sylah,
Edhe priçet mbathë per kâmë

---

395-405 paçariz: të perzieme.- m'nji driz: me nji çufërr,ferrë.- nesh trasha: K.VI,102.
410-415 martinen:sylah: K.XIII,25;II,43.- priçet: opangët e grisuna a të harrnueme.

Per mnderë tue kercnue me dhêmë,
Tue lurue, tue turfullue
Si kulshedra neper kneta,
Kä lshue turrin mbí do çeta
Mbí do çeta t' Malit t'Zí.
Thue se gjallë do me i perpî.
Lum per tý, o ti Zot i lum!
Ç' i ka vû ktij buza shkrum,
Ç' i ka hypë vneri nder sy
Kur mbí Shkjé trimi ka msy.
S' po e ndal gúr, nuk po e ndal shkrep,
Po i kcen prroskat kep më kep,
Po i prêt gjinden per gazep;
Edhe trimi n' gjak âsht lá,
Idhtë me Shkjé tuj u perlá,
Kê tue pré, kê krés tue çá:
Qi me sy ti t'a kish' pá,
Besa, 'or probe, t' kisht' hî mndera.
Ç' t' u perpushen Shkjét m' at hera,
Edhe m' shpinë atij ç' jânë lshue,
Me tagana n' dorë shterngue;
Por jo kush atij m' i u afrue
E m' tagan me sjellë per s' giatit;
Pse, ka' i epte Rrushi shtatit,
Me nji hije malukatit,
Friket Shkjét u derdhshin shpatit:
Si ato dejkat, qi lshue m' shpinë

---

420-425 prroskat: prrojet e vogla.
435-445 malukatit: dejkat: zogjt shtegtarë si dallëndyshat (Apus -

Ndonjâj orrli-gjeraçinë,
Para e mbrapa n' ajr tu lvitë,
Plym shkojn shpendin tuj e nxitë,
Por kurr teper, jo m'i u avitë;
E kur ky t' a msyj ndonjânen,
Ato t' gjitha mârrin ânen
Edhe derdhen nper ajrí,
Si ajo hjedha lshue flaurí.
Proh, ti o Zot! Rrushi ç' po hidhet,
Se ç' po hidhet, ç' po permlidhet,
Se edhe toka fortë po dridhet,
Kah po lshon_ €€turrin mbí Shkjé,
Kah po i hjedhë krenat nper dhé,
Si t' ki'n kênë kokrra bastanit,
Tue i plasë zêmren Mark Milanit.
Mark Milani, pika e djalit,
Ndêjë kundruell m' at vetull malit,
Kur ká pá aj sa djelm anash
Shyt po i jitshin m' at log Zanash
Ká qitë t' madhe e ká bertitë:
Athue nana 'i djalë ka rritë
Ká rritë nana 'i djalë si motit,
Xheverxhil e flakë agzotit,
Qi me u lshue nji herë m' tagan
M' at kulsheder, qi aq zalldan

---

apulus ).- Plym: grumbull.
445-450 Si ajo hjedhe lshue flaurí: si të hjedhunat e drithnajavet qi dliren n' érë.
460-470 Xheverxhil e flakë agzotit: pjesë perbâse (nitrat) e barutit,-

Po m' u nep ushtarve t' mjerë,
Kê tue pré, kê prap tue therë:
Tue m'i bâ kortarë per krraba!
Pasha armët, qi m' i la baba,
Paçë me i vû nishan në ballë
Paçê me e bâ krushk e kumarë
Dý kubure paçë me i a falë:
Dý kubure shkrî në Shkoder,
Larg me i vrá ato koder m' koder
Mos m' i a pasë kurrkund «zdragushës»
Armë të ngrîta dore s' « Tushës »,
Dymdhetë qese me u bâ pari:
Krejt kandakut t' lame n' ari.

E ka ndie nji Rahovnjânë:
Qaj Mil Spasi, trim si Zânë,
E ká ndie, edhè fulikare
N' p' r ato rrege e n' p' r ato qare
T' ka marrë hov, si aj derri i eger,
Qi m' kê t' hasë veç t' a bân fleger
E t' a shkyen, po, me do dhâmë,
Kuk turînit ngerthye 'i pllâmë.
Fort âsht dridhë toka nen kâmë,

---

K.I,80.- kortarë per krraba: copa, copa per çengela-si mishin... -
475-480 dore s' Tushës: farketár i permendun nder rapsodí tona.- dymdhetë qese: çmim i naltë,mbasi qesjq kishte 500 grosh.- kandakut: K.I,374.
480-485 rrege...qare: nper tokë të papunueme e bungaje.K.III,54.- t'a bân fleger: t'a ban copë copë, paçavër.

Fort flakue i ká n' dorë tagani
Kah ka msy drejt kah Rrushmani.
Se ç' âsht gzue qaj Mark MIlani,
Se ç' âsht hjedhë qaj Dash Galani:
Dash Galani se ç'âsht hjedhë
Se edhe shkallmen ç' e ka dredhë,
Físll tue msy kah Mili i Spasit
Si ajo ulkoja krés s' Bishkasit;
Si kurr turrin t' mos kisht' lshue!
Shkjau pse atê t' a ká shkurtue,
Kryet per tokë t' i a ká rrokullue,
Edhe nusen t' i a la shkret,
Me bâ vaj, me bâ medet,
Si ato qyqet në shkorret:
Kisht' kênë Shkjaue 'i drangue i rí,
M' sisë t' kulshedres llâ kerthî!
Jo, po, Shkjau drangue kisht' kânë
Ke pa krye âsht gjindt tue i lânë
E tue i lshue dekun m' bushnjesh
Sa kush para po i del n' desh.
Edhe trimi dert s' po ká
Pse n' gjak gjinden âsht tue i lá,
Zêmra nanash pse âsht tue thá:
Atij giatë veç se âsht tue i shkue
M' at Rrushmanin pa tokue:
Pa tokue m' Rrushman Hasanin
Per t' a dá me tê mejdanin,

---

495-505 krés së Bishkasit: K.XVI,152.- në shkorret: vend shkurresh.
- llâ kerthí: rritë si i vogël si çilimí.

Per t' a vû më ballë nishanin,
Per t' i njitë kuburet n' brez,
Qi atij Marku burrë kermez
Folë i a ká me besë e fé,
Po mujt kryet Rrushit m' i a pré.
      Kur, qe, dyndet qaj Kolë Cuja
Lshue mustaqet si dý duja
Edhe vrap, porsi langoni,
Neper záll e gur t' nji prroni
M' shpinë Míl Spasit zhgjetë ká lshue,
Per t' a pré, per t' a shkurtue,
Shokët e vet aj per t' pague,
Si prej Zotit s' kisht' kênë shkrue;
Persé Shkjau tek e ká pá,
Ashtû vrap prronit tue ngá,
Nji carâ n' dorë ká perlá
E tu ulurue si bishë Parûnit,
Me tê i metka shi kupës s' giûnit:
Pak gjâ ashtin pá i a thye.
Briti Kola sa pat n' krye,
Edhe âsht purë e rá per tokë,
Me t' dý duert giûnin ká rrokë,
Tue gjimue, tue kqyrë per shokë;
Pse mâ ngusht vedin mbí dhé

---

515-525 burrë kermez: burrë i kuqlemët.- si dý duja: si dy duejë:ban gat e gjethit,me të cilat mbulohet mullari.- porsi langoni: K. III, 1555.
530-535 ká perlá: ka rrokë, ka marrë.- bishë Parûnit: nga bjeshkët e Parunit, në Veri të Shkodrës mbi Rrjollë (m. 1710).

S' e kisht njoftë se kishte lé:
Kurr s' kisht' rá n' nji así zalldani.
E ka ndie Rrushman Hasani,
E ká ndie edhè njoftë në zâ.
Aty n' dihmë trimi i ká rrâ,
Vrap e vrap si katallâ:
Hidhen guet, po, tue vringllue,
Mbí Shkjá turrin kah ká lshue.

Kerleshë qymen shpinës per mnderë,
Zhgjetë t' u lshohet qêjve tjerë,
Me ta haju edhe perlaju,
Dboju shtekut e hendekut,
Tuj ungruem e tue cingruem,
Hikin qêjt nper prroska e lamë,
Shtangue bishtin héll nder kamë:
Njekshtû Shkjét n'p'r at log mejdanit
Hikin podit, derdhen planit
Para ushtimës s' Rrushman Hasanit,
Qi po lshote m' Mil'n e Spasit,
Si kulshedra Lqênit t' Shasit,
Si ajo rrfeja e krés s' Bishkasit.
Fort âsht trandë qaj Mili i Spasit,
Kah Rrushmanin shef tuj ardhë,
Se edhe buza atij ç' i â zbardhë:

---

545-555 larosh: qen hekurash i larmë.- Shtangue bishtin héll nd.k:
baras me K.VI,433.
555-560 Lqênit të Shasit: liqê afër qytetit të vjetër të Shasit,në Shtojin
e Ulqinit,jo larg fshatit Kllezën.

Por se shmangë nuk e ká kamen.
M' njanen í shpervjelë dollamen,
Aty trimi ká ngujue,
Me tagan në dorë shterngue:
Si njaj derr, qi poshtë ─ perpjetë
T' a kenë ndjekë langojt e letë
Shpat më shpat, zabel m' zabel,
Edhe t' shofë se shtek s' i del,
Me pshtue sish, me u strukë në breshtë,
Kund m' do' i lak, kund m' ndonji kreshtë
Synin gjak, turî'n n' ajrí,
Tue turfllue me shum mëní,
Zên aj vend e rrin e pret,
Qi t' i hudhen hasemt nget,
Per me ta, mandej me u rrue
Fyt-a-fyt, me u laskarue,
E me mbetë a se me pshtue.

Ballin gjanë si ─ fushë mejdani,
Vetllat zí si penda e korbit,
Synin zjarm si flakë agzotit,
Si ajo rrfeja neper rê:
Dredhë mustakun kacadrê,
Shtatit ardhë porsi harbija,

---

565-570 M'njanen í shpervjelë dollamen: çue dollamen në njanen anë të trupit (në kryq).
570-580 breshtë: pýll me bredha.- lak,kreshtë: luginë,kurriz mali.- me u rrue: me u perlá,me u kacafytë.- me u laskarue: me u shkye.
585-590 mustakun kacadrê: K.VII,114.- harbija: K.IX,299.

Gishtat drejt porsi namlija,
Veshë e mathë, edhe shterngue,
Trim i çartun lé drangue,
Me kulshedra aj me luftue:
Mik me t' huej e vllá me shokë,
Nuk i bite, fjalë më tokë
Si hynér qi e kisht' falë Zoti:
Burrë si burrat qi ishin motit:
Njimend nip i Gjergj Kastriotit.
Ky pá paska Mil'n e Spasit,
Ke flakue ka njatij rrashit
Edhe rrâ ká nder malcorë,
Me tagan shterngue në dorë,
Sikur merr plajmi me borë;
E ká pá por njoftë s' e ká,
Veç se Shkjá si ç' do nji Shkjá,
M' tê edhe trimi ká marrë turr
Shtek më shtek e curr më curr,
Dér qi ardhë ká e dalë n' at záll,
Kû njaj Mili shpatë e gjallë,
Idhtë në dorë shterngue taganin,
Per_ me u ndesh m' Rrushman Hasanin:
Por si pîtas, ftyret zbé...
Ballë per ballë me tê me u pré.
Tek e shef Beci atê e njef,
Edhe turrin vjen tue e ndalë.

---

.- Gishtat drejt...si namlija: si tyta, gypi i pushkës.
590-595 Si hynér: porsi pajë nusesh,të hieshëm,të bukur.
595-600 Edhe rrâ ká...: âsht lëshue.âsht hudhë ndër ...

Ki'n pasë kênë miq e kumarë,
Gjakun bashkë edhe ki'n pí
Do vjet para në Mal t' Zí,
Kur njaj Beci n' shpí i pat shkue
Bashkë me Çulin, per me i pshtue
Duhís s' Mbretit, qi u kisht' lshue
Pare t' madhe m' shpinë, me i zânë
Gjalë a dekë, laik me u dhânë,
Per njat t' ngratin mor' Bymbash,
Qi kta e lshuekan laradash
Atjè n' Lesh, e e bâkan dekun.
    Çuli e Beci, shkrel prej Bzhetet,
Ki'n pasë kênë dy hasem t' Mbretit,
Qi kurr dá s' i a ki'n gazepin:
Herë the xháden, herë pre telin,
Gjuej zaptít, nizamin vraja,
Nis degame kot se i'n gjallë
Me spahí e me myltazima:
Hashtarí, djelm kapisuza,
Kahdo shkojshin, kahdo vîjshin
Dy gur njitë kund nuk i lîjshin.

---

615-625 Duhís s' Mbretit: mënís,furís së Mbretit.- laik me u dhanë: me u dhanë ndëshkimin.- Bymbash: oficjér i naltë,major.- laradash: kulihun, e rrotulluekanë.- n'Lesh: në qyt. E Lezhës.

625-635 zaptít,nizamin: policin,ushtarin.- degame : K.II,19.- spahí myltazima: kalorës i ushtrís turke e tagër mbledhsa.- hasharí djelm kapisyza: të praptë,djelm kryekcyem..- dy gur njitë nuk i lîjshin: s'lêjshin gjâ pa bâ kahdo u shkelte kamba (kund).

Prandej Mbreti dhânë kisht' êmer,
Gjallë a dekë, të dy me i zânun.
Edhe n' Shkoder Vali Pasha
Çon e thrret njat Ali Qorrin,
Njat Bymbashin e Dauletit;
E ngethye vetllat m' shtek t' ballit,
Kshtû nisë idhtë aj me i ligjrue:
Pa ndigjo, Bymbash i Mbretit:
Nji turk dini ti mos kjosh,
Ramazanin e njinosh,
Kurr bajramin mos e gzosh
E haram t' kjoftë buka e Mbretit,
N' kje se ti dér neser mbrama,
Si t' fillojë dielli me marrë,
Gjallë a dekë ktû n' hyqamet
Nuk m' i bjen t' bijt e Patanit,
Qi aq zalldan halís po i apin
M' «tyebe» t' Lezhës e m' Kalá t' Shkodres.
Ali Qorri m' kambë âsht çue,
Mirë âsht veshë, mirë âsht shterngue,
Mirë dorín e ká shilue,
Edhe m' shpinë a' i ká këcye:
Fíll per Lesh rrugen ká msy:
Ká msy rrugen me t' mdhej hapa,

---

635-640 dhânë k. êmer: kishte urdhnue.- Bymb.e Dauletit: K.II,32.
645-655 n'hyqamet: në zyren e shtetit,në duer të shtetit.- M'tyrbe t' Lezhës: që mer nga vorri i mrekullueshëm(per musulman)iL
655-665 mirë dorín e ká shilue: e ka gatue kalin e kuq të shalës..

Me trqind sejmen permbrapa.
Kur kann rá atjé kah xhamija
T' fortë idhnim ká kapë Alija,
Se fortë hjedhë âsht «shah» dorija:
Shkrepë kalldrami zjarm e shkndija:
Çudë po bân qaj Kajmekami.
Para e mbrapa i shkon nizami:
Çudë po bân, me pvetë ká çue:
Ti, Bymbash, kah don me shkue?
M' at ânë t' Drinit, n' kjoft gjikue
M' at ânë t' Drinit m' trp të Lezhës.
Fort po i bín ushtarët trompetës:
Ká mârrë gjamë Kodra e Marlekës:
Se ç' ká ushtue ajo rrânxë e malit,
Thue, âsht dyndë deti prej tallazit.
Nisë janë topüat prej Tivarit,
Per me u rá t' bijve t' Patanit.
Nana e Becit del në derë,
T' dyja shplakët tue rrahë p'r 'i herë,
Ká lutë Zot e Shëjt Shna Ndue:
Dilni, bre, se jem t' rrethue!
Kur kan dalë t' bijtë e Patanit,
Si dy arí prej bigës s' njaj planit,
Se ç' i a njiten Ali Qorrit
Me dý plume m' drrasë t' krahnorit,
Tue e hjedhë shakull n' mes t' oborrit:

---

- Me treqind sejmen: me treqind djelm mbas vedit,roje.- shah: thik perpjetë.- Kajmekami: nenprefekti.

680-690 si dy arí prej bigës s' njaj planit: dy harusha prej shpellës.

E nper flakë t' pushkve t' taborrit:
Kann marrë shpatin tue fluturue,
Dér n' vá Bélaj qi kann shkue,
Kû atà Buenen kann kalue,
Edhe dalë kann n' Mal të Zí.
Fíll Mil Spasit vojtë kann n' shpí.
Edhè Mili pritë i ká,
Bukë e krypë me ta tue dá,
Porsi pasë t' i kishte vllá.
Burrit t' mirë kurr nuk i âsht ndalë
Pushka, sofra, e fjala fjalë.
A m' rrêjnë syt a jé ti probe,
Milo Spasi?...se un qi, tobe,
Nuk kam mûjtë kurr m' e mendue
Se ktû m' tý kam me u tokue:
Nsá po grîhemi n' mjet vetit,
Si ato bishat e shkorretit:
Bec Patani po pëvetë.
Jo, po, Milo Spasi vetë
Jam, lum Beci, probatimi
Po ja kthen; n' míll edhè trimi
Qet taganin m' gjak perlye.
I â avitë Beci e t' dy krye m' krye
Janë falë trimat. Po si jé?
Si t' ká shkue moti n' at dhé?
Si i ─ ké robt e gjân e gjallë?

---

-t' taborrit: K.VI,90.- Dér n'vá Bèlaj: vá mbi lumin Buenë,ndermjet Rrushkullit e Pentarit.
700-705 bishat e shkorretit: bishët e pyllit.- n'míll: në kllef.

Po e pëvetë Beci me mâll.
Gjallë me frymë e sa me thânë,
Fjalen Milit at herë ká zânë,
Ngerthye shllungë do vetlla t' trasha.
Veç sa mirë m' qiti neshtrasha
Me t' hasë sot, qi tash kahmot
Kam dishrue, manà, me t' pá,
Si me t' pasë treqind herë vllá!

Si 'i balosh, hekrash shlirue,
M' nieri t' huej lshon si i terbue,
Thue po e bân kortarë-kortarë,
Kur t' a shofë vetun tue ardhë:
Ndersa, kur ktij t' i dalë para
Zoti i shpís ─ miku a kumara ─
Per me i prî m' e çue te shpija,
Baloshit i shuhet mnija:
Edhe turrin aj tue ndalë,
Lehtas bishtin tue e luhatë
T' huej't i avitet dalkadalë,
E, si 'i herë t' a ketë njuhatë,
Trok m' trok para vetë î prîn,
Si t' isht' klysh ─ ase kalinë;
Njekshtû, po, Rrushman Hasani
Kur ká pá se Bec Patani
Me at Mil Spasin faqe m' faqe

---

715-720 neshtrasha: K.VI,103.
725-730 tue e luhatë: tuj e luejtë në shêj dashunije.
730-735 E,si 'i herë t'a ketë njuhatë: si të ketë marrë erë.

# LEKËT

N' mndyrë t' kanûs s' Maleve âsht falë,
Turrin trimi aty e ká ndalë:
E lavjerrë ato mustaqe
Toje toje e leqe leqe
Toje toje dér m' sylah,
«Huten» vjerrun per nen krah,
Llanës per s' t' gjatit tue i shkue gjaku
Synin zjarm,po, sa taraku,
Taganin ká qitë në míll,
Edhe trimi ká shkue fíll
Kah Mil Spasi e doren shtrî,
A jé burrë? si në habí
I thotë Milit ─T' paçim burrë!
A po mahe? Si t' u ngurrë
I a pret Shkjau e pîj̃tas ngeci
Se ti, Rrusho, po zên Beci,
Njeky â 'i probatim i êmi,
Milo Spasi, qi n' Rahovë
Marë i hecë pushka e kuvendi,
Edhe vrá ká turq manova,
Si me gjuejtë poça a katrova:
Jo qi atje në Mal të Zí,
Shká â Shqyptár e kryqalí,
T' a ká ndihmë e krah të djathtë,
N' bukë e n' krypë, e n' besë të burravet.

---

740-745 sá taraku: sá kau,taroçi ( Zadr.).
750-760 pîj̃tas ngeci: ngeli i pîm.- n'Rahovë: fshat afer Titogradit(Podgoricës).- turq manova: K.I,105.
760-765 n'bukë e n' krypë e n'b.të burrave: në mikpritje (sofër e besë

Se un e Çuli, kur në Lesh
Patem vrá njat Ali Qorrin
E i pá'm rá Mbretit hasí,
Fíll kem' dalë e vojtë n' Mal t' Zí,
E per mik ktí i kem shkue
Trí vjet rresht n' shpí i kemi ndêjë:
Bukë e mish, rakij e vênë.

Manà, prá, ti 'or Bec Patani,
Mik të mirë na paske zânë:
Se edhè ashtû âsht si jé tue thânë,
Q' se trimi aq kthelltë kênka shty
Idhtë taganat tue shkelzye:
Gjylja e plumja rrih pa prâ.

Milo Spasi po ja kthen
Per t' giatë t' lumit poshtë rrmen
Edhe kungulli: pse kurrneni
I a nep t' shtymen: veç se rendi
Atí i vjen, besa, dikúr,
Per ndo 'i rrâjçë me u thye,a m' ndo 'i gúr.

Merr e zier Rrushi kutín,
Ka 'i duhan edhe e kann pshtjellë;
E, ndersa Beci po shkrepte,
M' gúr m' unuer, Rrushi po i thotë

---

të mikut.- Mbret.hasí: n'anmiqsi të Mbretit.
775-785 rrmen: rrjedhë.- kurrneni: rrjedha,kulmi i ujit.Vro frazen:ku
ngulli shkon gjithmonë mbi ujë.- shqekut t'xhurdinit: xhepit të brucit (Kurvelesh).

Mil Spasit: Ka Zoti 'i djalë
Nja tri vjetsh, qi atje te shpija
Asht kah m' rritet.N' kje se i Lumi
Ká premtue, qi shndosh me krye
T' skapullohna kso potere,
M' a don hatri, qi ti m' Shkrel
T' vîjsh e djalit t' m' i a mârrsh flokët:
Po kam qéf me t' bâ kumarë.
Per ket besë edh' un t' kam ardhë,
Po i pergjegjë i rahovnjani;
Edhe zier revolen brezit:
Nji revole Karadakut,
Me «pêsë numra », qi mâ e fortë
S' bâhet pushka: e falë Rrushmanit
I a ep, me namlí prej vedit,
Rrushi at herë nji pip argjanit
Atí i fali: pip telishit,
Me 'i çilibar m' tê sa i voe,
Hollë punue në trajtë t' nji gjarpni
Leqe-leqe, prej t' permendunit
Kujunxhí, Tuke Jakova:
Pêsqind grosh tanë pare n' dorë.
Mandej Becit merr e i thotë:
Ndigiò, Beco: prîj tash mikut

---

785-790 Ka Zoti 'i djalë: në vend qi kam nji djalë.- t'm'i a mârrsh flokët: per t'a bâm kumarë.

795-805 Nji revole Karadakut: nji revolver malazeze.- me pêsë numra: me pesë fyshekë.- me namlí prej vedit: me tytë,grykë,prej vedit.- pip telishit: pip të veshun në argjant.- Me 'i çilibar: me mollë qelibarit.

Edhe tej llogoresh s' ona
Qite shndosh.Hajdni: udha e marë!
Edhe u dán prej shoqisho'it:
Beci e Mili drejt Sutjeskës
Merr Rrushmani lakut t' bjeshkës
Synin zjarm si zharri i eshkës.

Rrustem Uka, djalë i djalit.
Rrustem Uka n' Qafë-Hardhí,
Me nja treqind djelm barí,
Ká zânë pritat Malit t'Zí,
Mos m' e lânë me dalë n' Gucí.
Kur, qe, aty po i shkueka zâni
Se n' Sutjeskë po bahej nâmi,
Tue rrahë topi edhe havani,
Ka' e rrethueka Mark Milani,
Me taborre t' Karadakut:
Rrjedhë der m' giû aj shkulmi i gjakut!
Rrustem Uka m' kâmbë âsht çue,
Der m' Sutjeskë ká fluturue,
Me treqind sokola malit,
Pak gjâ dielli pa prendue.
Kur ka dalë n' at vetull malit,
Ká britë t' madhe Rrustem Uka,
Sa qi ushtuen male edhe suka:
Ngul, Malcí, bre, se t' a rrina,

---

805-810 Edhe tej: pertej.- lakut t'bjeshkës: kurrizit të bjeshkës.- si zharri i eshkës: si zjarmi i qymyrit,i cili perdorohet në farkë.
835-840 Ngul...se t'a rrina: ndalu, pritëm se t'a arrijta...

Me treqind e sa «martina»!
Edhe trimat n' luftë janë hjedhë,
Porsi breshni mbí vêshtnajë,
N' dorë taganat idhtë tue dredhë
«Hutat» n' dorë t' u ndêjë tymtajë.
Se fort lamsh trimat janë pshtjellë!
Se shum krenat dheut janë mjellë!
Shum perplasë janë gjindja rrahit,
Kush cur veshit, kush cung krahit!
Gjaku rrkajë ç' po rrmen giatë podit!
Ç' t' i zên syt tymi i barotit,
Si veç fjalë i kjoshna Zotit!
E t' u dha gjâma e ulurima,
Vrrima, brima e bulurima,
Kah janë ndeshë trimat me trima;
T' bubulluen top e havana,
T' shungulluen «huta» e shejshana:
Thue po shâmej Haramija,
Vizitori e Metohija.
Veç desht Zoti e prendoi dielli,
E u shkref lufta aty nji filli,
U dán çetat palë e palë,
Edhe hâna nisë me dalë.

---

840-85 mbí vêshtnaja: mbi vneshta.- hutat...tymtajë: nga flaka e tymit qi u del prej gryke.- krenat dheut janë mjellë: janë lshue aty-këtu si lëshohet fara.- cur veshit: me vesh të premë.

855-860 Metohija: mal e rrafshnaltë e Vermoshit.- E u shkreflufta..nji filli :fill mbas prendimit të diellit mêni ,pushoi lufta.

# LAHUTA E MALCÌS

## KANGË E NJIZETEPARË

## NDERMJETSIJA

### ARGUMENTI

Pershkrim i hollsíshem dhe i gjáll i lâmit të luftës; gjak, e krena të këputunë, gjymtyrë, trupën të dekun, të varruem, kësula e kapica të tretuna, huta e novica të lanuna shkret, shkrumb e flakë. Poeti lypë me sý P. Gjonin dhe e gjên te Pasha në mledhje me Krenë e Bajraktarë të Malevet, kah parashtron gjendjen e mjerueshme të luftës e nevojën e ngutshme të nji armëpushimit per të vorrue të dekunit, per të sherue të varruemët dhe per t' í bájtë nder mbrapavija. Fjalët, me urtí, të Sherbëtorit të Zotit nxanë vend nder të pranishëmt dhe Pasha vetë e ngarkon Misonarin e Paqës, të paraqitet tek Mark Milani per t' i lypë edhe atij pëlqimin. Frati ven nji rubë të bardhë në shkop, dhe shoqnue prej rrogtarit, qi s' i dahet, niset per logun e Malazezvet. Në vín anmike u njofton rojvet qellimin e takimit me komandantin e tyne. E lanë të kalojë. Kapet te shatorrja e Markut, i cili e pret bujarisht dhe i a ndigjon fjalën.

# LAHUTA – Kangë e Njizeteparë

Bindet, veç, i malaziasi se si nji Frat katolik mund i bâhej ndihmë Turkut, tuj lanë mbas doret kryqalít sllavë dhe Knjazin e tyne, qi, së mramit, ishte edhe ai gjys Shqíptár. Meshtari lên per nji herë në heshtim pergjegjen, dhe, mbasi puna e të varrumvet s' pritëte i lutet Komandantit trim per armëpushim. Mbasi nxierr këta, i difton Kreshnikut shkjá se në Shqipní Priftën Hoxhallarë e Fretën, turq e të krishtenë janë njâ para Kombit e anmikut. Edhe nji paralajmim i kandet me i a shti në vesh Mark Milanit: âsht parakumtimi i asajë ditë, kur Shqipnija ka per të dalë në vend, ndërsá Mali i Zí ka per t' u perpî nga Serbijanët. Duhet Françeskani nga logu malazias dhe armëpushimi fillon në të dyja anët. Meshatari nget nga logu në log per t' i u gjetë pranë atyne, qi në çasin e mramë e lypshin, per t' u rahatue me Zotin; ndersá NikëGjoni,metê,kujdesetpermjekime.
Nderkaq Bec Patani tërhiqet me njizet shokë dhe hajnisht merr rrugën per Mal të Zí. Mbas shum rruge kapet tek nji kullë, rrethue me ara, kopështije, vathë gjâsh e koteca plot. Lehin qêjt e vathit dhe tërbohen nder hekura. Beci dijte mjete magjistore per t'u a mbyllë gojën. E i a del. Hîn kaletas në hajat, ku flente bariu plak, dhe e lidhë e i turon gojën. Zgjedhin në tufen e gjâs pjesën mâ të miren dhe, tuj vû plakun përpara, fillon per kufinin shqiptár. Si kapen në vend të sigurtë, e lëshojnë të malaziasin tuj e porositë qi, të këthyemen, të i kallxonte Knajzit per shka i kishte ngjá m' atë ditë. Nder këto fjalë qe se nga pylli u del perpara nji djaloç nga Mirdita, tahë i laskruem e dihatshëm prej turrit. Ai kishte pasë hikë nga çetat malzeze, mabsi per shum dit u kishte pasë bâ shërbim, me zort, tuj u bájtë ushqim në vín e luftimit. Kumarë i Bec Patanit, djaloçi, ep kumtin se ushtrít malazeze shi atë natë ishin qenë bajtë kah Nokshiqi. Lajmin e papritun i a dergojnë Ali Pashës e Krenvet t' ushtrís shqipatare, të cilt me nji herë fillohen per Nokshiq, tuj lanë në sutjeskë Prel Tulin per roje.

# NDERMJETSIJA

Amanet, o mori hânë,

Ti qi e vjeter kè qillue
E m' i vjen tokës rreth e okolle,
Kah t' u endë shkon rrès s' hyjzueme:
T' cillen gishti i Perendìs
T' a ravisi kupës s' Empirit,
Kur me rreze ballin t' ndriti:
Amanet, a din me m' thânë,
Se a t' ká r´qa ndo' i herë me pá
Kund mbi shekull njeksi kobi
Qi po t' bjen me pá ty sande
M' at të mjeren moj Sutjeskë?
Shpat, rudinë në gjak blirue
Rrah per tokë gjindja trinue
Njâni mbetë, tjetri varrue,
Dikush shyt, dikush cungue,
Ky tue hjekë, aj tue rektue,
Mbí tokë t' zezë shtatin pushue
E asnji gúr, jo, per nen krye:
Garravâxh, mrrudhë kambë e krye:

---

1-5 rrés : rrugës, ravës.- T'a ravisi kupës s'Empirit : t'a caktoi, të shenjoi rrugës në kupën e qiellës.
10-15 blirue : lá.- trinue :rrzue rrah per tokë si trimat.

Kush carrue, kush mbetë pá krye:
Kush permys, a praptë mbí shpinë,
Rri e perplasu nper ledinë:
Perplas kambë e perplas duer
Kukzò shtatin per terthuer:
 Si njaj kau i mbajtun n' grazhd,
Kur t' i mrrîje thika n' asht,
Qi terhiqet e perpiqet
Edhè ep per t' madh gazep
Kah vjen shpirti per me dalë!
 Ty, o Zot, të kjoshim falë:
Hokubèt me sy me u pá!
Ktû nji i Vûthaj në gjak lá,
Dekun purë, palmuç m' nji shkjá
Me nji vesh t' curruem nder dhâmë.
 Mâ pertej nji shkjá m' dollâmë,
Nji i Njegushas, djalë i rí,
Me 'i t' Plavnjanë, musteqezí,
Randë shosho'in varrue per dekë
Tue dhânë shpírt e ashtû tue hjekë
Shkelveshë ftyre, hundësh cungue
Çurril gjaku rrkajë tue u shkue
M' dhâmë dermishen si dy derra,
Si dý shlliga neper ferra,
Tuj u shkarrafendë mbi dhé:

---

30-40 Hokubét : K.V,146.- i Vûthaj :nga Vuthaj,fshat afër Gusîjet._ m'dollamë : K.III,204.- i Njegushas :nga Njegushi,fshat ndermjet Cetinës e Kotorrit.- 'i t'Plavnjanë :nga Plava,fshat afër Liqenit të Plavës.
40-50 Si dý shlliga : si dy gjarpij të helmatisun.

# NDERMJETSIJA

N' mní t' shoshoqit ke atà lé,
Po. Edhe at herë, kúr Deka e tmershme,
Ka' i dermon âsht n' jetë t' perhershme,
Nuk u bâhet shpírt me dhânë
Njâni tjetrit pa i a zânë
Frymen njak, e dekë m' e lânë.
Shum e nana, ah! Ká me kjá,
Shum e motra ká me u thá
Me u thá motra per vëllá,
Edhe nusja veshë në zí
Si n' Shqypní si n' Mal të Zí;
Pse s' e ké n' at fushë mejdani
Nji kaçubë, nji kep carani,
Permbas t' cillit mos t' gjimojë
Ndo'i i varruem, a mos t' eshtojë,
Shtangue cangull, trup i dekun:
Se edhe kamben ti me thekun
S' mundesh shpatit prej morije
T' gjindes s' mbetne, e qi mâ hije
Nuk do t' bâjn, jo, permbí dhé.
Lmuç per tokë Shqyptarë e Shkjé,
Shtrêmt shosho'in per t' gjallë shikjue
N' at log Deka ká vllaznue:
Ke, herrë krenash, keq shemtue,
Trupent shyt rán krah per krah
Si atà cûjt e zez në rrah
Ndesa krenat, nper lugina,

---

50-55 pa i a zânë frymen njak : K.I,6.
60-70 eshtojë : heshtojë.- herrë krenash : rrallue krenash,kokash,prém kokash.

Rrokullisun nder rudina,
Po u rrin grumull mbi ledina,
Si ato rosat neper glina:
Se edhe podit, nder plakrrica,
T' janë perzi «ksula»e «kapica»,
T' janë kryqzue «huta»e «novica »
Mjellë âsht qarrja me tagana,
Me calina e me shejshana:
Ktû 'i «sylah »,atje ' i «harabi»
Kndej nji strugë, ende' i xhurdi:
Gjalma, opanga, edhè caruqe,
Strajca buke, zhaba, duqe:
E me poça, e me matare,
E me faje e zanamare,
T' mbetne shkret neper bunjet:
Me bujrija e lodertija,
E me topa hûmë nder gropa:
Dyndu tymi rê e njegull:
Shemu trá, cungàl e tjegull:
Edhè muret t' u rrenue,
Edhè ulkoja tuj ulrue
Tuj ulrue e tuj ungrue
Mbi të mjeren moj Sutjeskë,

95

# NDERMJETSIJA

Qi t' âsht bâ sod zhiri e eshkë:
Me i u dhimtë minit në múr,
Me i u dhimtë gjarpnit nen gúr !
Pater Gjoni, Zot ! ç' u bá ?
Fill te Pasha po kisht' rrâ,
Edhè i thânka marë e marë,
Tue e ndie Krén e Bajraktarë:
Si, mo' Zot ! mâ keq per né,
Qi na me' n t' dekunt mbi dhé
Krye per krye Shqyptarë e Shkjé
Me ngranë m' ta shqarth e shkrabé,
Me ngrânë m' ta sorrë e falkue;
Qi edhè ndihen tue gjimue
Të varruemët per tokë dermue
Kush shitue, kush keq cungue,
Zêmra gjak, po, me t' pikue
Pa mûjtë kush nji ndihmë me u a çue:
Ke perbáll sogjet vendue
Nuk lânë vizen me kalue.
Se ata, burra, nuk janë cuba,
Qi kan mbetun nper kaçuba,
Krye per krye me skraptha e shlliga
Tue kerkue per punë të liga
Per hajni e per dhuni;
Por janë trimat, qi burrnisht,

Kambë per kambë e gisht per gisht
Me shokë t' vet në luftë kan rrâ,
Kush si bishë, kush si luâ.
E m' kto rrege e nder kto hije,
Pa u friguem, jeten bânë flije,
Per mbas urdhnit, qi kan pasë.
Prá kurrkund, besa, s' ká giasë,
Edhe âsht faj, po, para Zotit
E kori perpara robit,
Me i lânë t'dekunt permbi dhé
N' dashtë Shqyptarë, n' dashtë të jenë shkjé;
Si edhè n' hall t' varruemët me i lânë,
Pa u lidhë varrët e ndihmë pa u dhânë.
Prandej vetë kam bâ pleqni
Po u duk juve se âsht urtí
E Shqyptarve u a bán shani
Fill me shkue un te Mark Milani
E nji besë me tê me vû:
Qi dér neser, me ferfllue,
Hylli i Dritës mos t' ketë fillue,
Shka â Shqyptar e shkaf â Shkjá
Mos me u ngucë, as mos me u ngá;
Por me rmue t' dekunt nder vorre,
Por me bartë t' shituemët n' llogore
Në llogore t' vet se i cilli.

---

# NDERMJETSIJA

At herë Pasha kuvend çili:
Besa, Uratë, fort mirë po thue;
Pse per t' dekun e t' varrue,
Gjindja motit besë kan vû
Kurdoherë, si ktu, si njeti.
Prandej merr kê t' duesh me veti:
Krye, Vojvodë a Bajraktár,
Gjithsi t' vijë puna mâ marë:
Edhè shko te Mark Milani
E t' na thuejsh, se, n' kje qi e bâni
Vetë kabúll, qi t' mêjë zijani
E t' shuej pushka dèr n' sabah,
Me dalë gjindja neper rrah
Pa pushkë n' dorë, pa thikë n' sylah,
Si kanû në luftë ká mbetun,
Per me bartë t' dekun e t' mbetun,
Na jem' gati me vû besë
Dér me dritë, pa asnji ngatrresë.
Pater Gjoni, njeshë m' litár:
S' marr Vojvodë, as Bajraktár;
Por shkoj vetun me rrogtár
E me t' Lumin, kjoftë levdue !
Qi kurr doret nuk m' ká lshue.
Pse edhe hije per mue ká,
Nder dy hasem n' mjet me rá,
Pushkë e fjalë un per me dá:
Prandej s' mundet kush me shá
Se po lypi ndermjetsi

---

Prej Shqypnis e Malit t' Zi,
Dér qi drita t' nisë me gdhî.
Edhé Frati m' kambë âsht çue,
Mbathat kambve ká shterngue:
Ká shterngue ijen m' konop
E 'i rubë t' bardh lidhun mbi shkop
Me rrogtár të ri mbas vetit,
Ká mârrë rrugen poshtë shkorretit,
Per me u pjekun m' Mark Milanin.
Kur ká mrrijtë n' log t' Malazezvet,
Ká bâ zâ sogjes per s' largu:
Pa ndigiò moj Cernagore,
Qi per trim e deileki
Larg t' ká vojtë tý nami e zâni,
A thue bân ti mue me m' pri
Edhe shndosh me m' çue ktij logu
Dér te posti i Mark Milanit:
Se mue ktû më kan dergue
Komandarët e ushtris shqyptare,
Per nji fjalë të madhe fort
Me i a thânë un Mark Milanit.
Hiqi armët, per n' kjoftë se i ké,

# NDERMJETSIJA

Edhè fill mbas mejet eja.
Se ktû lajmin kush s' e vret
Kush s' e vret, as kush s' e nget:
S' jemi turq, por Cernagore !
Se kem' besë e kemi ndore:
I a kthen sogja malazeze
Disi vrashtë, e i prini logut.
Kur kan mrrijtë te Mark Milani,
Marku mirë Fratin e priti;
I dha doren, mrendë e qiti
Në shatorre, e i prûni kafe,
Edhè çili me tê llafe,
Tue e pëvetë me shum njerzi:
Se a isht' shqyptár a Frat Iti,
se kah vite, se kah shkote,
Ç' zihariq te aj e çote.
I u gjegj Frati marë e marë:
S' jam Iti, por jam Shqyptár,
Edhè jam nji rregulltár
«Kallugjer », si ju na thoni
Emnit m' quejn mue: Pater Gjoni,
Mârrë gjithmonë veç me pûnë feje;
E ktû dalë kam para teje,
Per me t' lypë n' êmen t' njerzis
Edhè n' êmen t' Perendís

Nji të madhe nderë bujare.
Rrege, stome, brija e çajre
Plum me t' dekun janë e t' mbetun,
E as s' po mundet kush me u gjetun,
Qi me rmue t' dekunt nder vorre,
Qi me bartë t' shituemët n' llogore,
Ke perbáll sogjet vendue
S' po lân vizen me kalue:
Edhè kshtû Shqyptarë e Shkjé
Kan mbetë, ofsh ! permbi dhé,
Me ngarnë m' ta shqarth e shkrebé
Orrla, shqype e kaçubeta.
A thue bân, pra, t' u ngiatët jeta,
Me Shqyptarë me vû nji besë,
Besë si motit: pa ngatrresë,
Qi dér neser, pa fillue
Hylli i Dritës me vezullue,
shka â Shqyptár e shkaf â shkjá
Mos me u ngucë, as mos me u ngá:
Por me dalë gjindja nper rrah,
Pa pushkë n' dorë, pa thikë n' sylah,
Si kanû gjithkund ka mbetun,
Per me bartë t' dekun e t' mbetun:
N' vorr të dekunt tue konisë,

Të varruemët prap tue mengjisë,
Tue i forcue me shûjtë e bare.
Kjo Parija e ushtris shqyptare,
M' a ká dhânun fjalen mue,
Se ket besë gadi âsht m' e vû,
Dér me neser tuj ague.
Pade ti, tash, shka po m' thue.
T' ndihmoftë Zoti, 'or i bekue
Qi ksajë punë i a paske hi,
I a kthen Marku me njerzi.
Edhé mue më ké n' ket besé,
Pa ndo 'i zhibel, pa ngatrresë.
Veç se 'i gjâ deshta me t' pvetë,
N'kjoftë se hatri s' ka me t' mbetë:
Si kjo punë mundet me kênë,
Qi, ti i kshtênë e na t' krishtênë,
Me kryq n' dorë e me kryq n' ballë,
Turkut n' ndihmë ti me na i dalë ?
A mâ mirë ju rob nen turk,
Qi ká kênë gjithmonë terfurk
Me u rá shpinës e me u llomitë,

Mandej gjân jue me u grabitë:
A po ortakë me u bâ me né,
Tue rujtë doke, giûhë e Fé,
E tue njoftë per Gospodár
Knjaz Nikollen, trim bujár,
Dér dikû edhè ky Shqyptár ?
I a kthen Frati marë e marë
Si ká hije p' r 'i Meshtár
T' u ngiatët jeta, Komandár !
Se kurrkund, besa, s' âsht ngaja,
Me hi tash nder kso fjalësh t' mdhaja:
Pse ka shkue bukur do natë,
E nper shpat t' varruemët e ngratë
Janë tue u thá, ndoshta, per ujë;
Por at fjalë mue mos m' a thuej,
Mos m' a thuej as mue as kurrkuej,
Se un me turk kam dalë n' ushtri,
Per t' luftuem me Mal të Zi;
Se s' âsht gjâ, besa, ajo fjalë.
Un, zotni, n' ushtri kam dalë,
Jo me turq, por me Shqyptarë,
Turq a t' kshtenë, si janë gjith marë.
Pse, si t' kshtênë, si muhamedan,
Shqypnin s' bashkut t' gjith e kan;
E prandej t' gjith do t' qindrojm,
Do t' qindrojm e do t' luftojm,
Do t' bâhna kortarë - kortarë

## NDERMJETSIJA

Priften, Freten, Hoxhallarë
Per Shqypni. jo, po; as ti vetë
S' ké dyndë top e bajonetë,
Per të zjerrun turqit «dinit »;
Por per t' shtruem Shqypnin e shkretë
Pak me thânë dér m'valë të Drinit.
Sa per kshtû t' ngiatët Zoti jeten !
Edhè un Frati, tham t' verteten,
Bashkë me turq bâj flije vehten:
Varem n' krrabë, lidhem n' vargoj,
E Shqypnin un nuk e lshoj:
Nuk e lshoj, as shum, as pak,
Per pa t' bâ tý, Karadak,
Pllamë per pllamë me e lá me gjak
Pale ti: kû thotë Unjilli
Qi nji Frat shqyptár, i cilli
Të ketë pá, se nji ç' do Mark
Don Shqypnis m' i a vû giû' n m' bark,
Aj me ngelë si pushkë pa çark:
Dordolec n' mjedis t' bostanit:
Si me thânë, as i taganit,
As i zoti i fushës s' mejdanit;
Por dishka si huti m' shpardh,
Si njaj poçi vjerrë mbi gardh,
Veç mos t' thohet se nji Frat
Paska ndêjë turkut per ngiat

---

Edhè at herë kur ky me tjerë
Pushken n' dorë, zjarmin në gjí
Po luftote per Shqypni
Jo, zotni; pak mâ kadalë:
Se s' âsht gjâ, besa, ajo fjalë.
Sa per punë qi ti po m' thue,
Knjaz Nikollës na me i u shtrue,
Burrë i mirë pse ka qillue,
Un nji fjalë diej me t' kallzue:
Me shka m' dán neshtrasha mue,
N' mos i paça mendt mbi hatull.
Mali i Zi e ka 'i vorr m' shpatull.
Vênu shêj ti fjalve t' mija:
Se do t' vijë, po, lum zotnija,
Koha n' t' cillen shqyptarija
Zojë m' vedvedi ká me dalë;
Por, m' fal faj' n ti per ket fjalë,
Mal të Zi mâ s' ká me pasë:
Serbi vllá do t' a humbasë,
Pa kqyrë t' drejtë, pa kqyrë arsye.
Serbin shqype ké mbi krye:
Ká per t' lânë ky 'i ditë pa sý,
Kthelltë në rrashtë, po, tue t' i grrye.
Se kshtû hecte n' shekull lodra:
Ulu male e çoju kodra.
Me gjithkta, tha 'i plak n' Balkan;
Fjala mort, as darsem s' ban.
Kshtû tha Frati, e u nis me shkue,
Mark Milani, 'i trim drangue,

Atij doren ká shterngue,
Me fjalë t' mira tue e pershendetë,
Si zotni qi isht' kênë vetë.
U dha urdhni nji herë sogjevet,
U lshue zâni mandej logjevet,
Duelen gjindja at hera podevet,
Vorruen t' dekunt, mbetun stomevet,
M' vigj t' varruemit barten rrègevet,
Shqyptarët t' vet e Shekjét të vett,
Gjith se cilli n' llogor t' vet.
Pater Gjoni po i vjen shpatit,
Me at Nikë Gjonin e Kastratit,
N' nám e n' zâ ky per mjeki:
Lypë e thirrë gjithkund n' Malci,
Frati rrfè e Nika pré:
Vojò gjinden Pater Gjoni,
Të varrumt sherò nikë Gjoni,
Si të kshtênë, si muhamedan:
Dlirju varrë, vênju mehlêm,
Pa kqyrë fort se kû po i dhêm:
Per ngut P6una ndryshe s' bân.
Kështû Frati tue bekue,
T' gjallë e t' dekun tue ligjue,
T' shituemt Nika tue sherue,
Forcë me fjalë gjithkuj tue i dhânë,
Ulë â ushtrija bukë me ngrânë
Staje - staje e çeta - çeta,
T' gjith rreshtue mbas fisesh t' veta:
N' krye të vendit Bajraktarët,
Mandej Krént, mandej Gjobarët,

# NDERMJETSIJA

Me djelmni e me Vogjlí,
Mbas kanunit në Malcí
Xueren plloskat me rakí.
Tue i kaluemun dorë më dorë:
Xueren bukë, xueren laknorë,
Shpatlla mishi, kurmagjakë,
T' kshtênët mish derri, trashë nji shplakë
Hudra, djathë e harmagjikë,
Qi nder shtrajca e nder calikë
T' shpis me vedi u ki' n pasë dhânë,
Edhè zunë atý me ngrânë,
Shoq me shoq tue biseduem
Per té vrám e per t' shituem
E per shka n' at ditë ki' n pá
Kah dermishë ishin me Shkjá,
Si atá derrat me harusha,
Sa qi dridhë i' n mali e fusha.
Si kan ngranë e si kan pí,
Janë çue trimat e kan hî
Me ndreqë «tabe »edhé llogore
Atý ─ ktû neper terthore:
Me çilë gropa edhé hendiqe,
Me rrxue landë e me zânë shtiqe:

---

-Me djelmnì : organizimi mbishikjues së Kanunit (Shalë).
380-390 Plloskat : shpatuket, shishet a poe edhe enë druni. –kurmagjakë : bae e punueme me gjak e vjamë. – harmagjikë : nji lloj ambelsine, ku djathi nxen vendin e parë. – calikë : strajca të vogla.
395-400 tabe : fortifikatë e vogël. – neper terthore : K. I, 294.

Trimat mirë tuj u shterngue
Prap n' e nesert me luftue,
Hylli i dritës tue vezullue.
Bec Patani, 'i zog petriti,
Njizet shokë, m' anesh i qití
Njizet shokë, hekur me bré,
Zânin pushkë, synin rrufé:
Mos me u a dalë per vrap shkerbé
Edhè u thotë: Na, se kem' lé
Terrnakop s' kem' ngulë kurr m' dhé,
As zânë shtiqe, as çilë hendiqe,
Ne vû pêmë, ne ki hardhija:
Hajrin s' na ká pá kurr shpija:
Veç se vrá me Turk e shkjá,
Edhè ndeshë gjithmonë m' belá,
Kahdo shteku na ká rá;
Jo po him me çilë llogore
Neper kto të gristat rrmore
Per me u strukë prej Cernagore:
Thue se vojtë Malcis ká hallí
Me hi Lekët në dhé per s' gjalli.
Se un nji punë e kam pleqnue:
Na 'izèt vetët, këtu bashkue,
Fill me dalë tash në Mal t' Zi,
Me rá plaçkë kund m' ndo' i bagtí,
Lopë a qé, a dhên a dhí,
Shkado kjoftë, edhè ndo 'i shtrri:

---

410-415 Terrnakop : kazëm, kazmë. – Ne…ne : as…as.
415-420 të gristat rrmore : brîja të pjerrta faret dhe të thyeshme.
425-430 shtrì : berre t’imta, por ma fort të reja (ftujakë – rrunza).

Gjithsi t' vijë në terezí,
Se nuk rrnohet me bukë thatë !
Pse edhe n' pasët lufta per t'' ngiatë
Jo mâ shum se 'i dité a dý,
Se né ktû mâ kush me sý
S' po na shef, jo ! Pa na msý
Malazezt «tabe »e llogore,
Qi po ngrefim nper kto rmore,
Me gjith shtiqe edhé hendiqe
Po t' i lshojm me male e suka:
Ke né mbrapa s' na vjen buka,
S' na vjen nozull as tagji,
Porsi ushtris së Malit t' Zí.
Malazezt edhè n' ushtri,
Tham, kan dalë të gjith unji,
Kshtû qi mbetë veç u kan n' shpi
Pleq e plaka e rropulli.
Une vendet edhè i dí,
Ke do mot, kam ndêjë n' Mal t' Zi
Kur paçë rá Mbretit hasi:
Ktû edhè ká kush me punue.
Per Tynzo' n, mirë jé kah thue.
Prijna, Bec - o, pá u vonue:

S' kem' pse t' rrijm mâ ktû harû
Zhukë Isufi at hera zû,
Sýnin gacë, mustakun hû.
Edhè trimat p' r udhë janë vû.
Si lavë ujqish neper Parû.
Lanë suka, e lanë kodrina,
Ranë nper rrege e nper lugina,
Duelen ashten, gjeraçina
Kû bân çerdhen neper stina,
Njethet breu, ahi e çetina:
Kalojn mrizet e Sutjeskeës,
Shkapercejn majen e bjeshkës
E teposhtë nep' r ato rrmore
Shkojn e bin n' at Cernagore,
Kû kisht' pasun nji terthore,
Nji terthore me 'i fushore.
N' at fushore nji katund,
Isht' katundi si gjithkund,
Shpi e gji e stana. tbana,
Pleme, streme vithna, drithna:
E kah fundi do livadhe:
Mbi livadhe 'i shpi e madhe,
Kullë dy ketnash guri s' dhenun
Dymdhjetë pash giatë ballit endun,
Me katue e me hajat:
Nen hajat ndertue nji shtrat;
Atý flête i zoti i shpis,
Rojë e gjindës edhè e bagtis,

## NDERMJETSIJA

Para shpis, n' kallamoqishte,
Vathi n' llajka rrethuem ishte,
Treqind berre mbrenda kishte:
Treqind gala peshtarake
Me njiqind dhi guracake:
Tridhetë okësh me ardhë hanori,
Qind okë tamel në ditë kjori
Qind barrë drithë në vjetë koteci.
Fill ket shpi mësye ká Beci
Me shokë t' vet, kur na kan rá
Né Mal t' Zi, edhé kan pá
Per kundruell katundin shkjá,
Njaj fushorje njeshë per ânë,
Hija e malit qi kisht' zânë.
Atý trimat kan zânë vend
E t' kan nisë me bâ kuvend,
Shoq me shoq tue biseduem,
Si me i rá, si m' e rrethuem:
Kush m' i u avitë, kush me ndêjë m' pritë:
Cillit shtek me rá me gjâ:
Kah me hikë e kah me rrâ,
Po u pûna me hikë.
Cingaret at herë, kan fikë,
E germuq e kamandores,
Kush zabelit e kush rrmores,

---

480-485 n'llajka: në trina gardhi, në nërlika. – gala peshtarake: dhên, dele të murrta nga Peshteri, i permendun per kullosë e gjâ të gjallë. – hanori: deash ase sqap i patredhun.

485-490 kjori: çarraniku, vendi ku ruhet tambli; edhe kantinë, burg vene etj. – koteci: koshi i drithit.

«Kacaturrat»n'dorë shterngue,
Kan nisë vathit me i u afrue,
Dalkadalë e me shum droe,
Si t' ki' n kênë tue shkelë mbi voe,
Thue po shkojn hapat tue njehë.
Kur, qe, nisin qêjt me lehë,
Nji herë t' vogel, mandej t' madhe
Posht - perpjetë np' r ato livadhe.
Sidomos nji qên «larosh »
N' derë të vathit lidhë per hû,
Kah ndien gjinden tuj u afrue
T' â kerleshë, t' â krepatue,
T' ká nisë idhshem aj me ungrue,
Turr tue marrë e hov tue lshue.
Si lshon qêni naten m' nieri:
Herë m' kambë t' mbrame ngrifu qiri,
Hûnin n' pezm grise me dhâmë
Grisi hekuratnper kâmë:
Tash rri e hidhu edhè perhidhu
Lsho perpara e bje permbrapa,
Ke lidhë qafet fortë me kllapa,
Kllapa hekrit n' farkë punue

---

# NDERMJETSIJA

Nuk ká sosh si me shpëtue,
Hasmit m' shpinë aj per m' i u lshue.
Kqyr shka bâni aj Bec Patani !
Kur avitë âsht vathit t' berr' e,
Ulë kacuk permbas nji ferre,
Me dhâmë ksulen aj ká kapë
E tue e mbajtë naltë me grykë hapë,
Ndo 'i vizhvizhe edhè tue ndezë,
Nisë «laroshit »m' i u ngerdheshë.
Tue e pá q6eni, zên e tutet,
E si kij mbrendë stelit futet,
Kû, strukë m' ânesh, ndêjë kacuk,
Mâ as nuk lehi, as jashté s' u duk.
At herë Beci e qaj Stak Breci
Hinë kaleças nen hajat,
Kû ken ndie se permbi shtrat,
Shtrue 'i lkurë viçi e mlue me plaf,
Fjetë dikush rrin e gerhat:
Nji Shkjá plak, i madh sa 'i trap
Shllungë lshue vetllat permbi sý,
Me nji hundë si shpuer ngerthye,
Qitë «zdragushë »e «allti»nen krye
Vjerrë fyshekët m' kaptuell t' katheders,
Si atà dhâmët e lmashketë t' kulsheders.
Dy langoj si lshojn m' kapruell,

Kur t' a marrë pushka kundruell,
Dy currilash tue i shkue gjaku:
Kshtû janë lshue Beci edhé staku
M' at të mjerin morè Shkjá.
Qi gerhitte pa i a dá
E qi as anderr s' isht' tue pá,
Se shka at herë ishte tue e gjetë.
Nji herë Beci, ndersá fjetë
Ishte Shkjau, armët i a ká tretë
Edhè hjedhë larg n' nji kaçubë.
Zgjohet plaku, don me brité;
Por stak Breci me nji rubë
Gati i rrin, n' gojë tue i a qitë,
E s' e lên, jo, me piskatë.
At herë lidhë plakut të ngratë
I a kan duert me brez mbas shpinës
E tue i grahun m' tundë t' «martinës»
E vênë para me u çilë vathin:
N' fishkullim atý edhè thrrasin
Shokët e vet, e mbasi dashit
Hojn kumonen edhè skjapit,
Dhên e dhi kan lshue prej rrashit,
Dá dý tufësh e drejt Sutjeskës
I kan nisun hijes s' bjeshkës
Neper halë e neper ah;

# NDERMJETSIJA

Njâni prij e tjetri grah,
Rrugë mbi rrugë, e shtek pa shtek:
Si ato bishat nper shkorret,
Kur t' i mârrë i ziu ezgjet.
Mbas sish shkjau shkote tue u dridhë,
Me shtupë n' gojë e me duer lidhë,
Dèr qi kapë ata janë n' cak
Të Shqypnis me Karadak.
Kur kan ardhë e dalé n' Shqypni
Edhé berret paten hî
Bukur kthelltë permbrenda n' breshtë
Prej kah Shkjau s' kisht' pse me u dreshtë,
Bec Patani, nji sý - xhixhé,
Ká thânë plakut: Halláll, mixhë !
Pse pak sande t' kem' tundue,
Vathin gjâjet tue t' shkretnue,
Pa na pasë ti gjak as varrë,
Ne pré mik, ne erzin marrë,
As thye vi, as luejtë kufi,
Veç e pse ti Shkjá ké lé,
Edhè bân hije mbi dhé,
Per shka faj kurrkund nuk ké.
95 Por mos kap mëni me né
Pse kjo nderë mund të gjêjë gjithkend:

---

Lpýhen lopët, po thonë, me rend...
Veç nji punë, po, mbaj n' mend:
Se mund t' rrim na me duer m' i,
Sa her knjazi i Malit t' Zi,
Toçë me vênë e me raki
E ashtu jerm edhé kllapí
Po ngrehë top, po dyndë ushtri
Edhè del e bjen n' Shqypni
Jo per t' mârrun dhên e dhi,
Si na mârrë t' i kemi tý;
Por per t' shtruemun nji Shqypní.
Por per t' qitë Shqyptarët n' robni:
Jo, per Zotin, lavdi Zotit !
Se s' mund t' ketë n' mjet nesh faré godit
Dér qi m' çika na mos' t' jesim,
E shosho' it carâ' n e voters
Vendit mos t' i a kem' na shkulun,
Edhè mbyllë deren me ferrë!
Kshtû i ká thânë, e e ká shlirue,
Edhé lânë e ká me shkue.
N' ato fjalé qe se 'i djalosh
Del prej shkurrjet me nji kosh

———————————

# NDERMJETSIJA

Ngarkue m' shpinë e 'i spatë vjerrë m' krah,
Pa pushkë n' doré pa thikë n' sylah,
E pa ksulë, qyqari, m' krye:
Koparanin brrylash shkye,
Dy kapakësh n' parzem shperthye:
Plasë shallvar"rt e mârrë m' nja' n i
T' pa ilik e t' pa tehri:
Pulpat njeshë tanë gjalma e zhanga,
Shtjerré këputa e shtjerrë opanga:
Ujë djersitëe krejt llomitë,
Gervishtë duer e gervishtë ftyrë:
Mos me mujtë të mjerin m' e kqyrë
Zemra n' bark per pa t' u lmeké
Per shka date se kisht' hjekë.
«More»! i briten Lekët p' r' iheri.
Ndore t' uej! pergjegji i mjeri
Brimet t" Lekvet ka' u trishtue,
«Hutat»m' parzme q' i a ki' n vû.
Se 'i i Mirditas kam qillue,
Lé në Mnelë, n' Bajrak të Spaçit,
Ndêjë me shpi n' anë t' Kalivaçit,
Mark Nkollë Gera êmnit m' quejn,
Zeza e vedit, jo e tje' rkuej,
Kumari me at Bec Patanin,

N' kje se ndie i a keni zânin:
Qi Ali Qorrin aj pat vrá,
Kur pat dalë ky n' vá t' pa vá
Me çue Becin lidhë nder pranga,
Por qi sod i kndohet kenga
Ke at ditë m' hutë i punoi çarku.
Po a thue ti jé, kumarë Marku?
Po i thotë Beci, tue i u afrue:
Kumarës doren ká shterngue,
E ç' janë falë faqe per faqe,
Si âsht zanati nder bajraqe
Të Shqypnis. Mande' e pëveti:
Po ç' t' ká sjellë këtij shkorreti ?
Shka t' ká hjedhë e prû n' ket dhé
Me sharrue nder ujq e Shkjé ?
Veç rreziku, lum kumara !
Persè sod, me kênë e mara,
Un me u gjetun në Shqypni
M' okë e m' copë, e m' plang e shpi,
Kû m' la Zoti e t' Parët e mí.
Por shka se rreziku i zí
M' çoi me u vrá me do shokë t' mi,
Edhè dola e ràsh n' Mal t' Zi,
Kû vendue kjeçë me 'i zotni
E kû shkue e paçë do mot...

## NDERMJETSIJA

Shkue do mot, eh ! ndihmo, Zot !
Por as teper keq, me thânë...
Veç sa mos me mbetë pa ngrânë.
Kur, qe, tash, qi lufta u ndezka,
Vin e m' kapin rrezga - bjezga,
Edhè m' vênë per mbas urdis,
Per me çue zahire ushtris:
Nata e dita mue me m' shkue,
Si po m' shef, me kosh ngarkue.
Miré, po, sende un hikë u kam,
Jo pse lodhë e merzitë jam;
Edhè mârrë kam gúr e shkam
E pershkue jam nper kto rrmore
Porsi iriqi neper shkorre,
Veç per t' ardhë e me u diftue.
Si Shqyptarë qi kem' qillue:
Se jue Shkjau âsht tue u rrethue:
Per mbas beset qi kje vû.
Per të dekun e t' varrue.
Mark Milani urdhen ká dhânë
Qi me 'i herë ushtrija e tânë
Me u dyndë sande prej Sutjesket;

E tue u shtrimun per rrânzë bjeshket,
Para dritës me ndjehë n' Nokshiq,
Per me u shti mandej n' kariq.
Prande', ashtû si m' duket mue,
Duen Thekë kambët edhè shpejtue,
Punen Krenve m' u a diftue;
Perse ndryshe, vetë po drue.
Se me shkue puna fort vonë
Mund t' sharrojë kjo ushtrija e jonë.
Kshtû tha Marku. Me shosho' in
At herë trimat bisedojn,
Edhe dájn qi Marku e Beci,
Zhukë Isufi e njaj Stakë Breci,
T' lêjshin shokët me plaçkë permbrapa.
E t' u nisshin me t' mdhej hapa
Per Sutjeskë, e ket dredhi
T' Komandarit t' Malit t' Zi
T' i a diftojshin me nji herë
Ali Pashës e Krenve tjerë.
E pse Marku s' kishte pushkë:
E pa pushkë, si n' mal, si n' fushë,
Sidomos në kohë të luftës,
Punë e vshtirë âsht me shkue rrugës,

# NDERMJETSIJA

Kshtû i ep staku njat «zdragushë»
Me fyshekë e njat «patllake»
Qi 'i herë Shkjaut per nen rradake
I a muer Beci edhe u dha krah
Por qi Staku n' ferrë s' i la:
Pse, tue u nisun shokët me berre,
Pushkë e allti aj zier prej ferre,
Kû ato Beci 'i herë i treti,
Edhe i mêrr t' dyja me veti:
Pushken n' krah, alltin n' sylah.
Marku at heré hjedhë koshin n' tokë,
Edhe niset me tjerë shokë,
Neper bjeshkë, me dalë n' Sutjeskë.
Kur n' Sutjeské trimat kan mrri
Te Ali pasha fill kan hî
E i diftojn si Mark Milani
Ushtris s' vet êmer aj bâni,
Me u nisë naten per Nokshiq,
per me i shti Shqyptarët n' kariq,
Rruga e shtiqe tuj u zânë,
Tu' u a shti rrethin âné e m' ânë.

Ali Pasha m' kambë âsht çue
Krén e t' Parë aj ká bashkue
E t' kan nisë me kuvendue:
Si m' i a bâ e tek m' i a bâ,
E ne e mbramet edhe kan dá,
Per Nokshiq ata me çá;
Por tue e lânun nji forcade
Treqind vetësh n' Sutjeskë dér n' nade,
Me Prêlë Tulin, Komandár:
Terri i natës, thonë, âsht trathtár !
Kështû punen dau Parija,
Edhe naten vija - vija
Per Nokshiq u nis ushtrija.

---

740-745 Per Nokshiq ata me ça : të nisen, të drejtohen per Nokshiq. – tue e lanun nji forcade : tuj lanë nji fuqì ushtarake ( nji grup t'armatosun).

745-749 Terri i natës, thonë âsht trathtàr : dihet se në terrin e natës kur njerzija kërkon pushim, ndodhin tradhtìt dhe shperdorimet tjera. – vija-vija : rreshta – reshta.7Per

# LAHUTA E MALCÌS

## KANGË E NJIZETEDYTË

## TRINGA

### ARGUMENTI

Natën Mark Milani rrethon Nokshiqin e paarmë. Ushtrija shiptare, nga Sutjeska, âsht per rrugë kah pozicionet e reja. Në të zbardhun të dritës tetë taborre malazeze shpërthejn sulmin mbi popullsin shqiptare të fshatit. Gjithkah ushtar, qi djegin kullat e kasolla, plaqkisin e vrasin; malazeze të ngarkueme randë me rraqe të grabituna; pleq e fëmi, që hikun; shtazë të turituna, që marrin malin. Në gjithë këtë mnerë e trishtim vetëm nji kullë e bardhë dy katësh rrin në kambë e qetë dhe qet tym, si perherë, në heshtimin e agimit. Nji vashë që del në oborrin e shpìs dhe duket ma e hieshme se drita e natjes, tërhjekë vrejtjen e autorit. Para saj Poeti i vjen me dyshue, në mos e re tue qenë vajza, xû miqasi me ndonji shkjà dhe e pret këte te dera. Kujtohet menjiher se e motra e Curr Ulë Keqotës âsht bijë malsije dhe në zemër ndryn vyrtytet mashkullore të votrës fisnike.

Tringë e quejn emnit Vashën, që jetën e rini ia kushtojë të vetmit vlla, tas nji vjet në të shtrueme prej njaj varre me Shkjè. Per Currin motra blen bare e thërret doktora, mban shpìn e marështron gjân, punon tokën e prwet miq. Varret ia lanë me lot të syve, por ato randohen ditë më tjetër. Ngjarja e stshme e gjen të

smuetin në çastet e fundit. S'din kurgja per shka âsht tuj ndodhë, sado që Tringa shef mirë fatin, që e pret ate e vendin. Kjo don të shfrejë në vajë, por dishka ia nxen frymen. Kujdesi i të vllaut, që po ia mbysin në shtratin e dekës, fati i saj robinë e shndrrueme, marrja, që do t'u sjellte eshtenvet të bekuem të dekunvet, janë kujtimet, që e ndrydhin. Ankohet per jetë që i fali Zoti, per ditë që priti; kujton nanen, që aq fortë e deshti në jetë e e thrret; përgjegjin gjamët e vllaut brì votres, zhurma e vigma e anmikut perher ,a ma afer. Hin e del prej shpijet, mshehet, mbyllë derën me drangë, turret te kryet e vllaut, dridhet, qanë, i gitet gjithëshka fjala Shkjà. Lott e nxetë të motrës bajnë të smuetin të flasë në jerem dhe të mallkojë pullaz e drrasa, që i lan cirkën me i ra mbi krye. Biseda bâhet perherë e ma e pikllueshme dhe smramit Curri merr vesh se Sllavët janë në fshat. Qon syt kah huta, por këta i terratisen. Siellet në tjetrën anë, fshan këthellë dhe me fjalet:“ Zot në doren tande paqa ra!“ ep shpirtë. Tringa i ndezë qirin, ia ven në parzëm, lutet, qanë, dihatë, e prekë, e puthë e rrokë, por vllaus'ep ma shêj jete. Tash kujtime tjera vrullen në trutë e vashës. Curri duhej lâ, e ndrrue, e vorrosë. A mujte a jo vetëm ? Harron Nokshiq e Shkjè : mbytet në nji oqean mendimesh. Vigma e anmikut, tashmâ tek dera, e tronditë. Qohet, puthë të vllânë per të mbramen herë, i lypë Zotit ndihmë e të falun, rrokë huten dhe del te dera. Gjuro Kokoti me nji çetë Shkjè hudhet kah ajo per t'a kapë në dorë. Vasha Sokoleshë këthen huten, hjek gishtin, si burrë, dhe shkjau rrzohet brìs. Tringa shtjen fishekun e dytë dhe merr të terhjek. Nji plumb mizuer ia skuq ballin e gjanë dhe bija Shqiptare, la në gjak, rrzohet te pragu i derës, por Shkjèvet s'u bie në dorë.

# TRINGA

Tý, o Zot, të kjoshim falë !

Tash, qi zû drita me dalë,
Prej Nokshiqit ç' po veton,
Peja e vogel fort gjimon:
Mark Milani po lufton
Mark Milani, Mark Milica
Po rreh «huta»edhé «novica»
Prej Nokshiqit lak e m' lak,
Kah Shqypni e Karadak
Prap kan nisë me u lá sod n' gjak!
Se ky Marku, 'i trim i çartun,
Nat' n ushtrin e paska bartun
E na e qitka kah Nokshiqi,
Shkurres tue u pershkue si iriqi,
Mbasi besa 'i herë kje vû,
Dý ushtrit mos me u trazue,
Hylli i dritës per pa vezllue;
Edhè e derdhka staje - staje
Neper gryka e neper maje,

---

5-15 Prej Nokshiqit lak e m'lak: skâj më skâj të Nokshiqit.- Shkurres tue u pershkue si iriqi: kadalë fort prej pengesave e drojes,si iriqi qi nder shkurre pengohet nga gjembat.
15-20 pa vezllue: pa shëndritë.- staje-staje: K. XVII, 308.

Prej kah masandej mendote,
Mbasi afati i besës t' marote,
M' shpinë m' i a lshuemun fulikare
N' at Sutjeskë ushtris shqyptare.
Ashtû befas: si prej s' epërit
Ndo ' i herë orrli i lshohet lepurit,
Kur n' ndo' i driz t' a ketë soditë
Ndêjë harû; edhè me i qitë
Shqyptarët n' rreth, e si n' kariq
Bercakë edhé krapuliq,
Gjallë me dorë Marku me i zânë:
Nji me kthye n' shpi mos me lânë,
Qi me u thânë gjindes n' Shqypni,
Se ç' kob bâni Mali i Zi
Mbi Shqyptaré, kur me furi
Aj pat msý Plavë e Guci,
Mbasi dorë Krajlat e Mbreti
I ki' n dhânë me i shtrue nen veti;
Me u a vû «kapicen »m' krye,
Gjân e mallin me u a rrmye.
Se Shqyptarët po i qet n' dorë gjallë
Mark Milani, kurrkund máll
Nuk e bâj, besa, ket fjalë:
Se me i qitë n' dorë s' i ká dalë
As vetë Mbreti të Stambollës,
Jo po i del sod Knjaz Nikollës,

---

20-25 fulikare: K. I, 128.- befas: papritmas.
25-30 orrli: K.XIV, 143.- Kur n' ndo' i driz t'a ketë soditë: t'a ketë pá, kundrue në ndonji ferrë.- i n' kariq: K. XXI, 695.

# TRINGA

Rreshkë per bukë e bâ sylah,
Priçet n' kambë e strugen m' krah.
Veç 'i frigë, po, i mjeri e kam,
Se ky Marku n' at rragam
Tash po e bân Nokshiqin dam,
Kû mbetë tjeterkush nuk ká,
Posë ndo' i cull, do pleq e grá
Sa per t' rujtë shpin e bagtin:
Tym per shpi pse marë burrnimi,
Mbasi u dha n' Nokshiq kushtrimi,
Se n' Sutjeskë shkjau kishte dalë,
Se Shkjaut vendin i a ki' falë
N' at Berlin Krajl edhé Mbret:
Shka â m' shtatë vjet e m' shtatdhetë vjet,
Pushken n' dorë e zjarmin n' gjí
Në Sutjeskë rrâ kan unjí,
Zot per t' dalun ksajé Shqypni,
Qi gjithmonë hoq keq e zi,
Kah po e kisht' bota lakmi.
Se as ajo ushtrija e jonë,
Prej Sutjesket nisë mâ vonë,
Se u nis Marku e muer perpjetë,
N' at Nokshiq s' ká ené prispjetë
Qi atý vendit zot me i dalë,
Edhè hovin me u a ndalë
Çetavet të Mark Milanit,

---

45-50 Rreshkë per bukë e bâ sylah: thá urijet e bâ barkut si rryp.- Priçet...strugen : opangë të grisuna...K.I,293.- n'at rragam: n' at shkamb , krep.
65-70 ká enè prispjetë: âsht kap endè, s' ká arrijtë akoma.

Kur të bâjë me u djergë prej planit
Si lavë ujqish nper rribë t' murranit
Jo qi tham un me mend t' mija.
Se edhè atý po t' ndollte ushtrija
E Shqypnis, fort punë e vshtirë
Se Nokshiqi pshton pa u plirë,
Shpijat djegë e gjâja rrmye,
Me nji Mark shqype mbi krye,
Qi m' i ká nja tetë taborre
Tetë taborre, rrfé mizore,
Derdhë nper mâje e strukë nder shkorre:
Njerz të lém, po, me armë në dorë,
regjë në diell, cangllue në borë,
Të cillt per nen drrasë t' krahnorit
Kan per zêmer ka 'i gúr vorrit !
Atà veç me vrà, me pré,
Me rá plaçkë si ujku n' Shndré:
Me t' a rrmye, po, dhén nen kâmë:
Me t' lânë hû si hûnin n' lâmë;
Pse edhé i moçmi 'i fjalë kuvendi:
Lufton vendi e jo Kelmendi.
Jo, po pra: paska kênë shkrue,
Zi Nokshiqi sod me psue:

---

70-75 me u djegë prej planit: me u ulë nga rrafshnalta.
75-85 pa u plirë: pa u lá në gjak.- cangllue në borë: tëkurrë,forcue
85_95si ujku n'Shndrè: si ujku në muej të dimnit(dhjetorit).- lufton vendi e jo Kelmendi: Banorët e Kelmendit janë të perme ndun per luftat me Turk;por këta per t' u a shvleftsue trimnín i a lêjshin mâ fort vendit se sá banorvet; këndej fjala e vjeter.

# TRINGA

Zi me psue, keq me u shkretnue;
Pse sa nisi n' qiellë me ague
Drita e bardhë e besës afati
I maroi, se ç' t' i ndêj gati
Mark milani, mustakgiati,
Edhè ushtrin me 'i zâ lugati
N' at Nokshiq ç' t' a ká ndersye,
Hovin aj ç' t' i a ká shperthye,
Per me vrá, po, e per me pré,
Per me djegun gúr e dhé:
Fill n' Sutjeskë ata me dalë,
Shqyptarët per me i zânun gjallë,
Me u hjekë armët, keq me i shnderue,
Knjaz Nikollës rob me ja çue:
Knjaz Nikollës, po, ke Cetina;
E mandej aj vetë nder shkina,
M' sý «kapicen»petull ndê,
Dredhë mustakun kacadrê,
Me u levdue, fort me u krenue,
Me zânë qiellë e me zânë dhé:
Se mâ trim se mue nuk ké,
Kah bjen dielli e hâna lé.
Si me krisme e me zhaurrimë.
Me rropame e bumbullimë
Shkputë nji rreshpe vetlla s' malit
Poshtë rrmores shamet zallit:

---

110-115 M'sy kapicen petull ndê: vû kapicen më njanin sy në ma dhshtí.- Mustakun kacadrê: K.VII, 114.

115-125 zhaurrimë: krizma, qi ep mali, kur rrzohet.- rreshpe vetalle s' malit: shist qi tërmohet ( shamet ) nga nji strehë

Kshtû ushton gjama dês e planit,
Kah ushtrija e Mark Milanit
Mbi Nokshiq lshon me furi,
Vendit shkaperderdhë flauri:
Si atá korbat nper ajri,
Kur, tue i pá n' kullosë nper arë,
T' ketë qitë m' ta ndo 'i pushkatár.
E sikúr njetà gjutarë,
Me shumicë qi dalë per gjaje
Krés njaj pylle a njaj ograje,
Larg shoshoqit hallakatë
E tue krisë e tue hukatë,
Zagarët tue ndersye pá dá,
Per rreth vendin shkojn tue e lá,
Per me trêmë bishat nper pisha,
Per me trêmë derrat nper ferra
Edhè shokvet, ngujue n' pritë,
Per shêj pushke m' shtek me u a qitë:
Malazezt kshtu krés s' Nokshiqit,
Shpirtin ferrë si lkurë iriqit,
Tue vikatë, tue hallakatë,
Hinë me djegun tbana e stana,
Me djegë shpi e me djegun gji,
Me thá vithnat me bakti,
Çaklat me plaçkitë nper shpi:
Ktû nji ti, atjè 'i kusi,

---

shkambijsh në mal.- dês e planit: vrrinit e fushave.- flaurí: si byku, qi hjedh era.
130-135 hallakatë: K. XVI, 127.- tue hukatë: K. XV, 10.145-150 Ktû nji tî: vozgë, kade e madhe vênet.

Kndej nji zhangë, andej nji opangë,
Tlyen e djathë, sheka t' pa rrathë,
Kallamoq, grunë e tagjí:
Atý - ktû tue vrá ndo 'i fmí
Rát në shtrojë, a ndonji plak,
Qi s' don gjân me lshue pa gjak:
Me u vrá don me Karadak,
Me 'i kubure t' pa kandak,
Njanit sý verbue, krejt mbetë !
Dyndet tymi rê perpjetë,
N' flakë e n' shkendija lkuqë rri shpati,
Mnderet m' kambë me t' u ngri shtati !
Trêmë baktija mârrin malin,
Hikin gjindja mârrin zallin,
Ngasin grát neper errmore,
Djepat m' shpinë e fmin per dore:
T' mjerët e vocerr tue lotue,
Neper terr tue zânun m' thue,
Ço e rrxo, po, si njato rikat,
Kur bâjn hapin me shpejtue !
Randë me çakla ngarkue çikat,
T' giatë çomagen n' dorë shterngue.
Shkojn tue u grahë, qyqet, bagtivet,
Qi kan mujtë me u pshtuem urdivet
T' Mark Milanit. Qêjt e stanit
Para e mrapa me t'mdhej hapa
Shko e eja e gjân avit:

---

150-155 Me 'i kubure t' pa kandak: të pa kokë të drujtë, pa qytë
160-170 tue zânun m' thue: tuj marrë më thue.- çomangen: shkopin e barivet.

Njâ' n avit, tjetren turit,
Reshi tufë, e mandej nzit
Me u grahë kambve, me hitatë,
Qêjt bari si e kan zanát:
Thue se 'imend edhé atà vetë
I' n tue e diejt, po, qêjt e shkretë,
Se po mûjt tý Shkjau perdhuni
Ndonji herë me t' zânë perfundi,
Aj t' vên m' zêmer gúr e krep,
Me gúr t' pushkës lkuren t'' a rep
T' a xjerrë shpirtin per gazep !
Atý - ktû ndo 'i plak i mbetun,
Bâ dyfish e m' shkop pështetun,
Kaliboç ndo' i kalamâ,
Shifet rrugës kah hecë tue fshâ,
Me nji dêm a kál per lakut,
Brishtun kthetrash s' Karadakut.
Edhè tash e mbasandej
Prej nji fshati n' fshat pertej
Vrrasin grát, sa kurr kan n'krye:
Ah hik, dhé, se Shkjau ká msye !
E sikur, ndo' i kalamâ
Tue kthye n' mbramjet n' shpi me gjâ,
Rrugës shkon lisat m' gur tue gjuejtë
Mbrendë kû strukë t' jenë zogjt me bujtë,
Trêmshim zogjt prej lisash dalin,
E nji fushen, nji merr malin,

---

170-180 turit: frigsoje, treme (vetëm per bagtí ).- Reshi tufë: bani veni para në tubë.- me hitatë: me shpejtue.
185-190 Kaliboç:më shpinë, ngarkue në qafë.

# TRINGA

Neper muzg fershllojn me fletë:
Kshtû Nokshiqasit e shkretë,
Mbrendë nder shpija qillue fjetë,
Kur nper mal zû Shkjau me djegë
Ka' ashtû gjinden ndiejn tue britë,
Koder m' koder tue gerthitë,
Rrezga - bjezga m' kambë janë çue,
Mbathë e zbathë si kan qillue,
Gjân e gjallë edhé vû para
Vrap nper prroska edhé nper ara
Marrë kan hiken drejt Sutjeskës,
Kah mendojn se terthuer bjeshkës
Kan me ndeshë m' ushtri shqyptare,
Qi me i mbrojtë prejt frotës barbare
T' Mark Milanit, zogut t' shkinës,
Qi u rá befas per mbas shpinës.
Ngasin, vrrasin e dihasin,
Njâni tjetrin m' êmen thrrasin,
Gjindes s' vet mos me u largue:
Me u grahë kambve, me shpejtue,
Hasmit Shkjá per t' mûjtë me i pshtue.
Kur, qe, shkjau, si drita duel,
Bân e shef aj per kundruell,
Se si gjindja vû jânë n' t' hikun,
Baktish vithnat si i ki' n shpikun,
Se ç' t' kan nisë at herë me shti
M' gjinde t' ngratë edhé m' bagti,

---

205-215 Rrezga-pjezga: K. XXI, 675.- prej frotës barbare: nga ushtrija barbare, mizore, e egër.

Si me gjuejtë shkerbé n' lisni !
Ktû vra 'i plak, atjè nji fmi,
Ktej nji grue, pertej nji dhi:
Dikë dekë, dikê varrue:
Njâ' n lsho m' prroskë e tjetrin m' prrue:
Mendt e krés me t' u dermue !
Lshojn Shqyptarët bagtin at hera,
Hjedhin plaçkat neper ferra,
Edhè vrap hikin si era:
Njani shkorres, tjetri rrmores,
Kush i urë e kush terthuer,
Pa kqyrë driz, pa kqyrun gúr,
Veç si t' pshtojn prej Shkjaut mizuer.
Se ç' t' u dha brima e ulurima !
Se ç' t' u dha gjâma e piskama !
Fmija vrrit, nanat gerthit;
Çikat kjáj e nuset fshâj,
Fshâj e kjáj pre' atij gazepit !
Herë rri e struku mbas ndo 'i shkrepit,
Mbas ndo 'i stomit, mbas ndo 'i rrapit;
E prap lshou mandej n' pikë t' vrapit,
Shkapercè ledhe e gardhiqe,
Edhè zhduku neper rrmiqe,
Nper rreshpoja, kodra e brigje,
Pushkvet t' Shkjaut veç si me u pshtue.

__________

235-240 Njani shkorres, tjetri rrmores: njani neuer çufrra,tjetri neuer brîja të pjerrta.- Pa kqyrë driz: pa këqyrë ferrë.

245-255 mbas ndo 'i rrapit: mbas ndonji çinarit (Platanus).- ledhe: mure.- neuer rrmiqe: wende thik,fort të pjerrta.- Nper rreshpoja: neuer rreshpe wende me rrasa.

Muritë gjedhet e terbue,
Bishtin héll mbi shpinë shtangue,
Hidhen, ngasin, mârrin shpatin,
Hingllojn mazat, shkrefin vrapin,
Marrin malin dhên e dhi:
E nji plûhen nper ajri
Çohet njegull, qi, perzi
Me njat tym t' agushtë, të zí
Tbanash s' djeguna e mbi krye
Ndê, s' të lên me pà me sý;
Si na kurr me sý mos pashim,
Kahdo ardhshim, kahdo rashim !
Ke, qe, sod ofshe ! me pá
Po na duhet, si nji Shkjá
Aj po mujtka me na vrá
Per shêj pushke, e flakadâ
Me na djegun trollin t' onë,
Me na i rrmye dhênt me kumonë;
Edhe shkinat e Cetinës
Plaçkat t' ona m' i a vû shpinës,
Porsi mushka, e lak më lak,
Me i qitë tej në Karadak:
E t' u tallë shoqe me shoqe,
Ato mrûme Kollomoqe,

260-265 Me njat tym t'agushtë: qi të merr frymën: rreshtò:çohet njegull, qi perzie me nji tym t'agushtë të tbanave(kasollave) të djeguna e ndê (shtrî) mbi krye, a' të len etj.

270-280 lak më lak: shtek më shtek, qafë më qafë. K.XVI,237.- - Ato mrûme kollomoqe: me fytyra të gjashme me bukët

Me na shá, n' shpotë me na vû.
Njana tjeters t' i u levdue:
Se kaq shpija burri m' dogj:
Kaq Shqypatarë kso jete m' hoq:
S' ká mâ trim se njiky êm - shoq !
Por nji çudë un jam tue bâ.
Per njat shpi tej n' at shullâ,
Mshilë dritsoret, dyert avitë,
Qi si rishtas dán goditë
E po ndêjka tym tue qitë:
Edhé m' paska 'i vathë per bri
Plot me dhên e plot me dhi,
Me 'i qên n' stel, uk i terbue,
Kál e gjedhe në katue:
Nji pendë qé lidhë krye per krye,
Bukuri me u pá me sý:
Nji pash brynat hânë ngerthye:
Nuk ká djerr, jo, as nuk ká qerr,
S' ká tavig qi mund t' i thejë:
Pesmdhetë qese blé në Pejë !
Prap, si 'i mot ç' do tjeter mot,
Grunë n' hambár, kotecat plot,
Si mâ i miri n' Plavë e n' Hot.
Me gjithkta kush s' âsht t' u pá,

e mbrume të misrit.- n' shpotë me na vû: me na tallë, tuj na vû në lojë, me na shpotitë.
285-295 n' stel: në kaçorre të qenit.- Kál e gjedhe në katue: kál, lop e qm n' aher.
295-300 S'ká tevig: s' ka kulár.- Pesmdhetë qese: çmimi shum i naltë ( 1 qese= 500 rosh) per të kallzue vlerën e qévet.

Poshtë perpjetë atý tue ngá,
As me çakla m' shpinë ngarkue.
Per me hikë e per me pshtue
Dhên e dhi, lopë edhè qé:
Sado qi tash shkina e shkjé
Asajë shpi fort na i janë qasë:
Shkjét me armë, shkinat me thasë,
E me strajca, kosha e zhaba:
Si zanát qi u ká lânë baba,
Me mbajtë cullt me gjâ të huej,
Dér t' u hecë kunglli mbi ujë.
Porse kunglli, si po thonë,
Aj s' po hecte mbi ujë gjithmonë...
Veç, po, 'i vashë un jam tue pá
Vashë të ré n' xhubletë të bardhë,
Me nji rubë rreth ballit ardhë
Qi mje m' vetlla m' i ká rá;
E derdhë flokët jashta shamis,
Dalë më paska m' dér të shpis,
Njanin brryl m' ballnik ngujue,
Ndêjka e kqyrka m' kâmbë harû
Si Nokshiqi rrin t' u kallë,
Plaçkë si bâhet gjâja e gjallë:
Si nper prroska, rrgallë e záll
Jesin dekun grá e fëmij

---

315-325 Vashë të ré në xhubletë të bardhë: çupë, vajzë të ré, veshë me xhubletë vajznimi të bardhë, në shêj se âsht endè e pamartueme (virgjín) . - Njanin brryl m'ballink ngujue : pështetë me brryl në ballin e derës . - harû: shtang.

Per nen plume t' Malit t' Zi.
Por se prap kurrkund neshtrasha
Mue s' a dán, ka' e shof m' at derë,
Se ká menden me hikë vasha
E me u bá ajo me shokë tjerë,
Per t' pshtuem vetë edhé bagtija,
Pa t' cillat s' ká t' gjallë Malcija.
A thue, Zânë, mos kjoftë premtue !
E ré vasha tue qillue,
Mos të ket ajo gabue
Me ndo' i Shkjá me u miqasue;
E prandej, n' uzdajë të mikut,
S' dahet shpis as çarranikut
E harû m' rri pshtetë ke tbana?
Pse edhé t' mirë po e kisht' bâ nana:
Ardhun shtatit si «breshana»,
Sýnin hýll, ballin si hana,
Dishka njethë si molla m' rrêm,
Si ajo lulja shperthye m' gêm:
Qi ke dalë m' ká ashtû te dera,
Sikur bân me çilë prandvera;
Sikur bân dielli me dalë
Neper aha, brej e halë:
Kaq gjâ t' mirë Zoti e ká falë !

---

325-330 kurrund neshtrasha...s'm'a dán: s'm'a mehr mendja faret.
330-340 Zânë: K. II, 50. - S' dahet shpís as çarranikut: s' d. shp. As dallapit të bylmetit.
340-345 Ardhun shtatit si breshana: me trug të hjelltë die të drejtë si breshana. - Dishka njethë: këndellë, lulzue.

Mos e thuej, bre burrë, at fjalë !
Se per lila e karajfila,
Per zymyla e per bylbyla,
E per gurra neper curra:
P' r ato hije neper vrrije,
P' r ato flutra neper zalle:
Pasha Orë e Shtozovalle,
Pasha t' rijt e pasha veren,
Per sa bjeshkë e lule bleren.
Mâ fisnike 'i vashë s' e ké,
Kah ndritë hâna e dielli zé !
Se edhè ndollë, bre, ká shqyptare.
Fisit t' mirë, e deret bujare:
Vetë e bija e Ulë Keqotës,
Kênë gjithmonë ky buka e botës:
N' zâ per pushkë, urti e fjalë,
Lypë n' kuvend e pvetë n' Xhibál:
Koritë s' ká, jo, tatë e nanë
Sa kjenë gjallë e shpirt pa dhânë,
Jo koritë kjo sod per s' dekuni
Tatë e nanë tue u kalbë në vorr !
Qi i kan lanun plang e shpi,
Tokë në mal e tokë në vrri,
Vathin tok me dhên e dhi,
Si mâ i miri në Malci.
Se as kend t' vetin Tringa s' m' ká:

---

355-360 Orë e Shtozovalle: fytyrat mitologjike bâmirëse, pranej shtoju, Zot, rrjeshtin. - bleren: blerohen,gjelbërohen

365-370 n'Xhibál: këshilli i pleqvet, i ngarkuem prej Turqís per të pershtatë Kanunín doketár nder Malsí.

Tringë m' i thonë, po, asaj bi malit:
Veç Tynzonë edhé nji vllá,
Njat Curr ulen, pika e djalit,
Po, me i prekun kryet më trá
Qi ajo e don si sýt e ballit:
E qi as fat me i qitë s' desht vedit,
Virgjineshë por ndêjë ká n' voter
T' t' et, per t' pasun vllán per s' ngiatit,
Qi m' i u bâ kjo nanë e moter.
Veç orzezë Tringa m' kisht' lé,
Me i u dhimtë gurit e drunit;
Pse i vllaj vjet, tue u gjuejtë me Shkjé
Atjè n' bjeshkë per punë t'hoqunit
Me dý plume kje varrue:
Edhè tash, qe, mbushet vjeta,
Se rri n' shtroje tue lingue,
Pa mujtë kurr me u çue m' kambë t' veta.
Natë e ditë motra tue fshâ,
S' kursen shtek as s'kursen pare:
I suell mjekët kû i' n kênë mâ n' zâ,
Blé melhême i ká edhé bare.
Por i vllaj mâ mirë nuk bâni,
Fill, i mjeri, âsht shtri per dekë.
Edhè jerm flet me 'i gjymsë zâni:
Veç qi nisé s' ká enè me hjekë.

---

380-385 Virgjineshë: vajzë, cucë, qm i âsht kushtue Perendís per të ndejë e pamartueme. - orzezë: fatmjere.
385-390 per punë t' hoqunit: per punë të kufinit.
395-400 melhême: mehleme: bare t' undyrta, qm zbusin varrët.- jerm: kllapí smundje, çart.

# TRINGA

Marrë mendsh Tringa asi gazepi,
Natë e ditë i rri te kryet:
Si ajo nana fmis ke djepi:
E as kurr, s' mjerës, s' i teren sýt.
S' han, as s' pin, as fjalé nuk flet;
Sa per t' pritë miq e kumarë,
Ndonji shoqe çon e thrret;
Gjânë raditë neper rrogtarë.
Por, kur drita at herë tue gdhi
Nisë ká Shkjau vendin me çartë,
Stane e tbana me i bâ hi,
Hikë kan shoqet e rrogtarët,
Vrap tue shkue nder shpija t' veta,
Gjindes s' vet per ngiat m' i u gjetë:
Edhè kshtû tash Tringa e shkreta
Qyqe n' shpi me t' vllán ká mbetë.
Mendsh si mârrë ishte per vllá,
M' kambë dikúr çohet e mjera,
Edhè del në derë me pá,
Palè 'i herë se ç' isht' potera.
E kah qiellin shef n' tym mlue,
Kah shef zjarmin poshtë tue zbritë,
Edhe pushken ndien tue vlue,
Shkjé edhèshkina shef tue u avitë:
Shef Nokshiqasit ke ngasin,
Rrege e prroska n' gjak t' u plirë:
Ndien si cullt e grát gerthasin,
S' epri Shkjau ka 'i gjuen pa mshirë,

---

405-410 Gjânë raditë: vendon, rahaton, mban gjân e gjallë.
425-435 Rrege e prroska n' gjak t'u plirë: K. III, 54, të lame në

Edhè atý me hikë i epet,
Kamben zbathë e sido veshë,
Rrugë pa rrugë me kalue repat,
Me shokë t' vet ajo me u ndeshë.
Por nder mend qe po i bjen vllau:
Si un tash vllán vetun m' e lânë ?!...
M' shtroje ràt me m' a pré Shkjau,
Pa mûjtë kush ndihmë m' i dhânë?!
Edhè hovin ndalë e ká.
Por, kah zhduken fushës e shpatit
Vrap Nokshiqsit tue ngá,
Të perqethtë atý i bje shtatit:
Pse trûç para mendes s' sajë
Shtrohet kobi qi isht' tue e gjetun,
Edhé shef, po, se mâ uzdajë
Në ket jetë per tê s' kisht' mbetun.
Shokët e vet kush hikë, kush dekë;
Zbritu s' epri shkjau mizuer:
Vllau i vetun n' shtrojë tue hjekë;
Qilla e naltë e toka gúr,
Kuej m' i u pshtetë?... kah me shpëtue?...
N' djersë të ftoftë i rihet balli;
Per urë derës njâ' n brryll ngujue,
N' gjak lá i duken mali e zalli.
Don me kjá; me kjá nuk mundet:
Dishka fytin i a zû njak.

---

gjak.- me kalue repet: mundohet, rropatet të kalojë.
440-445 Pse trûç: grumbull.
450-455 i rîhet: i rîtohet, i djerset.- Per urë derës: K. V, 29.- i njak: K. I, 6.

Per nen parsme zêmra i lkundet,
Prej trishtimit i pikë gjak.
Kah t' i a majë?... shka të bâj e mjera,
Kshtû lshue dore prej gjithkuej?
Zên e yhotë me vedi at hera.
Un veç n' shkosha me u mbytë n' ujë!
Se Shkjau vllán tash po m' a mbytë:
Drita e sýut per dekë aj shtri!
Mue tash po m' verbon t' dy sýt,
Rob tue m' mârrun n' Mal të zi:
Me turpnue, po, un nanë e tatë,
Nanë e tatë n' vorr me i koritë,
Me zi ftyren vllaut të ngratë,
Marre fisit un me i qitë !...
Po si mordja me m' harrue ?!
Nanë e tatë tue u kalbë nen dhé !
Vllau, qe 'i vjetë, në shpi vorrue !
Qyqja moter rob nder shkjé,
Me bâ kryq kjo në tre vend,
Vedit me i a njitun shkinë,
N' gjûhë të huej me zânë kuvend,
Me sherbye n' Shkjá si robinë !
Si s' u shkputka 'i buzë prej malit,
Per nen vedi mue me m' zânë;
Si s' m' gjoi moti bjeshkës a zallit,

---

465-475 mordja: deka (në të folun të grave). - Me bâ kryq kjo në tre vend: me ndrrue besimin tuj pranue shêjin e jashtëm të Shkjevet (Serbvet), të cilët bâjnë shêjin e krygjës në trí, e jo në katër, si katolikët.
475-480 Si s' m' gjoi moti: rrufeja, vetima.

Me t' pshtue erzi, o e zeza nânë !
E qe tash andej pertej
Nper do aha e lisa t' mdhej
Zi nji tym nisë rê me u çue,
Po nisé flaka me vezllue,
Ndihen shkjét si ujq tue ulrue,
Tue vikatë, tue u hallaktë,
Fort tue u dhânë, fort tue u perpjekë,
Kah i a hinë shpijat me djegë:
Edhe shkinat poshtë - perpjetë
Nga nper zalle e nper rrgalle.
Thirr shoshoqes larë e m' larë.
Tue u zgerdhi, tue bâ poterë:
Herë tue u shá e herë tue u tallë,
Kah po ndjekin gjân e gjallë:
Qi terbue hikin lak m' lak,
Per me i zânë e me i qitë n' lak
E me i nisë per Karadak,
Kû po hahej bukë e gjak.
Si ajo suta shoqesh dá
E n' blerim t' njethtë ajo rá,
Lshohet zhgjetë e turrshim futet
Mbrendë në breshtë, tue u dridhë prej tutet,
Kur gjuetari m' tê ketë shti,
Per pa mûjtë por m' tokë m' e shtri:
Njekshtû bredhë ká Tringa n' shpí

---

490-495 Thirr sh. Lerë e m' lerë: shpat më shpat, ( lerë= vend me gur e koçekë). - Tue u zgerdhî: tuj u zgerdheshë.
495-505 suta: dreni. - n' blerim t' njethtë: në blerim, në livadh të gjelbëruem, në bár të njomë. - breshtë: K. IX, 250.

Zbé si qiri, buzet xi,
Kur ká pá zjarmin kundruell
E ká pá se Shkjau ish' hullë.
Hin me turr, e pa diejt gjâ
N' at trishtim se ç' isht' tue bâ
Me shul deren ká merthye:
Thue s' din Shkjau si m' e shperthye...
Qi kurrgjâ atij mâ per dore
Nuk i vjen, se dyer me thye,
Shpija e tbana me bâ rrmore:
E mrrudhët e m' kambë shtangue,
Djerrun sýt, t' perqethtë tue i shkue
Neper shtat e tue merdhitë,
Si t' isht' plajmi borë tue qitë,
Rrin harû mbrenda shpis s' vet,
Porsi t' ishte nji shauret.
Veç, tue krisë zhurma e potera,
N' lak pertej, sýt hera - hera
Si hajnisht i dredhë kah dera:
Sýt i dredhë e prap i bredhë
Para vedit me shpejti,
Trêmshim tu' i rrot' llue np' r ajri,
Ka' ajo shef se e vetmja uzdajë
Me i pshtuem vllau e erzi i sajë,
Po ishin veç njato pak drrasa
T' breme krijet e t' tanë plasa:
E qi as giatë puna s' do t' vete,

---

515-525 me bâ rrmore: me shkretnue. - Djerrun syt: me sy të tre
tun. - plajmi: K. I, 81. - shauret: lugat.
530-540 T' breme krîjet: të breme têjet, prej krymbit të drunit.-

E ato Shkjau do t' i shperthete !
Prej t' kobshmit trishtim qi ká,
N' shpi gjithshkafja i duket Shkjá;
Shkjá vargoni, e Shkjá «carani»,
Koshi Shkjá, e Shkjá kazani,
Mark Milan çarku i duhanit:
Magja shkinë, e shekat shkina,
Shkina rraqet vjerrë nper kthina.
E si ngusht kúr gjindet nieri,
Ati i epet si pa hiri
Me thirrë: Nanë ! kshtû Tringes s' shkretë,
Pa kend ndihmë, o zot! n' ket jetë,
Mnderet goja rreshkë e idhnue,
Qyqe vetun n' shpi ngujue,
Me nji vllá fill tue marue
Kaherë ftofë të mjerit kama !
Atý n' mend po i bjen e ama;
Edhé i bâhet se po e shef,
Per urë voters zanë m' njâ' n tef
Shi kû ajo zakon dikúr
E kisht' pasë me ndêjun, kúr
Mazen m' zjarm me lugë perzite,
E qi Tringës, kur fmi enè i' te,
Aq fort anda pasë i a ki' te.
Edhè nisë disi m' i u njallë

Magja, shekat: orendí shpijake, ku ngjeshet e mbruhet buka: kû mbahet bylmeti.
-nper kthina: K. XI, 57.
550-555 zanë m' njâ'n tef: xanë vend m' njaneën qoshe.- Mazen m' zjarm: hae e zgjedhun nder male, nji lloj quellit i ziem per kadalë në tlyen.

N' shpirt uzdaja, e me i u kallë
Rrezja n' sý e mollza m' ftyrë,
E at urë votre m' nja tue kqyrë
Ah, moj nanë ! po i thotë: kû jé ?!...
As s' po shef se shkina e Shkjé
Po duen Currin me na pré ?!
Por nana isht' t' u kalbë nen dhé !
Kush s' i gjegjë, jo, Tringes s' shkretë,
Veç se i vllaj... me í gjamë të letë !
N' at gjamë zêmra i shkrifet n' váj !
E tue dnesë, lott tue i shkue rrkajë,
Harrue vedin edhé Shkján,
S' mendon tjeter veç se vllán:
Edhe shkon e i rri te kryet.
Puthi ballin, puthi sýt:
Ftyren laja n' lot si rrkaja
Laja n' lot të sývet t' ballit !
Aty jemi po i del djalit,
E ka' ashtû ndien tue i pikue
Dishka ftyrës, rrin tue mendue,
Se po âsht cirka tue cirkue
E se jashtë isht'tue rá shi,
Me 'i zâ t' mârrët e si n' merzi
Vedmevedi thotë: Perzèt !
Mori shpija metshi shkret !
Urth e Lmashk per rreth u mlojshin !

565-570 tue i shkue rrkajë: tuj i u derdhë si kroni, si fiskaja e ujit si gurra.

580-585 Perzèt: perzota = e thashtë Zoti. - Urth e lmashk: sher mashek, hurdhe, lerth (Hedera) e lëmyshk, myshk.

Brevë e gjarpen n' jue u perftojshin !
Si kaq shpejt ju me pikue ?!...
M' voter cirken me m' a lshue ?!
Jo, mor vllá, motra i ká thânë,
Se ato cirka shiut nuk janë
Qi nper hatlla pikojn m' voter:
Por janë lott e s' ate moter !
At herë vllau, bâ dhé në ftyrë,
Sý per sý motren po e kqyrë,
Me do sý krejt cangullue!
E letë doren tue i a lmue,
Si n' kllapi i ká ligjirue:
Po ti, moter, pse me kjá ?!
Zêmren dýsh pse me m'a dá,
Tash qi m' erdh shpirti me dalë,
Frýma n' zêmer tue m' u ndalë ?!
Po a lânë t' paskam me hjekë zi ?
T' paskam lânë pangrânë, pa pi,
Veshë e mbathë edhè stoli
Jo si shoqet në Malci ?!
A se folë t' paskam un randë:
Persè ti 'i çikë e pa nanë,
Sa valë t' kênka i vetmi vllá,
Huj' per burrë, ndoshta, me t' rá ?!
Motra doren m' ballë i a vên,
Amel fjalen ç' po i a kthen,
Pastên vllaut t' i a strukun krahit:

---

590-595 cangullue: K. XI, 169.
610-615 Pastên: postêhen, batanín e punueme në vend.- moj

Amanèt, moj njomza e ahit,
Po kû jé ?... shka jé kah thue ?...
Po a kaq jermi t' ká ngushtue ?...
Se tý motra s' t' u martue,
Per pa u kalbë ajo nen dhé !
Kurr mâ randë se sod folë s' m' ké !...
Tjeter tatë nuk kam as nanë:
Amanét, mos me m' pasë randë,
Per nji fjalë qi due me t' thânë !
Qýsh, mor vllá qe, tash nji vjetë
Nuk t' u njom ky shtat i shkretë ?!
Qysh s' t' u mkam ky trup nji hera,
Sa me u çue me dalë ke dera ?!
Si s' t' u thá motra, e thafté vera !
E thaftë vera, si e ká thá !
Po un qýsh shkoj me ndêjë rob n' Shkjá !
Vetllat Curri atý ká vrâ,
E si 'i herë mârrtas ká fshâ,
Po i thotë moters per nen zâ:
Po ti, Tringë, shka jé kah flet ?
Rob në Shkjá tý shka po t' qet.
Na n' Nokshiq, Shkjau n' Karadak ?...
S' të lshon fisi, jo, pa gjak,
Me t' robitë, me t' çue nder shkjé,
Edhé pse un t' kalbem nen dhé.
Motra, lott me rubë tue i fshi
Ah, mor vllá ! po i thoté n' dashtni,

---

njomza e ahit: gjetht e parë t' ahit, kur ky gjelbërohet.
625-630 mârrtas: tuj i u këputë fryma.

Ndoshta jermi s' t' lên me ndi
Si vlon pushka n' mal e n' vrri:
Se sod Shkjau n' Nokshiq ka hi.
Ku po bân t' madhe kerdi,
Shpija e stane tue i bâ hi,
Tue plaçkitun dhên e dhi,
Tue vrá pleq, e grá, e fmi !
N'at fjalë Curri se ç' asht xi,
E me 'i zâ me t' zi me u ndi,
Po i thotë moters si n' kllapi:
Paska hi, thue Shkjau n' Malci ?
Po n' Nokshiq, po i thotë e motra
E shi tash zbriti nder kodra,
Kû po djegë aj gúr e dhé !
Atý Curri se ç' âsht zbé !
Kthelltë nji herë se ç' ká gjimue !
Per rrshit «hutës»sýt i a ká lshue,
Tash nji vjetë n' kûj ajo vjerrë !
Edhé sýt nisin m' i u errë,
Fija e mendes nisë m' i u djerrë:
Po zên fryma me ju ndalé,
Sa me t' zi m' i u ndie kto fjalë:
Zot, mâ zi se njekshtû a ká ?...
Ndore t' ande paça rá !
E sjellë marë, shtrihet per dekë,
Edhé nisë ká atý me hjekë.
Tringa qirin shpejt e kallë,

---

655-660 m' i u djerrë: me i tretë, me i hupë, me e bjerrë fytyren e mendes.
660-665 Tringa qirin shpejt e kallë: ndezë qirin e dekës, si

E xi n' ftyrë, bâ karabojé,
Mêrr e i bân me të kryq m' ballé.
Tue thirrë Krisht e tue thirrë Zojë,
Dér qi vllaj per t' mbramen heré
Hoq e u dá kso jete s' mjerë.
Ç' po bân Tringa e mjerë t' u lvyrë
Rrokë ká vllán e ftyrë per ftyrë
Puth e kjáj e me lot láj;
Dnes e fshâj e shkrifu n' váj:
Dhimet zêmra ka'i pelset,
Per at kob të zi qi e gjet !
Por, tue kjá, tue dnesë mbi vllá,
Nisë me vedi me mendue,
Se vllau petkash duhej ndrrue,
Se në vorr aj duhej çue,
Nanë e tatë kû i' n kênë vorrue.
Veç se prap ajo u mendueka:
Mirë se vllau petkash u ndrrueka,
Por si i bâhej me e shti n' dhé,
Jashta Shkjau tue djegë, tue pré,
Shokët kush mbetë, kush hikë e tretë,
Vetun qyqe un në ket jetë ?...
E lên vaj' n e mâ nuk kján:
Veç harû tash kqyrë të vllán,
Tash kqyrë hatllat, tash kqyrë çaklat

---

bâjnë kristjant, të cilt i vên në parzëm nji qiri të ndezun atij, qi âsht kah des. - bâ karabojë: ngjyrë e zezë, me të cilën ngjyhen petkat.
670-675 t' u lvyrë: tuj u përshpirtë,tuj u përlëkurë,tuj u shprishë

Para e mbrapa, e tej n' odë tjeter
Ndo' i figure a 'i plis të vjeter,
Kurrkund sý 'n ajo pa e ndalë:
Herë, harû e ashtû pa fjalë,
Soditë oden fund e maje,
Thue po ká kund farë uzdaje,
Se po âsht kush qi me i ndihmue.
Por gjithshkafja n' odë rri shue:
Hije deket e ká mlue,
Si nji vorr të kisht' qillue.
Nisë atý ajo me u frigue
N' at vetmi, e me mendue
Shka per t' dekun kish' pasë ndie
Tue kuvendë, sa kisht' kênë fmi,
Edhè 'i djersë e ftoftë e mlon.
M' voter flaka kah fershllon,
Kah ndien ûnen m' zjarm tue çijzë,
Neper hatlla mijt tue lvizë,
Të perqethtë asa' i shkon shtatit,
Edhè shpinen mâ per s' ngiatit
Murit t' vrashtë i a njeshë. Kahera
Asht tue u matë me u çue, e mjera,
Me dalë n' âne, kû zanát
Asht n' Malci me ndêjun grát,
Per me zjerrë petkat e t' vllát
Por me u çue nuk âsht tue mûjtë:
Dishka dron vendit me luejtë.

---

690-695 e tej: pertej.- a 'i plis t' vjeter: plaf, shtrojë leshi e paendun por e rrahun.

Shkrumue buzësh, irnue në ftyrë,
Dér t' vllán âsht tue drashtë m' e kqyrë.
Harrue ká Nokshiq e Shkjá,
Shpijat djegë, vendin n' gjak lá:
Keq rrethuem e ká mjerimi,
Kaq hypë tmera e hypë trishtimi !
Kúr, qe, 'i vigem ndien perjashta
Nji çetë shkjé po mlidhshin kashta,
Per me i dhânun zjarm njaj shpije
Pak pertej, nalt te nji hije.
Ndien at vigme e flakron m' kâmë.
Friget tue rrapllue me dhâmë,
Edhè futet n' ane tjeter,
Kû po kishte 'i kashû t' vjeter,
E mbi trén nalt n' hatlla t' epra
Nji gallushter, çilë nper qepra,
Aq të vogel, n' cilla t' mdhá
Me t' zi nieri mbrendë me u pá:
E fluturim ajo tue ngá,
Mbas kashûnit shkon me hi,
Kin' me u strukun per rranzë ti
Kin' po pshton prej Malit t' Zi:
Qi nper flakë e tym të zi
Mî as bunger pa gjetë s' lite,
Jo se mâ njerzit s' po i gjite,

---

715-720 irnue në ftyrë: nëxî në fëtyrë.
725-735 tue rrapllue me dhâmë: tuj kercllue me dhambë.- Nji gallushter: baxhë, dritare e vogël në pullaz, në çatí. - qepara: K. V, 473. - n' cilla t' mdhá: në mjesditë.
740-745 Mî as bunger: mi as bukël, nuse mîsh.

Qi nper shpi mund t' strukte ezgjeti...
Por, enè pau ulë, me veti
Zên e thotë: Pásh t' Lumin Zot,
Persè t' mshifem këtû kot ?!
Ç' m' duhet jeta sod me sod ?!
Nanë e tatë tue u kalbë nen dhé
Vllau i vetem dekë mbi dhé:
Ç' m' duhet jeta kish t' a di ?!...
A veç sa per t' shkuem n' Mal t' Zi,
Faqe t' zezë vedit me i shkrue,
Fis e giûhë e Fé me ndrrue,
Nanë e tatë un me marrue:
Me i' xi ftyren vllaut të dekun
Me njiherë porsa ká hjekun?!
Jo, per Zotin! lavdi Zotit !
Se mâ Tringa per mbas sotit
Gjallë 'i ças s' do ajo me kênë.
Por, persé p ' r 'i nieri t' kshtênë
Me mbytë vedin s' e ep Feja,
Vetë do t' dal, po, gjofti rrfeja !
Ballë per ballë me u gjujtë me Shkjá,
Perdhûni m' e bâ me m' vrá:
Mue me m' vrá, po, n' gjak me m' lá:
Por jo kurr në Karadak,
Veç këtu, shi per nen prak
Të derës s' eme. Jam bi malit:
S' báj un marre per s' të gjallit !
Zot, mishrirë të keshë per mue,

765-770 në Karadak: nëMal tëZí.-S'bájë unë marre:s' koritem

Per shka vetë mund t' kém gabue
Në ket jetë, hiri a pa hiri
Shtatë herë n' ditë kû fye edhè i miri !
Ti edhé m' ep forcë e fuqi,
T' mos t' i lâ vedit kori.
Se un t' rijt t' êm nuk po e bâj fli,
Per t' m' dalë kanga n' Male t' mdhá;
Por per erz, per Fé, per vllá,
Dekë mbi dhé qi mbetun m' ká,
Me m' i a pré kryet shkjau per s' dekuni,
Mal e fis me na i koritë !
Deh ! Ti doren me m' a njitë
Në ket t' mbramen per mue ditë:
E mos lên, jo, gjallë me m' qitë
Shkjau në dorë ! E fill n' odë t' burravet
Flakron Tringa, i vllaj per s' dekuni
Kû ishte shtri, e «huten »s' eperi
Hjekë prej kûj' t per nen sergji:
Mbrendë fyshekun i a ká shti:
Kater tjerë i qet m' nja' n bri;
Per nen rryp njeshun per i:
U ep flokve nen shami:
Edhè para se me dalë,
«Huten»n' dorë, bâ giûnin palë,
Asht ulë, vllán ká puthë në ballë,
Kû po merr e i thotë me mâll:
Fort mos m' u merzit, mor' vllá !

770-775 hiri e pahiri :dashtë e padashtë.- Shtatë herë :shpesh.
775-780 n'Male t'Mdhá :në Malsí të Madhe.
790-795 bâ giûnin palë : ulë në njanin gjû.

Pse, kur t' nisë dielli me rá,
Tash po vjen Tringa me t' pá:
Me ndêjë bashké moter e vllá:
Prej shosho' it m6a kurr me u dá !
Edhé vasha m' kâmbë âsht çue,
Ndihmo, Zot ! Shêjti Shna Ndue !
Vetë me vedi thotë nji hera,
E msýn turr drejt e kah dera.
Sa me huj deren ká hapë !
Se aspak vasha nuk m' â zmbrapë !
Por sý' n zjarm, vetllat ngerthye,
Dredhun ruben urë me sý:
Si selvija shtatit ngrefë,
N' mes t' oborrit i a ká befë,
Per mbas ijet «huten »mshefë.
Kur qe, se njaj Gjur Kokoti,
Si me e hûmë qi kisht' nisë Zoti
Unen n' dorë tanë tym e shkndija,
Dirgjet shpatit si duhija,
Tue marrë shtekun me t' mdhej hapa,
Me dy t' Vasoviqas mbrapa,
E mâ larg prap me ndo' i shkinë,
Per t' ngarkue ato plaçkat m' shpiné,
Ká msý shpin m' i a djegë Curr Ulës.
Gjuri, menden maje ksulës,
Para shokësh pak ká shtekue,
M' sý «kapicen »petullue,

---

805-810 sa me huj :si me hov,sá turrshëm.- vetllat ngerthye :K.I,302.- urë me sy :deri në sy,drejt me sy.
820-830 Para shok...ká shtekue :ka prî para,ka hecë para tjerëvet.

# TRINGA

Dollamës polin m' br6ez ngujue,
Vjerré «novicen »per nen krah,
Kthellté taganin rrasë n' sylah:
E si 'i bishë dalun prej gurit,
Kur t' a lodhë plajmi me borë,
I âsht avitun shpis së Currit,
Sa hjedhë nieri 'i pashë mbi doré,
Prej kah Tringen aj ká pá
M' kambë n' oborr ndêjë para shpis:
Si ajo Zana e bjeshkve t' mdhá,
Si aj flamuri n' ballë t' ushtris:
Edhè hapin e ká ndalë,
Kû habité, po thotë kadalë:
Vall, a âsht Ora e Dormitorit ?
A por Zana e Vizitorit,
Ulë e Mira m' kto zabele,
Per me gjetë ndo' i ród sherbele
A ndo' i shpendme giatë luginës:
Se nji vashé mâ t' mirë s' e shef,
Pasha Sh' Pjetrin e Cetinës !

---

- Dollamës polin m'bréz ngujue :shtî kindin,cepin e dollamës në të nëgjeshun.- Vjerrë novicën...taganin rrasë n'sylah :me nov.(K.VI,377) e tagan në brez (K.II,118).

835-845 Ora e Dormitorit : Vargu i maleve ndermjet dy lumejve Komarnica e Tara.- Zana e Vizitorit :mal në veriperendim të Plavës … K.XVII,525.- zabele :pyell i vogël. Ród sherbele :lloj lule erë andshme,në të cilat kullosin blêtët(selvia). Shpendme :lule fillestare e pranverës me lule të bardha e të vogla(galanthus).

Me i rá botës ti tef e m' tef.
Tash po e marr e e çoj n' Mal t' Zi
Si ré nanës t' m' i ndihmojë n' shpi,
Edhé qêni, i biri i qênit,
Thekë ká hapin atij vendit,
Drejt kah tringa tue sulmue.
Por, kur bâ ká me i u afrue,
Sa shpejt Tringa 'i hap po kthen !
Sa shpejt « huten »po e merthen !
M' parzme Shkjaut se ç' po i a vên !
Hiqi gisht, he bujareshë !
Se 'imend kênke 'i bi prej fisit !
Bjeri Shkjaut, bre sokoleshë,
Mu në parzme per mjedisit !
E t' a diej Knjazi n' Cetinë,
Se edhé n' qitët Shqyptarët aj fare,
Pasha Zotin, n' Shqypni s' hinë,
Dér t' jetë gjallë ndo' i bi shqyptare,
Qi per erz, e Besë, e Atdhé
Kto edhé desin si me lé.
Edhè «huta »bani «bam »!
N' kokerr t' shpinës bjen Gjuri m' shkam:
I âsht derdhë mulla nper rragam,
Pshesha n' ujë, 'dhe atá haram,
Çika vendit por s' po lot.
Sýnin kokerr, flakë e agzot,
N' krisme t' pushkés kah shokët e gjurit

___________

865-870_ I âsht derdhë mulla nper rragam : i janë hapë përmbrendsat, neper shkamb.- flakë e agzot : zjarm e barot.

# TRINGA

Shef se vrap i' n vû atij gurit,
Sa me turr qi i a ká hjeké
«Hutës»fyshekun; veç tue u rrekë
T' dytin mbrendë ajo m' i a qitë,
Vasil Ndreka, nji uk malit,
M' të «novicen»terezitë,
E i a njet shi n' lule t' ballit,
Dekun m' tokë bjen Tringa e mjera
Shta' n n' oborr e kryet te dera,
Mollza e faqes krejt n' gjak lá !
Edhè dielli dheut i rá.
Gjallë por Tringa Shkjaut n' dorë s' rá !

---

870-875 veç tue u rrekë :tuj u mendue,tuj u (orvatë).
875-882 nji uk malii :nji ujk malit.- novicen terezitë :shênjon në novicë ven per faqe novicën.- Shta'n : shtatin.

# LAHUTA E MALCÌS

## KANGË E NJIZETETRETËT

## KE TBANAT E CURR ULES

### ARGUMENTI

Vasil Ndreka mbasi vret Tringën, turret kah vathi i gjâs. I rrin gati në hutë Gjetë Gega i Shllakut dhe e fëtofë cubin, kur mâ pak e pritëte. Msýn per t' i pré kryet, por ndeshet në Millosh Peren, trim ky i rrebtët, harushan e i fuqishëm, i stërvitun per pushkë dhe mâ i shpejtë në tagan, me të cilin synon t' i shkurtojë kryet të Shllaksit. Gjatja, si luâni, qi tuj i qenë vû në të leta kaprollit, lên këtê dhe lëshohet në tigër, qi don t' i a grabisë përpara prén, harron kokën e Vasilit dhe përlahet me anmikun e rí. Poetit i kandet t' i a bâjë të njoftun lexuesit fëtyren e shkjaut, prandej kënaqet në përshkrimin e tij si në paraqitja të gjáll të dyluftimit qi zhvillohet, ku fati krah - mirë i yni, fiton. Milloshi smbrapet: i merr kamba në trupin vizak të Vasil Ndrekës dhe rrxohet. I rrin gadi Bajraktari i Shllakut dhe i a ngulë këthellë taganin në bark; turret kah Vasili, i pret kryet dhe e flakon te kambët e heroinës shqiptare, Tringës. S' mbaron me kaq. Milloshi i ep vedit me fuqí, qi i shkimbeshin dhe rrshanas i a ngjet per kambet Gjetës e e rrxon; por qellimit s' a del. Flakohen atëbotë mbí të Shllakasin dý shkina, mâ t' idhta se kulshedrat, dhe kacafiten me tê. Qenë tuj i lanë marre Shqipnís, sá me u këndue kanga per zi, po mos t' i a epte Zoti luftarit tonë me i vû perfundi hidrat malazeze dhe me i llomitë me nji hû dllíje.

# LAHUTA ─ Kangë e Njizetetretët

Fjalët vonojnë. Kerstiq Vuku, qi per larg kishte pá shenën, i terezitet të Shllakasit në novicë e e rrokullisë per tokë. Léshohet per t'i a pré kryet, por fisheku i mbramë i kubures së Gjetës e fëtofi ngjat vedit. Msýjnë, nderkaq, nji çetë shkjé. I pret pushka e Lucë Gjeloshit të Grudës tuj lanë dekun mâ trimin e tyne, Gjoko Ilin, të cilin aq fort e pat porositë e ama kur e nisi per Luftë. Tërbohen, atëbotë, trimat malzezë; mbushen me mní e vnér burrat shqiptarë. Pérleshja shtohet dhe arrin kulmin. Herojt ngatrrohen lamsh si gjarpíjt e njalat në mot; krenat flakojnë neper rrah si fiqi pucaleca në duhí, qi shkundë landën. Gjaku mbulon vendin Hallakaten tanët si dêmat para gjakut të ndonji kaut a lopet të therun. Poetí vazhdon të pershkrujë dyluftime e perleshje, epizode trimnije efëtyra luftarësh prej së dyja anësh. Çeta e malazezve shohen me fuqí të reja, shtohen dhe aradhat tona, shtohet lufta e zien perherë e mâ vullshëm. Mark Milani, qi kaherë kundronte luftën nga majet, i ep urdhën tanë ushtrís per msýmje e sulm. Nën Mirko Kapidanin dirgjen luftëtarët malazez si lava e ujqvet.Vendi ndezet zharí, qiella mbulohet me tym e njegull dhe Nokshiqi i bjen nji lpê baruti.

## Ke Tbanat e Curr Ules

Porsa u shkim tringa n' oborr,
Si ajo lulja, qi, shatorr
Çilë, prej gêmit t' a shkepusë breshri,
Vasil Ndreka sýkerveshni:
Nji hundlesh me thija n' krye,
Qi per tjeter vû s' kisht' sý
Veç me vrá, me pré, me grrye:
Fill prej vathit turr ká msý,
Si ajo rêja nper murrâ,
Dhend e dhi aj per me i rrmye,
Dhend e dhi kertyllë në vjamë.
Ah ! kû ve', bre t' kjasha t' amë !
Ká vikatë si katallâ,
Shllungë mustakun dredhë nji pllamë
Qaj Gjetë Gega m' kep pertej:
Befas trimi kû shperthej

Prej njaj breshte vrap tue ngá,
Tue dihatë e krejt n' djersë lá,
Shi at herë kur Vasili, n' gaqe,
Vû «novicen»per njâ' n faqe
Gisht po i hiqte, e Tringa u rrxue,
Gjaku rrkajë ballit tue i shkue.
Se Shqyptarët: kah per rranxë bjeshke
Ushtri vijshin prej Sutjeske,
Çeta - çeta e rreshta - rreshta,
Tue u pershkue nper ashta e breshta,
E nper suka, rmiqe e kreshta:
Si kan ndeshun cull e grá.
Pleq e çika vrap tue ngá:
E kan ndie si hasmi Shkjá
N' moh Nokshiqit i kisht' rá,
Kû po bâte aj nam të zi.
Se ç' janë mbushun me mëni !
Gjak e vnér se ç' u âsht perzi !
Atý urdhen mâ kush s' priti,
T' parë as t' mbramë mâ kush s' soditi,
Veç se u lshuen si bisha malit
Do thik shpatit, do poshtë zallit:
Kush n' e rrmakët e kush n' e djathtë,
Disa t' ngathtë, disa mâ t' shkathtë:

# Ke Tbanat e Curr Ules

Por gjith sýnin flakë e agzot,
Llagam zêmren, mbushé n' barot.
E kah ngasin, kah dihasin,
Njani tjetrit larg ç' po i thrrasin.
Si me u zdatë, si me u tuhatë,
Se ç' bajrak me zânun majet,
Cilli grykat edhè zajet:
Kush me u shtý e kush me msý;
Kush nder logje me ndêjë sogje,
Kâmbët por shtekut t' gjith me i thekë
Me pshtue askush: të gjith me dekë,
E Nokshiqin mos m' e lshue,
Dý per nja per pa e pague.
Edhè trimat, zêmrat peshë,
Po shkojn malit tue i u njeshë,
Porsi njeshen Koprivnikut
Ato berret e Nikë Sykut,
Kur prej veret n' kullosë t' dalin,
Ashtû plym tue marrun malin.
Qaj Gjetë Gega, kuq si shega
Bajraktari n' zâ prej Shllakut,
Orë e çuet e gjith bajrakut,
Drang drangoni tue qillue,
Para shokësh larg ká shtektue;
Edhé, vrap lshue thep më thep,

Drejt shpis s' Currit del m' nji kep
Shi m' at herë, kur Tringen vrau
Vasil Ndreka, e u turrka shkjau
Fill prej vathit. Porsa e pau,
Keq me nanë Gjetja atê e shau,
M' tê edhe «huten» tereziti:
Mu m' grrêç t' krés atij i a njiti:
Tamth e m' tamth plumen i a qiti !
Ngordhi sýt Vasili e u purë
M' njânen anë e rá terthuer
Dekun m' shkam. At herë prej millit
Xier tagâ' n, edhè nji fillit
Msýn me pré atà krye t' Vasilit.
Por t' kisht' pasë Vasili 'i shoq
Per mbas vedi, burrë kaprroç,
Harushan: po, kaliboç,
Besa, 'or probe, me t' bartë m' shpinë
Prej Nokshiqit dér n' Cetinë
Per pa u lodhë aj kurrnji grimé !
Kryet e tij si nji rrâjë bunge,
Të tanë neje e të tanë gunga
Sýnin vrangtë e hunden cunge;
Derdhë mustaqet si dý shllunga;
Me do gaqe, pak me thânë,
Pêsë koshiq miser me i zânë:

Edhé m' kâmbë aj mbathë do opanga
Lkure s' dhije, të tanë zhanga,
Lesh e rrypa, gjalma e vanga,
E qi at ditë, kur duel n' ushtri,
Me armé n' dorë, me zjarm në gji,
Bâ i a pat e shoqja shkinë.
Betêrr burrë e hardallinë,
Trim, po, shkjau, por ne calinë,
Ne tagan aj në sylah;
Veç «novicen »vú mbi krah,
Edhè sýnin gacë prej farket,
Me do duer, çengela barket:
Millosh Pera aj 6emni i tij:
N' Vasoviq me plang e shpi.
Ky, kur pá Vasilin vrá,
Edhè pà si curr më curr
Kishte marrë Gjetë Gega turr,
N' dorë taganin idhtë shterngue,
M' arrç Vasilit per t' shkurtue
Kryet per s' dekuni, «novicen »
Vên per faqe e, m' sý kapicen,
I hjekë gisht; por nuk e muer:
I vrau pushka si n' terthuer,
Shtatit kah Gjetë Gega u purë.
Bân me i shti fyshekun tjeter;

Por namlija s' po i a ha' .
I mbet mbrendë gazhota e vjeter,
Turr karkllukut ka' ashtù i dha.
Dhâmë e tmallë sa fort i shkrepi,
Lshon «novicen »rranxë nji shkrepi !
E vetimë sypri Vasilit
Flakron trimi, edhè prej millit
Tagâ' n t' a ká xjerrë, e 'i fillit
Ballë per ballë Gjetë Gegës kä dalë,
N' tagan hovin per m' i a ndalë.
Me ndollë pûna se n' lisni
Turr prej shkujkut me furi
Leshohet luani m' nji kapruell
Qi n' kullosë t' i dalë kundruell;
E se, para se m' i u hullë.
Fulikare per poshtë trollit
Po i bje tigra atij kaprollit:
Harrue luâni atý at shkrebé.
Tigers m' shpiné lshohet rrufé.
Edhè at heré bishat perlahen,
Idhtë shoqe me shoqe hahen:
E dermishen e shkelvishen
Me do dhâmë porsi kortela.
Do çapoj thue janë çengela;
E ka' ungrojn, kah ulurojn.

## Ke Tbanat e Curr Ules

Lvisin bollat zhgjetë nper fusha,
Kapë perpjetë malin harusha,
Hikin derrat, marrin ferrat:
Kshtû Gjetë Gega u lshua mbi shkjá,
Kû edhé trimat t' janë perlá
Ndermjet vedi, e t' kan fillue
Idhtë taganat me i vezllue,
Njani sho' in m' e lânë pa kokë,
Qi me ngrânë m' tê zogjt sterqokë.
Kúr kan pá shkinat me sý,
Si gjetë Gega e aj millosh pera
Njani tjetrin rrebté kan msý,
Se ç" piskaté kan ato at hera,
Malazezve tue u bâ zâ,
Per mbas plaçket hutue malit
N' ndihmë Milloshit per me rrâ:
Qi me e pshtuem prej njatij hallit,
N' t' cill' n e qitte atý neshtrasha.
Millosh Pera, me do llana
Si nji «mashkull»qerri t' trasha,
Kishte kênë, po, trimi si Zana,
Me i rá zjarmit, me i rá detit.
Kund pa u trêmë aj sýni i ti;
Qi edhè n' lufta me askjer t' mbretit
Shum do bulla pshtjellé kisht' n' t' zi,

Ke aj n' «novicë»gjuete fort hollë:
Me tê voen me kputë m' krye t' njerit,
Me kputë pipin njitë me mollë,
Fluturim sý' n m' i a xjerré skylferit:
Por, me u pré burras n' mejdan,
S' po e kisht' pasë aj fort zanát;
Pse as me sé me blé tagan
Dalë s' i kisht' Milloshit t' ngratë.
Krejtbashtina e ti 'i pendë dhé,
S' di a po a jo e ndo' i cung hardhije,
Se ne lopë kisht'pasë ne qé,
Posë ndo' i lukre a ndo' i kâmbë dhije.
Shpija e tij ngrefun kaçorr,
Thatë permbrenda si ' i shpellë uku,
Me 'i kotec, sa 'i kpurdhë, n' oborr;
Nji gomár e ndo' i brengë çuku.
Cullt e grueja në gazep:
Dikû ngranë, dikû pa ngranë;
Jeta e tij si e bishës në shkrep,
Qi prej zije luron m' hanë,
Me gjithkta por zogu i shkinës
M' kisht' pasë kênë zêmerfisnik:
N' buké e n' krypë e n' kupë të shllinës,
Lête nderë aj me ç' do mik:
Si gjithmonë, maná, ket jetë
N' shpi të trimit. per trim njefë.

## Ke Tbanat e Curr Ules

N' dashtë n' kondosh n'dashtë n' xhokë, ké gjetë
Sofren shtruet e pushken ngrefë.
Se kû gjên trimi bujár...
Se kû gjên skylferi mish...
I a nisë mbrapshté, puna i del marë;
Sjellë m' të thatë, e korrë dy fish !
Edhè kshtû ky Millosh Pera
Fort zanát s' kisht pasé taganin;
Sado trim e idhtë si fjera
Ngurrtas dredhtë n' ajr taganin.
E prandej, sa duel me u pré
Me at Gjetë gegen ballë per ballë,
Shef, pak vonë por, se mbi dhé
S' kishte rá mâ ngusht per t' gjallë.
Per ket pûnë me msy nuk hapej,
Veç se vedin m' tagan mprote:
Vithambraps edhè zmbrapej,
Sa herë turrin Gjetja lshote.
Kshtû dy trimat, t' idhtë si Zana,
Kaperthye atá shoq me shoq,
Tue sjellë rrijshin me tagana,
Thue po korrin kallamoq:
Jo se mâ se n' at mejdan
Kryet shosho' t po duen m' i a pré:
Porsi t' ishte kryet bastan.
per gjith treg aj qi me u blé !

---

E kah rrijn ashtû t' u ndjekë:
Gjetja shtýej, Milloshi prit;
Hapu gjetja m' e bâ dekë,
Ngurr Milloshi e njalë lvit:
Kah Milloshi hapa - hapa,
Sýnin m' Gjeton gozhdë ngujue,
Rrqasin leres vithambrapa,
Sjellshem s' Gjetos si me u pshtue,
Don rreziku e thêmra i hasë
M' trup t' Vasilit, zogut t' shkinës,
Terthuer shkamit dekë perplasë,
Edhé praptë bjen m' kokerr t' shpinës,
Kryet n' teposhte e pa «kapicë »
Se «kapica »nper rragam
Rrotullue i ká n' nji plakrricë
Me gjith shkrola hupë në zdram.
M' tê Gjetë Gega t' lshue rrfé,
Me tagan në dorë shterngue;
Veç persè me hi m' i a pré
Kryet poshtë shkamit vjerrët shtangue,
Puna do t' a kisht' qitë larg,
E me ngiatë s' isht' tue pasë ngae...
I a ká rrasë taganin n' bark,
Kund nji pllamë perpjetë t' i a çá.
Mbasandej per kaçirubet
Kryet Vasilit, dekun shtri

Permbi shkam bri njaj kaçubet,
I a ká kapë, e me mëni,
Si kasapi e ká zanát
Kúr pret mish, aj me tagan
Ká nisë m' arrç me i a cecatë,
Dér qi i jet n' dorë si bastan:
Edhè at herë atý at rradake,
Arrçit t' shkputne, krah nji fillit
E flakron si kungull Vrake,
N' mes t' oborrit, terthuer t' cillit
Mbetë kisht' dekun Tringa e mjerë.
Shkon rradakja rrok më rrok,
Tamth e m' tamth shporue per mnderë
Tue e pliré n' gjak at patalok;
Dér qi vjen edhé zatetë
Shi te kambët e tringës. At hera
Nisë me marrë Gjetja perpjeté.
Veç, kqyr, ç' bâni Millosh Pera,
Shpirti mirë pa i dalë të ngratit:
Porsa Gjetja shpinen suell,
Millosh pera i ká dhânë shtatit
E permysë aj si nji buell,
Neper lerë rrshqanas tue u shtri,
N' moh njanës kambë Gjeton ká kapë,
Mys per toké tue e karrani;
M' tê m' tagan atý edh' âsht hapë,

Per m' e lânë trimin pa krye.
Por me sjellë nuk mujt qyqani;
Pse shi at herë i u err nder sý
E i del shpirti, edhè tagani
I pshton dore e i bjen nen shkam;
E permys aj, sa gjânë - giatë,
Trûç bje dekun mbi rragam,
Tue e lâné vejë t' shoqen e ngratë
Me tre djem e kater çika.
Se ç' janë lshue shkinat m' at hera
Mbi Gjetë Gegen' raftu - o - pika !
Jânë lshue shkinat si dý fjera:
Njana Stane, tjetra Jane:
Dý kulshedra, njana e tjetra !
Sypri tij purë skrraja Stane
T' shmâjten dorë i a kapë me kthetra.
Ndersa Janja, e fortë si mushkë:
Nji korume e zezë, shakshine,
Msue me tjerrë e me qitë pushkë,
Ardhë dika'andej prej Cetine :
Dishkà grue kjo mashkullore:

Asht turrë shtriga si shkerbé,
Per m' i a xjerrë taganin dore,
E me tê, po, me i a pré
Gjetos kryet, ajo korume,
Nám të zi Shqypnis me i lânë !
Edhe, besa, more kume:
Disi marre m' vjen me t' thanë;
Por at ditë e bija e shkinës
E pat pré Gjeton e shkue,
Edhè kryet Knjazit t' Cetinës
Dhanti ajo pat per t' m' i a çue;
E m' «bisht t' pelës »,manati i Zotit,
Me na vû, kukú ! Shkjau né;
Me kndue shkinat per t' giatë t' motit,
Jana Gjeton si e pat pré:
Si gjak hupcë s' shkoi Gjur Kokoti:
Si Milloshi s' mbet gjak falë !
Veç se Gjetos i a dha Zoti:
Mbasi vedit zot me i dalë
Ndryshe s' kisht' : edhè me krye
Sa kurr mûjt Janes i mbet
Mu m' tureçka, tue i a thye
Hunden cunge. N' at siklet
Jana mendesh, kercuna, u muer;
E mloj gjaku e mâ as me pá
S' mujt me sý. Dy fish u purë

Mbi Gjeté Gegen : veç me kja
Shtriga s' kjau. Jo, po, kisht' kênë,
Besa, or kume, nji trimneshë,
Me t' ardhë keq: e kam pa rrênë:
Se at ditë Ora e "coi me u ndeshë
M' atà krye, nji mâj qillue.
Ndersa dhimet shkina kmye
Zêmers s' frýt rrin t' i u pendue,
Doren m' hundë e kuk ngerthye,
T' ká flakrue Gjetë gega m' kamë.
E gjak sýnin prej mënije,
Tue kercnue idhshem me dhâmë,
T' a ká shkulë nji hû dullije
E t' ká nisë m' tê me sjellë m' shkina:
Bjeri Stanes, bjeri Janes:
Gjithsa u hate, perzet, shpina,
Per pa i mbajtun pejë kurrnjanes.
Nisin shkinat me piskatë:
Gjetja m' hû se ç' po u rri gati !
Shaju nanë e shaju tatë,
Dér sa u zhduken brijs s' njaj shpati.
Gjak tagani tue i kullue,
Dy kuburet rrasë n' sylah,
Turr Gjetë gega at herë â lshue
Me marrë «huten »mbeté mbi rrah,
Ndersa ndêj tue u kacafitë
Me dý shkinat. Kur m' «novicë»,

## Ke Tbanat e Curr Ules

Qe, atý 'i shkjá e ká terezitë,
Tue e marrë is pak mbi kerthicë.
E shitoi qaj Kërrstiq Vuku:
Djalë me bré hekur me dhâmë,
Lesht e hundës si qyme uku,
Dredhë mustakun giatë nji pllâmë:
N' daç per pushkë, në daç per krushk
Djalé mâ t' mirë s' ké pasë pse lypë:
Lidhë në tjegull, rritë né dushk,
P' r 'i paré armé, per bukë e krupë
Lête kryet per Knjaz të vet;
E as Fé e Atdhé s' do t' kisht' mohue,
Me e pasé bâ jo beg, por mbret,
N' dorë Misirin m' i a pasë lshue.
Ky, tue u djergë me 'i ká per dore
E me 'i kál ngarkuet perpara,
Kur ká dalë m' nji sumullore
Mbi do megje e mbi do ara,
E pre' andej trimi ká pá
Vasil Ndreken mbetë pa krye,
Millosh Peren permys vrá:
E ká pá si atý, ngerthye
Shtatit, Gjetja ishte tue shtri
Doren m' «hutë»plandosë per lerë,
Se ç' âsht mbusshë aj me mëni !

Ç' t' janë perzi atij gjak e vnerë !
Ç' t' i kan marrun flokët perpjetë !
Edhè kán lidhë per nji shkorre,
Mbas nji curri vetë zatetë,
T' i mbet Gjetës m' «novicë »mizorre.
U rrxue Gjetja m' shkam të gjallë.
Lshon Kërrstiqi kryet m' i a pré:
Si lshon uku neper rragllë
M' ndonji skjap a m' ndo' i shkerbé.
Shpejt po xjerrë Gjetja kuburen !
Sa me shpejt zjarm qi po i ep !
Mirë m' i a thau, Shkjaut likuren !
Ç' m' i a muer shpiertin per gazep,
Tue i a rrasun shi në parsem,
Letrâc m' lerë tue e hjedhë terthuer,
M' tê çakajt qi me bâ darsem:
Aj, qi aq trim m' mbahej dikúr !
N' atê Vuku qi nper dhé
Po plandosej si lug trapi,
Mendsh harlisun nji çetë shkjé
Palabardhas hap mbas hapi
Thekte kamben nper laskár,
Pushken n' dorë, në brez taganat,
T' idhtë si helmi ruejtë n' filtár:
Hajrin kurr mos m' u a pá nanat :
Kush sýzi, po, e faqezi,

# Ke Tbanat e Curr Ules

Kush kryet «gjog», e menden «zog»,
Njani brac, tjetri kuprrac,
Dikush rob, dikush per kob.
Veç se trima sa t' u thuash :
Si njaj Jozja i Vukadinit,
Matiq Jure në «zdragushë » :
Mihajl Bozho i Bozho Ikiqit :
Spiro Neshi gerxheli,
Buka e botës e kuvendtár :
Ják Taraba kime - zi,
Derë e parë, e trim bujár :
Vuksan leka, mejdanxhija :
Dy djelmoça prej Nikshiqit,
Spiro Zeka e aj Gjoko Ilija.
Njiky Gjokja 'i camerdhok,
As dér m' giû mos me i rá deti,
Ká ashtû rrgalles lshue m' âsht trok
Larg m' i lânka shokët mbas veti:
Edhè, menden mâje ksulës,
At herë, djali, fill tue u kapë

Ke ato tbanet e Curr Ulës,
Ká pá m' lerë si bijte prapë
Vuk kërrstiqi, e shokët pa prité,
« Veshk»prej millit xier taganin
E lshon ngutshem m' i akrasitë
Gjetos kryet, edhè mejdanin
M' i a lânë vedit: qi nder shkjé
Vonë e vonë kanga m' i u kndue.
Por jetshkurtë djali m' kisht' lé :
Nuk i duel si e pat mendue !
Pse, sa muer m' tagan tagan me msy ;
N' stom pertej, qe, ká shperthye
Nper çetina, si uk malit,
Nji farë Luc gjeloshi, i Grudë ;
Shpi e parë e pika e djalit,
Kaleshan, mustaqe rudé,
T' cillit sod e m' gjet të parë,
Si n' Malci, si n' Mal të Zi,
Pushka e fjala i pat hecë marë,
S' i u pré mik, s' i u la korí.
Ky kur páka shkjèt tue zbritë
Edhe Gjokun lshue m' pikë t' vrapit,
Miré ká zânë trimi n' nji prité
Mbas nji curri e bri nji rrapit :
E kúr Gjokja, hapë n' tagan,
Ká marrë Gjetos me i u turrë,
Per m' i a kputë kryet si bastan,

───────────────────

Ç' t' i ká mbetë aj n' kacaturrë !
Per nen sjetull mirë i a njiti !
I duel plumja rranzé me vetull.
T' madhe Gjokja atý ç' bertiti,
Edhè Imuç per tokë bjen petull
Shi te kryet e atij Kërrstiqit,
Me ngranë m'' tê, mo', Zo', mâ keq !
Qêjt e bollat e Nokshiqit :
Kryet, ofshe m' i a lâmun grreç !
M' i a lânë grrêç, po, njatà krye,
M' t' cillt dikur «kapica »plite :
Ani kur m' a dridhte m' sý :
Aq fort hije pasë m' i ki' te.
Pra edhé at dité qi duel n' ushtri,
Veshé e mbathë e m' armé shterngue :
Pushken n' dorë, zjarmin në gji,
N' sý «kapicen»petullue :
Bir, m' i thânka nana e shkreté,
Mos bân kryet poç e matare ;
Pse me pasë pa tê per t' mbeté ,
S' gjên, jo, treg m' e blé me pare !
Edhè i thânka prap kercuna :
Mos me u shtý teper, t' pasët nana !
Pse Shqyptarét po ishin, Zo', ruena !
T' idhté si gjarpni e t' rrebtë si zâna .
Por, pse i ri djali tue ndollé,

Knjazi mendt i a bâka kubel,
Kin Shqyptarët se s' gjuejn fort hollë ,
Se aj Shqyptarët do t' i bâjë zhubel ;
E prandej, qyqari , muer
Gjith at hov, e as s' i rá shpatit ,
Si me thânë, kryqeterthuer,
Por u lshueka zhgjetë per s' t' giatit.
Po, por Luci hollë kisht' gjujt,
Edhè kryet, manati i Zotit,
Aj t' i a bâni kungull ujët ,
Me e kjá e ama per t' giaté t' motit.
Kur ká mbetun Gjoko Ilija,
Frota e shkjevet ç' t' â lshue turr
Perposht shpatit, si duhija,
Kep mé kep e curr mé curr !
Pushken n' doré, nder dhâmë taganat,
Neper driz e neper mret
Ki' n marrë hovin ka' ato tbanat
E Curr Ulës, të mbetne shkret.
Lucë Gjeloshi, pika e djalit,
Fort po qet m' at «kacaturrë » :
Fort po i gjuen shkjét atij malit,
Atý hovin per m' u a ngurrë ;
Veç se plumet e «martinës» ,
Qi u fishkllojn per bri rradakesh ,
Máll s' m' i b6ajn, jo, zogjt e shkinës,

Porsi t' ishin shtupa takash,
E as m' e ndalé hovin s' ndalin :
Veç, lshue turr e krejt terbue,
me t' mdhej hapa perpijn malin,
T' vramét e t' premët per me i pague.
kur, qe, dalin do malcoré
prej njaj breshte, si lugeten,
Sikur t' rrahë plajmi me borë :
Lul Rapuka e pllum Gjeloshi,
Sýnin gacë; Baca Luc Dedi,
Burrë i urtë Pjeter Gjokë Toshi,
E aj Muç Hasi e Prêlë Mehmeti :
Maça Grizhi, Shyta Pêma ,
Ndoc Gjo' Goci e qaj Prélë Keri :
Do djelmoça si do dêma,
Hijen veç me i u a drashtun njeri !
Si aj Turk Shabi me tri zêmra,
Gjeto Marku Flakë e agzot,
Me at Tomé Dacin, t' cillit thêmra
N' sý t' shkjaut mbrapa s' i merr dot :
Vjen Jus Muça e Marash Vata,

Shpend Delija me gjith djalë,
Si ajo nata, me shtergata,
Hovin topi mos me u a ndalë :
E t' shperthyen si uq zabeli
Cac Kaçeli, e Voc Cungeli,
Lul Pál Kiri, e Nishk Djalé Miri,
Dum Buzuku e Col Çamuku :
Mbandej Brahkol Demushi
Edh' aj Islam Makalushi :
Maça keqi, ' i varraslí,
Në sahat e në taki,
Veshë e mbathé, e burrë zotni :
Qi atjè n' Lezhe te çinari
Kû tregtari, edhé shtegtari
Vuejn per ujë dimen e verë ,
Me gjâ t' vet, fitue me nderë,
Ndreqi kronin me ujë të gjallë ,
Sjellë nper lerë e neper rrgallë,
Prej njaj kodre nen Kalá :
Qi prandej shpirtin per s' dèkuni
I a bekojn gjindjen me máll.
Kta si pá ken gjinden vrá,
E t' kan pá si shkjét ki' n msye,
Per t' a lânë Gjeton pa krye,
T' janë lshue trimat turr p' r' iheri
Si lavé ujqish perposhtë Peshteri :
E t' u hjedhun p' r atá curra,
T' na janë ndeshë burrat me burra

# Ke Tbanat e Curr Ules

Shi kû Gjetja, purë m' nja' n anë,
N' doré kuburen ngrefë si Zanë,
Gadi rrite zjarm me i dhanë,
Zjarm me i dhanë, m' parsme m' i a rrasë
T' parit shkjá qi atij t' isht qasë.
E si ' i herë atý u perpojn,
Se ç' t' kan lshue trimat m' shoshojn!
Se ç' kan nisë trimat me u pré
Ballé per ballé Shqyptarë e Shkjé !
T' janë mberthye, t' janë kaperthye
Njani m' tjetrin terbue shqimit,
Si atá derrat n' muej t' hakrrimit ;
E kah sjellin me tagana :
Thue per s' tepri bâ i ka nana :
Kah orvaten e rropaten,
Shoq e m' shoq kah idhté pêzaten,
Tue u turitë, tue u drobollitë,
Fytafyt tue u kacafitë :
Dikush rrokë, dikush per tokë
Rri e plandosu kryqterthuer :
Tjetri m' shpinë t' shoqit kaluer,
Zênja frymen njak me duer,
Trandja kryet per lerë e krep,
Xirja shpiertin per gazaep,
Me do kthetra si kulshedra :
T' janë b6a lamsh, po, n' at log Zanash

Si gjarpij n' zgavrra muranash :
A, si thonë, njalat n' liqê,
Qi, kah shkrepé moti nper rê,
Kah i a ep naten vetima,
Ja ep gjama e bumbullima,
Ndermjet vedi ato kacrrue
Ashtû lamsh me mija e mija,
Shkojn n' fund t' uj' t t' u rrokullue,
Der sa qiellës t' ushtojë duhija.
E si s' epri m' arë nper bûca
Kputun rrêmash bijn fiqt pûca,
Mâ se ' i kokë, besa, mor'shokë,
Shkepun arrçit rá per tokë,
M' to me ngranë e m' to me krrokë
Sorra'e korba e cilikokë,
Sýt me u a shperthiqë me skep.
Edhè i mjeri, ofshe gazep !
Kryet qi m' tokë atý rá s' parit
Kje shi kryet e nji Shqyptarit :
Kryet e Brahokol Demushit,
Qi, zanë vend n' Mal t' Barbullushit,
Ora e qitte at ditë n' Nokshiq
N' luftë me u pré me 'i t' Vasoviq :

Me at Brankun e Tomo Milit,
Kryet i cilli, besa 'i fillit
I a rrumlloi trimi m' tagan,
Si t' kisht'kênë poç a bastan.
Trupit shyt e n' gjak krejt lá
Brahokoli dekun rá
E u plandos per tokë sa 'i trá,
Zanun parsmen m' lerë perfundi :
Sa qi token, thue, se lkundi
Ka' ashtu trup u sh6am per dhé.
Me pasë kush ndo ' i gjeth per t' pré
Lopë, a dêm, a ká kulari
N' ndonji moje, edhé atypari,
Mbasi repë t' jét gjedhi e dá
Misht n' kortarë, me pasë per t' rá
Gjedhe tjera prej pastrakut
N' shpi tue u dredhë, a se kah dalin
N' kullosë n' nadjet, m' at erë t' gjakut
Tranden t' gjitha: hapin ndalin
E harû rrijn e njuhasin
Kah vjen era : mandej ngasin
Trok ke vendi, kû kje therë
Lopa e kau, e atý m' at herë
kryet per tokë e çark rreshtue,
Dhén me kambë tue çukurmue
E me bryna tue e dermue,
Kan per t' nisë t' gjitha njiherit

Trishtueshim me bâ nji gjamë
Permbi at gjak derdhun aljerit,
Mnderet nieri me u ngrijtë m' kamë:
Kshtû Shqyptarve, kur okolin
Pán n' gjak plirë, e Brahokolin
Shul per tokë mbatun pá krye,
U ká hypë vneri nder sye,
Sa me idhnim edhè merthye
Janë me Shkjé ! Mâ atý kush jeten
Máll s' po e bân; si malukaten
Por t' kan msý atá njani m' tjetrin :
Plaku m' t' rin i riu m' të vjetrin,
Si m' kê t' ndeshte kush mâ s' pari.
Mnijet sýt u janë ndezë zhari,
Kallë llagam frý ding u âsht zêmra :
N' lerë nji pllamë u ngulet thêmra,
Hidhen gurt nji ditë arë larg,
U shkon buza të tanë jarg,
Kah po msýjn e kah po shtýjn,
Shoqisho' in kah po e ndersýjn :
Rrin nen kambë toka t' u dridhun !
Maça Grishi, 'i burrë i lidhun,
Fort po dridhtë trimi taganin

M' at serdarin Llazo Stanin :
Idhtë shosho' it t' cillit kah po i mveshen,
Thue dy curra n' moh po ndeshen !
Matiq Jure, 'i taravol,
N' sý «kapicen »e nja' n pol
Të dollamës nen brez aj zânun,
Fort po rrin trimi tue dhanun,
Shum po ká trimi zalldan,
Maça Keqi kah m' tagan
T' a vên para a askund aman
S' po i lên, besa, as me marrë frýmë !
Djerset balli u rrit tanë brymë.
Se ç' po hapet Ndoc Gjo' Goci
Mbi nji shkjá prej Gjurakoci
Lé n' Kosovë ! por qi enè fmi
Paska dalë ky e ngulë n' Mal t' Zi :
Miter Spasi aj êmni i ti :
Trim si Zâna e belaçi :
M' trá me mrrijtë, po, kryet e ti.
Ky Ndoc Gjoni me tri zêmra,
Burrë çufrrok : shkjaut mos me i rá
As dèr m' sjetull, por qi thêmra
Mbrapa n' luftë kur marrë s' i ká :
Sýnin gacë, zêmren barot,
Lum per tý, o i Lumi Zot !

Se ç' i âsht furë n' frymë shkjaut mizuer :
Se ç' po e rrekë kryqeterthuer !
Fort po i hapet m' tagan Ndoci !
Ah ! kadalë, bre Ndoc Gjo' Goci,
Se s' ké pá ti Shkjá me sý !
Se s' po i' n krep me u zânë dejlanash
Neper kneta t' Kakarriqit :
Por po jishin do djelm nanash,
Fort me t' lânë, besa, pa krye,
Po t' zate' n kund n' ndo' i log Zânash,
Si zatetë t' paskan, qe, tý
Nder kto rrgalle të Nokshiqit !
Ka vikatë, disi tue u tallë,
Gjeto Staka, 'i trim budallë,
Kah shperthen vetulls s' nji ahit :
«Kacaturren »m' sup të krahit,
Rrasë taganin n' fletë t' sylahit
Me do veshë si veshë harushet,
Permndershim kercnue belaja
Ndermjet dý kuburesh s' «Tushet »,
T' cillat kryet qitë si dý rrshaja,
Larg m' i vritshin koder m' koder :
Dymdhetë qese blé në Shkoder :
Njeshun vezmet njanes i,
Me atá «kunguj »sermit shkri,
Me ato tufa tjerrë tehri :

───────────────────

Qi edhè n' Lesh dikúr pat pré
Sufarin, pse do dit para
Doganisë ky i paska n' Fé
Me do fjalë per burrë t' pamara,
Ndersá aj n' Shkoder, pa armë në brez,
Per treg endej giat pazarit
Edhe trimi m' Malazez,
Porsi njaj ariu prej Sharit,
Ka lshue turrin fulikare
N' p' r ato rrahe e ato laskare
Idhtë taganin zjerrë prej millit :
Porsi livitë rrfeja kupës s' qiellit.
E si meçka kur t' i hullet
Shpellës me mjaltë, nisë bleta e vrullet
Per rreth bishës e me mëni
M' nja i bje m' thimth, por pa dobi;
Pse, turijt zhytë nder fashoje,
Meçka nuk po trêmej soje :
Kshtû kan nisë me u krepatue
Ndermjet vedi e me u ngashtrrue
Cerrnagorasit, kur s' èperi
T' atij rrahi nper t' thepisunat
Brije t' rèpuna, si pùlave
Qi u bje shqypja, ngerthye kthetrat :
I trènuni Gjeto Staka
N' at log Zanash neper çufërra

U dorgj turr. Trum trokollisin
Troç m' troç mtruhen, tranden trimat,
mendsh trullue. Lamsh hamullohen
Njani m' tjetrin; matarohen,
Ngiten, nziten, me dorë njiten,
Hârakuqen neper rrgallë :
Kush terthoras, kush perballë,
Çeku qenash, quku krenash,
Llanash laskarou m' tagana :
Pergjak xhoka e xhamadana,
Gozhupë, struga e koporana.
Hapen shkjét m' at Gjeto Staken,
Hapen, zdaten, me sjellë matan,
Vithambrapas trup por zmbrapen
E as me msý zêmra s' po u bân,
Kah po shofin si m' tagan
Asht turrë Gjetja, trimi i trimit,
Si ajo rrfeja n' natë thellimit.
Mihajl Draga, 'i burrë si motit,
Shkelveshë sýnin, falme agzotit,
Kaprroç burrë e i fort gazep,
Zânë dollamen njanit skep,

Ká bá zêmren gúr e krep
Edhè m' Gjeton t' ká marrë hov,
Si njaj Turku me Moskov.
Gjeto Staka, sý bollshordja,
Se ç' t' i u hap m' tagan: si Mordja
Hapet m' kosë. Qindro, bre Mije e
Mos e lsho ! pak mâ pertej
Po i vikatë Vuko serdari.
Por pak vonë; persè qyqari
Fjalët s' i ndieu ! shi at herë per tokë
M' tagan kryet Gjetja i a hodh
E e la shyt: mâ kurr me i rá
N' mend, me kthye te cullt e grueja,
Qi n' Njegùsh po i lodhte ûja !
At herë Gjetja, tue vikatë
Tue vikatë, tue u hallakatë :
Thue po shkon me u njitë aj valle !
T' i â lshue m' shpinë Vuko serdarit,
Dorë e djathtë e Gospodarit.
Trim pra Vuku e 'i zog petriti,
Por m' e pritë Gjeton s' e priti:
Veç se u shmang, e neper shokë,
Si njala tue depertue,
Ká marrë shpatin thik perpjetë,
Kin ushtris aj me i bâ zâ
Shkove n' ndihmë atý me u rrâ,
Msý qi 'i kisht' nji katallâ,
Mos m' i u pá, besa, kund halli.

Veç fort nalt s' u njit, zavalli,
Lucë Gjeloshi, pse, zânë n' pritë,
M' «kacaturrë»m' tê hollë ká shti,
Per rranxë vithes tue i a njitë,
Dekun m' tokë tue e karrani,
Me e kjá e shoqja hollë e giatë,
Si ajo qyqja m' rrêm të thatë.
Porsa dekë u plandos Vuku,
T' ká lshue turr njaj Lul Çamuku:
Lutrâ burrë ky prej Merturit :
Si harushë dalun prej gurit :
E tue ngá ashtû troç më troç,
Merr Gjetë Gegen kaliboç,
E me të ngarkuet lshon vrap,
Si vên ujku 'i ftujë mbi shpinë,
Dér qi dalë ká te 'i luginë,
Te nji gurrë e nen nji rrap,
Kah Shqyptarët vijshin tue rrâ
Porsi breshni me murrâ.
Atý m' tokë trimi e ká ulë :
I ka dhânun ujë me ksulë ;
Brezin shtatit i a ká zgidhë ;
U ká vû varrve duhan,

Me i zanë gjakun, e i a lidhë
Prap me brez; edhè i a bân
Nji cingare. Gúr e unuer
At herë xier, e si n' t' terthuer
Nisé me shkrepë ; e mbasi muer
Kafi zjarm, me tê cingaren
I a ká ndezë. Mandej mataren
Aj ká xjerrë plot me raki
E i a ep atý me pi :
Pse rakija, thonë, bân mirë
Per varrë t' pushkës. Aj prap por xier
Prej terçukut nji kaptinë
Hudre s' thatë, e per nen krye
I a qet Gjetos. Hudra vin
Me pritë shtrigat e per sý
T' keq, si fjalë e lané të Parët.
Ndersa Luli m' shpinë ká bartë
Njat Gjetë Gegen e ktij varrët
Po i a lidhte, mâ se 'i kokë
Rrotullue ká, ofshe ! per tokë,
Idhtë ka' ashtû rrijshin tue u pré
Shoq me shoq shqyptarë e shkjé.
Atý, 'i herë, mbet Arif Bishi,
Shyta Pema e Lano Grishi,
Edhè a' i biri i Let Putanit,
M' arrç qi kryet më tef t' taganit
I a preu Ristja i Savo Sulës

Mu ke tbanat e Curr Ulës.
Gjeto Staka pret Mhill Dragen
Burrë i fortë ky e belaçi
Shkove t' vet qi u a lute shtagen,
Sa herë mbushej mendja atij;
Mandej preu Petko Babiqin,
Tverdko Illin, Trifon Mandiqin,
Edhè Jovo Nevjestiqin :
Ani Jovo, qi djalë tjeter
Pasë s' m' i kisht'kercnua loke !
Po, por Gjetja, bishë e vjeter,
Aq giatë pûnen s' po e mendoke
Giatë s' po e tierte, jo, gajtan,
Edhè i mbetka atý m' tagan
Mu n' butë t' krés e m' vesh të shmangët,
Njanit sý tue e lanë të mangët,
T' i a lânë rrashten haptë si boskë,
Largkapola e krés hjedhë n' prroskë,
M' tê me lype qêjt e Nokshiqit.
Por, manà, 'i farë Vuçeniqit
Atý gjakun mirë i a muer,
Njat Cac Deden, belaçuer,
Shyt per tokë tue e lshue terthuer,
M' tê me ngrânë orrla e sokola,

―――――――――――――

## Ke Tbanat e Curr Ules

Me i ardhë shqarthat rreth e okolla
Neper rreze qi lshon hâna.
Kadiq pera, 'i uk zabelit,
Burrë i lidhtë e trim si Zâna,
Se ç' t' i â lshue m' shpinë Voc Cungelit !
Se ç' t' i a preu aj t' mjerit kryet !
S'' t' shoqes ç' i a verboi t' dy syet.
Tue e lânë vejë me kater fmi,
Ne stan n' bjeshkë, ne tokë në vrri :
Me i ankue gjarpen e mi !
Njaj Muçë Hasi, 'i derë bujare,
Ç' t' a ká bâ aty aj kryet matare,
Edhé lshue ç' t' âsht fulikare
M' shpinë t' atij Jovo Sokolit:
Besa, ky 'i farë taravolit
Me bré, po, hekur me dhâmë
Lutrâ burrë e kryet sa 'i shtâmë :
E m' tagan kryet m' arrç qyqarit
Dýsh i a dau si shegë Tivarit.
Atý at herë Pipo Gërrzhiqi,
Mustak shtupa, flok - iriqi,
Qi at Tungj Pepen la pa krye,
Kúr ká pá trimi me sye
Kryet dý felesh Jovos thye,
Delli i ballit ç' i ká kcye !

Se edhè m' Muçon idhtë ç' t' ká msye,
Mos me e lanë Jovon gjakhupës;
Shtri më rrgallë trimi pikë gjallë,
Mbi tê sorrat me kcye pupsë !
Gjygjin kokës por kopilani
mirë, sa duhej, nuk m' i a bâni,
Besa, atý; pse Lul Kapuka,
Trim mbi trima, m' shpinë i u lshueka
Turr e vrap n' per at mejdan,
Porsi deti çue tallaz,
Edhé i mbetka, ofshe ! m' tagan
M' arrç të qafës e dér m' germaz,
por pa mujtë krejt m' i a rrumllue,
Njitun kryet p' r at fije lkurë,
Permbi parsme erdh e i u vuer,
porsi t' ishte strajcë tagjije :
Nper gerglâc tue i gurgullue
Gjaku t' mjerit gulfa - gulfa,
Si atá ujët nper lug t' mullinit.
Ashtû trimat idhtë mberthye
Shoq me shoq e kaperthye,
Kah n' mjet vedit rrin tue msye
Si lutrâj si katallâj,
N' bokë pertej nji çetë shqyptare
Ç' e ka nisë pushken batare
M' nji lavë Shkjé, qi kep më kep,

## Ke Tbanat e Curr Ules

Marrun hovin hallagrep :
Do djelm t' ri mendt maje ksulës :
Rrâjshin n' ndihmë shokve me u shkue
Ke ato tbanet e Curr Ulës,
Me Shqyptarë kû kta taku,
Rrijshin krenash tue u krekcue :
Thue se lé kishin per s' tepërmi,
E se ' imend rreth asajë tbane
Po ishte çilë ndo' i kasaphane
Per mish t' nierit, e prandej
rrin tue sjellë m' shosho' in pa dá!
kur Shqyptarët m' at bokë pertej
Kan dalë trimat e t' kan pá
Per kundruell, si rrash per tokë
I' n shtri gjindja : kush pa kokë,
Kush varrue, kush keq cungue,
Njani vrá, tjetri prap çá ;
E t' kan pá si Cërrnagorasit
Qi aq zanát e kan mejdanin,
Rê me breshen shpatit dirgjeshin,
Pushken n' dorë, nder dhâmë taganin:
Zdap, lutrâ edhe katallâ :

Lshue per vrap gjithsa i' n tue mûjtë,
Shkove n' ndihmë atá me u rrâ,
T' i a kan nisë atý me gjuejtë
M' « huta»shkjét, per me ja u pré
Rrugen para. Mys per dhé
Shtri janë shkjét n' flakë t' « kacaturravet»,
Edhè kryet strukun mbas curravet,
Larg shosho' it derdhë atij shpati
T' u kan ndêjë m' «novica»gati,
E t' ká nisë pushka me krisë
N' p' r ato repe e n' p' r ato brija,
Si në zjarm kerset dullija.
Atà qit, e këta qit ;
Kta levdoju, e atà levdoju ;
Haju, shaju koder m' koder
Thue po duen me bâ ndo' i loder :
Jo se mâ krenash me u herrë,
Shoqishojt shpiertin m' i a zjerrë,
M' i a zjerrë shpiertin per gazep.
Maça Grizhi, 'i shqype m' krep :
Ah ! kadalë, moj Cërrnagore !
Se ktû i thonë Shqypni mizore !
Se s' ké besë as nuk ké ndore,
Per pa t' hjedhë un te Cetina,
Pa t' i herrë treqind kaptina,
N' zi pa t' pshtjellë nja tri mij shkina,
Per njat vashë qi më ké vrá,

## Ke Tbanat e Curr Ules

T' rijt e veren m' i a ké thá,
Si punue s' ká Turk as Shkjá :
Trimi pushken me sjellë m' grá !
Gjokë Serdari, 'i sý - harushë :
Byrm, Shqypni, gjithkúr të duesh
N' plum të randë n' barot të zi !
Se mâ gadi kurr s' e di,
Manà, vedin se jam gjallë.
Se edhè un ktej, besa, s' kam dalë
As per krushk as per kumarë,
As per t' sjellë un ndo' i punë marë ;
Por me vrá, po, e por me pré,
Por me djegun gur e dhé
N' mal e m' mal e koder m' koder,
Dér qi t' bij nji ditë në Shkoder :
Edhè atý, po, « trobojnicen»
T' a zhvilloj m' Kalá, e « kapicen»
Tý Shqypni, t' a vê un m' krye,
Tue t' a dredhë disi m' nja' n sye,
Bota marë me qeshë me ty !
Edhè kshtû, herë lavd tue qitë
Shoqish' it, herë tue u shpotitë,
Tuj u shá, me fjalë t' u nzitë,
Ç' janë terbue trimat m' at hera !
Se ç' t' âsht dhânë vigma e potera !
Fort po ushtojn « huta» e «novica »:

Ká marrë gjâmë larg Drezovica,
Kumarusha e Treskavica !
Mark Milani, trim i trimit,
Kur ká pá si rêja timit
Mbi Nokshiq qiellen kisht' mlue,
Si isht' kênë trimi tue pushue,
Mirë m' â njeshë, mirë m' â shternue:
Ká mbathë çizmet dér mbi giû
M' kambe ushtrin edhè e ká çue,
Per rreth vedi n' bjeshkë ndalue :
Gjashtë taborre malazez,
Njani i rêmtë, tjetri kermez,
Kush mustaqet lshua dér m' brez,
Disa pleq, shumica t' ri,
Të gjith gati n' luftë me u shkri
Per Knjaz t' vet e Mal të Zi :
Ká zjerrë gjogun pullali,
I a njet frê' n dore sé Ltinit,
I a shkundë shalen telatinit,
I a shterngon me tre kollana :
hidhet gjogu porsi Zana ;
Fort hingllon i biri i atkinës,

## Ke Tbanat e Curr Ules

Si t' gjith faj' n qi e ká tagija !
I a ká falë Knjazi i Cetinës.
Kur po e niste kah Shqypnija.
Edhé Marku, sý - duhija,
M' zenji kamben, bân me i hypë,
Nper Nokshiq m' shpinë t' tij me zdrypë
E udhë mbi udhë e per nen bjeshkë
Fill m' e qitë ushtrin n' Sutjeskë:
Kû mendon se ká per t' gjetë
Ndêjë Shqyptarët as çuet as fjetë,
Harû kta tue bâ çudi
P' r at ushtrin e Malit t' Zi :
Kah ká mbajtë, se kah ká rá,
Qi me sý mâ s' i' n tue pá.
E atý atbotë aj fulikare
N' shpinë me i ramë ushtris shqyptare,
Ashtû befas: si prej s' epërit
Ndo' iherë orrli i lshohet lèpurit,
Kur n' ndo' i driz t' a ketë soditë
Ndêjë harû : edhè me i qitë
Shqyptarët n' rreth, e si n' kariq
Mlysha, njala e krapuliq,
Gjallë me dorë trimi me i zânë :
Nji me kthye n' shpi mos me lânë,
Qi me u thânë gjindes n' Shqypni,
Se ç' kob bâni Mali i Zi
Mbi Shqyptarë, kur me furi

Ky pat msý Plavë e Guci;
Edhè para rresht me i vû,
Si bagtin, e fill m' i a çue
Per mâ t' madhin morè kob
Knjaz Nikollës t' gjith lidhun rob.
Kur, shi at herë tue i dhânun shtatit,
Per me u hjedhë trimi m' shpinë t' atit,
Po ndien malet tue gjimue
Po ndien pushken flakë tue vlue
Poshtë n' Nokshiq, e prej zenjijet
Kamben hjekë. Krejt prej habijet
Trullue n' mend, âsht lshue atý turr,
Edhè daLé ká tej m' nji curr
Kû po rrin e kqyrë n' turbi
Rreth e rrotull mal e vrri;
E kur pá trimi tuj ardhë
Prej Sutjeske ushtrin shqyptare:
Pá Nokshiqin si ishte lbardhë
Me Shqyptarë, e se batare
Atý luften kta ki' n nisë:
Pá si n' diell ndritshin taganat.
E sa nieri ishte permysë
Shyt per tokë atje ke tbanat
E Curr Ulës, se ç' i ká rá
Koshës me dorë ! E porsi mzati
Qi perlyket fushës t' u ngá,

## Ke Tbanat e Curr Ules

Sa të madhe atý aj vikati
Atij Mirkos gerxheli,
Kapitanit me kondosh,
N' zâ per pushkë ky e bujari:
Kû jé, Mirko, eh ti mos kjosh !
Se dikush paska tradhtue !
Shkimja, Zot, hisen e diellit !
Se, pa pritë e pa kujtue
Prej Sutjesket ardhë nji fillit,
Plym Shqyptarët paskan prispjetë
N' Nokshiq t' gjith n' xhurdi a n' gunë
Tuhatë m' záll e ç' merr perpjetë,
Si ajo miza per kercunë !
Zgidh, bre Mirko, do taborre:
Gjithkû t' jét, po, pika e djalit
E t' mos dijn shka âsht besë as ndore:
E me to dirgju poshtë malit,
Ushtris s' onë me i vojtë ti n' ndihmë,
Per mbas plaçkat kjo hutue;
Se, per Zotin, ngusht do t' bijmë,
Me shka m' dán neshtrasha mue !
Se ç' t' ká krisë at herë bujrija !
Se ç' t' ká rrahë lodra e trompeta !
Mirë shterngue t' âsht m' armë ushtrija
Me bukë n' strajcë e peksimeta !

E t' u ngref top e havan
Vetulls s' malit mbi Nokshiq !
Kerkserdár e kapitan
Ç' t' kan njeshë shpatë e ç' t' kan njeshë klliç !
E sikur, mbasi prej vjeshtet
Zbrû t' jét toka shinash s' randë,
Shkputë ndo' i rreshpe buzë njaj kreshte,
Termegshim bân dhén me u trandë,
Kah, tue brishtë me t' rrebtë zhumhúr
Poshtë rrmores, shamet n' fund:
Kshtû ushtoi breshtë e terratuer,
Vetë po, mali thue se u lkund,
Kur ushtrija e Mark Milanit,
Lshue prej s' epri fulikare,
Per mbas Mirko Kapitanit
Turr sulmoi m' ushtri shqyptare.
Lum e lum per t' Madhin Zot !
Kur janë ndeshë Shqypatrë e Shkjé
Kur janë ndeshun flakë e agzot :
N' mni t' shoshoqit atà lé :
Se ç' âsht ndezë lufta m' at hera !
Fort t' ká vlue «huta »e «novica !»

---

## Ke Tbanat e Curr Ules

Ç' t' ká plasë vigma edhè potera !
Ç' t' janë perzi «ksula »e «kapica !»
Edhè topat tue bumllue !
Shprazu gjylet flakë e shkendija !
Larg Trojani ç' t' ká gjimue !
Ç' ká shungllue kjo Metohija !
Nen kambë toka tue lkundé shrregull,
Asht dyndë pluhni rê mbi krye,
Muzë âsht qiella n' tym e njegull:
Mâ Nokshiq s' pá kush me sye !

# LAHUTA E MALCÌS

## KANGË E NJIZETEKATËRT

## ZANA E VIZITORIT

### ARGUMENTI

Zana e Vizitorit, prej se naltit, kundron luftën, që zhvillohej në Nokshiq. Heton n'oborrin e Curr Ulës Tringën e dekun, të cilën e Bukura e Dheut kahmot e njifte, kur vasha ende e vogël kullotte (bagtin) rrunzat, bante çorapë, këcente me shoqe a ladronte ase njihte fjalët, kinse në vajtim, si vajtore e malit. Q' atëhere Zana u lavdohej Orëvet tjera bashkëmotra per bukurinë e Tringës dhe shi këtyne u a pat porositë vafzën, yll Malsije, t'a mbrojshin nga shtrigat e syni i keq magjistar. Ajo vetë, mandej, s'iu nda kurr dhe e ruejti nga moti e rrufeja, nga zhegu e gjaeja. Ishte, këndej, e pamujtun t'u besonte syvet ma se parit, si e pamujtun âsht, që nana t'i nxajë besë menjiherë kumtimit të trishtueshëm të dekes së djalit në luftë. Për t'u sigurue ma mirë Hija rreshtmirë e Vizitorit lëshohet n'ajri dhe, me të rrahun të çerpikut, ia behë n'oborr të Curr Ulës. Sheh e verteton shka s'deshti të nxajë besë: Currin të vdekun, Tringën të lame në gjak të vet. Harron luftën, dhe tuj e kapë ngrykë vashën, neper plumba e gjyle topash e bân në rudina të Vizitorit, ku ajo kishte ndejen e ku Orë e Zana tjera kishin logun e vallzimit. E ulë në barë të njomë, këputun dhimbje, dihatë të madhe. E ndëgjojnë si motrat e

Bjeshkëvet dhe me shpejtìn e rrufesë kapen tek ajo e fillojnë vajin. Zana e madhe i këshillon të i terin lotët, të emndojnë me e veshë e me e ndrrue Tringën e mandej me e vorrue. Ajo vetë zotnohet t'a lajë. Orët pergadisin petkat: këmishë deke, rizë per krye, ndjesë e vargoj ari. Nga ashta dalin dy ulkoja per te çilë vorrin, Qajnë e dihasin Orët, cicron permallshëm zogu, që Tringës, dikur i pat qenë shoq argtimi. Vajton Zana e Vizitorit, me fjalë, që vetëm ajo, gjysë hyjnie, dinë të gershetojë. E fton Tringën e ngratë të flasë me te, t'i pergjegj, të bisedojë mbi kohen e kalueme bashkë, mbi punen e dorës, mbi gëzimet e blegtorisë dhe mbi argtimet në barë të njomë e lule pranverore. Dallon mbi ballin e gjanë të Vashës nji njollë të purputë dhe at – botë njofton si motrat se Tringën s'kann per t'a gjetun ma, perveç se në vorrin e errët. Zhgrehen në vaj Hijet rreshtmira, hungrojnë ulkojat, jehojnë bjeshkët që me Trojan deri te Maja e Hekuravet. Ora e Madhe e Trojanit veshtron vajin dhe merr fluturim. Ia behë në log të vajtimit. Vehet të ngushllojë Zanën, së cilës i paraqet deken heroike të Vashës shqiptare dhe e siguron se, deri sa gjuha shqiptare ka per t'u folë, emni i Tringës s'ka për t'u qitë në harresë.. E vorrojnë Tringën. Te kryet i venë nji mriz degagjanë blini, ndersa Zana falenderon Orën e Trojanit e Orët tjera të bjeshkëvet dhe u premton se, ajo e gjallë, t'ia merrte gjakun Vashës së vrame. Këtij mendimi âsht edhe Ora e Trojanit, me të cilën dalin në Kapë të Brojës, në Bigë të Shalës, në Qafë të Diellit dhe u lajmon fiseve tana per te ran ë luftë kundra Shkjaut. Në za të tyne rrâjnë herojt e Veriut.

# ZANA E VIZITORIT

Kshtù n'Nokshiq lufta po vlote,
Zana e Madhe e Vizitorit
Më kisht'dalë ajo n'nji kep,
Prej ka', e Mira, po kundrote
Si terthores së Nokshiqit
Rrihte «huta »edhè «novica »;
Si flakojshin n'diell taganat
E si gríheshin n' mjet vedi
T' idhtë Shqyptarët e Cerrnagorasit:
Një grusht trima kta, qi Mbretit
Të Stambollës, manati i Zotit,
Pesqind vjet kokerr m' i ndêjen
E askurr pushkën dá s'm'i a kan.
T' lirë nepr krepa tue e shkue jeten,
Si ajo shqypja skepkurreta;
Ndersa Serbi 'i belaçi,
Me Turk nisë kishte krushqi
E po rrite aj me dorë m' ballë

Tue i bâ Turkut «tungjatëjeta»,
Turkut tue i lá pagë e t' dheta:
Pesqind vjet harap i shitun!
E ashtû ndêjë e Bukura e Dheut
M' at t'thepsinen maje kepi,
Rreth e rrotull rrokullote
Synin flakë, si flaka e diellit,
Tue kundruem e, shêj tue vûm
Se kujë pushka mâ hollë vritte,
Kujë mâ ters tagani ndritte:
Kush po hapej, kush po zmbrapej,
Kush po msýte mâ furishem
Malazezet a po Shqyptarët:
T' cillve n' mní, kishe me thânë,
Se edhè fort vehtja i kisht' ardhë,
Q' se atý jeten, sado e ambel,
Kurrkush máll, besa, s' po e bâte:
Rrezja e sýnit, kur, i prirte
Ka' ato tbanet e Curr Ulës,
Kû të mjeren Tringë per s' dekuni
Ká pá shtrî terthuer oborrit,
N' nji hurdhë gjaku kryet sharrue
Shi te praku i derës së vet.
Pse të mjeren morì Tringë

# ZANA E VIZITORIT

Edhè mirë, manà, ajo e Mira
Njoftë m' a ki'te prej kahmotit:
Q' se kjo, vajzë e enè fëmij,
Flokët rreth ballit rrumullue
E nder mrize t' Vizitorit
Reshun rrunzat me mrizue,
Bâte kputa: a se me shoqe
Brite hijes tue këcye,
Me u stervitë, po, jetshkurtumja,
Si dikur kjo, vetë, bâ nuse,
Me këcye me nuse tjera
N' ato okollet e Malcís;
Ase, ulë ruben nen vetlla
E tue bâ kinsè po kjate
Mbí ndoí rrunzë e cungë shtrî para,
Njifte fjalë tue dnesë, tue fshâ,
Per me dijtë mandej, si grue.
Me vajtue burrat e dheut,
Ndér qi fisit t' i ki'n lanun
A per gjýgj e per pleqní,
A per bukë e bujarí,
A per besë e per burrní,
Per urtí, per trimëní,
Vrá me Turk kta, e vrá me Shkjá;
Jo se kur, per brî ndo'i gurre
A ndo'i çutrri ujnash akull
Bashkue blegat me u freskue,
I a nisshin atý, çerdhùkullat,

Me u ngallitë njana me tjetren:
Tash dynd skllafat me shplakë t' dorës
E sterpik ftyren shoshoqes,
A se qite me kambë n'ujë:
Njana tjetres m' shpinë tash leshoju
Poshtë perpjetë stomeve t' blera:
Guga fmijsh, per t' kalue motin,
Verës mbas gjâjet m' bjeshkë kur dalin.
Zana e Madhe, strukë nder zgevrra
Gvêjsh jetikë, a nper gallushtra
Bigash s' mrazta, çilun m' karpa
Prej rrufejet bumbulluese,
Rrite e Mira e po i skjyrote,
Krye per krye me Motra tjera,
Me ato t' bukurat Shtozovallet!
Orë e Zana t' Vizitorit:
Fol e qesh kto ndermjet vedit,
P'r ato argtime e lojë fminije,
Krejt pa t' keq e tanë fjeshtsí.
E kur ndollte sè ndo'i shoqe,
Ftyret Tringen n' moh po e lagte,
Pa rubë m' krye, llanash shpervjelë,
Amel n' gaz tue gurgullue
Si t' këndojshin n' mal bylbylat,
Edhè ashtû ftyret priskue
N' ujna t' gurravet t' argjenta:
Si e kerthnesta drandofille
Rîhet n' voes n' at ag të Dritës:

# ZANA E VIZITORIT

E fulqîjsh n' ujë bushurdisun,
M' shpinë kjo shoqes vrap vervitej,
Tuj u ndjekë n'p'r ato blerime,
Si dý flutra t' bardha, t' bardha:
Zana e Madhe, kah po e shifte
Ashtû t' njethë e të kerthnestë,
Bardh e njomë si ajo prandvera,
Edhè fort, po, e Bukra e Dheut,
Manà, knaqej vetë me vedi;
E tue folë me Shtozovallet
Bashkë tue folë, bashkë tue ligjrue,
Merrte, e Mira, edhè po thote:
Pa ndigioni, moj sýgrizha,
Moj pinjolla rritë nder molla:
Pásh at t' Lum, qi vrân e kthiell,
A u ká rá ndo'i herë me pá,
Nen ket hanë e nen ket diell,
Fmij me 'i hije mâ të kandshme
Se Tringë Ulja e Ulë Keqotës,
Burrë i dheut ky, e buka e botës,
N' nám e n'zâ nder Male t' Mdhá.
Kqyrnje 'i herë, he i raftë e mira!
Si i ep shtatit m' shpinë ka' i lshohet
Bleges shoqe n'p'r at rudinë;
Si njaj hylli, qi n' natë vere,

Zhgjetë i bjen të mraztë Empirit.
Tue lânë mbrapa 'i hullí drite!
Jo, po prá, mirë jé ka thue,
Njana Orësh fjalen i a kthete:
Sýni i keq veç mos e pát,
Se kjo mue, manati i Zotit.
Me njat shtat filiz çetine,
Me ato vetlla si fiskaja
Me atà sye kokrra qershije,
Me atà dhâmë si gurt e zallit,
Fíll mbas shiut kur t' u bjerë dielli,
Dishka m' dán, po, si 'i cirkë voese
M'gjith t' nji lili, kur mâ s' pari
T' shkrepë m' tê rrezja e nadjes s' ré.
Si veç, Zot, rueja nanës s' vet!
Se, manà. kur t' bâhet nuse,
Shoqja kund s' ká per t' i dalë
As n' Malcí, as n' Shllak, as n' Shalë.
Sa mirë s'Bukures s'Dheut m' i rá,
Per at fjalë qi i foli Ora,
Edhè, e Mira, buzen n' gaz,
Kshtû ká marrë e ligjiron:
Animâ, moj Orë e Zana,
Tringen ju fort me m' a dshtë,
Me m' a dashtë, n'kujdes m'e pasë:
Me m'a ruejt si sýt e ballit,
Kurdoherë t' dalë me verue

# ZANA E VIZITORIT

Nder kto vise t' Vizitorit,
Qi ktê shtriga t' mos m' a ngase,
Sýni i keq t' mos m' a peçase,
N' moh m' mní kamba t' mos m' i shklase:
Larg «gojlidhnin»me m' i a mbajtë
Zhegut t' ditës me m' i bâ hije,
Me m' i a bâ ju dimnin verë;
Me m' a ruejtë të njethtë perherë,
Si ato lulet në prandverë,
Mbasì lule e falka Zoti.
Se, q'm'at ditë qi e pava s' pari
M'breg t'Gradinës tue u dhânë ujë rrunzave,
E vetë ftyret tue u flladitun.
Mue kjo krejt m' âsht njitë per zêmer.
Edhè e due, moj, pásha t' Lumin!
Si driten e sývet t' mí.
Se edhè vetë, po, Zana e Madhe,
Kur më dilte Tringa n'bjeshkë.
Ajo ksajë m' i bâhej hije
Kahdo shkote, kahdo vîte,
Tue m'i ndêjë gjithkund perane
Qi ndo' e keqe t' mos t' i a gjîte:
Motra e madhe strehë si i bâhet
Njâj mâ s' vogle motre s'vet.
Shkrepte rêja nalt prej qiellet,
Edhè rrfeja me rropame
Blî'n shinote rrêmash s'hapun,
Per nen t' cillin, furís s'mndershme
Per m' i u shmangun t' rrebtë thellimit,

Strukë t' isht' Tringa: sa shpejt gati
Atý i rrite e bardha Zanë,
Edhè, e Mira, me at t' fuqishmen
Dorë të vet rrfés, po, kokrren
Larg ajo kisht'per t' i a bredhun,
Tuj u a lshuem karmave t' rryeshme.
Msýte ujku m' rrunza t' Tringës,
Jo pse ky kishte qitë ceken
Kund tufë dhênsh me vû per vedi
E me u bgatë me to: si nieri,
Qi, mâ i fortë tue ndollë, mâ t' ligshtit
I mbetë m' qafë, e bishë mbí bisha.
I a xjerrë shpirtin per gazep
Jo per tjeter, veç per t' hîmë
N' okë e n' copë të tij, e barkun
Me e kertylë mâ teper n'vjam:
Por, pse zijet n' breshtë molisun,
E rreshkë ûjet, barku petull
Per kurríz i isht' njitë qyqarit,
Tue mos pá kund maje vedit,
Lshote m' rrunza t' Tringës së ngratë,
Gjallë sa frýmen aj per t' mbajtë:
N' ndesh t' tij Zana per t' dalë kishte,
E atý gojen me i a lidhun,
M' rrunza t' Tringës qi aj mos me prekë.

# ZANA E VIZITORIT

Edhè ujku, sado i unshem,
Kryet per dhé, bishtin nder kâmë
Per t' kaluem kisht' ndermjet rrunzavet,
Per pa i prishë e dam pa i bâmë:
Si t' kish' kênë qêni barí
Tue ruejtë rrunzat bashkë me Tringen!
Kaq fort Zana, Shtozovallet!
M' a kisht' dashtë Tringn e mjerë:
Por qi sod i a bâni t' dekun
Vasil Ndreka sýkerveshni!
Prandej, kur m' at maje kepi
Ndêjë, e Mira, tue soditun
Si n' Nokshiq po vlote lufta,
I shkojn sýt n' oborr t' Curr Ulës,
Edhè shef: shka ajo me pá
S'do t'kisht' dashtë me sa vedvedin
Errë s' dy sýsh: shef Trinen dekun
Gjatë oborrit shtrî terthuer,
Kryet te praku i derës sharrue
N' nji hurdhë gjaku. Mnderet shtati
I u perqeth atý nji herë;
Por, ka' e Mira me mendue
Nuk po don, se ndonji e keqe
Ká mûjtë Tringen me i a gjetun,
Sýve t' vet besë s' do me u zânun;
Edhè shplaken, bardh si drita,

Vendue strehë mbí vetlla t' holla
E dhânë shtatit si n' perpjete
M' at shkam t' gjallë, e ço e ul kryet,
Ngerthye m' ballë vetllat si rrfeja,
Mâ pingul rrexet e sývet
Po i a lshote. Si ajo mjera
Morì nanë, së cilles djalin
N' mal a n' fushë hasmi i a vrau,
Ndo'i rrezik a se i a gjetka:
E qi gjindja, shqymit zêmren
S' mjerës me'i herë mos m' i a rrenue,
Si me ndoshta t' zí kumetin
I a apin s' pari: flakron m' kambë
N'at lajm nana, e rrugës tue thekun
Moshet kamba nisë me i mbetun,
Shkon n' mend vedin tue e mahitun,
Se s' do t'jét, jo, djali i vet
Qi ká mbetë, por ndokush tjeter
Me tê 'i êmni ndollë si gand:
Amostjetr, se asa' i biri
N'' rrezik jete nuk do t' ishte:
Por, kur t' mrrîmen n'vend t' shemtuem,
Shef se djalë mâ nuk po ká,
«Ahi !» gerthet t' madhe me vedi,
Grushta krés tue i rá kercuna,
Dhîmet zêmra ka' i pelset;
Kshtû gerthitë ká e bardha Zânë,
Kur ká pá se mbetë kisht' Tringa.

# ZANA E VIZITORIT

Edhè e Mira, nalt prej kepit
Kû kisht' zanë, e thik perpjetë
Ndê ajo flatrat e prarume:
Si atà pllumat kur prej s' epëri
Pingul lshohen m' ndo'i lamë gruni:
Zhgjetë n' teposhtë âsht lshue n'p'r ajrí
Drejt oborrit të Curr Ulës:
Curri dekun shtrî te votra,
Dekun shtrî n' oborr e motra.
Si ajo nana fmín, qi gjumi
T'i a ketë zanë prej mremjet n' voter,
E merr pezull para duerve
Edhè e çon fjetë ke shtroja:
Kështú Zâna pezull Tringen
Para duerve ajo e ká rrokun,
E ndê çark llanen si bora
Nen krye t' sajë e njanit krah:
Si po t' drote se i del gjûmi...
T'amlen pashë edhè shterngue
Mirë per persme, e Bukura e Dheut
Nçohet ajrit tue flutrue
Neper plume e gjyle topash
Drejt kah kreshta e Vizitorit,
Kû m' nji bigë kisht' ngulë e Mira.
Nen at bigë e te nji breshtë

Po kisht' pasun nji rudinë.
Isht' rudina e e gjanë e giatë,
Sa hjedhë nieri 'i pashë nen dorë,
Tanë blerim e lule t' njoma;
N' mes t' rudinës nji shkam i gjallë,
Nen at shkam nji gurrë prej akullit.
Gurra jishte, ujë po kishte,
Sa me blue nji gúr mullîni.
Atý dilshin Orë e Zâna,
Per me u lá, per me u flladitë,
E neper rreze qi lshon hana
Dorë per dorë valle me u njitë
Me u njitë valle e me lodrue,
Me lodrue, po, e me këndue
Me këndue e me vallëzue
Me bylbyla t' verës - ó,
Dér nper ag të Dritës - ó!
Mbí at rudinë e te ajo gurrë,
Zana e madhe, Shtojzovallet!
Ká ulë Tringën n' bár të njomë,
Edhè fshâ ká ajo të madhe.
Kur ká fshâ nji herë të madhe,
Ká piskatë fort mâ të madhe:
Ç' ká ushtue bjeshka e Vizitorit!
E kan ndie Motrat e veta,
Orë e Zâna t' Vizitorit:

# ZANA E VIZITORIT

E kan ndîe ato e gjithsa kjenë,
Gjithsa kjenë, po, te kû kjenë
Shkaperderdhë gjatë Vizitorit
Neper kerma, currina e krepa,
Luften tue soditë të Lumet,
I a kan behë ato vetimë,
Disa vetmas, tjerat plimë,
Tue rrahë fletrat nper ajri:
Si atà pllumat, qi prej mbarmjet,
Enè dielli pa prendue,
Shkaperderdhë si t' janë pullazesh,
Nper kopshtîje a skâj't t' oborrit,
Kur t' ndiejn zânin e zojës s' shpís
Se i ndiell m' kokrra, fluturim ajrit
Per t' u lshue kan, tok a dámas,
Zâni i njoftun kah t' i grishe:
E si ato qi s' kan mot t' keq,
Fol e qesh t' Lumet n' mes t' vedit,
Ka' i bijn ajrit tue flutrue,
Por kur mrríjtë kan mbí at rudinë
E kan pá shtrî m' bár të njomë
Trupin dekun t' Tringes s' mjerë,
«Kuku!» t' madhe fort gerthiten.
Rrah shuplakë e lviru ftyret.
Lnuru flokësh fijesh s' mundashit,
Njana dnes e tjetra fshâj:
Fshâj e kjáj e shkrifu n' váj,

Rá permys rreth trupit t' sajë,
Dhîmet zêmra gjak u pikë.
Mjaft tash, Varza; mêni vajin!
Kem' me pasë se kur me kjá,
Zana e Madhe merr e u thotè.
Se edhe n´ vend qillue po kemi,
Kú rri bari r&i nè lot,
Kú rreth toka &asht mrú me gjak,
Me gjak nierit, e kú, besa,
Nji Shqyptár, n´dashtë burrë, n'dashtë grue,
Qi per zêmer Orë e Zana
T' a kenë pasë, aj, t'thuesh, gjithmonë
Ká hjekë zi, keq ká mbarue:
Q' se kjo e mjera moj Shqypní
Ká per brî, nji dreq të zí,
E në gjí, nji dreq mâ t' zí,
Ká per brî kjo Karadakun,
E në gjí ká Turkoshakun,
Qi veç e me agor të vetin
Hije t' zezë me i lshue ky diellit,
E si vetë aj gjarpin «zilesh »
Veç me sý dhén me e helmuem.
PorT' i lâjm kto fjalë. Tash Tringa
Do bâ gati me u rmue n' dhé.
Kjo do lá nji herë mâ para,
Mbasandej do veshë per dekë;

Do çilë vorri. Sa me e lá
Tash po e láj un vetë; por petka
Deke s' kem' per tê. Ndigioni,
Jere Lere, Tere, Gere,
Ti Culinë e ti Dalinë,
Tile, Gile, Tale, Gale,
Bashkë me Donen e Berdonen,
Beken, Çeken e Cerrleken,
Shpejt me m' endë ju nji kmishë deke
T' bardhë si drita, edhè nji vashë
Si e bájn varzat e Malcis.
E ju Care, Nare, Dare
Nji rizë t' gjanë, të bardhë e t'' hollë,
Si ato rrezet, per t' m'endë kini
E mâ s' mirit me e qendisë,
Per m'i a vû sé mjeres m' krye.
Ti Fatale, Naze, Raze,
Nji «ndjesë »arit shpejt m' i a shkrîni,
Krejt me lajle, shkrola e ftyra
Si i ká kjo, qi bajtë ká n' fyt:
T' lumet shêje t' shpensës s' njerzimit:
E 'i parë vargj, prap, prej florinit,
«Ndjesen »m' qafë m' i a vjerrë së mjeres.
Zhdukë vetimë janë shtozovallet.
Punës se e cilla tuj i a hî
Me kujdes e t' madhe cenë,
Zana e Madhe urdhnue si kishte.

Kur, qe, prap e bukura Dheut
Po piskatë atý të madhe:
Larg ushtue ká Metohija:
Edhè kthelltë at herë prej breshtet
Nisen vrap dý ulkonja t' murrme,
N' at rudinë t' cillat si mrrîjten
E pá kan Zanen e Madhe,
Trok m' trok m' t' katrat tue i rá podit
E andej - kndej bishtin tue i dhânun,
Fíll ka' ajo kan marrë e shkue;
E si kênë t' i'n dý kalina
T' buta - t' buta, per rreth sajë
Nji herë hjedhë janë e perhjedhë.
Tanë gëzim e tanë endire:
Lpýja doren, lpýja kamben,
Çou m' kambë t' mbrame me i lpý ftyren;
Masandej perpara sajë
Janë ulë t' dyja e ndêjë kacuk,
Giûhen jashtë e veshët currue,
Sý per sý m' tê tue soditun
Edhè t' dyja atý tue pritun
Se ç' punë dote ajo m' u urdhnue,
Qi aq të madhe u bâni zâ.
Edhè e Mira, lott per faqe,
U ká prî e i ká çue te vendi,
Per krah shkamit n' anë prej diellit
Vorri Tringës kû do t' i u çilte:
E kû ato, me do çapokë
N' thoj - çengela mirë t' forcuem,

# ZANA E VIZITORIT

Hînë me 'i herë m' tê me gropue,
Mje m' brez kthelltë edhè e kan çue.
Nderkaq mrrîjtë kan Orë e Zana
Me pajë deke fringu t' ré:
Endë e mlue, e at herë bâ vekë,
Pré e qepë, edhè qendisë,
Si veç Zanat mund t' qenbdisin.
Nazja, Razja e ajo Fatalja
Prune «ndjesen »ár floriní,
Me 'i parë vargj per bukurí,
Arit t' shkrîm e t ' trashë sa gishti:
M' njanen faqe 'i Zêmer Krishti,
M' tjetren ânë nji Shëna Ndue,
Me nji lil në dorë shterngue:
Imë punue, mírë sendergjue.
Zotnja Zanë si e kisht' urdhnue,
Edhè, at herë, vetë Zana e Madhe
Shtozovallet n' bjeshkë e n' vrrî !
Asht ulë Tringen per me e lá
Me bár «shkumëz »e ujë prej gurre,
Kû ajo vetë, e Mira, lahej
Neper rreze qi lshon hana;
Po i ndihmojshin Orë e Zana.
Nder mâ t' parat permbas soje,
Tjerat ndêjë ki' n rreth e rrotull,
Shkatrrue flokësh, mollzat n' lot rî;

Disa m' kambë, disa m' ledinë
Ulë nja'n giû, e m' tjetrin duert,
Merthye gishtash, pshtetë kaluer,
Tue dënesë, dhimshem tue kjá
M' t'ngraten Tringë. Nder to mâ e vogla,
Njajo Dardhamoskadale,
Qi m' kisht' kênë shoqe me Tringen,
M' anesh dalë e nja'n sup t' krahit
Njeshë, e njomja, shkamit t' gjallë,
Kjatë, dneste, shkrifej n' váj,
Dhimet zêmra dýsh ka' i dahej;
Ndersa nja dý Motra tjera,
Tue e dashtë mirë, flokët tue i a lmue,
Kryet nen sjetlla t' i a shterngue:
Tjera lott me riza t' holla,
Lshoi në dorë urtyta e molla:
Bâjshin ç' mos per m' e pajtue
T' mjeren Dardhamoskadale !
Ballehana, e Shtatzarana,
Me at Shtrumoren, e Vathnoren,
Kishin dalë t' mirat per lule,
Me to vorrin per me shtrue,
Trupi i Tringës m' to me pushue.
Edhè Syne, Lore, Loshe,
Mine, Mile, Mele, Groshe,
Para duersh atý po bijshin
Mirë të lmueme 'i rrasë mermerit.
Gjanë e gjatë per masë të vorrit,
M' llastra gurit per me e pshtetun

## ZANA E VIZITORIT

Mbrenda vorrit: dheu qi ftyren
T' mos i a prishte Tringës së mjerë.
Prap mâ jashtë, disí m' nja' n anë,
Ofshe ! ulkojat vend ki'n zanë,
Kacuk t' dyja, e per nen zâ
Tuj ungruem tash e mâ vonë.
Nji zog vere, m' rrêm t' nji lisi
Zanë nder thepa t' shkamit t' gjallë,
Dhimshim rrite tue gurgullue,
Kurr pa prâ, kurr pa pushue,
Ujë e shûjtë aj krejt harrue,
Kah po dote me i ndihmue
Zanës së Madhe me vajtue
Hollë e giatë, Tringen e ngratë:
Vasil Ndreka, i patynzoni,
Qi i a vrau, i a thau të rijt,
I a verboi, oh ! të dy sýt.
Zana e Madhe, shpervjellë llanash
E dhanë rizës ajo mbas shpinet,
T' mjeren Tringë se mirë po e láte
Me ujë gurre e lot të sývet !
Mirë po e láte, hollë po e kjáte,
Me i u dhimët gurit e drunit:
Anì, Tringë fort m' kênke idhnue,
Qi me sý s' don me m' shikjue
E as nuk flet e as s' qeshë me mue ? ! ...

---

Po pse kshtû, moj hajmalí,
Morì rrezja nper frangí,
Me m' a marrë gjith ket mëní ?
Qi pa tý s' m'ká çilë prandvera,
Pa tý lules s' m' i erdh era:
S' m' kan argtue jo kangë e valle,
S' m' kan freskue gurrat prej akullit,
As bâ dritë s' m' kan sýt e ballit !
Çili sýt, moj drita e sývet ! ....
Shka t' ká rá kjo bije e randë ?!...
A s' po shef kush â tue t' lá ?....
Asht tue t' lá, moj, Zana e Madhe:
Ksajë m' i raftë - o 'i pikë e madhe !
Asht tue lá, me ujë prej akullit
E me lot të sývet t' ballit !
Se as, kur m' dilshe n' Bieshkë të Mdhá,
Manà, tejet kurr s' jam dá:
T' kam ndèjë pranesh bjeshkës e vrrínit,
Si ajo hâna per nget hyllit,
Kur bân dielli me prendue.
A t' bjen n' mend, moj rrexigí,
Si, kur ishe ti enè fmi,
Flokët rreth ballit rrumullue,
Bâjshim zheg na t' dyja bashkë
N' p' r ato mrize t' Vizitorit ?
Kû un, marrë hijen e ndo'i vashe
Me tý shoqe ase kushrinë,
T' msojshe kputat si me nisë,
Si me qapë, si me qendisë ?

# ZANA E VIZITORIT

E si, kur nper hije t' breshtës
Niste kangen zogu i verës,
Amel - amel tue këndue:
Si veç aj qi din me kndue:
Mue m' â dashtë, po, mâ se 'i herë
Me t' a zânë zogun e verës;
Me t' a zânë t' mjeren e vocerr,
Edhè gjallë n' dorë me t' a prû:
Kah të kapej mendja tý
Se edhè n' dorë kndon zogu i verës,
E ti s' kishe enè dijní
Se s' del kanga në robní ?...
Hajde, Tringë, tash me pajtue !
Ti me folë, me qeshë me mue,
Folë e qeshë si kem ' perhera !
Se tash del, po, prap prendvera,
Prap tash njethen gjeth e lule,
E me u dê ká bora malit,
Me rrëmye kan prrojet zallit:
Prap tash kndon aj zogu i verës,
E tash dalin gjâja e bjeshkës,
E tash bijn fej e zamare,
Tash tingllojn linge e koçana,
Tash këndojn barí e blega:
Blegt mollzat kuq si shega:
E un e ti prap dora - dora,

Dora - dora bardh si bora
Mriz e m' mriz bashkë me mrizue,
Gurrë e m' gurrë bashkë me u freskue:
Hijes mlidh lule të njoma,
Mlidh urtyta, dardha e molla,
Lule, lila, karajfila,
Drandofille me zymyla:
Darkë e drekë tamel e borë,
Borë e tamel ciela e zamer:
N' shndet si bryma mbí rudina
Menden kthielltë e zemren dlirtë,
Mirë me Zotin, mirë me robin:
E n' at t' amlen giûhë shqyptare
Te nji lis a nen ndo' i dardhë
Un këndo, po, e ti këndo,
Si kndon zogu i veres - o,
Morì drandofillja e bardhë !...
Por, e mjera, ç' jam tue pá ?!...
Eh me sý kurr un mos pasha !
Ç' âsht kjo njollë, thue, Tringë, më ballë ?
Qi ndryshe s' po m' dán nder sý,
Veç si njaj lugat i zí,
Qi hanen ndo 'i herë zên naten ? ...
Uh «kukú »per mue kercunen !
Se kjo kênka 'i varrë prej pushket
Varrë prej pushket mu në ballë
Mu në ballë shi m' lule t' ballit,

# ZANA E VIZITORIT

Kû mâ fort shpirti po dhimte !
Se Tringen m' a paskan vrá !
Vrá m' a paskan, he i vraftë Zoti !
Edhè thá m' i a paskan t' rijt
Thá të rijt, verbue t' dy sýt,
Tue i pshtjellë n' zí gjak e gjiní,
Tue i mjeruem miq e kumarë:
E Orè e Zana e Shtozovalle
Tue i shkretnuem, tue i pezmatuem,
Sa kû janè e te kû janè
M´ Qafë të Djellit e m' Bisht - Muzhel !
Jo, po, pra, besa, ju Motra,
Se per Tringen mâ mbas sodit
Udhë as shtek s' kem' pse kundrojm,
As nper mrize pse e kerkojm,
Koder m' koder zâ pse i lshojm;
Pse kjo mâ morekujé !
S' ká me bâ híje mbí dhé !
Ká me u kalbë, qyqja, nen dhé !
Kur ndo' i hera n' atê dimen,
Rêsh së murrta qiella kthiullun,
E m' ranë t' hjedhme t' ndrise dìellì,

Kan me dalë t' Bukrat e detit
E giatë bregut, Shtouzovallet !
Kah mue Tringa m' dímënote,
Tue flakue ato e tue lodrue,
Njitun valle tue këndue,
Kan me ì lodhun sýt, të Mirat,
Palè a Tringen kund po e shofin ,
Kah reshë lukurt m' kullosë n' megje,
Qi aq per zemer pasë m' a kinin,
E per t' pvetë ká shoqja shoqen:
Vall, po Tringa si s' po shifet ?
A mos rá, ndoshta kund njeti,
Gjân e gjallë me dimënue ?
Ká me u thânë pulbardha e detít,
Manà, ju t' Bukrat e detít,
Sýt per Tringen mos m' i lodhni;
Se ajo dalë ká me dimnue
Sivjet n' bjeshkë të Vizitorit,
Te nji gurrë e nen nji blî ...
Mbrendé njij vorri, e mjera, shtrî,
Tue ngranë m' tê skraptha edhè bolla !...
Tash hecë moti, tash ndrron stina,
Tash kthen prap festa e Bajrakut,
E ke tbanet e Curr Ulës
Kan per t' rá miq e kumarë,
Kan per t' rá ndriklla e mikesha,

Vjetë per vjetë si atý kan rá:
E kur t' shofin zjarmin shkimë,
Deren mbyllë , ofshe ! me ferrë,
Kan per t' pvetun shokët per brî:
Amanèt, njehshi t' mirë mot !
Po a Curr Ula shkulë â trollit ?
A thue Tringa na âsht martue ?
Faqebardhë, burra të dheut,
Faqebardha, oj bujaresha,
Miqt e babës qi s' i harruek' i ,
Kan me u thânun shokët per brî;
Se, manà, Curri ká dekë,
Edhè Tringa na âsht martue:
Na âsht martue, po, me tokë t' zezë,
Ke qaj blini i Vizitorit ...
E vrau Shkjau, he atê e vraftë Zoti !
Kur u bâ lùfta n' Nokshiq.
Mjera un, moj Tringë, per tý !
E ktû lmekë âsht Zana e madhe,
Ftyrë per ftyrë ká rá mbí Tringen.
Orë e Zana at herë nji zani
Se të madhe ç' kan piskatë !
Kä jehue bjeshka e Trojanit,
Maja e Hekrave e Vermoshi,
E ajo Mokra e Shekullarit.
Idhtë dý ulkojat zûn me ulrue,
Pika - pika lott tue u shkue.
Nalt prej shkamit zogu i verës

Cangull m' tokë i vocrri rá:
Dhimet zêmra dýsh i u dá:
E rrmej gjak gurra prej akullit.
Ora e bardhë e bjeshkës s' Trrojanit:
Dalë, e Mira, me do Motra
T' veta mâje nji carani
T' rryeshemm t' bjeshkës, per me soditun
Si n' Nokshiq lufta po vete:
Ká ndie vigmen e piskamen,
Trishtueshim kah Orë e Zana
Pingrue kan n' bjeshkë t' Vizitorit;
Edhè mirë atý âsht kujtue,
Se bel - holla, rritë nder molla,
Zana e Madhe e Vizitorit
Me ato tjerat flok - prarueme
Motra t' veta, Shtouzovallet !
M' shtek të vshtirë po ki'n takue.
Prande' u thotë shoqeve t' veta:
Besa, pra, morì ju Motra,
Njajo vigem e piskame,
Qi pingroi kah Vizitori,
Kish' me thânë, se shêj hareje,
Manà, s'âsht, por shêj nji kobi
Të trishtueshem edhè fort.
S' bâjm, tham, keq, kshtû tok si jemi,
Me kalue 'i herë m' Vizitor,

# ZANA E VIZITORIT

Per me pá, palè, ç'ká ndollë
E a i kem' shndosh Motrat e atjeshme.
Edhè t' mirat - raftu e mira !
Janë lshue ajrit plima - plima,
Tue rrahë flatrat e prarueme
Drejt prej bjeshket t' Vizitorit.
Si m' at bjeshkë vetimë janë kapun
Plantë ndê flatrat e prarume:
Si ato shqypet ktheterkuksa,
Kur me sý pingul prej s' eperi
Shkojn tue lá çufra e zabele,
Per t' rám pré ndonjâj shkrebeje:
Pezull ajrit zûnë të Bukrat
Me i ardhë çark bjeshkës s' Vizitorit,
Pingul prirë rrezet e sývе,
Palè a kund po mund dallisin
Orë a Zanë. Kur qe se Orës s' Madhe
Rrezja e sývet fíll po i shkueka
Mbí at rudinë, kû Shtozovallet
E bjeshkës s' madhe t' Vizitorit
Po ki' n ndêjun rreth e rrotull
Trupit t'Tringës, idhshim tue e lvyrë,
Tue u lnurë flokësh, e Zana e Madhe
Pakë e lmekë mbí ftyrë të sajë,
Dnes e fshâj e shkrifu n' váj;

Edhè zhgjetë t' Bukurat e dheut
Pingul lshue janë m'at rudinë:
Në fllad t' amel t' fletvet t' tyne,
Kah po dirgjeshin flaurí,
Ká ferfllue njaj gjethi i ahit.
E kur rá kan m' at rudinë
E t' kan pá Zanat tue kjá,
Tue dënesë, ftyrat tue u lvyrë,
E mbí Tringen ftyrë per ftyrë
Pakë e lmekë Zanen e Madhe:
Edhè fort, manà, të Mirat
Janë mjerue, janë pezmatue:
Rrkajë volísh lott u kan shkue.
Ora e Madhe e bjeshkës s' Trojanit,
Ardhë si rrezja e nadjes s'ré,
Me nji hýll t' shkelxyeshem m' ballë,
Shllungës së flokvet, fijes s' mndashit,
Per mbas shpinet dhânë suvalë:
Avra - avra edhè derdhë shtatit
Veshen bardh si bora shpatit,
Kur t' i bjerë dielli kundruell :
Njeshë nen parzme me 'i trîzë arit,
Kamben mbathë n' ndalla t' prarueme:
E si hana katermdheçe,
Në ndo 'i mbrame t' asajë vere
Qitun ballin, qêth argjani,

# ZANA E VIZITORIT

Permbí vetulla t' ndo i' Empirit
Nper mes t' hyjvet bjen madhnueshim;
Rudinës s' blerë, në lule shtrue,
Kshtû madhnueshim bjen e Mira,
Aq kaleças kamben matun
Per mbas gjethit të ndo í lili,
Udhës tue ndrrue, porsá m' boçë lulet
Me i perkulë; edhè nji filli
Drejt ká shkue ke Zana e Madhe,
Kû, qitë duert asajë nen sjetulla,
Si perdhûni e çon më kambë:
E me t' shmajten llanë eburne
Çark tue u ardhë lilave t' njomë
T' ijes s' sajë, e mi dashtní
Tue e shternguem amel per parzme:
Ndersa e Bekuara me dorë tjeter,
Flokët, dredhë ballit edhè çenash,
Me shum máll po i a shestote
Per nen rezë, ká mârrë e i thotë,
Lott poshtë mollzash ka' i rigojn:
Po ti, Moter ... mos kështû !...
Qindro pak, he bujareshë !...
Se ti kshtû, manatì i Zotit,
Cok po e çueke vedin dam ...
Mjaft tash mâ ... të kjofsha true !
Lêne vaj' n nji herë, se plase !
Zana e Madhe, kryet pështetun

M' borë të gjallë t' Motres trojane,
E tue dnesë, dhimshim tue fshâ,
Merr e i thotë me fjalë t' këputuna:
Qyqja, Moter, se ç ' m'ká gjetë !
Se un mâ t' gjalltë nuk kam shka e bâj!
Se mue Tringen m' a kan vrá!
Se mue t' rijt - o m' a kan thá!
Të dy sýt m' i kan verbue!
Bjeshkë e vrrî m' i kan shkrûmue!
Gurrë e prrue m' i kan helmue!
As nuk kam pse t' hî nder valle! ...
As nuk kam pse t' bij nder zalle!...
Pse t' kerkoj hije edhè mriza...
Pse t' kerkoj gurra e çurrila...
T' kerkoj lila e drandofille,
T' ndjeki flutra neper shtoja,
Mollakuqe e xhixhilloja:
Të prigioj un zogjt bylbyla !
Kta per mue, Zot, u farojshin !
Kurr mos kndojshin ! mos vallzojshin !
Kurr mos dalët per mue prendverë,
Tash qi m' vrán Tringen e mjerë,
Qi e kam dashtë si sý e ballit:
He mue m' gjoftë moti per s'kthiellti !
Orë e Zana prap piskaten;
Prap ulkojat uluruen :
Bjeshkë e male larg ushtuen.

Ora e bardhë herë tue i a lmue
Me dorë ftyren, herë me rizë
Lott prej sývet tue i a terun
Se sa amel po i a kthen:
Po ti jo, moj rrezja e bardhë,
Moj shtatrrituna në mjaltë !
Se tý Tringa nuk t' ká dekë:
Nuk t' ká dekë, moj, pasha veren!
Pasha voesen, qi rigë Drita,
Kur vegon m' at buzë të malit!
Nuk t' ká dekë, moj, por t' ká lé
Sod per s' dyti: se n' Nokshiq
Shqyptarís i a la ajo nám!
Se kur sod nper buzë t'agimit
Krisi pushka në Nokshiq
E zû shkjau me djegë, me pjekë,
Me vrá gjind, e me rá pré
M' dhên e dhí e m' lopë e qé:
Si atij p' rherë i a ká hjkë dera:
Cull e mullë, shka i kisht' shpëtue,
U vû m't' hikun, e muer rreget
Rrezga - bjezga drejt Sutjesket,
E as rob nierit s' mbet n' Bajrak;
Veç se Tringa me t' vëllán,
Me at Curr Ulen shtrî per dekë:
Shtrî per dekë kah nisë me hjekë.
Anë e kand visesh s' Nokshiqit

Rrihte pushka kurr pa prâ:
Stane e tbana i' n flakadâ:
N' tym t' agushtë qiella merthye,
Mos me u pá shoqi per brî:
Tue lurue shkina edhè shkjé,
Si lavë uqsh zijet në Shndrè,
Kah robitshin, kah plaçkitshin,
Pleq e cull e grá kah vritshin:
Me gjith kta kjo e bija e botës,
Tringe Ulja e Ulë Keqotës,
Vllaut, fisnikja, nuk u dá,
Dér qi sýt ktij mbyllë s' i a ká.
E ká ndie si Shkjau po rrâte
Drejt kah tbani i sajë, kqyr ç' bâni
Tringa at herë. Në kambë âsht çue,
Edhè atý, mbí vllá të dekun,
Ká zânë vasha 'i bé të madhe:
Ká bâ Zotin - kjoftë levdue ! -
Gjallë Shkjaut n' dorë se s' do t' i bijte,
Tatë e nanë se s' do t' koritte,
S' do t' koritte vllán per s' dekuni,
Fisit marre s' do t' i lête:
Edhè, kapë «huten »e vllaut,
Fill n' oborr vasha ká dalë.
E ká pá, nji Shkjá kryekcyem;
E ká pá, keq ká mendue,
Fort mâ keq desht me punue:

Me e çue rob per vedi n' shpí.
Por, kur, qêni i biri qênit,
Ká marrë turrin me e robitë,
Sa shpejt Tringa atý i ndêj gati,
Edhé m' «hutë »po, sokolesha
Mu në parzme shkjaut i a njiti,
M' rragam dekun edhe e qiti.
At herë shkjét Tringen kan vrá.
Nuk ké, Zânë, pra pse me kjá;
Se, manà, bija e malcores
Ká qindrue si t' gjith fisniket:
Per të gjallë nuk u dá vllaut,
Gjallë në dorë nuk i rá shkjaut;
Edhè vedin ká pague
Si mâ i miri burrë n' Malcí;
S'ká koritë as t' parë as t' mbramë:
Shqyptarís i a la ajo nám !
Ká me dalë kanga dikúr,
E kahdo qi shqypja t' flitet
- Kjo e mashkulla giûhë hyjnísh -
Ká me u kndue nder burra t' dheut
Per shka bâni e bija e botës
Tringe Ulja e Ulë Keqotës,
Kur pat krisë lufta n' Nokshiq;
E dér rrezja shekllit t' endet,
Emni i Tringës larg do t'permendet !
Shka i ká thânë, vall, Zana e Madhe:

T'paçim, Orë, sa gjith kto male !
Morì e mbrûmja me voesë qiellit,
Morì, e njeshmja me gjith lilit,
Mirë shartue me rreze t' diellit:
Qi m' a ké sýnin si hýll,
Qi m' a çilë e qi m' a mbyllë
Si ajo hâna neper pyllë:
Se mue shpirtin m' a freskove,
Se mue zêmren m' a balçmove
Me kto fjalë, moj, t' u ngjatët jeta !
Moj pinjolla, vetull - holla.
Se, manà, tash kurrnji grimë
Un per Tringen s'po kam dhimë;
Ke ajo, lule në ket jetë,
Lule paska shkue n' at jetë,
Edhè faqe t' bardhë Malcís
Lânnë i paska, e 'i nám Shqypnís.
Animâ, moj Bujareshë,
Tash ti Tringen me m' a veshë,
Me m' a veshë e me m' a njeshë,
Me m' a bâ gati per dhé;
Se, manà,zêmra s' po m' bân,
M' i a veshë un pajen e dekës.
E kam dashtë, moj Ora e Madhe,
Si driten e sývet t' mí !
Sá mirë Ora veshë e ká !
Sa e mirë Tringa atý m' ká dá !
Zana e Madhe se ç' ká kjá !

---

# ZANA E VIZITORIT

Edhè ulkojat, manà t' Zotit,
Rrijn e e kqyrin si per máll.
Mbasì veshë e ká e stolisë,
Si ato virgjnat e Malcís,
«Ndjesen »arit m' varg florinit
M'fyt i a njet e bukura e dheut.
T' dyja duert mandje mbí zêmer,
Njanen m'tjetren kryq, vendue
I a ká e Mira, e me 'i parë rruza,
rreth per rreth tue u ardhë, i a lidhë:
Si Shqyptarve t' dý mij vjetvet
Doke lânë u a kan të Parët.
Nderkaq Zana Shtatzarana,
Me at Shtrumoren e Vathnoren,
Vorrin n' lila e drandofille
E kan shtrue. Si a bâne gati
Me e shtî n' dhé, kjo Zana e Madhe
Po i bjen sypri, e puth e kjáj,
Dnes e fshâj e shkrifu n' váj,
Fryma s' mjeres n' fyt ka' i zêhet.
Por si Ora e bardhë trojane
Me shum múnd e ká shkepë soje
E per zêmer pshtetë po e mbate,
Orë e Zana Tringen pezull
Para duersh e çuen, kaleçes
Edhé m' vorr e shtrîjn mbí lule

Drandofille. Zana e vogel,
Njajo Dardhamoskadele,
Tue dënesë, qyqja, e tue u lvyrë,
Shkon e merr zogun e veres
Dhimet dekë nen shkam rá i vocrri,
E e shtje n' vorr me Tringen bashkë:
Qi per s' gjalli aq fort, e mjera,
Dashtë m' i kishte zogjt e veres !
Aty, Sýne, Lore, Loshe,
Mine, Mile, Mele, Groshe
Kapin rrasen prej mermerit
E e vendojn mbí llastra gurit
mrenda vorrit rreth per anë
Thikë ngujuemun. N'shêj t'Ores s'Madhe
Shpejt dý ulkojat i a kan hî
Mbí vorr dhén me sh6amë m' capokë,
Qi edhè e bàne, rrash me tokë,
Ato vetë tue kjá, po, bishat.
Edhè qe se, sypri vorrit
At herë dheu pre' ulkojash lshue,
vjen e vesht vedit n' lule,
Lule t' bardha, t' bardha, t'bardha,
Mos me i prishë as zhegu as mardha.
Ora e Madhe e bjeshkës s' Trojanit
Kur qe urdhnon ato sýgrizhat
Motra t' veta: Bjeshkë e Borë,
Thrake, Dake, Vace, Grece,

# ZANA E VIZITORIT

Lali. Lice, Like, Dike
E sa jeni Motra t' mija,
Shpejt n' Trojan ju tash me m' shkue
E me shkulë blinin e mrizit.
Kû mrizojn gjâja e Muç Hasit,
Edhé ktu ju me na prû
E t' a ngulni m' krye të vorrit
Le t' na bâjë Tringës hije veres.
Sa shpejt Orët janë nisë e shkue,
Sa me t' shpejtë ato janë kthye:
Sa veton dý herë me sý!
Edhè e prûn blinin e mrizit;
E me 'i t' mshâme Shtozovallet
E kan ngulë tre pash në dhé.
Se sa i madh - o blini ishte,
Sa të madhe hije kishte:
Me mrizue nja treqind dele!
Kthelltë prej breshtet nji zog vere
Vjen fluitrim e zên mbí blî,
Kû, me 'i zâ, si tue vajtue,
I a ká hî me vallëzue
Dhimet n' zêmer me t' pikllue.
Zana e Madhe, lott per faqe,

Merr e i thotë ksajë Orës s' Trojanit:
Faqebardhë, Orë e Trojanit,
Faqebardha Motra t' saja,
Qi m' u gjetët n' ket ditë t' shemtueme;
Se, manà, kan kênë kah m' losin
Dhimet t, zemers mendt e krés !
Veç ndigjoni, oj Orë e Zana,
Se me zanë due bét e mdhana:
Pasha rrezet qi lshon hana!
Pasha voesen mbí ledina!
Pasha brej, aha e çetina!
E per mriza e qepariza!
E per gurra neper curra!
E per lila e per bylbyla!
Pasha t' rijt e pasha veren!
Mos e pritsha kurr prandveren!
E as mâ Zanë mos m' thaçin mue,
Se un dér neser, pa marrë dielli,
S' e lâ Tringen pa pague!
Do t' i marr, po, treqind krena;
Treqind shkjé rob kam me i zanun:
Trí mij çikë e nuse t' reja:
Po, trí mij, moj, pasha Zotin !
Trí mij çika e nuse t' reja
Para kohës kam me i lânë t' veja.
Me kjá ato, po, si gjith qyqet

# ZANA E VIZITORIT

Nper kasolla t' Karadakut,
Si ato bubat pshtjellë në zí.
Se as e mjera kjo Shqypní
Kurr tue pá s' âsht dritë me sý,
Ke ksajë Shkjau, ndêjë orrl mbí krye,
Kurr të keqen s'm' i a ká dá:
Vidh, robit, plaçkit, bje pré;
Këtu luej gúr e kufî,
Atje vrà bulq e barí,
Veç pse bâjn hije mbí dhé !
Sod mâ teper vraja çikat,
Nderës e jetës kah zot me i dalun
Duen fisniket ! Mlidhu çetë,
Dyndu ushtrí, ngref pushkë e top,
Edhè dil e bje n' Shqypní,
Si me rá n' tokë t' Parvet t' vet:
Thue se i Lumi Perendí
Per Shqyptarë Shqypnín s'e fali,
Por per Shkjá. Medjè, mâ teper
Krajl e Mbret n' kuvend bashkue
N' at Berlin: jo per t'drejtue
A per t' sjellë ndo' i punë per s' mari,
Se kta t' maren kû m'a kan?!
Kta, qi, shpirtin jahudí,
Zêmren pus, rrênen kanû,

Besë e fé qitun mbas shpine,
S' kqyrin erz, s' kqyrin drejtsi:
E qi n' luftë qesin me u grî,
Ndermjet vedi djelmt e rí
P'e 'i top basme per dimí !
Por se i cilli me ngopë barkun
Sa mâ ding me gjâ t' mâ t' ligshtit:
Si atà derrat n' kallamoq:
E rri e haju shoq me shoq,
Si ato kurvat n' punë kopilash,
Veç per t' hypë sho'it kaliboç
Edhè shpirtin ktij m'i a xjerrun
Per gazep, po: dorë i dhankan
─ He atà Zoti m'i marroftë ! ─
Knjaz Nikollës me hî n' Shqypnì,
Dér kû vendi me Drî:
Dér m' kështjell të Rozafatit
N'at mollë Shkodre, m'krye t' Shqypnís.
Por nuk hîn, moj, êmni i Zotit !
Dér t'jét gjallë nji nip Kastrijotit;
Pse Shqyptarët as sod as motit
Sa me dhûnë, s' ká mûjtë me i shtrue
Kurr i huej. Po, Mali i Zi
Para hupë ─ e hupët !─se Knjazit
I bjen n' dorë Shkodra mizore.
Un, po, vetë, un do t' u a kalli
N' zêmer burrave t' Malcís
T' hershem flakë të trimënís

# ZANA E VIZITORIT

T'besës shqyptare e të burrnís;
E s' lâ kurr e per ket jetë,
Pasha tokë e pasha dét !
Fjalen Krajlave pa u a thye :
Per pa e thy, per pa e poshtnue,
Edhè Tringen pa e pague !
Të lumët goja, eh sokoleshë,
Merr e i thotë Ora trojane;
Se edhè mue me vedi m' ké
Me sa Motra kam mbas vedi.
Edhè t' Mirat çue flauri,
Kan rrahë fletrat nper ajrí
E sa bredhë aj jehi i zanit,
I a kan behë mbí bjeshkë t' Trojanit.
Zana e Madhe, at herë, rrfè
Asht lshue ajrit tue flutrue,
Edhè behë ká m' Kapë të Brojës.
Kur ká behë m' at Kapë të Brojës
Se ç' piskatë ká ajo të madhe !
Kan ushtue bjeshkë edhè male,
Kan shungllue fushë edhè zalle.
E kan ndie burrat e dheut:
Atà Lekët e Malcís s' Madhe,
Qi aq zanát luften m'a kinin:
E kan ndie, mirë janë kujtue,
Se n' Nokshiq ushtrija e jonë
Ajo ngusht po ká qillue;
Edhè trimat m' kambë janë çue,

Kan njeshë armët, mirë janë shterngue,
E t' kan marrë malin perpjetë
Po fluturojn, thue ti, me fletë!
Mandej dalë ká m' Bigë të Shalës.
Kur ká dalë m' at Bigë të Shalës,
Sa të madhe atý piskati !
Ká shungllue marë Dukagjini.
E kan ndie burrat e dheut,
Shalë e Shosh, Shllak e Temal,
Me Mertúr, Gjâj e Dushman,
Qi aq të fortë besen m' a kan:
E kan ndie, mirë janë kujtue.
Se n' Nokshiq ushtrija e jonë
Ajo ngusht po ká qillue,
Edhè trimat m' kambë janë çue,
Kan njeshë armët, mirë janë shterngue,
Malit thik na janë fillue
Si lavë uqsh nper plajm e borë:
M'sý kapuçat, «hutat »n' dorë.
Edhè del m' at Qafë të Diellit,
Se të madhe atý ç' piskati !
Bjeshkë e vrrî se ç' kan ushtue,
Ç' kan ushtue ç' kan shungullue !
E kan ndie Pejë e Gjakovë.

# ZANA E VIZITORIT

E kan ndie Rekë e Rrogovë:
E kan ndie, mirë janë kujtue,
Se n' Nokshiq ushtrija e jonë
Ngusht ajo po ká qillue;
E t' kan msý Rekë e Rrogovë
E t' kan rrâ Pejë e Gjakovë
T' kan rrâ trimat m'armë shterngue.
Sýnin gacë, zêmren agzot:
Lum per Tý, o i Lumi Zot !
Kund pa u ndalë, kund pa pushue:
Thue se krushq po janë tue shkue,
Per t' marrë nuse nen duvak.
Jo mâ krenash me u krekcue
Ballë per ballë me Karadak !
Kur, qe, nisë era me frý,
Zbardhë âsht deti prej tallazit,
Sa shpejt qiellin po e zîn rêja;
Prej Rumije zê e veton,
Kah Cetina po gjimon.
Shum do t' zâjë shiu e shtergata
Shum do t' lshojë, tham, sheu e brraka.
Si mjerë kush të jét ngushtue
Neser kâmbë ujë me kalue;
Se, manà, fort un po drue,
Se s' do t' mûjë aj me kalue!

# LAHUTA E MALC`S

## KANGË E NIZETEPÊSTË

## GJAKU I MARRUN

### ARGUMENTI

ZANA e Malit të Zi ndëgjon prej shkambijve të Durmitorit piskamen e Zanës së Madhe të Vizitorit. Edhe ajo merr fluturimin, prej t'u ardhë në ndihmë të vetëve. Kapet, hajnisht, mbi Nokshiq, ku tashma vlonte pushka dhe gjimonte topi. Merr trajten e shkrimtarit të përmendun malazias, Petar Njegushit dhe I qaset Mark Milanit, të cilit I lajmon rrezikun, që i kercnohej nga ushtrit Shqiptare dhe e ngacmon të sulmojë perpara se çetat malsore të shtoheshin. Këcen në kambë komandanti dhe me fjalë të zjarrta zemron luftarët per msymje. Zani i burìs, krizma e trumpetës e urdhni i Mark Milanit, shperthen luften në të katër anët e fshatit. Ushtrit shqiptare jo veç s'topiten para morìs së forcave malazeze, por nxehen edhe ma teper e egersohen. Hallakaten luftarët, bertasin, ngatrrohen shoq me shoq, kacafyten; fishkullojnë plumbat, gjimojnë topat, shungullon bjeshka, dridhen malet. Perleshen Hot e Grudë me të Vasoviqas; lëshohen Shkrel e Kastrat me herojtë e vet; rrân Kelmendi, mësue përherë me u dà në shej nder beteja. Poeti, këtu, shenjon dyluftimin e të malaziasit, Vuka Lekë Dravës me Prelë Memen, nga Vukli, me fitimin e këtij të mramit. Para korisë, që mbulon ushtrin karadake, lëshohet Mark Milani dhe me fjalë zjarm i nxit

Teë vett me u çue nderen në vend. Nder heroj malazez dahet në shej Kik Mëhilli, që në Hercegovinë pat vra Smajl Agën Qengiq, e sa tjerë; u rrijnë përballë kreshnikët shqiptarë me Turk Shabin, Masha Cokun, Muç Hasin, Prelë Marin, Dedë Ivanin etj. Hin në veprim taborri I Biocavet: ndeshen nder parzme të tanëvet dhe thehen, si tallazet e Drinit nder kambet e urës graniti. Arrijnë fuqitë e freskta shqiptare nën Prelë Tulin; rrâjn Malsì e Madhe, Dukagjin Has e Rekë, Postripë e Shllak. Mark Milani e shef vedin ngusht. Perpiqet me kapidan Mirkon, I cili e ke¨shillon, sà pernjiherë, të tërhjekë ushtrinë, dhe natën, për Qafë Morinë, të kthehej në Mal të Zi. Kështu edhe u dha urdhni. Kah gjysma e natës shpërthen nji shterngatë; çohen prrojet e fryhen lumej, fishkullon nji erë, thue, thue po rrotullohet bota. Në të zbardhun të dritës ushtritë e Mark Milanit në terheqje ndeshen në rojet e Rugosve: âsht mbrojtja e Zanës së tyne, që I ban të shpëtojnë. Kacafyten, tashti, dy Zanat e ushtrive kundershtare. Marrin pjesë në luftim Orët e dyjave anëve. Dikur në ndihmen e Zanës shqiptare rrâjnë dy shtrigat e Iballës, kalorse mbi breshka detit. E lidhin Zanën e Malit të Zi dhe, rob të nxanun, e dergojnë në Vizitor, ku, pengue mirë per blinin e vorrit të Tringës, e rrahin me kamxhikë gjarpijsh deri sa ke¨saj I bajti shpinda. Ushtrive malazeze, tashti, u liget Ora definitisht vehen në të hikun, tuj lanë shum të dekun.

Zana shqiptare lumnon, perse I a mrrîjti qellimit, muer gjakun e Tringës.

# GJAKU I MARRUN

Fort gjimue kan bjeshkë e male,
Fort shungllue kan prroje e zalle,
Prroje e zalle edhè livadhe,
Kur piskatë ká Zana e Madhe,
Zana e Madhe e Vizitorit:
Ushtoi bjeshka e Durmitorit!

Ora thepe e Malit t' Zí,
N' Durmitor qi m' a ká, shkina,
Bigen nalt mbrendë nder do stiena,
Tanë lëmashk, tanë lerë e rrgallë:
Kû bîjtë hala m' shkam të gjallë,
Hellë, ngallitë, thue po do qiellen
Me_ pershkuem, mbí të cillen
Çilë syzhgjeta shqype zogat,

---

1-10 Zana e Madhe e Vizitorit: K. II, 50; XVII, 525. - bjeshka e Dormitorit: vargu i malevet me ketë emën ndermjet lumit Komarnica e Tara e qi kapet deri në Vizitor. – Ora thepe: Ora e idhtë, qi jeton në thepa.
10-15 Bigen nalt.. nder do stina: majen ku rrin nder do thepa, krepa. - lerë e rrgallë: vend me gur, vend I rrëpît e i thyeshëm, i rrxuem. - Hellë, ngallitë: e rritun fillakçe si helli.

Ku edhè sutat kerkojn llogat,
E as Shnaprendjet s' dêhet bora.
Piskamen ká ndie, po, Ora
N' Durmitor, edhè sa ndora
N' tingell zânin njoftë e ká:
Njoftë e ká, mirë m' tê I ká rá,
Se sygrizha e Vizitorit,
Si njaj plajmi n' muej t' Brymorit,
Po i bijte ajo rrfé Shqypnís,
Per t' grishë burrat e Malcís,
Me i rrâ ndihmë ushtrís shqyptare
N' at Nokshiq: ku tash batare
Pushkë e top po rri tue vlue,
Gjylja e plumja tue vringllue,
Porsì breshni me murrâ.
Edhè kqyr at herë ç' ká bâ
Njeko Ora malazeze,
Njanit sy si e vangtë, po, shtriga;
Por e fortë, e idhtë si shlliga,
E e pabesë, gjithmonë belá,
Kurrkund halli mos m' i u pá,
Kur po bâte mendsh ndojhera

---

15-20 Ku...sutat kerkojn llogat: ku drêjet kerkojnë ndejen, strehimin. - E as Shnaprendjet: e as në pikë të verës 26 korrik). - sa ndora: me nji herë, me të shpejtë.

20_ 25 Si...plajmi n' m. t'Brymorit: posi bora në nanduer.

30-40 Vetullreptë e ftyrkermeze: me vetulla, qi në hijeshí femnore apinriljev të madh, pa qime të dukshme e me fëtyrë alle. - si e vangtë: K .XXIII, 87. - Me u trenue: si fjera : K.

# GJAKU I MARRUN

Me u trenue: t' u hodh si fjera
Porsa aty vigmen ká ndie
E kallë zêmëret me mní,
T' âsht lshue fluturim n'p'r ajrí
Kah Nokshiqi, drejt njâj mâje,
Shpatit s' cilles, staje - staje
Derdhë nper çufra e ndêtë mbas lakut,
Forca e urdivet t' Karadakut
Urdhnin pritte t' Mark Milanit,
Me u flakruem trimat rrfé
M' llogje t' grisuna t' mejdanit
E me u vrá atà dhè me u pré
Me Shqyptarë, e n' gjak me u lá:
Si gjithmonë Shqyptár e Shkjá
Janë lá n' gjak, q' se fati i zí
Flakë e agzot vûni per brî:
Vû per brî Shqypní e Mal t' Zí!
Manà, pra edhè fort dinake
Njekjo Ora karadake
Qi: kah m' doren se nalt nen rê
Me pasë ajrit fletët me i ndê,
Do t' a shifte vetullholla
    Zana e Madhe, rritë nder molla:
E se m' shpinë kjo do t' i shtrîhej,
Edhè me tê rrebtë do t' grîhej,
Kudo ajo fluturim t' a ndeshte:

---

XXIII, 718; 200.

45-50 ndêtë mbas lakut: ulë mbas pritash. - F. e urdivet t' Karadakut: fuqija e ushtrive malazeze. - M'llogje t'grisuna t'me jdanit: nder prita e logje të thyeshme të betés.

Jo nalt ajrit sypri kreshte
Malesh flatrat valvitë, shkina;
Por nper gryka e nper lugina
T' grisuna, tanë karma e stina
T' Malit t' Zí, tue fluturue
Plantë mbí lerë e rrgallë tue e prrue,
Urë per tokë rrashit tue shkue:
Si 'i _ çapthîme dalë me gjue
Peshk n' liqê, n' ndo 'i glinë a hurdhë:
Tinzë kalon e disì shurdhë,
Dér qi kapë â ajo dikúr
Mbi Nokshiq, ku _ per terthuer
Shpatit tej, si rê zhgjetuese,
Isht' perhapë ushtria sulmuese e
Malit t' Zí; e Mark Milani
Ku, zatetë mâje 'i carani:
Si nji shqype e murrtë: n' turbí
Kqyrte, trimi, si i'n tue u grî
Poshtë n' Nokshiq Shqyptarë e Shkjé,
Me shosho'in krenash t' u pré,
Thue ti, po krasisin landë.

Marrë të Petar Njegosh: motit
N' at Cetinë, n' at falme agzotit,
Kênë Vlladikë, mjekrren dý pllamë,

---

65-75 tanë karma e stina: tanë shkamij e thepa krepa.-Plantë mbí...: poshtë(urë per …tokë)_ mbi...---çapthîme: gatë,çafkë,çapkë (Ardea cinerea).- glinë: K. XVII, 183.
85-95 po krasisin landë: po presin, dërmojnë, krekcojnë landë.- n' at falme agzotit: K. XXIII, 739.- Vlladikë: kryepeshkop.

## GJAKU I MARRUN

E qi larg edhè n' ditë t' sotit
Aj permendetr rrokullís
Per njat « Kezen e Malcís »:
Kangë hynere, kangë me nám,
Shkrue me lot e thkndiell barotit:
Edhè avitë âsht Mark Milanit,
Kû po 'i flet me 'i fije zanit:
Ndigio, Mark! Porsí stuhija
T' a ká msy, manà, Malcija,
E fort drue, se tý Shqiptarët,
T' idhtë si helmi, kan me t' çartë
Sa, qi s' dij a pshton me krye;
Edhè ushtrín kan me t' a thye,
Po nuk luejte ti per s' gjalli.
Ushtue ká, po, bjeshka e zalli,
Kan shunglluem rrgallë e lerë
Në kushtrim, qi âsht lshue kaherë
Malcís s' Madhe e Dukagjinit,
M' Qafë të Diellit n' Breg të Drinit,
N' Pejë, n' Gjakovë, Rekë e Rogovë:
Gjithkû â lulja e trimënís:
Shka â m' shtatë vjet e m' shtatdhetë vjet,
N' dihmë n' Nokshiq me I vojtë ushtrís.
E t' kan rrâ Shqyptarët n' at zâ
Plak, i rí e kalamâ,
Kush n' xhurdî e kush në gunë,

__________

argjipeshkëv, (nder Slav ).- Kezen e Malcís: kryvepra letrare e Njegoshit: «Gorski Vjenac».- Kangë hynere: kangë e cillsueme, e dame në shêj, në zâ.
115-125 xhurdî e në gunë: në kapotë të zezë leshi me mangë të

Porsì miza nper kercunë;
E dér mbrama, pa marrë dielli,
Tham, ktû t' a kan befë nji filli.
Shka pret mâ prandej nuk ké,
M' Shqyptarë por sulmò ti rrfè,
Me sá ushtrí të keshë mbas veti,
Sa ené ktyne s' u prispjeti
Ndihma e pritun. Kshtû tha Ora,
Edhè âsht zhdukë aty sa ndora.
    « Braf » i a bâni Marku m' kamë:
Lesht e krés ngrehun nji pllamë,
Porsí kreshtë derrit bugár,
E vetllat ngerthye kulár:
M' kambë, sokola, t' Karadakut!
Ká bulrue me 'i zâ tarakut;
Perse ju: po n' patët qillue
P'r'imend bijt e t' Parvet t' ue,
Qi s' kan bartë kurr zgiedhë të huej,
Pagë e t' dheta s' kan lá kujë;
Kurdoherë qi edhè n' fjalë t' Knjazit
Janë hjedhë n' zjarm e n' shkulm t' tallazit:
Ju, po, djelm tash fulikare
Me sulmue m' ushtrí shqyptare,
E dér mbrama pá marrë dielli,

---

shkurta me jakë e thekë mbas, e në nji farë kapote, si e para por me lesh dhije e me kapole gunë).- Porsi miza nper kercunë: K. X, 170.- s'u prispjeti: s' arrijti,s'u mrri ni, s' u erdh.
125-135 Porsi kreshtë derrit bugár: K. I, 303.- me 'izâ tarakut:me nji zâ kaut, taroçit.

Me m'a thye, e rob me zanë
Shka t' pshtojë gjallë: edhè nji filli
Ju mandej neser me ngranë,
N' saje t' t' Lumit Perendí,
Cilen n' Plavë, dreken n' Gusí:
Zamren n' Hot e darken n' Shkoder,
Mu n' Kalá të Rozafatit,
Perbindsh mndere ngrefë m' at koder;
Pse, shka merr Drinit per s' t' gjatit,
M' Shkam të Pejës e kû rreh deti,
Atá né, me gisht e leter,
Na e kan falë Krajlat e Mbreti.
Prandej sod nuk ká Zot tjeter
Kjo Shqypní këtu e dér m' Drî,
Per posë Knjazit t' Malit t' Zí:
Knjaz Nikollës rriti, Zot, jeten!
Qi na e duen Krajla edhè Mbreten.
Per bukë të thatë jue cullt e grueja
Sod te shpija u rrín tue u ankue:
Qe Shqypnija; âsht tokë e jueja,
Mjaft qi t' doni me e pushtue.
M' têni, burra, e mos e lshoni!
Token t' uej €sod t' a pushtoni!
Grát e fmijn zijet shpëtoni!

Trokllon lodra e rreh trompeta;
Mirë shtergohet m' armë ushtrija,

---

140-150 Cilen... zamren: K. XXIV, 564 shka merr Drinit...M'shk am të Pejës e ku rreh deti: tokën që nga Peja, ku buron Drini, deri në Lezh, ku derdhet në dét.

 Dá n' taborre e çeta-çeta.
Prîjn Vojvodë e Kerksedarë,
Krah-e-qafë kta pallat qorde,
Qi, kercnueshim ardhë kulár,
Is u vjeken si bollshorde.
Vendojn majesh Kapitanat
Ktej henikë, andej gopedra;
Ngrefin shpatit t' randë havanat
Perhapë grykash si kulshedra.
Mark Milani ká hypë atit:
Nji kál gjog sa voeja kryet,
Parzmen mal e qefull shtatit,
Vithet drejt, bishtin ngrthyet.
Edhè at herë: po, me at zhumhúr
Qi bâjn currat, shkepë s' perpjeti,
Rrgalles hov kah lshohen, kúr
Termegshim t' a trnadë termeti
Token: turr urdija e Knjazit
Mbí Nokshiq ká msy s' termali.
 E si skllafat e tallazit
Dyndë, kah s' epëri 'I kep mali
Kulihum brishti m' pellg t' detit,
Shkumet bardh e lshue kurrnî,

---

165-175 pallat qorde: shpatat lidhë në kordha.- ís u vjeken si bollsh
orde: u rríjn vár m'anesh,per brijet (ís) porsi gjarpnusha. - henikë,gopedra,havanat: top i vogël me grykë të gjanë; K. XVI, 501; VI, 333.

175-180 qefull shtatit: i lëmuet, më qeft e i hajshëm.

185-190 s'termali: s'nalti, nga naltsija.- skllafat: K. XXIV, 72.- Kulihum brishti m' pellg: rá, u plandos në humneren e detit - kurrnî: me hov, me turr.

# GJAKU I MARRUN

Gallamarde kthelltë bunjetit
Bregut të njelmtë tue kaperdî,
Zhbîjn, rroposin shka t' gjêjn para,
Tbana, gjind e gjâ të gjallë:
Njekshtû Shkjau - he atij i hupët fara!
U rras n' luftë nper mal e záll.
Porsì zjarm kur t' marre shpija,
Fjollë nper hatlla tymi s' pari
Deporton: e nper frangija,
Nper balkoj, si giûhë ndezë zharri,
Ferfllon flaka: por kur t' shâmet
Mbrendë pullazi, nalt n'p'r ajrí
Flaka rrmen, e si hjedhë_ lâmet
Shkrepin shkndijat: shkulm i zí
Dyndet tymi nalt si rêja,
Ndersa mbrendë n' at furrë gelqeret
Gurt pelsasin porsì kshtêja,
Shamen ledhet, sa qi mnderet
Jeta krejt me t' u trishtue:
Gjindja edhè kah thrrasin, vrrasin,
Vrap shko e eja, kush per t' shue
Zjárr, tjerët çaklat mos t' humasin:
Kshtû e pergjakshme lufta at hera
Erdh tue u ndezë, e t' krisi brima,
T' u dha vigma edhè potera,

---

190-195 Gallamarde kthelltë bunjetit: tuj shungullue neper bungajë vjen e kaperdîhet në bregun e njelmtë (t' ujit të detit).
195-200 Fjollë nper hatlla: (pershkohet = deperton) gyp neper trapazan (pullaz).- nper frangija: K. V, 457.

Larg e larg ushtoi bumllima
Kah urdija e Mark Milanit
Sulmin lshoi m' ushtrí shqyptare
N' flakë të pushkës, n' vetimë t' taganit,
Topàt tue gjimue batare.
    Amanèt, ti 'or Llesh Nikë Daka:
Qi aq të madhe m' bâne 'i bé
N' urë t' Sutjeskes mbí ato brraka,
Se nandë krena do t' m' kish' pré,
Do t' m' kish marrë nandë krena Shkjá:
Q' se ké e dalë n' ket jetë,
Mâ ngusht vedin a e ké pá?
Alush Smajli po e pëvetë.

Se 'I Shqyptár, zemer çeliku,
Aj veç ngusht bjen mbí ket botë,
Pa bukë n' shpí_ kur t' a gjêjë miku:
Kur t' a ketë, po gruen divane,
Shpín n' rrugë t' madhe, dre'in kojshí,
Oren fjetë, pushken jellane,
« Dorë të keqe » mbrendë në shpí;
Se, per n' luftë, manati i Zotit,
Porsì n' darsme e kujton vetin:
Mirë ushtrue në flakë t' barotit
S't' duron t' shtatë Krajlat, nuk t' duron Mbretin,
Jo mâ Knjazin. Na s' kem' dalë

---

230-235 gruen divane: gruen demele, pritace.- Oren fjetë,pushken jallane: fatin e pakët ,pushkën e mangët, qi s' punon, të ndryshkun. - Dorë të keqe: ndokend qi bân hajní, vjedhë.

## GJAKU I MARRUN

Ktû me vjedhë as me plaçkitun;
Shkjaut por hovin me i a ndalë,
Vendit t' onë larg tue e turitun.
Edhè grêthat n' at birucë
Ki'n me msy si 'i kalamâ
Si nji qind, n' shkuen kta me i ngucë:
T' lshojë prá Shkjau kaq edhè mâ:
Sa gjithkû aj burrë e grue:
Se Shqypnín na kun i a lshojm.
Vetë Moskovi m' kambë me u çue,
« Kapicë » m' krye nuk petullojm!

Burrë i urtë e flet arsye;
Paj n' sa lot vendit carani,
N' pellg të detit div shperthye,
Kur, dyndë mal, vala shkumuese
M' tê t' plandoset fulikare,
Me fuqí të rrebtë, dermuese:
Aq t' ká luejtë ushtrija shqyptare
M' sulm t' urdivet t' Malit t' Zí.
Veç t' âsht ndezë, po, vendi flakë,
Veç t' ká ndêjë pushka tue zí,
Gjaku i nierit rremej brrakë,
U dredh toka per nen kamë,
Kah janë ndeshë Shqyptarë e Shkjé:
Kryet e tyne thue po âsdht shtamë,
Per gjith treg me dalë me u blé!

---

240-245 tue e turitun: tuj e trembë, tuj e mbajtë larg.
250-255 pelivani: sokol - djalë. - paj n' sa lot etj.: me sá luen vendit shkambi, qi qet kryet, si katallâ, në gjirë të detit.

Ç' t' janë bâ lamsh, po, neper plan,
Tue i a dhânë m' «hutë» e m' «novicë»,
Tue i a dhânë mndershim m' tagan
Kush në ksulë e kush n' «kapicë»:
Njani rueju, tjetri mtrueju,
Kush lshou vrap, kush ndiq per hap,
Aj perpjetë e ky tatpjetë,
Atà shaju këta çaju,
Këtej vritu pertej pritu:
Pritu, vritu idhshim nzitu,
Brit, gerthit e mbush e qit,
Koder m' koder shoqit thrrit:
Thrrit, vërrit «ah-ha-ha-há»,
Si atà mazat fushës tue ngá:
Dnes t' varruemt, gjimo t' gjymtuemt,
Turru, gurru, matu, shmatu,
Duku, thuku, struku, zhduku,
Aj pa vesh e ky pa fregull,
Neper karpa, cunga e bunga
N' plûhen pshtjellë e n' tym, qi njegull
Ndêhet ajrit shllunga-shllunga.
T' dridhet kmisha m' shtat, taganat,
Kah vezllojn ajrit per mnderë;
Idhtë kur vrrasin Kapitanat,
Thue lavë uqsh po uluron n' Peshtér.

---

270-275 mtrueju: msyj, deli para.- tatpjetë: teposhtë.
280-285 Turru, gurru etj. thuku: turru; ndalu; rrasu, shtypu etj.vro gjallsín e pershkrimit dhe gjasimin e veprimit.- e ky pa fre gull: pa flegër të hundës, pa hundë.
290-300 Thue lavë ujqish...n' Peshtér: tufë ujqsh në bjeshkët e Peshterit. - laskár: pjesë e shembun e nji mali.

# GJAKU I MARRUN

Fort perlyken si Taroça,
Bajraktarët e Krenët shqyptarë!
Plasun gjylet plloça-plloça,
Lerës Vringllojn e nper laskár;
E kaq brima e bubullima,
I âsht dhânë vendit per terthuer,
Kaq vërrima e shungullima,
E batarja me zhumhúr,
Sá qi topat n' mes t' poteres
Disì shurdhë e thatë gersasin:
Si atá gurt në furrë t' gelqeres
Vapet t' zjarmit kah pelsasin.
      Proh ti o Zot, por ç' t' janë merthye
Dikû atje nalt mbí Nokshiq
Ç' t' janë merthye , ç' t' janë kaperthye
Hot e Grudë e Vasoviq!
T' dyja palët, po, trima n' zâ,
Ka tri zêmra atà nen parsem:
Mâ se 'i nanë, thamë, ká me fshâ,
Mâ se 'i çikë me u plakë pa darsem,
Edhè nusja pshtjellë në zí;
Kaq âsht dhânë aty piskama,
Kaq shum nigu âsht nçue n'p'r' ajrí,
E nper nig flaka e rropama!
Qaj Çun Mula vrret per çudë,
Shallin dredhë, taganin në dorë:
Bini, Hot! E bini, Grudë!

---

315-320 nigu: tymi mjegulla.

Trima, mbrendë! Me dorë! Me dorë!
Idhtë ç' t' â lshue Hoti si fjera,
Ç' t' âsht shpervjelë Gruda m' tagan!
Vasoviqt ç' i mloi potera,
Fort gjimuen top e havan!
Nziten, njiten, kacafiten,
Keq dermishen, idhtë shkelvishen,
Lshohen, vriten, dbohen, priten,
Desin, mesin, prishen, çprishen
Gjithkû ndollë ká pika e djalit
Nder Shqyptarë edhè nder Shkjé,
Me i u dhimët lisave t' malit,
Me i u dhimët gjarpnit nen dhé.
Lul Rapuka, 'i arí shkorreti:
Nji kasap m' âsht bâ mbí Shkjá!
Kah po siell Baca Lucë Deti,
Ç' po bân shkinat n' mal me kjá!
Por kur lshon Nikë Gjelosh Luli,
Trim me bré hekur me dhâmë,
Qafen trup, llanen sa shuli,
Dredhet toka per nen kâmë.
Fort turfllon Gjeto Mark Ujka,
Kaq me idhnim qi trimi jep:
N' sulme t' Shkjaut vendit s' po luejka,
Me sa lot vendit nji krep!
Alush Smajli, i Hotit t' Kûjit,
Sod mbí Shkjá m' âsht çue lugat

325-335 shkelvishen : K. XXIII, 137. - shkorreti: shkorresh, landësh ulta e të ngatrrueme.

# GJAKU I MARRUN

Siell m' tagan sa kû âsht tue muejtë,
Si po t' xierte hûj nper shpat.
Lulash Nika, n' krye t' gajushit,
Gjithmonë Pashkë, gjithmonë Bajram,
Po i bân zâ Islam Makalushit:
Hajde, hajde, morè Islam.
Se so' 'i javë, po, n' saje t' Zotit
N' at Cetinë kemi me hî,
Me qitë rrojme e' si n' Tuz motit,
Prap me u toçë na me rakí:
Edhè Lùlashi si zhgheta
Po merr turr e bjen mbí Shkjá:
Lshon Islami neper çeta,
N' dorë tagani tue i shkelqá.
Maça Grishi, nji kulsheder,
Ç' po m' i lshohet m' shpinë «Milloshit! »
Nuk ká top, nuk ká gopeder,
Q' i a ndalë hovin Lucë Gjeloshit.
Burrë i fortë Osman Hxhija,
Vojvodë n' Bajrak t' Nokshiqit:
Me do sy porsì duhija,
Musteqet si shllungë ogiqit:
Fort po rri trimi tue u zhdatë,
Me atà Cucajt t' Karadakut,

345-350 n'krye t' gujashit: në krye të shkorretit.
355-360 Me qitë rrojme: me qitë, me kuvendë prralla.- si n'Tuz moti ...me u toçë: fshat në fushën me ketë emën,afër kufinit të
soçëm,ku malsorët uleshin nder festa e shtigje dhe pijshin
nder mejhana sá gadi me u dejë.
365-375 si shllungë ogiqit: si lesh dashit të kumbonës (të mdhaj).

Qi me pushkë, tagan e shpatë,
T' madh zijan apin Bajrakut.
M' i ndihmon Sadri Mehmeti,
Bajraktari i fortë i Gashit,
Me Adem Çelen djalë mbas veti,
Qi m' bjen m' Shkjá si m' mish të dashit.
Jakup Feri, 'i zog skyferit,
Lshon me Plavë e me Gusí,
Shkulm si lshon çuturri Peshterit
Mbas nji shiu rá me stuhí.

Ardhun shtatit, «xhevardare: »
Pa ndigio, 'or Rushman Hasani:
Se kta Zubcit-dalshin fare!
Per Tynzonë, po e çarsin Shkrelin,
Ke per plume dert s' po kan
E askund kamben nuk po e ngelin:
A t'─ i msyjm, Rusho, m' tagan?
M' kambë Rushmani çohet filli,
Si lugat dalun prej vorrit,
Rrfé taganin xier prej milli
E nper reshpe të Çakorrit:
Si ajo rêja e nji thellimit,
Qi u ─ bjen qiellve tue vetue:
M' Shkjá turr lshohet trimi i trimit,
N' dorë tagani tue vezllue

---

- zijan: zalldanin, i a bienë ngusht.
375-380 mish të dashit: mishi mâ I kërkuemi. - çutrri: prroni.
390-395 xier prej milli: K III, 262. - E nper reshpe t'Çakorrit: nper shkambij të malit ndermjet Pejës e Velikës.

# GJAKU I MARRUN

N'p'r ato rreshpe e n' p'r ato rrmore:
Shum do t' kndojë qyqja n' Mal t' Zí!
Per mbas tij Shkrel e Zagore,
N' zâ per pushkë e dejlekí
Me atà Ducajt, Xhâj e Bzhetë,
T' kan msy Zubcit fyt-a-fyt.
Dy Patâjt, shqype me fletë,
Çuli e Beci, zhyt-e-mbyt,
Se ç' po i furen Shkjaut n' aradhe,
Idhtë m' tagan kta tue i a dhânë.
Gjeto Staka, hidra e madhe,
Dhânun vezmeve m' nja'n anë:
Sì turfllon rosa m' shirok,
Tue rrahë flatrat neper Drî:
Po lshon trimi trok më trok,
Per me u pré me Mal të Zí.
Marash Vata, 'i drang drangonit,
Shkon e vjen porsì duhija;
Nuk han bukë mâ as s' pin ujë kronit,
Kushdo bje nder kthetra t' tija.
Por Çakorri ndezë t' â zhari,
Mirë shpervjelë_ €€tash_ €€qi_ €€m'_ €€tagan
Msyn Dodë Prêçi, Bajraktari,
Me Kastrat e Petrushan.
Kallzit grunit ktej e andej
Si lakohen, kur nper arë

---

400-405 Ducajt, Xhâjt e Bzhetë: fshate të Shkrelit(Malsi e Madhe).
405-410 hidra e madhe: kulshedër ujit. - vezmeve: K.V, 39. -
drangonit: K. XXIII, 63.
420-425 e Petrushan: Pjetrashan: lagje e Bajzës së Kastratit.

Vrap t' hikë derri, qi pertej
T' a ketë gjuejtë nji pushkatár:
Frota e Shkjevet kshtû lakohet,
Kah Dodë Prêçi n' mes po u furet,
Gjeto Daka m' ta kah lshohet,
Kah m' tagan Voc Keqi puret:
E msyjn, breshen me shtergata,
Vatë Ivani, derë bujare,
Mark Ujkë Vata e Prêlë Ujkë Vata,
Si dý plume n' «xheverdare».
Veç kur rrân aj Marash Gjeka,
Me at Smajl Mal'n e Buzes s' Ujit,
Thue nper Shkjá pa kalon Deka,
M' kosë t' i a dhânë sa â ajo tue mûjtë.

Pushken tash e mâ s' po qet:
Tash qi msy ká Mark Milani,
Me sá urdí ká n' súnd të vet?
A mos lshoi pritat e hiku
Shì tash, qi m' ushtrí shqyptare
Mâ kobshim randon rreziku,
Pushkë e top kah rreh batare?
S' âsht, jo, fis, qi hikë Kelmendi:
Se aty djelmt i ké sokola
Se sa herë qi e qiti rendi,

---

430-435 Si dy plume n'xheverdare: K. II,115. - e Buzës s' Ujit : fusha qi shtrîhet këndej Synit të Hotit, në breg të Liqenit të Shkodrës.
440-445 Me sá urdí ká n' súnd të vet: me sá ushtrí ka nën urdhën të vet.

# GJAKU I MARRUN

Si ajo e lashta këndon shkrola,
Me luftue me Turk e Shkjá,
Nder t' shtatë Krajlat nám la vetit:
Bâni shkinat idhtë me kjá,
Trazim t' madh i qiti Mbretit;
Veç nji shkjá, Vuksa' Lekë Drava:
Beter burrë, i madh sa 'i trap,
Me do krye tanë raava rava
Varrësh s' tagani, edhè 'i zdap
I gjatë, m' trá me i prekë, po, kryet,
Me 'i mullâ, sa 'i grusht, m' nja'n faqe,
Vetllat shllungë, me i zânë t' dy syt:
Pré n' terzí dollamë e gaqe,
Si mâ i miri n' Karadak:
Rubë të bardhë çue shêj per dore;
N' grusht taganin lá me gjak,
M' krah «novicen» vjerrë mizore,
Del m' nji pod e u €thotë Kelmendit:
Ju, Kelmend, me shka flet bota
Po ishì t' pushkës edhè t' kuvendit:
Plot kotecat, shekat t' plota:
A mos bâ ká nana 'i djalë
N' Bajrak t' uej, djalë trim rrfé,
Qi mue ktu n' mejdan me m' dalë
E m' tagan burras me u pré?

---

450-455 Beter burrë: burrë I madh tejèt. - tanë rava rava: tanë vija vija. - zdap: shul I gjatë.
460-465 Rubë të bardhë çue shêj per dore: me nji shamí të bardhënë dorë në shêj paqe, lajmi, ndermjetsije...

Qaj Prêlë Mema: sa per sy
Mos me pasë shka e thrret per n' lâmë,
As per krushk, as n' luftë me msy,
Aq i hajm e çufrrak shtatit
Ardhë, e i thatë si cung në záll:
Thue ti, po, aj farë malukatit
Shkjaut po i han nja dý herë gjallë.
Por ndollë Prêla m' ká 'i farë derrit,
Me trí zemra e trim si Zana,
Mos me I hikë belás as sherrit,
Edhè i shkarthë porsì zarana:
Ky i del para Shkjaut n' dervend.

Páshi Zotin, 'or Kelmend,
Pse m' a qitët para ket teshë?
A mos doni m'e vendue
Me mue n' rrogë, per t' m' ruejtë do lopë
N' Palabardhaj?... Mjaft po drue
Se m' i darë, orë-ligu, n' shkjopë...
Perrçik burrë ky permbí dhé,
Pásha Sh' Pjetrin e Cetinës,
S' âsht i zoti as me m' a bré,

---

475-480 sá per sý mos me pasë etj.: sá per dokë mos me t' a mbushë synin per t'a qitë në log, - persé i hajm: i thát e i shkurtë( çuf rrak). - aj farë malukatit: aj farë përbindshi.

480-485 shkarthë porsi zarana: n' dervend: I zhdërvjelltë porsi djalë i rí... në log të betés.

490-495 Se m'i darë,orë-ligu n' shkjopë: se m' i tretë, m'I bjerrë, m'I lên, fatziu, në mal (vend ku rriten shelqa, shîsa e bimë knetash).

# GJAKU I MARRUN

N' gojë m' i a shtî gishtin e shllinës!

Ngul! Vuksan; pse 'i tash si brâsh
Ta kam hjedhë tý kryet nper çukel.
Edhè Pêla, permbledhë lâsh,
T' flakron m' Shkjá atý, e m' herë të parë
Kryet e tij sa nji «karricë»
Tue u kundrue rreth Shkjé e Shqyptarë
I a hjedhë m' tokë me gjith «kapicë».
Si nji rrap i haptë me gêma,
Shkjau plandoset sa gjanë gjatë,
Tue i shkue gjaku rrêma rrêma,
Shalë e krahë aj tue luhatë.
Zên Prêlë Mema n' shpotë me i thânë:
Po a m' thue Vuko, or samadak,
Sa rrogë n' vjetë ti don me m' dhânë,
Me t' ruejt lopët un n' Karadak?...
Ah! kadalë, moj Cernagore:
Se s' ké pá Shqyptarë me sy!
Se ktû i thonë Shqypní mizore,
Fort me t' lânë, besa, pa krye.
Se per dukë s' peshohet burri,
Veç per zêmer e trimní:
Se mbas hapit matet turri:
Fjala e lashtë duhet perdî.

---

495-505 gishtin e shllinës: gishtin diftues. - nper çukel: neper aher, ku qiten sendet e pavlefshme (it.ripostiglio). - karricë: karroqe: masë drithi (misri) qe nxen 8-10 kg.
510-515 samadak: djalë I rí e I zoti.
520-530 Fjala e lashtë duhet perdî: duhet peshue fjala e vjetër.

Mark Milani kur ká pá
Vuksa' Leken shyt per tokë,
Fort â idhnue, veç se s' ká kjá,
E t' ká britë, disì tue krrokë:
Bini, qêna, bre!... Kû jini!
He domuza t' kqí... he zgieba!
Shka harû tash ju po rrini?!
Mtani! Pas vam nanu greba !
 Po t' ketë nisë n' voter me u shue
Zjarmi, e buzmi ndê terthuer
T' rrijë tue çîzë e tym tue çue:
Zotishpís, zanë vend per urë
Voters, m' mâshna a m' ndo'i ûnë t' zezë
Turrshim buzmin shkundullitë
N' anë prej kah ky zû me u ndezë,
Tjera drû nen tê tue avitë:
Shkrepin shkndijat n' ajr flaurí
E pse m' prush, aj frýn pa prâ,
Ferfllon flaka e me shpejtí
Ndezet zjarmi flakadâ:
Kshtû në vrrimë të Mark Milanit
T' u kallë lufta flakë n' dervend,
Kah lshojn turr si uq prej planit

---

- He domuza...zgieba: he derra... he_ €€kromana (me kromë)të shame e të perbuzuna. - Pas vam greba: shame banale

530-535 buzmi: nji trup qi natën e Krishtlindjes vêhet në zjarm me disa sjellje të posaçme rituale. - shkundullitë: shkundë, e ngaçmon, e shprishë me... qitë ndizet.

540-545 flakadâ: flakë e gjallë.

# GJAKU I MARRUN

Palabardhajt mbí Kelmend.
Lum per Tý, o Zot i Lum,
Fort-I trim Vllaho Serdari!
Se ç' ká msý hallakatrum
N' çetë të vet gjithmonë mâ i pari!
Shungllon Qafa lak e m' lak,
Kah si bisha turret Vllahi:
N' dorë taganin sýnin gjak,
T' trashë mustakun porsá krahi.
Si dý rrfé, qi shkrepë njâjë rêje,
Pllojcë zhigasin hausit t' qiellit,
Kshtû sulmue t' kan t' thuer njâjë dêje,
Gjoka i Vasës e Kiku i Mhillit.
Kiku i mhillit, derë jetike,
Burrë i pushkës edhè i taganit,
M' ki' pa' ndollë me at çetë fisnike,
Qi, mbas Mirko Kapidanit,
N' at Stolac, n' Hercegovinë,
Vrau Smajl Agen e Çengiqit:
Ndersa ky, frymen qelbsinë,
Shpirtin lesh, si lkurë iriqit,
Kishte dalë me mbledhë haraçin

---

545-555 hallakatrum: kudo rasha, mos u vrasha, pa peshue gjâ.
555-560 Pllojcë zhigasin hausit t' qiellit: shkojnë tue lanë ví të dyfish të nper hapsí të qiellit. - njâjë dêje: njaj brije, njaj vendi të pa borë).
560-570 Smajl Agen e Çengiqit: mbi të cilin këndon shkrimtari Mazhuraniq : «smrt Smail-age Çengiqa». - Shpirtin lesh si..zemer egër: zemër fortë ,I pashpirtë. - harçin: të dhetat, taksat. -

Neper «rajë», e njânin m' shkop
Rrah e mbyt: tjetrit kerbaçin
Njeshja ftyrës e varë m' konop:
Shnjerzo çika e turpno nana,
Si e kndon kanga gjatë e gjatë.
Shka ká thânë vall, Tverrdko Stana:
Hallallë, nanë, e hallallë, tatë!
Se, manà, me ç' m' duket mue,
Vshtirë se kthej un mâ n' at dhé:
N' shtek të vshtirë po kam qillue:
Me ksi trimash kurr s'_ jam pré!
Udri, Tvrdko, Bog te ubijo!
Me nji zâ sa ká n' gabzherr,
Mbrapa i vret Vukotiq Mijo,
Kah lshon turrin nper nji djerr.
Rakiq Pera, me trí zêmra,
Po bjen n' luftë si nji kulsheder:
Se atij mbrapa si merr thêmra,
Me e gjuejtë m' top, me e gjuejtë m' kopeder.
Se edhè Pavle Vuçeniqi
Maná, m' kenka 'i shpatë e gjallë!
Shum do krena Turqsh shperthiqi,
Kur me Turk lufta kje kallë.
Lshon Gjur Draga hallagrep,
Me do krye tanë gunga gunga:

rajë: neper popull të robnuem. - kerbaçin: kamxhikun.
575-580 Udri, Tvrdko, Bog te ubijo!: Mëtâ, Tvrdko, he Zoti të vraftë!
585-590 hallagrep: urysh, tuj e qitë vedin telef.

## GJAKU I MARRUN

Se m' tagan trimi ç' po i ep,
Thue kund rrahit po siell m' cunga!
Qaj Turk shabi thotë nji fjalë:
Ndihmo, Krisht, e ndihmo, Zojë,
Ç' po msýn Shkjau suvalë, suvalë,
Pushken n' dorë, taganin n' gojë.
Shka po ulron krés s' nji cabokut,
Si harusha n' at bjeshkë t' Krrabit?
Trimi i trimit Mashi i Cokut
Po I lshon zâ njati Turk Shabit:
M' kambë, Turk Shabi, derr i derrit!
Se nám t' zí Shkjau m' né po bân!
S' na bân kryet mâ as sa 'i krye berrit,
Po s' i a thyem hovin m' tagan.
Lshon Turk Shabi porsì fjera;
Msýn Muç Hasi si duhija;
Kaq t' âsht dhânë zhurma e potera
Edhè ushtue t' ká Metohija,
Kah lshon turrin Mêmi i Smalit
Me at Prêlë Mirin krah per krah:
Gurgllon gjaku rrkajë poshtë malit,
Shakull gjindja bijn per rrah!
Ujë kovaçi pse taganit
Të Prêlë Mirit dhânë m' i ki'te
Me helm t' shllingës e tamth t' luanit

---

595-600 suvalë-suvalë: valë-valë, tallaze-tallaze. - krés s' nji cabokut: krés së njaj kërcune (vend me cûngj).
605-615 porsi fjera: K.XXIII, 200. - Ujë kovaçi etj.: rreshto: Pse kovaçi (farkatari) m'I ki'te (kishte) dhanë ujë taganit të P.Mirit...
615-625 Me helm t' shlligës e tamth t' luanit: per të diftue se

«Fjalët» tue I thanë qi aj veç por dijte.
Paj ky Prêla, manà t' Zotit,
N' at mollë Shkodre nder Parí
Javë per javë, ç' do javë t' motmotit,
Ká 'i krye Shkjaut çote dhantí.
Dedë Ivani: Raznajsh s' vendit,
Qi, në zâ per «gojë» e «gisht»,
Shkapercete vrap nji rendit
Tre kual rresht, lidhë bisht në bishtë:
Turr ka' â lshue trimi mbi Shkjá,
Ora thepe e Karadakut
Prej gazepit nisë me kjá,
Rrkajë volísh tue i shkue lot gjakut;
Mirë ke e diejte, manà, shkina,
Se kû hovin shperthen Deda,
Atý krenat nper ledina
Rrokullisen reda reda,
Qaj Gjokë Marku e qaj Djalë Miri
Sa herë sjellin me tagana,
N' Karadak fiket ka' i qiri,
N' zí pështillen njaq do nana.
Mashi i Cakut, sýn sa kau,
Kur merr turrin per me lshue,
Se ç' perpushet atý Shkjau,

sá i idhtë ishte tagani i tij (ujtisë me helm gjarpni e tamth luani). - N'at mollë Shkodre: K.XIII,256. – Raznajsh s'vendit: nga Razna e Kastratit. – në zâ per gojë e gisht: per mikpritje e per trimní. - Shkapercete vrap nji rendit: me nji të dhanun, me nji turr, njiherit.

625-630 Rrkajë volísh etj.: K. XXIV, 722.

Si ajo shlliga n' zjarm vallue.
Vigmet, krismet e poteret
Shungullon Qafa e Çakorrit,
Tmershim po gjimojn humneret,
Ushton bjeshka e Pernjovorit.
    Kur, qe, s' epërmi po lshohet
Nji taborr Bijocash s' rí:
Si làpuret poshtë hudhrohet
Rreshmja barot në malsí.
Trima t' çartun, hajna, cuba,
T' idhtë si helmi ruejtë n' gastare:
Si atà skrapthat nper kaçuba:
N' luftë t' janë hjedhun fulikare.
Porsì kur në flakadâ
T' hjedhë bariu 'i vandak dullîja,
Krepaton flaka pa prâ,
Shkrepin shkndijat mija mija:
Kshtû t' u ndez lufta aty zhari,
Kur tue lvitë e tue uluruem
Turr Bijòcasit pik s' pari
Msýn m' Shqiptarë porsi t' terbuem.
Jo, po, besa, more brobe,
Veç n' ardhsh vetë ti e t' shifsh me sy
E të ndiejsh me veshë; se, tobe!

---

640-650 n' zjarm vallue: K. XX, 208. - Ushton bjeshka e Pernjavorit: fshat ndermjet Plavës e Komarushës: - Si làpuret poshtë hu drohet: si lëshohet me vrull në teposhtë nga kreshta e malit (làpuret).
650-655 si helmi ruejtë n' gastare: K..XVII,376. - 'i vandak dullîje: nji barrë dyllijash, nji krah dull. - Krepaton: gërset.

Ne din gjûha me shperblye,
Sa me t' madhe nji uturimë
Janë perlám Shqyptár e Shkjá,
Tash qi, breshen me vetimë,
Bijócasit n' luftë kan rá.
Vrrimet t' kobshme, m' nja perzí
S' fshamesh s' mbetunvet shitue,
Edhè hajke, n' brohorí
Qi bâjn trimat m' luftë tue lshue,
Kthelltë, mjerueshim t' tingllon veshi,
Tmeret të perqethët t' bjen shtatit;
Trandet rrahi edhe bushnjeshi,
Topat kah gjimojn nalt shpatit.
Se kahdo qi syni t' priret,
M' mal a m' fushë, a m' shpat a m' lak,
Ké per t' pám, ofshe! si pliret
Anë e kand vendi në gjak.
Atje lshue Shqyptarët_ €€rrfé,
Si zanát luften qi e kan,
Vû t' kan para nji çetë Shkjé,
Lehtë tue i ndjekun neper plan.
Trimat Shkjét e mâ se guri
T' fortë, kan dyndë kah Kumurasha,
Shqyptarët pritet, e nper zhuri
M' shpinë po u lshohen_ si harusha.
Aty-ktû por mâ perkrejti
Njanes lagje ke s' po I del

665-675 ulurimë: gjamë, ofshamë, ushtimë. - hajke: namë.
675-680 bushnjeshti: K.XX,331. - pliret: K.XXIII,275.
685-690 pot mâ perkrejti: kah s' po I del në krye.

# GJAKU I MARRUN

Me thye tjetren ndermjet veti
Mberthye gjindja kacagjel:
Mbrapa kamba kah s' i rrshet
Kujë, veç ndiqet rreth e okolla,
Çeta çetës rreth po i permveshet,
Si kulaç qi mblidhet bolla:
A si vala e Drinit, kúr
T' dêhet bora, shkulm tue rrmye
E bardh shkumet, me zhumhúr
M' kamba t' urës t' vîjë shul me u thye:
Gallamarde qi tue vlue,
Per rreth vedit rrëmèn gjiri,
Rozafati kthelltë tue ushtue,
Friget m' kambë me ngujue nieri
Edhè kshtu tue u kacafitun
Shoq me shoq, e me tagana
Krahësh e krenash tue u krasitun,
Idhshem tue u shemtuem m' shejshana,
Atà dêjen, dér qi dita
Shtekut t' vet në t' sosun mrrîni,
Edhè muzgu, si u muer drita,
T' zezë pelhuren dheut i a shtrîni.
Prani pushka e topi lakut,
Shukë âsht zâni, e 'i eshtim vorrit
Dhén perlau; nper hurdha gjakut
Veç t' varruemt terthuer Çakorrit
Atý-ktû tue lvitë rrshanë:

---

705-715 tue u krasitun: K.XXIII,420. - lakut: nder qafa të malit. - Shukë âsht zani e eshtim vorrit: ka mê z.e nji heshtim......

Si ato rrajzat n' pleh: trishtueshim
Fshâjn. gjimojn, kush shpírt tue dhânë,
Kush per ndihmë tue thirrë mjerueshim.
Nderkaq era edhe ká mê,
Qi kisht' fry diten pa dá,
E merthye si isht' qiella n' rê,
Shiu me rshekë i a nisë me rá.
Kúr qe nisë muzgut nper shí
Ushtrís s' onë ndihma me i ardhë,
Çeta çeta e vija e ví,
Si ato ulkojat neper mardhë.
Me ushtrí t' vet lshue vrap Prêlë Tuli
Prej Sutjesket i a prispjeti.
Kulmit t' kreshtës trimi edhè dueli,
Per nen t' cillen ndermjet veti
I'n grî at ditë, si tue qitë adra,
Hot e Grudë e Vasoviq:
Preu n' tagana, thue janë badra,
Gjueju m' plumbe, si m' guriq.
Si 'i kulsheder, nder Elbnishta
I a ká befë Malsija e Madhe;
Âsht kapë Reka te Kuqishta
Kokrra kokrra e arradhe arradhe.
Dukagjini, porsi rrfeja,

---

720-730 Shiu me rrshekë: shí I madh si të derdhej nga rrëshekët, rrëshiqat. - neper mardhë: neper cegëm, akull.

730-740 si tue qitë adra: si tuj u tallë. - thue janë badra: thuej janë-badhëra (Asphodelus). - si m' guriq : si të tallëshin me guraleca. Nder Elbnishta: në vendin e bjeshkës kah Çakorri (Jeqenishte) ku miellen ara elbi. - te Kuqishta: fshati i parë nen Qafen e Çakorrit, n' anë prej Nokshiqit.

# GJAKU I MARRUN

Ká kalue Qafen e Diellit;
Has e Nikaj kah Meteja
Me Mertúr i a mrrîjn nji fillit.
Si bjen breshni hova hova
E thán djersët e katundarit,
Kshtû t' kan rá Shtrellci e Rrugova
Ka' ajo Mokra e Shekullarit.
Rrâ Postrripa kah Gradina,
Zûni pritat per urë bregut;
Nguli Shllaku kah Marina,
Mveshë janë Gjâjt Majes s' Lejlekut:
Zana e Madhe gjithsì e Mira
U ká prî nper at terrinë,
Kê ngujo nder shtiqe t' vshtira,
Njanin m' shpat, tjetrin m' ledinë.
Edhè Shkjaut rrethin i a qiten
Anekand, si mbrendë nder dana,
E me t' zì tue pritë i'n driten,
Per t' a msý m' pushkë e m' tagana.
 Vojtun sogjet rend mbas rendi,
Mark Milanit kan diftue,
Si n' Shqyptarë merthye isht' krejt vendi,
Si edhè ushtrija isht' mbetë rrethue.
Mark Milani dredhë mustakun:
Fort ká rá trimi n' kujtim,
E as s' I del me hjekë mendsh Plakun,

---

740-745 Meteja: Fshat jo larg nga lumi I Kamarushës.
745-755 Mokra e Shekullarit: Pjesa e perendimit e Shekullarit. - Ma- rina: Morina: në breg të lumit Lim ndermjet Plavës e Andrijevicës.

Qi e pat pá n' nadje n' vegim...
Si âsht mendue ashtû 'i herë me veti,
Ç' e ká hanger buzen m' dhamë!
Se edhe ftyra fort I treti!
Ká marrë trimi e âsht çue në kamë;
E si shpatit nji barí:
Kúr ndoj gjedh a dhen a dhí,
Tufet dá e m' kullosë hutue,
N' mbramjet nuk i kthen n' katue
Ase n' vathë: poshtë e perpjeta
Nper zabele e nper shkorreta
Shkon e vjen, e nper orgaja,
Kahdo qi t' a mbajë uzdaja,
Se do t' hasë m' bagtí të tretun:
Marku kshtû fillikat vetun,
Ngethye vetllat shllungë n' mes t' ballit!
Thekatueshim po i bjen malit
Neper terr e shí me rrshekë
M' nja tue rá, aj per me u pjekë
Me qat Mirkon Kapidanin,
T' cillit ndî i a kishin zanin
Krali I Nemses edhè Mreti;
E mbasì dikúr e gjeti,
Ká marrë trimi e kshtû po i thotë:
Se, per Zotin, Kapidan,
Q' se kam lé e rá m' ket botë,
S' dij se ngelë kam mâ n' zalldan
Se n' ket natë. Neve Shqyptarët

---

775-785 n' katue: K. VIII, 6. - Thekatueshim: K. V, 181.
785-790 Krajli i Nemses: Perandori i Austrís.

# GJAKU I MARRUN

Çark na bâkan. Fort kam frigë,
Se né ushtrín kan me na çartë;
Pse edhè 'i natë kjo âsht fort e ligë:
Si thue hallin me i a bâ?
Besa, pra, shka t' tham s' po dij,
I a kthen Mirkja si nen zâ;
Veç, q' se dalë kemi n' ushtrí
Edhè n' luftë kem' rá n' kto vende,
Jo n'e Marte: si qi motit
Ká kânë doke: por n' e Prende,
Zêmra keq, manati i Zotit,
Kaq m' ká ndî, sa s' thohet dot,
E as s' dij se kû kem' me dalë.
Por pse ngaeja s' âsht ktu kot
Me ndêjë na tue tjerrun fjalë,
Kish' me thânë, lum Komandari,
Si ashtû mendja mue m' a pret,
Se t' del puna mâ per s' mari:
Shi njitash, nper shkurre e mret
E tue rrahë shiu e shtergata,
Ushtrín m' e lshue bregut t' Limit;
Qi nper terr e pa u sosë nata,
Me u rrqasë tinzi, e para_ agimit,
Urë pa urë e trap pa trap,
Fíll me dalë n' at Qafë Marinë;
E mandej, tue u lshue na vrap,
Me marrë rrugen per Cetinë.
Se per ndryshe, mana t' Zotit,

---

815-820 bregut t' Limit: per të gjatë të lumit Lim, qi ndjek luginen Andrijevicë-Plavë. - Qafë Marinë : Qafë Morinë...

Né tash po na hupë ushtrija.
M' shpinë Shqyptarët e ket farë motit,
S' dahna shndosh, tham, lum zotnija.
Marku at herë urdhen ká dhânë,
Marë ushtrija me u dyndë vendit,
E poshtë malit per m' at anë
Me u ndê Limit rend mbas rendit.

Edhè « Shêjzat » ki'n prendue;
Mê ká shiu edhè shtergata,
P'r 'i herë gjama edhè âsht ndalue.
Kur, qe, 'i rê, si pezhgvja zí,
Niset fíll prej Durmitorit,
Qi, tue i rá qillës me furí,
Vjen e ndêhet kreshtës s' Çakorrit.
M' Çakorr rêja si ká dalë,
Lum e lum per t' Madhin Zot!
Qi s' kem' kênë e na ká falë!
Se ç' ká shkrefë atý nji mot,
Se ç' t' i a dha flaka e vetima,
Se ç' t' i a dha krizma edhè gjama:
Ç' t' i a dha ushtima e bumbullima,
Shungullima edhè rropama!
Flakë per flakë, po, e kurr pa dá
Shkrepte rrfeja kryq terthuer,
Aha e_ brej bjeshkve tue çá,
E harmote me zhumhúr
Kepash s' eper t' gristat karpa:

830-835 Shêjzat: K. V, 199. - si pezhgvja zí: zí si pisa,si korbi.
850-855 E harmote: coptonte, grimconte me krizëm shkambîjt.

# GJAKU I MARRUN

Pod e m' pod qi, poshtë rrmorevet
Tue balcue e shpardha m' shpardha,
Kulihum turr gorromiseshin
N' gurrní t' prrojevet shkumuese.
E t'u shkref atý 'i stuhí
Erësh s' perzijta, shungulluese,
Rriba e s' cilles, me furí
Kah pershkohej bjeshkës e vrrinit,
Shkulte bungat qindvjeçare,
Si me shkulë ndoj kallm purrinit;
E si kênë t' ishin bazhgare,
Duhmja i dyndte, e me uturimë
T' perfrigueshme, i shakullote,
Nder humnere. Nji zhaurrimë
E pa preme bjeshkve ushtonte;
Kthelltë, termegshim buluritte
Toka, e lkundej shrregull; kreshta
E Çakorrit flakë zharritte,
Edhè duhmet e rrfésh s' shpeshta,
Njizet pash, po, u sham, e ngeli
Shyt, porsí nji kyç Gojanit,
E u perzhit per rreth zabeli
N' Koprivnik e m' bjeshkë t' Tropojanit:

- Tue balcue: tuj këcye, tuj u hjedhë. - shpardha m' shpardha: tue këcye e ah m' ah. - gorromiseshin n' gurrní: plandoseshin në humnere, në shtreten gurorë të prrojevet nder male. - Rriba: K. IX, 266.

860-865 bazhgare: hjedhë,bëzhdile. - i shakullote: i hidhte tuj i lanë shakull.

870-875 porsi nji kyç Gojanit: porsi nji vorbë (poç) nga fshati I Gojanit ( I permendun per ta) në Merditë.

Gjithkû kjenë prozhme e dushknajë,
Hije, pyje e megje t' dáme.
E nji nig e nji tymtajë,
Era surfull, e 'i zhigame,
Nji zhaurrinë, nji suzhë e 'i vapë:
Sa qi shkulm ká nisë me vlue
Lqeni i Plavës, e nalt_ mbí kapë
T' Zeletinit, tue vetue
E pa dá tue shkrep rrfeja,
Merr zjarm ashta, e fllakadâ
Ndeze pylla kah Meteja.
N' at thellim, po, e n' at tufâ
Qiella e toka ashtû perzí,
Kishte thânë, se rruzullimi
N' flaurí e n' leskra po shkatrrohet,
Edhè n' Kaos t' pa skáj shqimi
Po sodomet e dermohet.
Per mbas malit por në qiell
Hylli i Dritës si vezulloi,
U shuk plajmi e moti u kthiell,
Si cirkë voese n' perivoj.
Veç se bjeshkët, po, kthelltë ushtojshin,
Brraka, çutrra, prroje e shé
Gallamarde ka' u dikojshin
Neper rrash, tanë shkumë e dhé.

---

875-885 suzhë: të nxét, vapë qi të merr frymën. - e nalt mbí kapë t' Zeletinit: mbi maje të Z., varg malesh në prendim të lumit Lim.
885-895 tufâ: turfâ, shtërngatë me erë të pështjellueme. – Po sodomet: po zhgatrrohet, poshqimet faret, po rroposet në rrëmujë - (kaos). - perivoj: në kopështe, në lulishtë.

# GJAKU I MARRUN

Amet Limi kishte dalë
E askund lânë nuk kishte vá:
Si mjerë kush qi nper at valë
T' jetë ngushtue sod kambë me rá...

Mark Milani, trimi i trimit,
Marë ushtrín në kambë ká çue,
Edhè prî i ká per urë të Limit:
Kû, ashtu shurdhë e kush pa e mdî,
Tue rrahë dromin me t' mdhej hapa,
Do m' e qitë shndosh në Mal t' Zí,
Topa e nozull lânë permbrapa.
Veç se uren mjeshtri motit
T' ngushtë e drunit lshue ekisht' pasë:
Kshtu qi frigë kam, manà t' Zotit,
Mos t' a lshojë Markun ndoj drrasë...
Po isht' Shqypnija 'i vend belá,
Kû s' bân kryet mâ shtrêjt se 'i shtamë:
Vshtirë se Marku ká me u dá,
Pa I u njitë ndoj ferrë m' dollamë.
Pse edhè, qe, tej n' at_ báll ure
Vend Rrogòvasit kan zanë,
Menden qi m' a ki'n kubure:
Zog mbí urë me flutrue s' lânë.
Prandej m' urë kúr mrrini ushtrija,
Ç' ushtoi Mokrra e Shekullarit,
Larg gjimue ç' ká Metohija,
Ç' t' âsht tremë kali i Komandarit,
Kaq zû pushka aty me zí,

---

910-915 nozull: ushqime. - uren t'ngushtë etj.: të pasigurtë, etj...

Kaq zû plumja me fishkllue;
Si njaj breshni me_ duhí:
Malazezt per dhé tue i shtrue.
Flakë per flakë ushtria shqyptare,
Rreth e çark shtrî Markut m' shpinë
T' i a ká vû pushken batare
Shpat e m' shpat, luginë m' luginë.
Priten n' báll e Limin dét,
Prej Shqyptarësh futë mbrenda_ 'i rreti,
Kah t' i a mbajë, tash, Marku i shkreti?
Ç' do t' mendojë, vall, vetmeveti?
Me qindrue, si e ká zanát,
Qe shka Marku ká nder mend.
N' Mal të Zí luftojn 'dhè grát
Per lirí, per fé e per vend:
Jo s' qindron nji Mark Milani,
Derë bujare gjet me gjet,
Larg n' Europë qi i ká vojtë zani,
E i druen sherrin Krajl e Mbret.

Se isht' rrethue n' mjet uj't e shpatit,
Ç' âsht berlykë aty si ká,
Tue britë t' madhe mâje atit:
M' kambë, sokola t' Malit t' Zí,
Me çilë shtek per Karadak!
M' tani, djelm, ju me furí,
T' rrjedhë sod Limi shkumë e gjak!
Edhè at herë, si 'i gropë_ €€gelqere
Atý vendi t' u ndez zhari;

---

945-950 Derë bujare gjet me gjet: K IX 220.

# GJAKU I MARRUN

Vojti krisma dér m' pelqere,
Ka' u perlanë Shkjau e Shqyptari.
E papreme 'i shungullimë
Ishte mali, ka' ashtû zijte,
Vlote pushka, e me vërrimë
Të shituemve ajo u perzijte.
Edhè Shkjau, ashtû tue msy,
Pa kqyrë shtek pa kqyrë handek,
Bukur nalt aj erdh e u shtý:
Sa, medjè, shum herë u rrek,
Me shperthye neper ushtrí
E me u nisun kah_ €€Cetina.
Ora thepe e Malit t' Zí
Shum gajret po u epte, shlina,
 Malazezve e mirë po I msote.
Shtîju i rí, herë shtîju plak:
Gjithnji sulmin u a drejtote
Qandra e jonë kû bâte lak.
      Zâna e Madhe atê e ká pá:
E ká pá, 'dhè njoftë e ká:
Synin kurr nuk i a ká dá,
Edhè e Mira, n'_ €€shllungë tue u strukun
Të nji rêje, âsht bâ e pa €dukun;

Per nen hov e m' shpinë t' i bijte,
Me tê bashkë t' u kacafitte,
Edhè shkinen mos t'a lîjte:
Mirë nder kthetra atê shterngue:

955-960 dér m' pelqere: deri n'angrra të dheut, deri në antipod. - Qandra e jonë kû bâte lak: ku përkulej, lakohej.

Malazezve me u ndihmue
N' at shtek t' vshtirë. Kúr, qe, fluturim,
Tue u ra qiellve nper agim
Ora shkinë vjen e pershkohet
Zhgjetë perpara Zanës. Ç' t'i lshohet
Fulikare Zana m' shpinë:
Si njaj orli-gjeraçinë
Lshon m' bollshotde, si t' két pá,
Se don zogjt n' çerdhe m' I a ngá.
Kúr ká pá njajo syvrangta
Ora thepe e Dormitorit,
Si ashtû rrfé po I shtrîhej mbrapa
Zana e Madhe e Vizitorit,
Se ç' ká nisë ajo me dredhë
Poshtë perpjetë, kryq e terthuer:
Herë n' nji ré, herë n' tjetren struku,
Tash mbas malit tash mbas suket:
Rrash per tokë herë rrahi flatrat,
Prap pingul fluturo perpjeta,
Veç si t' mûjë soje me pshtue.
Por, si pá ká ajo, se vrap
Zanes s' Madhe s' mund t' i hike,
Asht sjellë shtriga e fyt-a-fyt
Me Zanen aty âsht perlá:
Sa per kshtû, isht' kênë trimneshë,
Edhè, besa, fort belá,
E pa qander nuk po lidhej:
Me sa €âsht lidhë ajo ndoj herë
Q' se zanë vend ká n' Karadak.

995-1000 syvrangata: K.XXIII, 87

# GJAKU I MARRUN

Grykë per grykë e flok per flok
Ora e Zana ashtû perlá,
Ç' t' janë dermishë shoqe me shoqe!
M' dhamë e m' thoj se ç' janë lvyrë!
Ç' po u shkon gjaku rrkajë nper ftyrë!
Fluturim neper ajrí,
Idhtë n' mjet vedit kaperthye,
Haju, shaju me mëní,
Vrrit, piskat sa kurr ki'n n' krye:
Fort po u ndiqshin e u perpiqshin
Po u shkelvitshin e u llomitshin,
Herë dér m' rê tue zgjatun shtatin,
Herë tue hî si xhixhilloja;
Tash nper tokë, porsì dý bolla,
Shkarrafendu: mbandej shrregull
Prap nper ajr kacrrue n' mjet vedit,
Porsì verës dy pilivoesa,
Kúr shoqe me shoqe hahen:
Siell e bje ato njana tjetres,
Me nji pezm, me nji mëní,
Mendt e krés me t' pasë merzí;
Veç kurrnjanes nuk po i del
Me u ngrefë m' shoqe kacagjel.

Dikû andej prej Fushës s' Iballes,
Vîjn dý shtriga, hypë m' dý breshka:
Njana Sutë, tjetra Pasutë.

1025-1035 Shkarrafendu : shkërreu neper tokë. - kacrrue : përleshë kacambytë, kaliboçue. – pilivoesa : kumahark.
1035-1045 prej Fushës s' Iballes : nga fusha e fshatit Iballe në krah-

Ishin breshkat, breshka detit,
Aq të mdhaja, sa 'i samar;
Ishin Shtrigat si dy grreça
Kjumshtit hjedhë nen çarranik:
 Koc e lkurë e t' kthyeme kuk,
Si dy drapna ngulë nder hatlla;
Veç se t' idhta e gazepqare
Kurrkund halli mos m'I u pá:
Qi nder shtatë Bajrakët e_ Pukës
Lânë nuk ki'n me u shndoshë varrë pushke,
Me gjith hudra, pê e gershanë
Mbí t' varruemin pezull vjerrë;
Nuk lanë fmij me u rritë per s' mari;
Garravâxh bânë djelmt e rí,
Nuseve edhè lshoju « zvercen :»
Bâni, qyqet, si çapini!
Shtatë pash punët bâni mbí dhé,
E hupi shtatë pash nen dhé:
Si - Zo', ruena! - puna e tyne.
Kto i'n kênë nisë per n' nji log Shtrigash
Dika' andej n' Kotorre t' Reja,
E zanë Drita i paska shtekut,
Ke hutue ki'n kênë te shpija,
Tuj u lye, po, me do «gjellë»
Vetë e breshkat, qi të mûjshin
Pezull ajrit me u pershkue.

---

inën e Thaçit. – grreça kjumshtit : si kunguj qumshtit.
1055-1065 zvercen : nji smundje qi këthen ngjyrën e njeriut në të verdhë. - n' Kotorre t' Reja :në rrapsodi: krahinat e grykave të Kotorrit.-gjellë :nji llojë brumi magjstár.

# GJAKU I MARRUN

Breshkave kaluar mbí shpinë,
Kúr kan rá drejt Metohís
E nper ag t' kuqlimtë të Dritës
Kan soditë, si Ora shkinë
Edhè Zana e Shqyptarís
Fyt-a-fyt ishin perlá:
Ftyrës e parsmes krejt n' gjak lá,
Fort ka' ipshin m' dhêmë e m' kthetra:
Kryet breshkave andej kan reshë,
Ato rrole Shtriga t' vjetra;
Edhè lshue t' janë m' Oren shkinë,
Porsì kênë t' ki'n dý kulshedra,
Njana, po, mâ e idhtë se tjetra.
T' i u hodh Suta per mbas shpinet
Edhè flokve ajo i a njiti:
Arrçit kryet gati i a qiti,
Kah I a ngifte pa farë dhimet,
Si me shkulë kund lî Zadrimet.
Ftyrës Pasuta si kusija,
Me 'I dhâm n' gojë ngerthye si capë,
Ajrit flokët lshue leqe leqe
E ardhë shtatit si 'I ngaskeqe,
N' thoj i a njet me njanen dorë,
Mu n' gelâc, m' nja tue u mundue
Me i a zanun frymen njak:
Nsa me tjetren, si m' gerhanë,
Nisë ká trupin me i a lnuer
Poshtë perpjetë, kryq_ e terthuer,
Me do thoj të mpreftë si sorrë,

---

1085-1090 E ardhë shtatit si 'i ngaskeqe : krrut si çarku i pushkës.

Per mâ r' madhin, mor', gazep.

Fort po ep, qyqja, e ç' po vrret,
Se edhè shtjelmat shum po I qet!
Veç se kot; pse Zana e Madhe,
Me njat Suten e Pasuten,
Ashtû pezull nper ajrí,
T' a kan çue dér m' Vizitor,
Shi te vorri i s' mjeres Tringë,
Edhè lidhë t' a kan per blî:
Qi ato Orët e bjeshkës s' Trojanit
Prej nji mrizit të Muç Hasit
Bartë e paten m' Vizitor,
E qi, t' Lumet, edhè e ngulen
Tre pash n' dhé n' krye t' vorrit t' Tringës.
Mbasí e lidhen per at blî,
Ká marrë Zana e_ €€kthen n' Nokshiq,
Kû po grîheshin n' mjet vedit
Malazez edhè Shqyptarë.

T' a kan kapë ka' I gjarpen n' dorë:
Shlligë të gjallë, tanë helm e vnér:
E me ta t' kan hî me e rrafë
T' mjeren Orë të Karadakut,
Per pa kqyrë, mor' probja I êm,
Se kû i djegë as se kû I dhêm.
Lshue m' tê breshkat si t' terbueme,
M' dhamë i a grizshin misht e shtatit
Per gazep. Gerthitte Ora

1120-1125 M' dhamë I a grizshin : i a grimcojshin mishin.

# GJAKU I MARRUN

M' kupë të qiellës,sa gjithkû mûjte,
Tue i dhânë shtatit per me pshtue.
Ah! kadalë, eh pitigonë!
Zên Pasuta si tue e shá;
Se s' të lshoj, jo, per Tynzonë!
Shtatin n' gjak krejt pa t' a lá.
Hider, bre! Ti me i ndihmue
Mark Milanit t' birit t' shkinës,
Qi Shqypnín aj rreth m' e shtrue
Per nen kambë t' Knjazit t' Cetinës...
Po a kujton, morì gabele,
Se Shqyptarët kan dalun fare,
Qi me ardhë Knazi, me 'i kál zhele,
Per t' sunduem mbí tokë shqyptare?
Edhè at herë, me at shlligë_ në dorë,
Siell e bjeri, tanë maraz;
Brit, gerthit e ngata Orë,
Si macë Frorit mbí pullaz.

Mbasì lidhë kje ajo per blî,
Lidhë prej Zanet t' Vizitorit:
Njat ushtrín e Malit t' Zí
E lshoi zêmra gjithunjí,
E muer hiken. Fulikare
I u shtrî m' shpinë ushtria shqyptare,
Me nji brimë qi me t' shurdhue:
Kê tue vrá, kê tue shitue,
Dikê krejet tue shkurtue:
Tjerët në Lim vojtë e sharrue,

---

1125-1130 pitigonë : grue llapazane, gojërlashtë dhe e lehtë.

Trí taborre Mark Milanit
Hupë i kan n' at log mejdanit,
Treqind krena edhè i kjen pré,
Rob jan zanun treqind Shkjé!
Zana e Madhe ç' po lumnon;
Kep më kep po fluturon;
Ká marrë kangën e po kndon;
Po këndon m' kep t' Vizitorit,
Larg me u ndî m' Boka t' Kotorrit:
A t' kam thânë, 'or Knjaz Nikolla,
Se un, dér sande pa marrë dielli,
Tringen do t' a kish' pague:
Treqind krena un tue t' i pré,
Treqind rob un tue t' i zanun,
Trí mij çika e nuse t' reja
Para kohës tue t' I lânë veja:
Me kjá ato, po, si gjith qyqet
Nper kasolla t' Karadakut,
Si ato bubat pshtjellë në zí?
Po m'a pvet njat Mark_ Milanin,
E aj, po, ty ká me t' kallxue,
Ká me t' dhânë t' zín zihariq,
Se sa ushtrija t' met n' Nokshiq:
Oren çuet se e ká Shqyptari,
Qi «Shqyptár» vedit i thotë:
Se atje lufta ndezet zhari,
Breshen krenat bijn per tokë,
Kúr t' i mbushet mendja e vet
Me qindrue p'r Atdhé e Mbret.

---

1175-1180 zihariq : lajm. - Oren çuet : K. XII, 164.

# LAHUTA E MALCÌS

## LAHUTA ─ Kangë e Njizetegjashtët

### KOHA E RE

ARGUMENTI

Poeti, që tashma e ndien afer kalimin në jetë të vërtetë, grishë Zanën e vet t'i lajë per pak kohë argtimet bjeshkatare dhe atje në Lissus t'i shkojë pranë per t'i shëndritë menden në pe¨rfundimin e Lahutës së Malcìs. Vetëm kangët e frymzueme nga Zana kanë per të përftue nder zeme të ardhshme (mbasardhsave) e nipa. Ata shka dòn Autori: dishirin me hecë perpara tuj ruejt Fè e Atdhè të paprekuna. Shkrimtari e merr me të mirë rreshtmiren Hije, tuj i paraqitë bukuritë pranverore të fushës e të kodrave, të pemoreve e maleve, që e rrethojnë kalanë titanike të LEZHËS, ku ku lanë shejet e pashlyeshme Kastrioti, Bardhyli, Kliniku, Pleurati, Hylli, Agroni e Genci i pafat. Këtu ─ vazhdon Poeti ─ kaluen Romakë, Gal, Sllav e Turq; këtu s'mungon gjaeja e malit as naltsit bjeshkore të Molungut e të Majes së Velës. Por, prej se rreziku mund të bij kudo, e porositë Zanën, që aq fort e don, t'ia vejë menden në kalim kah Vela, ku edhe sod gjendej shpella, në të

# LAHUTA_Kangë e Njizetegjashtë

Cilen Lleshi i Zi i Gjomarkajve, dikur, patë lidhë më vargojë Kulshedrën. E këshillon, në rasë se i teket me hy në shpellë e mbasi edhe padashtas mund do të takonte në shtriga të Kthellës, të Mirditës, të Zhubës a të Celitës. Në qe, mandej, se e lodhun nder male, donte brigje deti me sa janë floçka e Kshetza, le t'ulej gjithkund rrjedhës së Drinit në shpinën e ndonji pulëbardhe. Këtu Poeti merr rasë (rast) me i kallzue Zanës historinë legjendare t'asaj Floçke, që tuj qenë martue me nji të kelmend, i vuni temelet njaj nipnije së ndalueme nder tana fiset e Malcìs. Mbi nji gja ma me randesi i ban me dije Zanës d.m.th. se Zanat e Helikonës e Shtozovallet Greke kishin braktisë Grekin, tash së voni, dhe nxan vend në Shqipni per të nxitë banorët e kësaj me shkrue shqip, me çilë shkolla, me hecë përpara e deri me kërkue pavarsi kombtare. Në rasë, veç, - perfundon Autori – se Zana e tij ka per t'u merzitë edhe në Lissus at-herë I jet të marrë fluturim kah Rozafati per t'u bashkue me Zanat Helene e Orët shqiptare e per të vallzue me to si motrat. Kujtohet se këshilli I fundit mund t'I pelqente teper Zanës e prandej dron se do të habitej gjatë kah Rozafati. Këndej e porositë edhe nji herë që edhe në qe se shkon, mos të vonoj tepër, perse kanga pa te nuk hecë as LAHUTA s'bjen si don Poeti.

# KOHA E RÉ

Hej, moj Zânë, t' kjofsha true,
Si s' po t' bje nder mend per mue,
Punë të hershme me m' kumtue;
Kangë e valle me m' fillue;
Por më rrin tue fluturue
Mollë më mollë e ftue më ftue
Me ato shoqe tue këndue,
Me ato shoqe tue vallzue,
Tue vallzue, moj tue lodrue
Nper ledina e nper rudina,
Np'r ata brej, aha e çetina,
Kû bân çerdhen gjeraçina,
Bulon molla e lulzon thâna
E prîjn valle Orë e Zâna
Neper rreze qi lshon hana.
Ardhun shtatit si « breshana »
Rreze dielli dora e llana,
Ftyra shtrue n' fletë t' drandofillit,
Kamba matë per gjeth të lilit,
Shartue zâni m' zâ t' bylbylit,
Dishka borë e dishka brymë
Si njaj hylli me ferfllimë:

1-5 ty t' kjosha true: K. XIV, 53.- kumtue: lajmërue.
15-20 Ardh.shtat.si breshana: K. III, 37.: me shtat të drejtë.

Mori sumlla sumullore,
Mori dardha dimënore,
Si t' shkoi moti kangë e valle
Kangë e valle e zanamare:
Tash mbasi flutrash neper zalle
Tash mbas lulesh nper livadhe
Herë ndiq sutat neper curra,
Zhytu e mbytu neper gurra,
Ngallít shoqet n' shtigje t' vshtira:
Si, perzèt, ty t' raftë e mira!
T' raftë e mira si t' ká rá,
Bjeshkë e vrrî qi m' ké shkelqá!
A din shka moj gerxhelí,
Mori rrezja nper frangí:
Se mue kripit m' i rá bora,
Se kah m' lên âsht kamba e dora,
Se edhè as vonë, tham, s' ká me shkue,
N' njetë pertej un pa u kalue,
Prej kah s' lânë kend me u kthye dalë...
Pra ndîgjoma ktû nji fjalë:
Lêni sod, moj Shtozovallet,
Lêni flutrat t' marrin zallet,
Lêni sutat t' marrin malet:
Shporru vjollcash edhe lisash,
Shporru gurrashh e çurrilash:
Se, perzèt, kshtû, moj petritë,
Tuj m' u lá, tuj m' u flladitë,
Herë nper hanë e herë nper dritë,

---

30-40 Ngallít: ngacmo, percielli.- gerxhelí -frangí: K. I,50;V,457
- Se mue kripit m'i rá bora: K. XII, 27.

# KOHA E RÉ

Drue po m' ngrîhesh akull-ó
Drue po fikë mue e vedin-ó;
Edhe lshou prej D u k a g j i n i t,
Kû ma shkon të cemtët e dimnit
Neper biga e zgavra blinit,
E flutrim neper ajrí,
Si njaj hylli qi shkëndí
Shkrepë prej mramjet neper eter,
Behma ktû n' ket Lissus t' vjeter,
Kû, larg zhurmet e poteret,
Dola edh' un n' ket buzë Prendveret,
Per me kndue m' Lahutë t'_ Malcís,
Se si u end fati i Shqypnís,
Kúr pshtoi kthetrave t'Shkjenís
E duel zgjedhet të Turkís:
Perendija si e kisht' shkrue:
E zojë m' vedi edhe u ndertue,
Mbas sa gjakut qi pat dkue.
Pse kaq njerzit po i'n të kqí,
Sa qi askund m' ket shekull t' zí
Pá shkue gjaku ví e ví,
Nuk po gzohej, jo, lirí.
Prandej sod tý t' kjosha falë!
Morí e mira rritë në halë,
Dér në Lissus ti me m' dalë,
Per me vû kangen per fille,
E tue m' dritë menden me kshille,

---

50-60 t' cemtët e dimnit: të cegmët, të ftoftit, acarimin e dimnit.- Lissus : Lezhja ( qyteti i vorrit të Skanderbegut ).
65-70 qi pat dkue: pat dikue, rrjedhë.- po i'n: po ishin.

# LAHUTA – Kangë e Njizetegjashtë

E tue m' majtë mbrenda hullís
Së burrnís e t' bujarís,
T' bâjsh qi fjala: e butë herherë
Si njaj flladi në Prendverë:
Tash e fortë, e rrebtë dermuese,
Si duhija shungulluese:
T' m' rrjedhë e marë e kund pa neje,
Qi t' rysë mendet, zemrat t' theje,
T' i rreshë gjinden kah e mara,
Fén e Atdhén t' i lvisë perpara.
Pse, po m' u end kanga per s' marit,
Vonë e vonë fisi i Shqyptarit,
Manà tý ká me t' urue,
Bjeshkë e vrrî me t' u lulzue,
Si don vetë moti me t' shkue:
Kangë nper hanë e kangë nper ditë.

Me u merzitë, jo, cok muk ké,
Ke në fllad t' ksaj stine s' ré,
N' jetë natyra tue shperthye,
Këtû gjên shka t' kande tý:
Vezullime e xhixhillime,
Gurgullime edhe blerime,
Me lugina e me kodrina,
Me ledina e me rudina,
Hije, kroje edhè çurrila,
Dejke, mjellme e n' shtek kojrila,
Vjollca, lila e karajfila,

---

85-90 Qi t' rysë mendet: K. IX, 275. - T'i reshë: t' i drejtojë.
100-105 Dejka, mjellme: dallëndyshe, kanusha ( Cygnus olor).

# KOHA E RÉ

Drandofille në bubuqe,
Flutra t' larme e mollakuqe:
Kndo bylbylat nper filiza
Këcè dhijzit neper driza
Tue blegrue kingjat nper mriza:
Endë hardhija m' qeperiza,
Lulzon pjeshka e zerdelija,
Me u shêjë matet m' gem qershija;
Bleron bungu e bleron vidhi
Shatorr fiku kokrrat lidhi;
Njethet plepi bregut t' Drinit
Rahá t' mirë ep lulja e blinit,
Kerset fyell e zanamare,
Ushtojnë hijes kangë shqyptare
Qiella kalter, toka blerë
Njeti dimen ktû Prendverë:
Njimend stinë per Orë e Zana,
Me prî vallet, tue ndritë hana,
Mal e n' mal, rudinë m' rudinë,
Jo qi ktû në ket krahinë,
Kû nper molla gêmeholla,
Kû nper male e mriza hale,
E nper zalle e nper hamalle
Shum po i kisht' do Shtozovalle
Shoqe t' ua, qi po kndojshin:
Qi po kndojshin e lodrojshin,
Larg e larg m' i u ndî jehona,

---

105-115 Bleron: gjelbëron, ngjethet, njethet. - bubuqe: ganxhe
120-130 Qiella kalter: kthjelltë. - rudinë: livadh i vogël a kodrinë me bár në mjes të pyllit. - hamalle: orgaja.

Bâne bén, si kah Valbona;
Se ky vend, se mahet n' mend,
Po kisht' kênun nji dervend:
Nji log Zânash m' nám e n' zâ,
Kâ vigâ e katallâ:
Edhè n' kohë para se Iliri
Ven ktû zû e Arbnori i_€€biri:
Na i'n ndeshë, na i'n shkelveshë,
Dikúr heret m' dhâmë tu' u shkye,
Mâ vonë s' largu tuj u msy
Kush me zhgjetë, kush me baètë,
Njani m' mzdrak, tjetri m' çomak,
E me lata, e me supata,
Me tagana e pushkë të gjata:
Edhè rán shakull per dhé,
Kush per Atme e kush per Fé,
Njani cub, tjetri dishmuer,
Kush gjaksuer, kush simahuer.
Jo, po, ktû edhè ké me pá,
Ké me pá, po, njat kalá,
Qi, m' nji koder titanike
Ngrefë mbi ledhe cyklopike,

130-135 si kah Valbona: bjeshkë e permendun në Veri, ku ká ndejen Ora e Shqipnís.
135-145 dervend: K. XIX, 117. - baètë: hobé, sabé. - mzdrak; çomak: mëzdrak, topuz; çomagë, topurre shkop barísh me krye të trashë.
150-155 simahuer: në Kanú: ata qi i bâhen ndihmë e krah cubit a hajnit. - titanike: mbiemën ase cillsuer i ardhun prej Titajvet, fytyra mitologjike greke: bijt e Qiellit e të Tokës qi i çpallen luftë Xeusit. -ledhe cyklopike :

# KOHA E RÉ

Per trí mij e kusúr vjet
T' u kercnue ndêi, si shauret,
Mbí ç' do forca kundershtare,
Qi me mende grabitçare,
Deshten ksajt me kalue ván.
Ké me ndî edhè si kján
Vala e Drinit prap n' ditë t' sotit
Per urë vorrit t' Gjergj Kastrjotit,
Shpata e t' cillit, dikúr motit,
Vezulloi m' hasem t' Shqypnís,
Si ajo rrfeja e Perendís.
Pse dikúr ktû edhè Berdyli
Me gjak hasemsh dhén kertyli;
E ajo Teuta mbretëneshë,
Vashë Ilire sokoleshë,
Qi nuk dijte se shka â €tuta:
Si ajo Shqypja skepekrruta,
Lshote hovin mbí Rromakë,
Pá dhimë Adrjen tue pergjakë;
Prap Kliniku ktû e Pleurati,
Hila, Agroni e Genci i ngrati
Kan jetue ktû e kan lulzue,
Mirë a keq atà tue psue;

---

mure bâ me gur të mdhaj fort si muret e Katallajvet të mitologjisë greke.
160-165 Vala e Drinit...per urë vorrit: rrjedha e Drinit brî vorrit..... në Lezhë.
165-170 Berdyli: Bardyli, mbreti i Ilirvet. - dhén kertyli: tokën .-ke rtylli: zbuti. - Adrjen: Adriatikun. - Kliniku, Pleurati,Hi la (Hylli), Agroni, Genci: të gjithë mbreten t' Ilirve të moçëm. - Gen. i ngati :pse qe xanë rob.

Kush tue mbetë, kush tue fitue.
Se ktej Gali ka kalue,
Ktej Rromaku, po, âsht pershkue,
Slav e Turq ket trull t' bekue
Me agor t' vet e kan mnerue.
Prandej n' mbramje tue rá hana
Mlidhen tubë Orë edhè Zâna,
Edhè kapen dora dora:
Dora dora, bardhë si bora:
Ambel zânin tue dredhue,
Nisin vallen me këndue,
Tash si t' Parët na pa'n luftue,
Atà Ilirt e kohës s' kalue:
Tash idhtë fatin tue lotue
T' ksajë_ €€së mjerës moj Shqypní:
Se si u pshtuell e mjera n' zí,
Mbasi Turku mbrendë pat hî:
Turku, shplaka e randë e Zotit:
Per mbas deket t' Gjergj Kastrjotit.
E jehojn male edhè zalle
N' ato kangë e n' ato valle.
Pra, po t' kapi tý merzija,
A se t' lodhen kangët e mija:
Se pa tý, besa, moj Zanë,
Vshtirë se 'i fjalë un mûj m' e thanë:
Fjalë qi t' jetë n' gojë per t' u zanë:
Ti' po, del naten nper hanë
A nper zheg si t' kape zusha,

180-190 agor: K. XXIV, 356. - zânin tue dredh.: tuj luejtë zanin
200-205 n' gojë per t' u zanë: fjalë me vend.- zusha : K.XXV,879

E n' daç malit, n' daç kah fusha
Bâhe bashkë me shoqe t' ueja,
Edhè atý, at herë, ti thueja,
Kangës e vallës sa t' keshë n' krye,
Doradorës tue këcye,
Gjithsesí të kandet tý.
Por po deshte ti ndojhera
Me ndjekë suta, a gjaeje tjera,
Me ato shoqe ti, po, del
Nper Molung a se nper Vel;
Se atjè gjêni drêj e derra,
Molla, urtyta e mandaferra;
Mjaltë nder zgavrra, e gurra t' ngrîjta;
Mrize t' flladta e hije t' r'ijta,
Me blegrime e me çokana,
Qi tý aq fort po t' i kisht anda.
Veç se shka, moj qiftelí,
Me t' a vû due 'i porosí,
Per kúr t' dilni ju në Vel.
Kúr te dilni ju në Vel,
Per t' a hasë kini nji shpellë,
N' anë prej Rrêje, t' errtë e t' kthellë,
Me nji grykë porsi nji furrë,

---

215-220 Nper Molung a se... Vel: dy malet qi Lezhës i rrinë sipri kah verilindja. - urtyta: K. XXIV, 461. -hije t' rijta :hije të flladitshme, të freskta.
220-225 Me blegrime e me çokana: ne brimë të deleve e me kumbonë të dhenvet. - moj qiftelí: moj karadyzene,në zbu nim=përkëdhelje .
225-230 n' anë prej Rrêje: fshat kah lindja e Velës.

Prej së cilles rrjedhë nji gurrë,
Sa me blue, po nji mullí:
Aty mbrendë ti mos me hî!
Asì uj', jo, aty me pî!
Pse n' at shpellë qaj Lleshi i Zí,
Nji i Gjomarkaj, kefalí:
Vesh e m' vesh mustaku i tí:
Nji natë gjamet e vetimet:
Me u dridhë toka prej bumllimet:
T' rrebtë kulshedren paska msy,
Edhe m' qafë i a ká merthy
Nji parë dana e t' gjata e t' randa,
Mirë nen allkë aj tue i ngujue,
Qi per t' gjallë me u shkapullue
Mos te mûjtte, edhè e branisë
Poshtë nper shpellë n' do ujë të kthelltë:
Edhè sod ndîhen tue krisë
Ato dana, sa herë t' luej
Shta'n kulshedra neper ujë;
Ke i kan mbetun ato dana
Vjerrë per qafë, porsi çokana
N' qafë t' nji skjapit brynatak.
Prandej shpesh rrjedhë gurra gjak:
Si shum kushi qi e ká pá:
Persè danat, m' qafë tue e vrá,
S' i a lân varren me u perthá,
Qi i a çeli Lleshi i Zí,

230-235 i Gjomarkaj Kefelí: nga dera e Kapidanave të Mirditës;K.IX, 187.
240-245 allkë: ledh arash. - e branisë: ngrehtë zharg, rrëshanas. - Edhè sod :simbas besimit prralluer.

Kúr i u turr nper at duhí.
Asì uj' ti, jo, me pí!
Por as n' shpellë, jo, mbrendë me hî;
Pse aty sod, permbrenda shpellës,
Dájn orok Shtrigat e Kthellës
Me ato Shtrigat e Mirditës,
E me ato t' Zhubës e t' Selitës,
Kurdoherë duen me u bashkue,
Ndoj déll ujkut per t' fergue,
Qi me bâ ndokand gjytrym;
A me zí ndoj gjellë nper tym,
Per të lye me tê ndoj shpí,
Qi me i lshue dam e morí
Si nder rob, si nder bagtí:
Mos me lânë me rritun fmí,
Tuj u ngranë zemrë e mushkní.
Kurrsesi ti mbrendë me hî;
Persè gjallë k'in me t' perpî.
    E po bâni e t' kcej dalldí
Bregut detit me u baritë,
Per me u lá, per me u flladitë,
Per n' mos daç kaluer me shkue
M' bedeví, qi kem' n' katue:
Bishtalec kripin trimnue:

---

260-270 Shtrigat e Kthellës, t'Zhubës e t'Selitës: nga fiset në Mal të Lezhës e t' Ohrit të Vogël. - Ndoj déll ujkut per t'fergue: per të bâ mandej mgji me tê.- dam morí: dam vdekje.

270-275 t'kcej dalldí: të këcej qefi, dishiri, anda.

275-280 me u baritë: me shetitë, me gjesdisë, hecë. - M'bedevi : në kál Harabijet. n'katue :K. VIII, 6.

Janë pulbardhat neper Drî,
Bardh si bora n' Haramí,
M' shpinë ndonjanes ke me i kcye...
Por, aman tý t' kjosha true,
Per qafë t' sajë mirë me u shterngue...
Se ti jé nji rreze drite,
S' të ká randë pulbardha tý:
E mbi tê mandej vozite
Rrjedhes s' Drinit dér në dét.
Kúr të dalish n' atê dét,
Aty bregut ké me pá
Floçka e Kshetza ndêjë n' shullâ,
Tuj u krefë, tuj u bubitë,
Shoqja shoqen tue ngallitë
Turr e vrap nper ranë të hjedhne:
Shkaterr flokësh, rizat e zhdredhne,
Kmishat kapë me trîza t' dredhne.
Se ato janë do grá të detit,
Qi, si ushujzat e breshkujzat,
Po jetojshin n' ujë e m' tokë,
E po flitshin si tue krrokë,
Si tue krrokë, si tue gervallë.
Por me pasë per t' i zânë gjallë
E me i mbajtë te shpija niri,
Me folë shqyp zêjshin mâ s' miri.
Se nji djalë, fisit t' Kelmendit,
Djalë i pushkës edhè i kuvendit,

---

290-295 Floçka e Kshetza: dý llojet e nuseve mitologjike t' ujnavet. - tuj u bubitë: tuj u pastrue, dlirë krejet. - rizat.... -trîza: shamijat e krés...gjalma. (me bár tel).

# KOHA E RÉ

Si dishmí bajn gjindja e vendit
Nji kso Floçkash paska zânë,
Edhè n' shpî e paska çue:
Kû 'i herë shqyp atê e ká msue,
Mandej marrë e ká per grue,
Me tê bashkë kunorë tue vû.
Edhè u bâka shpijanike,
Tue rrritë fmí, tue u majtë fisnike.
Me xhubletë e me shtjellak,
Si t' gjith shoqet n' at bajrak.
Veç se shka binín e sajë
Létas nieri mund t' a dajë:
Ke i kan syt si picagiatë
Edhè flasin per pá u matë;
Porsì me branisë zhamella
Ndokund malit neper shpella.
Veç se shka, moj ti belholla;
Ti belholla, rritë nder molla
Ktû edhè 'i punë due me t' kallzue,

Ká do kohë, qi t' bardhat Zana:
Shtozovallet! qi nper thâna
T' Elikonës prîjn kangë e valle
E pijn ujë n' at Gurrë Kashtalle:
Kan lânë bjeshkë e vrrîje e zalle
Të Grekís e dalë n' Shqypní,

---

315-320 Me xhubletë e me shtjellak: kostumi i grave të Veriut.
320-330 Porsi me branisë zhamella: s të ngrehshin rrëshanë koçekë, gurë të mdhaj. - Elikonës: mal në Boëcje (Greqí), qi i ishte kushtue Muzavet.

Kû, n' gjûhë shqype ─ bukurí!
Herë tue folë, herë tue këndue,
Kann rysë gjinden me feksue:
Se Shqyptar s' âshht gabel,
S' âsht shkerbé pjellun n' zabel,
Mos me pasë aj fis e Atdhé,
Veç me shkelë m' tê Turq e Shkjé:
Jashtë Shqypnijet se Osmanllija
Duhej dbue: se vetë Shqypnija
Duhej qitë ajo zojë m' vedi:
M' tê mos me sundue kurr Mbreti
I Stambollës e se të huejët
Do t' shkojnë gjûhen tuj e ruejtë
Pîjt nder dhâmë, per kto punët t' ona.
Edhè kshtû, njitash n' e vona,
Nisë Shqyptarët kann me mendue
Per punë t' veta, e shqyp me shkrue:
Shqyp me shkrue, po, e shqyp me msue
Neper shkolla; pse të holla
Mendt po i ki'n, e kryet jo shtamë,
Kta per fije janë vû n lamë
T' ditunís e t' gjytetnís:
E madjè, sod prej Turkís
Janë tue lypë autonomín:
Se per ndryshe, thonë, lirín
Me armë n' dorë do t' a fitojn:
Nen kambë t' huej gjallë mâ s' rrogojn.

335-340 Kann rysë gjinden me feksue: kanë msue njerzín të perparojnë.-s' âsht gabel :i pa rod.
355-360 autonomín : pavarsín, vetëqeverisjen.

# KOHA E RÉ

Tashti, un, moj sy-qershí:
Besa, po: fort mirë e dij,
Se ty t' kandet me kerkue
Mriz e m' mriz e krue me krue:
M' shoqe t' ua me u takue,
Bashkë me folë, bashkë me ligjrue,
Me u njitë valle e me këndue:
Me këndue, po, e me lodrue,
Si mot t' keq qi kurr nuk m' ké:
Prendverë m' Shnjergj e prendverë m' Shndré!
Ani pra, moj rrezegí,
Mori rrezja nper frangí,
Po të kapi tý dalldí
Per shoqní e leverdâ:
Eh! po, i mjeri, shka me bâ?
Kshtû po i kishe ti do mend:
Mos me t' zanë kurr vendi vend:
Sod nji send, neser nji send
Del e merr ti fush e shpat,
Vel, m' Kodhel, e m' Krye-Bushat:
M' Krye-Bushat --- pllamë e « dukat »,
Edhè kapu m' Rozafat_
M' at kalá t' Shkoders mizore:
Ndera e nami i tokës arbnore;
Persè aty Zanat i ké,
Pre' Elikonet bartë n' ket dhé,
Si të bâjë hana me dalë,

---

370-380 leverdâ :lirí vendi, vardé, lavërdâ. - Kodhel e m' Krye - Bushat: dy fshate në fushën e plleshme të Zadrimës,ku toka âsht e kushtueshme ( pllamë e dukat).

Nisin vallet palë e palë
Me ato motrat shqyptëare,
Tue rá fýll e zanamare.
Aty njitu edhe ti valle,
E pa derte kund e halle,
Tue lodrue ti, e tue këcye,
Thueja kangës gjith sa t' keshë_n' krye.
Veç se prap ti ktu me kthye;
Perse kanga, endë pa tý,
Ajo âsht váj e tym nder sy.
Edhè kshtu, nper hanë nper dritë
Tuj u argtue, s' ké me u merzitë;
E tý moti ká me t' shkue
Si don vetë, e pa u kujtue.
‘ Qe Lahuta, vjerrë n' sergjí.
Eja pra, moj sy-qershí,
Moj bel-holla, rritë nder molla,
Edhè kangen m' a fillo:
E un këndo, mbande', e ti kndo,
Si knndon zogu i veres-o!

400-405 vjerrë n' sergjí: . I, 376.

# LAHUTA E MALCÌS

## LAHUTA – Kangë e Njizeteshtatët

### XHEMJETI

ARGUMENTI

Skena zhvillohet në Babi Ali të Stambollës në vjetin 1908, kur Erven Pasha mbledhë parìn e Turqisë per reformë. Ai urdhnon, që tana fiset nen hanë e h`yll, aty e mbrapa, të quheshin me nji emen të vetëm: osmanllì. Këtij urdhni I shtrohen tana fiset turke. Përkundra, Shqiptarët, jo veç s'duen të dijn gja per ket vendim, por per ma teper nisen të zgjohen per kah gjuha dhe të emndojnë per vetqeverisje. Në kundërshtim me aspiratat e shqiptarëve Xhavit Pasha, nga lëvizja e Turqve të Ri, parashtron nevojën e perdorimit të forcës per keta rebela. Sinan Pasha, perkundra âsht liberal se të parët dhe kishte per te qenë I mendimit të leheshin në qetësi Shqiptarët, mbasi – per sa gjikon ai – kanë të drejtë të plotë, perse gjatë historisë kurr nuk na panë të mirën. Në këto fjalë nxehet Turgut Pasha, I cili lypë të shenohen jo ma pak se njiqind taborre dhe të dergohen në Shqipnì per te

Shue qëdo kryengritje a pandigjesë. Parija, nji zani, pranon fjalen e Turgutit dhe e shenjon këtë komandant të pergjithtë per misionin e ri. Nisen, prandej, forcat anadollake per vendet tana. Epen urdhna të ri: kurkush s'do t'emnohej ma shqiptar; s'njifshin doke kombtare as kanù; mohohej gjuha dhe Shqipnija shterngohej t'ap ushtarë e të paguej dhetëta, si popujt tjerë. Para çdo kundershtimi ushtrija e Turgutit shkretnon gjithshkafen, si kacaleci, që merr me rend arën. Vendimet e Pashës dhe mizorja e tij mbërrijnë në Veri. Bajraktarë e Krenë disesh mblidhen në kuvend, dhe mbasi peshohen mirë, I apin pergjigje perfaqsuesit të Stambollës, pergjegje e cila egërson edhe ma teper Turgutin. Në mnì të vet ky ep urdhën të burgoseshin lajmtarët e Maleve, të rrenohej e vetmja shkollë e Elbasanit, mos të shtypej as mos të shkruhej shqip. Për të çue në vend këto masa, Pasha zgjedhë nji pari Shqiptare rinegate, burgose¨kedo I kundershton ma se pari, si Hafiz Myslimin e sa tjerë.

ne¨Stambollë pa mendue aspak, se Shqipnija âsht nji enigmë, që s'zhvillohej aq lehtas.

# XHEMJETI

Erven Pasha, 'i Xhemjetlí,
Mledhë mishlizin n' Babi-Alí,
Edhè u thotë: Zotní të mí,
Mbasi duel êmri i Xhemjetit,
Qi shkaf âsht tebajë e Mbretit,
T' jetë kush t' jetë, mashkull a fêmen:
« Osmanlí » me u quejtë me êmen;
E si t' gjith atà mbas sodit,
Prej të cillit kishin dalë.
Ylqja e Mbretit marë n' at fjalë
Uli kryet e pa u trazue,
Fis e giûhë zû me i harrue,
« Osmanlí » tue quejtun vehten.
Edhè kshtû, u ngjatët Zoti jeten!
U shkrîn m' njâ Turk e Zejbek ,
Lacë, Harapë, Armen e Grekë,
Beduín e Jahudí,
E sá janë kombe n' Turkí,
Kush pa u ankue, kush pa bâ zâ,
Thue si 'i nanë t' gjith i kuisht' bâ.

---

1-5 Mledhë mishlizí n' Babi-Alí :bashkon këshillin në... .-êmri i Xhemjetit: urdhni, ligji i Turqve të Rí nën Abdyl Hamidin (1908). - tebajë: nenshtetas.

Veç Shqyptarve s' po u hî n' kokë
Me u bâ vllazen me tjerë shokë
E « Osmanlí » me quejtun vedin.
Kta Turkín njofin e Mbretin:
Dér dikû edhe Xhemjetin;
Por kombsín nuk duen me ndrrue,
Giûhë as doke me harrue;
E kristjan e muhamedan,
Gegë e Toskë, Shqypnija marë
Prap se prap quhen « Shqyptarë ».
Medjè kta, zotní të mí,
Njitash voni i a kan hî
Me shkrue shqyp libra e fletore,
Me çilë shkolla n' giûhë arbnore:
E mâ teper, si nper dhamë,
Posë se s' duen me dhânë nizamë,
Janë tue lypë autonomín,
Per me qitë m' vedi Shqypnín,
Edhè Turkut mâ mbas sotit
Mos me i lá t' dheta si motit;
Veç me ngrefë ata 'i farë Shtetit:
Po e jo nen hije t' Mbretit:
E m' vedvedi me u sundue,
Pashë as beg mos me ndigiue:
Si t' i a bajm hallit s' e dí...

Kqyr ç' ká mârrë trimi e ç' ká thânë:
Nji, per bé, gjallë nuk do lânë!
Se Shqyptarët po ishin belá,

20-25 Veç Shqyptarve s'po u hî n'kokë: s' po u mbushet mendja

# XHEMJETI

Hjrin kush kurr mos me u a pá,
Veç se sherrin. S' dí a e dini,
Se, q' se Turku s' pari hini
Në Shqypní e dér më sot,
Jo mâ_ pak: po e tham me lot!
Se pêsdhetekater herë
M' né Shqyptarët t' janë lshue poterë
Me armë n' dorë, e t' na kan rá,
Ballë per ballë me né t' u vrá,
Si t' isht' kênë Turku me Shkjá.
Medjè ngusht shum herë na e prûne,
Pse zanát pushken po e kishin.
Prandej hundët m' grusht u duen shtypë,
Qi kurr n' mend mâ mos t' u bjere,
Pis Arnaut ata tue kênë,
Xhemjetit me I qitë telashe.
    Sinan Pasha, 'i plak me mjekerr:
Javash burra, zên e u thotë:
Se Shqyptarët janë fis I vjeter:
S' merren grushta si « manovët ».
Katerqind e disa vjet
Janë, qi hîmë na në Shqypní:
Kush ká bâ mâ shum gajret
Se Shqyptari per Turkí?
Në Jemen kan ardhë me né,
N' Sebastopull kann derdhë gjak;

---

65-70 Pis Arnaut: në përbuzje e shamje: Shqiptarë pisa, të ndytë- Javash: kadalë. - S' merren grushta: s' rrahen si ....
70-80 manovët: K. I, 105. - Në Jemen: K. X, 68. - N' Sebastopull: limâni mâ me randsí i zhvilluen
Krimés, ku u

F yt-a-fyt janë pré me Shkjé:
Kan mârrë krena n' Karadak.
N' luftë uxhunin kta e kann bâ;
T' mbramët te hika e t' parët te meta
Janë pjekë n' diell janë nrî n' murra:
Per Daulet s' u âsht dhimtun jeta.
E po ç' bâmë na per Shqyptaré?
Ç' t' mira na atyne u kem' pertrî?...
Cilla punë, thoni, u kthye marë
Ç' se na gjindemi n' Shqypní?...
Na i kem' djegë e i kemi pjekë,
I kem' zjerrë shpijet e toket;
Vjerrë m' konop, i bâmë me dekë,
U kem' prishë kanû'n e doket.
I kem' rrahë nper milazima,
Shnjerzue i kem' nper agallarë:
I kem' fikë nper myltezima
Repë i kem' nper tasildarë.
Kund ndo'i urë a u kemi lshue?
Sa janë rrugat qi u kem' çilë?
Ndonji shkollë a u kem' ndertue?
Shtek t' shperthyem a u kemi mshilë?...
Kuerdo t' jetë kysmet me i dalë
Turkut dore Shqyptarija,
Posë faltoresh, ku me u falë,
N' Shqypní 'I shêj a e lên Turkija?...

---

lufta të rrebta ndermjet Turqijet e Rusís.- uxhunin: sulmin, të msymen tuj qenë përherë në rresht të parë.

80-85 Per Daulet: K. II, 32.

90-95 nper milazima: me anën e oficjerave (togerave).- myltezima: tagermbëledhsa. - tasildarë: nëpunsa taksash.

# XHEMJETI

Pse m' at here duem qi Shqyptari
Gjithmonë rob të rrijë nen né,
T' harrojë gjûhen qi i lá i Pari,
T' mohojë vendin ku ka lé?
Por me folë kah shpirti del,
Faj Shqyptarit nuk i vîhet,
Pse me Turk sod kapet tel,
Vendi vend pse nuk i zîhet.
Me topuz, mor faqja e bardhë,
Me Shqyptarë nuk ndreqet gjâ;
Veç me t' amel rreth tue i ardhë,
Per tý e shtyn deken me bâ.
Prandej vetë kishte me thânë,
Se s' âsht mire Shqyptarët me i ngá:
Le t' a lâjm ket punë m' nja'n anë
E mos t' sjellim kot belá.

Strehë ngerthye do vetlla t' trasha,
E t' ka nisë me ligjirue,
Mirë tue u matë, fort tue u mendue:
I u ngjatët jeta zotnis s' uej!
Per mos daçim me mifë n' ujë
E Turkín m' vû n' rrezik,
Qi m' u dá pllamë e perçik,
Kish' me thânë, zotni të mí,
Se do shtrue 'i here kjo Shqypní:
Se Shqyptarvee m' drû u do hypë
Mirë per veshësh, edhè, me i zhdrypë:
Mirë me i zhdrypë e mire me i shtypë,

---

110-115 Me topuz: K V, 134 .- .... Veç me t'amel: jo me të keq por..._

Qi m' u a zjerrë at zburth lirije
E at kllapí autonomije,
Qi pat nisë ka pak me i zânë,
Qýsh se dorë Mbreti u pat dhânë,
Tash do vjet, me u ba « millet »:
Kuer Kongresit të Berlinit,
Stambolla tue kênë rrethue,
Na bîn fjalë per punë t' kufinit
E gaperr Europa u çue,
Me i a lshue Malit të Zí
Hot e Grudë, Plavë e Gusí.
Jo, po, besa zitëní,
Q' se «milet» u bâ Shqypnija
Edhè dorë dha ksajë Turkija:
Per nji idare masllahat:
Me rrokë armët me dale në shpat
Bregut t' Cemit, e me u vrá
Ballë per ballë me hasmin Shkjá
Si t' kisht' kênë Shteti me Shtet,
Kan marrë, po, Shqyptarët gajret
Me mendue, se edhe pa né
Mund të rrnohej gjallë mbí dhé:
Se mos heret, sado vonë:
N' per miq t' vet e hasem t' onë:
Mund t' u shkepshin prej Sulltanit,
Si do tjerë Shteten t' Ballkanit,

---

130-140 zburth: smundje qi u del kualëvet e gomarëvet në qellëz_ të gojës dhe s' i lên të hanë:
këtu: atë dishír. – millet kombësí (shtet)
140-150 E gaperr...u çue: u çue lugat, i u vardís. - idare masllahat: punë me pakë randsí.- Bregut t'Cemit: K. I, 83.

# XHEMJETI

Edhè m'vedi me u sundue,
Pashë as beg per pa ndigjue.
E kè t' vshtirë njie here me reshtë
Harushen me krye n' qyp t' mjaltit;
Se mandej i a shkulë ti veshët,
Por qypit s' e shkepë per s' t gjallit.
Prandej vetë kishe me thânë,
Se kjo punë fjetë nuk do lânë.
Se t' bjerë mini neper mjekerr
Anishkà, tha 'i burrë I vjeter,
Po mos t' çilte shtekun tjerve...
Posë Shqyptarësh: manje mire n' mend:
Kem' Jemen e kem' Armen,
Kemi Grekë e kem' Zejbekë,
Me Qerkez me Lkurazez,
Me Bullgarë grêtha luftarë,
Qi po i lshuem na pê Shqypnís
N' punë të gjuhës e të kombsís
Veç me e dá Turkín e mjerë,
Se t' jet tjeter tash nji herë.
Pse të gjitha këto kombe
Ki'n me lypun Frone e Dhome,
« Koçobash » me mbetun Mbreti...
Tash zotní, kjo punë nuk ban.
Pra nuk ká çajre as derman
Per pa i çue n' Shqypní mizore,
Pak me thânë, njiqind taborre,

---

160-165 me reshtë: me vu para, me msue.
175-185 Frone e Dhome: kunorë mbretensh, selí e Dhoma Deputetensh.- Koçobash: kryeplak, qefalija i katundit,kryetari i keshillit.- taborre: K. VI, 90.

Qi nji herë e pikë mâ s' parit:
Per me e nisë punen per s' marit:
Sylahin m' i a hjekë Shqyptarit;
Mandej m' tê me kapë nji drû
Edhè shpinen me i a zbrû,
Qi të bindet fill prej vetit;
Persè aj cub tuj kênë shkorretit,
Guzon t' dalë karshì nji Mbretit:
Karshì Mbretit e Xhemjetit.
Mbretnì, do me thane fuqì.
Pa fuqí, nuk ka mbretní.
Ma fuqí, u mkam Turkija;
Pa fuqí na hupë Shqypnija:
Hupë Shqypnija e Arabija,
Si na hupi, ofshe! Ballkani.
Turkut m' shpinë i hype dushmani!
Kshtû ká folë qaj Turgut Pasha,
« Aferim »! i thotë Mishlizi,
Komandár edhè e ka vû
Mbi njiqind taborre t' zgjedhuna,
Per Shqypní tue e nisun filli
Qi t' ngushtote shka âsht Shqyptár
Me quejtë vedin « Osmanlí »
Per mbas « qefit » t' Turqvet t' Rí.

Si Shqypnija 'i vend s' e ké,
N' daç per male e per kodrina,

---

185-190 Sylahin: rrypin e fyshekve ase si në K. II, 43; këtu: me i sharmatosë. - me i a zbrû: me i a zbutë.
190-195 cub...shkorretit: cub I egër, cub malit, pyllit, shkorresh.

# XHEMJETI

N' daç per fusha e per rudina,
Bjeshkë e vrrî edhè zallina,
Me kullosa e tokë t' punueme
Me liqêj, me prroje e lume:
Kroje fushës e gurra shpatit:
E puthë deti per s' të giatit:
Peshku plymë nder kalimere:
Gjâja e gjallë reshë shqere shqere:
Endë mëndashi e endë hardhija:
Ambel synin t' mushë robnija:
N' shndet kerthneset mare natyra,
Qiella kthiellet si pasqyra:
Sh' Ndré në bjeshkë e Sh' Gjergj në vrrî:
S' ká mâ bukur n' rrokullí.
Me na pasë gjithkush lakmí.
Por ç' e ban? Se sod, or probe,
Me t' a falë Shqypnin, kush, tobe,
N' e shikojn dý herë me sy,
Kaq per kob qi t' a ká msy,
Turgut Pasha, 'i turçelí
Me njiqind taborre ushtrí,
Tanë Çerkez e Lkurazez
Turkoshekë e Anadollakë
Manovë, Jevk, Lacë e Zejbek
Kurd, Harapë edhè Felah
Me pushkë n' krah, me zjarm n' sylah

---

215-220 Peshku plymë nder kalimere: pesh. Mënji me sasí të ma dhe.- shqere-shqere: tuba-tuba ( shtjerrash ).
220- 225 Sh' Ndré në bjeshkë e Sh' Gjergj në vrrî: dimën në bjeshkë e pranverë në vrrî.

Njani n' « fes » tjetri n' « qylah »
Toka e zezë me 'i pasë qirah;
Edhè m' shpinë aj i a ka lshue,
Me Moskov, thue, âsht tue luftue.

Fund e maje tue e mshî mbarë,
Kshtû Shqypnís i u rras asqeri
Ç' merr prej Jugut der ke Veri;
Edhè Pasha Turgut Pasha,
Idhtë ngerthye ato vetlla t' trasha
T' ká ngrefë top, t' ká ngrefë havan,
Edhè qitë ká nji « ferman »,
E pa i lânë kund kujë derman
Lypë nji herë e pikë mâ s' pari:
Sylahin me hjekë Shqyptari
Edhè armët aj me i dorzue:
Mbasandej mos me guzue
Kush « Shqyptár » vedit me i thânë,
As me majtë doke e kanue
As nder shkolla shqyp me zanë;
Shqypen shqyp jo mâ m' e shkrue,
Por turqisht: ká lypë mâ teper
Qi Shqypnija e poshtme e eper
T' epte asqer, edhè të late
Pagë e t' dheta e begajate,
Gjithsi isht' êmri i Turqve t' Rí,
Ase e bân vendin faní.

---

230-240 Toka e zezë me i pasë qirah: me i pasë randë, havale.
2 40-250 kacaleci: karkaleci.- ferman: K. II, 133.
260-265 begajate: taksat, qi u perkitshin sundimtarëvet të vendit.

# XHEMJETI

Kúr ká ardhë rendi i M a l c í s
E t' kann ndie ata Krenët e Malevet,
Jânë bashkue, kuvend kann dalë:
Per jetë t' ande, Pasha i Mbretit;
Fort n' gazep mos me na mârrë,
Né 'dhè me na lânë sylahin;
Se kem' ndollë disì n' kufî
E shpesh po na bje me u vrá
Kû me Urum e kû me Shkjá.
Mbasandej ti po na thue
« Shqyptár » mos me quejtë na vedin
Por m' i a njitun « Osmanlí »,
Edhè shqypen me harrue.
Vargjeç, Pashë t' ngjatët Zoti jetën!
Se kto punë n' perde nuk hînë.
Kúr na t' mbajm ligjen e Mbretit:
Por të preme per mbas vendit:
E t' lájm pagë edhè të dheta,
Mbas zanatit qi kem' pasë
E si t' shifet se Dauleti
Vendin t' onë e bân mahmúr,
E jo kshtû me e lânë harabë,
At herë na, Shqyptarë me gjak,
« Osmanlí » bâhna me pûnë.
Kaq âsht mjaft, kishim me thânë;
E kurrkund nuk âsht nevoja
T' hîjm nder kso maklladesh t' kthella:

---

270-280 Urum: Grekë.- Vargjeç: prite Zot!
285-295 e bân mahmúr: e ven në paqë, në qetsí, e rahaton.-maklladesh: pallavra, dokrra, bisedë, fjalë të kota.

Jo « Osmanlí », jo « turçeli »
Ky « Çerkez » aj « Jahudí »_
Po Shqyptarë jemi, zotní,
E Shqyptarë prap duem me mbetë:
Kështû, Pashë, na e kemi gjetë,
Perzèt kshtû edhè do t' a lâmë.
E per punë, qi lypë nizamë
Na s' kém djelm me çue n' Jemen .
A si u thonë ylqeve t' Mbretit.
Na ktu vetë vritu me Shkjá,
Djalin çoe me u vrrá me Turk
Pasha Zotin, more Pashë,
Kurrsesi kjo pûnë nuk bân.
Ti ké ngrefë top e havan:
Perzèt mshoj, t' lumshin t' dy krahët;
Se edhè kshtû s' u rrnueka gjallë.

Turgut Pasha fort â idhnue,
Fort â idhnue, t' madhe ká britë:
« Haps qafirat tash me i qitë »!
E t a dijn, se në Turkí
S' ká Shqyptarë, as s' ká Shqypní,
Veç ká Mbret e ká Xhemjet !
Haps i bânë Krenët e Malcís
Qi per Mbret n' kufî t' Shqypnís,
Ballë per ballë tue u vrá me Shkjá,
Vendin n' gjak krejt e pa'n lá.
At herë Pasha vû leçí
Mos me çilë kurrkund n' Shqypní

305-315 mshoj: grahja, epi. – Haps qafirat: shif: K. X, 100.

# XHEMJETI

Shkolla shqype, edhè me shâmë
Njat të vetmen qi ishte n' kâmë
N'Elbasan, e m' e bâ lâmë;
E po u gjet kush nder Shqyptarë,
Qi me u marrë me gazetarë,
A me qitë shqyp ndoj fletore,
Tha, pa e çue nder gjykatore,
Sa gjânë gjatë m' e shtrî n' sokak,
E me e rrahun me dajak,
Dér qi lkura t' i plasë gjak,
Tue i rá fyellit e bylbylit.
Por pse atí i duhej me u ndollë
Sá mâ para në Stambollë,
Kshtû mbasi mendue kje hollë
Per t' çue m' vend « fermane » e « irade »
Hini e zgodh per veqilade,
D Shqyptarë: do kallavarde,
Hasem t' lemë të gjytetnís.
T' cillët as êmnin e Shqypnís
Kurr me e ndie nuk kan pasë dashtë:
Pleh i ndyt i mluem me kashtë.
Si, bje fjala, kur terthuer
Jashtë n' sokak me ftyrë per gúr
Shtrînë t' ngratin Hafiz Myslimin,
Edhè m' drû e rrahen trimin,
Tue krisë lodra e tue ra fyelli,
Dèr qi i kambës i u thye kercyelli,
E me gand gjith jeten mbet,

---

335-340 irade: vendime.- veqilade:_ K. X, 24.- kallavrade: bihude,qorra.

Jo per tjeter « xhinajet »;
Veç pse pvetë në hyqamet:
A isht' « Shqyptár » a po « Osmanlí »,
I pergjegjë me trimëní:
Sado qi ishte nji « hafiz » :
Jam Shqyptár me gjûhë e fis.
Por edhè kur shtrî m' sokak
E tue i rá ishin m' dajak,
Sa herë pvette kajmekami,
Thuej shka jé? Permbysë per dhé
Jâm shqyptár pergjegjte afizi,
Dér qi ashti i kambës s' i krisi:
At here t' lire e la me shkue:
Faqe t' ngrîtë vedit tue i shkrue.

E poshtnoi e e pshtuell në zí,
Turgut Pasha, i gjatë e i hollë,
Mori rrugen per Stambollë,
Ngrefë mustakun, ksulen n' sy,
Të shtatë krajlat si t' kisht' thye,
E jo mâ nji grusht Shqyptarë,
Ndollë t' pá fis e t' pá kumarë:
Thue, plasë toka i qiti jashtë.
Veç se shka, kishte me dashtë,
Turgut Pashës m' i a shtrî në rrashtë,
Se Shqypnija â 'i kasha e lashë:
Me çue 'i kashtë e me t' dale gjashtë

---

345-350 xhinajet:faj, gabim.
355-360 kajmekami:xevendsi.
370-375 â 'i kashë e lashë: enigmë, gjezë e gjezë.

# LAHUTA E MALCÌS

## KANGË E NJIZETETETËT

## DEDË GJO' LULI

### ARGUMENTI

Jemi në vjetin 1911-12. Dedë Gjo’ Lulu me nji grusht Malsorë niset per Rapshë të Hotit per t’u takue me Marash Ucin, tashmâ në mosghë të shtyme. I kallxon se me ata njerz, qi kishte me vedi, kishte dà me i rà Turkut para afatit të caktuem nga Parija e Qafë . Kishës. Merr pelqimin e Mashit, i cili ngarkohet të kumtojë Shkrel e Kastrat. Gërset e para pushkë në Rapshë. Njizet vetë me te njehun janë luftetarët e Dedës; shtat janë pushkët në duer të tyne e nji alltì. Marrin dý postat e Mbretir dhe nxanë rob gjashtëdhetë ushtarë anadollakë, të cilvet u hjekin armët dhe i nisin per Shkodër. Luftimet ndezen aty – këtu , si flakadâjt e Shën Gjonit. Rojet turke bienë njana mbas tjetrës gadi në tanë Malsìn. Gruda merr Deçiqin, Hoti Krevenicën; bjen Tuzi, rrethohet Shipshaniku, vija e kufinit lirohet që nga Tuzi e deri në Gusì.

Kryengritja I shkon në vesh Bedri Pashës, i cili thrret Parin në kalà të Shkodrës dhe, me anen e tallallit, çpàll në qytet luftën fetare per Dinin. Në thirrje të tij dymijë ushtarë e vullnetarë t'armatosun fillohen per Suka të Moksetit. Marrin Drumen e Deçiqin. Dedë Gjo' Luli me Grudë e Hot i pret në Dinoshë, ku kallet lufta. Ushtritë e Pashës smprapen në Rrasë – Fik. Nikë Gjeloshi me djelmt e vet msyn Deçiqin dhe mbas luftimevet të përgjakshme kapet në maje, ku ngrehë flamurin e Shqipnìs. Fuqì të reja qeveritare arrijnë në Shipshanik, por Malsorët nuk thehen.

Nderkaq në Breg të Matit Dedë Coku i ven pushkën fuqive turke, tuj vrà Kajmekamin e Lezhës. Me vullnertarë kryengritsa drejtohet kah Durrsi. Në Rrushkull ndeshen me ushtrìn e Mbretit e me vullnetarë të vendit në krahun e Sulltanit. Vlon edhe këtu lufta. Bien dëshmorë prej Malsorëvet Kolec Marku e Zef Harapi nga Shkodra, varrohet randë Llesh Nikë Daka. Ky i fundit porosit shokët, para deket, t'a bàjnë në Rrubig, ku P.Pal Dedaj kishte ndezë votrën e levizjevet kombtare e rreth së cilës nxeheshin luftarët e shkrimtarët e Lirìs nga Kurbini, Mirdita, Zadrima, Krûja, Zhuba e Llezhja.

taborre, nën Turgut Pashën. Të mrrijtmen në qytet, Turguti çon fjalë Malsorëvet të dorzojshin armët. Parija e Lekëvet mlidhen, me Luigj Gurakuqin në krye, dhe vendosin me i përgjegj Pashës me barut. Lufta ndezet mâ e mëndershme se kurr. Msyn Turku me furì, e pret Malsija me trimnì. Vendi kallet flakë: gjimojnë male e kodra, ushtojnë gryka e humnere, fishkullojnë plumba e gjyle topash. Et-hem Pasha msyn Kelmendin nga ana e Gusìs dhe Malsorët gjinden në mjes dý zjarmijeve, por s'ligshtohen. Shumica e tepërt e fuqive anadollake fiton, por toka shtrohet pllambë për pllambë në trupën ushtarësh. Europa habitet para gjith kësaj trimnije e merr shênjim punen e SHQIPTARËVET.

# DEDË GJO' LULI

Të shtatë Krajlat cue janë m' kâmë:
Kah ká rá, medet! kjo gjamë?
N' at Malcí, n' at Rrapshë të Hotit
Dedë Gjo' Luli, burrë si motit,
Me 'i çetë Lekë, bisha shkorretit,
Ká nisë pushken m' askjer t' Mbretit!

Shtremnon ksulen, del në shkallë,
Bedri Pashës po i çon fjalë:
Mirë nenshtrasha, or' Bedri Pasha!
Amanet jam tue t' a lânë,
Ket fjalë Mbretit me m' I a thânë:
Se me sodjet, êmni iZotit!
Shka jem' nipash s' Gjergj Kastriotit
E « Shqyptarë » qi i thomë na vedit,
Mâ duvá nuk i bâjm Mbretit.
E as s' e njofim mâ per Mbret.
Rrash po mbushen pesqind vjet,
Qi na I bâjm atij hysmet
E per tê na thyem rradaket,
Si t' ki'n kênë kto poça Vraket,
Nji të mire pá pesë prej tí.

---

1-5 Me 'i çetë Lekë: me nji çetë Malsorë të Malcís së Madhe.
10-20 Mirë nenshtrasha:_ K. VI,102.- mâ duvá: s'i nenshtrohemi,_ s'i lutena. Poça Vraket: K._ X,332.

Na shkoi moti si â mâ zí:
Ngranë pa ngranë, e kryet m' gershanë,
Bje prej sherrit m' taksirát.
Se aj s' po kisht' tjeter zanát,
Veç pre e rip, e digj e piq:
Rrxo, rreno, e vendin flligj
Me mehmurë e me agallarë,
Qi 'i punë kta kurr s' kan sjellë marë;
Veç rrah m' shkop, e vár m' konop:
Vidh, robit, e tokët plaçkit:
Si mo' Zo' mâ keq per né,
Qi a ndopak n' Shqypní kem' lé.
Pasha Zotin: kjoftë levdue!
Edhè kshtu s' mûjm me durue.
Pushken sod un i a kam vû,
Mandej dalët si kjoftë gjikue.

Veshë e mbathë kishte qillue,
Njet « alltín » në fletë t' sylahit
Vên «mauzerren » mbi sup t' krahit,
E me 'i çetë djelmoça mbrapa
Ká marrë rrugen me t' mdhej hapa:
Si njaj plajmi me duhí;
Drejt kah Rapsha edhè u ká prî.
Drejt kah Rapsha, Rapsha e Hotit,
Qi, si heret si n' ditë t' sotit,

---

20-30 e kryet m'gershanë: kryet në rrezik.– Bje prej sherrit n' taksirát: bje prej shiut në breshën, prej sherrit në rrezik. Me mehmurë: K. X, 24.
40-50 alltín në fletë t'sylahit: K.II,43.plajmi: K. I, 81.

# DEDË GJO' LULI

Kjo po m' ishte 'i falme agzotit:
Se aty vendi t' âsht ndezë zhari,
T' janë herrë krenat porsi bari,
Sa herë Lekët na janë perlá
Grykë per grykë me Turk e Shkjá,
Idhtë tue i bâ shkinat me kjá,
Idhtë tue i bâ me fshâ turkinat,
Kah n' dorë flakë u rín «martinat».

At herë «Shêjzat» tue prendue:
Dedë Gjo' Luli, flakë barotit,
Marash Ucit n' derë ká shkue,
Kû I trakllon edhe po i thotë:
Çou, bre Masho! Sod s' âsht ngaja
As me fjetë, besa, as me u kotë;
Pse me Turk kem' do fjalë t' mdhaja.
Mashi, rát si kishte kanë
Mbí lkurë viçi, â çue mejhera,
E vû krahve 'i gozhup t' randë,
Jashtë ká dalë trimi ke dera:
Po a me msy po do Stambollen
Me kta djelm, 'or Dedë, mbas veti?
Se, kudo qi këta ndollen,
Aty gjâmë muer toka e deti.
Mos më nguc, Masho, me fjalë,
Se merzitshem kam qillue,

---

- i falme agzotit : K.XXIII,739.- zhari :flakë.

50-60 t' janë herrë :t' janë kositë, heqë...: K.XXIII, 933. – martinat : K. XIII, 25.- Shêjzat :K. V, 199.

60-70 s' âsht ngaja : K. V,121.- 'i gozhup t' randë : nji gzof me leshë per së jashtmi, të randë.

Po i a kthen Deda kadalë,
Mashit doren tue i shterngue.
Edhè m' anesh shmangë_ pak gjâ,
Ulun trimat kann zânë vend;
Bâjn duhan, e at herë nen zâ
Ká nisë Deda e çilë kuvend;
N' at Qafë-Kishë mledhun Parija,
Kuvendisht aty e pa'n dá,
Burrë per shpí me dalë Malsija
E so' 'i javë Turkut me irá.
Po; por fort mue âsht tue m' u ngjatë,
Edhè mendja m' kapet tel,
Me i rá Turkut shi n' ket natë:
Si, thue ti, puna na del?
Osmanlís me i ra s' âsht heret
Kurr, tha Mashi me fjalë të mara,
Mos per deret, per penxheret
Do qitë jashtë aj sa mâ para;
Me t' a thânë pse due edhè 'I fjalë:
Vetë na, po, e provojm mbi rrashtë,
Se aj n' Shqypní t' ká ngulë,_ si halë
Qi ngelë n' fyt, e s' zieret jashtë.
Don dajak!... Mirë se po i bini
Sande askjerit; por nuk dí
Armë me vedi sa mund t' kini?
Shtatë «mauxerre» e kjo «alltí»
Qi kam n' brez, tha Dedë Gjo' Luli.

---

80-85 N' at Qafë-Kishë...kuvendisht : në vendin e mbledhjes të quejtun Qafë Kishë mbi Vuksalekaj, tuj pasë rá në godi, me pleqní të përbashkët.

# DEDË GJO' LULI

Me aq pushkë, thom un,_ armët askjerit
T' Rapshës u mirren, Marash Uci
I a kthei Dedës. Un me ni herit
Po kumtoj Shkrel e Kastrat,
Po çoj fjalë edhè n' Kelmend
Gjâs e gjindes me i dhan shpat,
N' qafa burrat me zanë vend.
M' tani, djelm! se, me ndihmë t' Zotit,
Ksaj herë_ Turkun e kem' thye.
Zbardhnja faqet gjithkund Hotit!
Briti Mashi, e n' shpí u kthye.

Dedë Gjo' Luli, si i u lut_ Zotit,
Sod prej nadjet, pa_ zbardhë drita,
Me 'izet djelm, po, 'izet petrita:
Synin gacë, zêmren duhí,
N' shtatë «mauxerre» e në nji «alltí»:
M' askjer t' Mbretit ká sulmue,
N' dý «kausha» kta ngujue:
T' njehun_ rrafsh gjashtdhetë «nizamë».
Fasha e Rapshës se ç' ká marrë gjamë;
Veleçiku fort ká ushtue,
Shtatë_ «mauxerret» rrebtë tue vlue,
Kurr pa prâ, kurr pa pushue:
Thue 'I taborr po ká qillue!

---

105-110 Po kumtoj Shkrel e Kastrat..Kelmend : po lajmoj Shkrel etj._ fise të Malsís së Madhe me I dhanë shpat :me i largue prej shpijave, si bahet në kohë të luftës.

120-125 N'dý_ kausha : në dy posta rojet, kufinit, katundit. Veleçikut :K. XIII, 2.tue vlue : tuj qitë padá.

Se me djelm qi ká mbas veti
Dedë Gjo' Luli. kaçabeti,
S' i ká Krajli, s' i ká Mbreti,
S' i ká toka, s'i ká deti:
Mjaft me thânë Kolë Marash Vata,
Qi, si plajmi me shtergata,
Me at Prêlë Kerin kaq t' kann msy
M' dý «kaushat» n' askjer ndrý,
Thue janë çerdhe cilikokash:
Ke aspak gjygjin s' i a bâjn kokes.
Kaq kje vrrima, po, e uturima,
Kaq vikama edhè piskama,
Kú t' janë lshue Lekët e Malcís
Mbí atà shkretët «nizamë» t' Turkís,
N' ato kulla kthelltë ngujue:
Dy tue vrá, dy tue shitue:
Sa qi t' mjerët zêmra I ká lshue
'Dhe malcorve n' dorë u rane,
Me gjithë armë e xhebehane.
Mbsì 'i herë rane në dorë,
Atý prî u kan dy malcorë,
E shtek m' shtek e koder m' koder,
I percollen me kthye n' Shkoder.
Nji ç' do burrë, qi din shk' â ndera,
Hasmi armët mbasì t'i hjekë,

---

125-130 kaçabet :K. I, 89.
130-140 çerdhe cilikokesh : stërqokash, galash.gjygjin s' i a bâjn kokes : se marrin para sýsh dekën.- uturima : K.XXV,665
145-150 xhebehane : municjon.

Faqe t' zezë aj çon te dera,
Po guzoi m' tê mâ me prekë,
Mbas kanùs s' Lekë Dukagjinit.
Porsì kúr naten e Sh' Gjinit
Flakadanet shkojn tu' u kallë
Jo p'r 'iherë, por kû mâ rrallë,
Kû mâ shpesh e dorë mbas dore
Atý-ktû neper terthore:
Kshtu, si zhiri u bânë nji herë
Dý «kaushat» n' Rapshë të blerë,
Shì n'e nesre e pushkë pa shtî,
Gjith «kaushat» në Malcí,
Urë kufinit me Mal t' Zí;
Kû mâ t' vogla e kû mâ t' mdhá:
Nji mas nji në dorë kann rá.
Mandej Grudës I a dhânka Zoti
Prej Deçiqit turqt me I dbue;
Krevenicen e muer Hoti ;
Hyqameti n' Tuz u rrxue.
Rrethue atherë t' a kan «nizamin»,
N' Shipshanik qi kisht' ngujue,

---

155-165 Porsi kúr naten e Sh'Gjinit flakadanet etj. : âsht doke në banorët kristjanë të Veriut me ndezë zjarmije,flakadâj, neper ara e kodra,naten e Shën Gjonit (29 gusht). Neper terthore :K. II, 5 .-si xhiri :si zhiri,si shkrumbi. Urë kufinit :gjatë kufinit.
165-170 Krevenicen: Krevenica e Hotit në drejtim të Selcës.
170-175 Hyqameti n' Tuz u rrxue : në Tuz, fshat ndermjet kufinit të Shqipnisë së soçme e Titogradit (Podgoricës), -u rrxue qeverija. n' Shipshanik : kodër afër Tuzit, kundruell Deçiqit.

Si edhè askjerin, qi «istiqamin»,
N' Dushkakuq kisht' pasë ndertue:
E s' lanë zog ajrit me dalë,
Jo mâ Turk me kalue gjallë.
Kshtû p'r 'i herë, u zhduk Turkija
Q' merr prej Tuzit te Gusija:
Me pushkë n' faqe e dboi Malcuja.
Bedri Pasha, kúr ká ndî
Se ç' po bâte ajo Malcí,
Per lirí e per at Shqypní,
Fort âsht mbushë aj me mëní,
Grushta krés, besa tue i rá,
Askjer n' Shkoder ke s' po ká,
Fesatin n' Malcí me dá.
Thrret mishlicin, bâjn shurá:
Si t' i a bâjm e tek t' i a bâjm?
Kah të çajm e kah t' i a mbajm?
Se Malcija âsht çue lugat
Me dalë neser m' Rozafat:
Edhè ktu, po, n' kalá t' Shkodres,
Tue i rá surles edhè lodres,
N' sy t' Europës e t' marë njerzís,
Me ngrefë flamurin e Shqypnís:
Shqypnín m' e qitë zojë më veti,
Qi mâ kurr m' tê me urdhnue Mbreti:
Se lê Pashë e veqilade,

istiqamin : llogorin. N'Dushkakuq : ku Turqija pat bâ fortifikime.
185-190 Fesatin : kryengritjen. Thrret mishlizin, bâjn shurá : K. XXVII, 2; bâjnë këshíll.

# DEDË GJO' LULI

Lê mehmurë e kallavrade,
Qi m' konop tash po t' i vjerrin,
Njashtû si per kambet berrin!
Hollë e gjatë si janë mendue,
Si kann folë e bisedue,
Se si punës me I a bâ hallin,
S' mbrami t' gjith e kan pleqnue,
Me nji herë me qitë tellallin:
Qi, shk' â turk, me dalë n' Koplik,
Pse po isht' nji i madh rrezik:
Shqypnijet me u dbue Turkija:
Shtet m' vedi me u ngrefë Shqypnija!

Thrret «tellalli» sa ká n' krye:
Kush âsht turk bashibuzuk,
Me njeshë armët e n' luftë me dalë,
  Malcís hovin me i a ndalë;
Persè dini â në rrezik,
Ke s' po ká Shkodra «nizamë»
Kshtu tellalli. Trup në kamë
I a kan bâ nja dý mij vetë,

---

195-200 kallavarde : gjind me nji lloj shallit bezje e vija_ vija a shirita, qi bajshin krahinat tyrke të Persís.

205-215 me qitë tellallin :me qitë lajmin me anën e nji të ngarkuemit i cili, tuj rrahë nji lodertí (daullen), ndalet nder sheshe të qytetit e nder rruga dhe me zâ të naltë ep lajmet e ditës. Me dalë n' Kaplik : qandrra e Malsís së Madhe, në fushën e Bajzës .- n'iqindí :n' zëmërherë, në zamër,ndermjet drekës darkës. Bashibuzuk :bashibozuk:ushtár Turqijet i párregullt.

215-220 Persè dini : persè feja muslimane.

Muhamedan, e pa marrë dielli,
Vrap: thue u kan vû fletë:
Per báll t' luftës janë nisun filli.

Tue vikatë, tue u hallakatë!
Kan dalë m' suka të Moksetit,
Kann pushtue Drume e Deçiq:
Mirë kann ngrefë topat e Mbretit:
Me hjedhë gjylet m' Bukoviq!
N' at Dinoshë na janë ngujue;
Kan ngefë «tabe» edhè «istiqame»
«Maje krahit» tue këndue,
Tue prî vallet per gjith mbrame.

M' kep t' njij shkami dalë s' kundruelli:
Hajde, hajde o mori Shkoder
Se na njifna prej q' kah motit;
Se me surle edhè me loder,
S' shtron Malcí ti, manà t' Zotit.
Na â rreshkë shtati n' flakë t' barotit,
Tuj u grî na e tuj u vrá
Herë me Turk e herë me Shkjá.
Kqyr, t' mos bijsh nper né n' belá;
Se né hajrin s' na ká pá,

---

220-230 tue u hallakatë :K. XVI, 127. m'suka t'Moksetit : këndej Hanit të Hotit, në kufî me Bajzë. Drume :fshat nen malin e Hotit dhe në prendim të Liqenit të Hotit. Bukoviq :sukë në Hot, në drejtim të Selcës.- Dinoshë : fshat në verí të Tuzit, mbi Cem .

230-235 tabe : prita, llogore, handiqe lufte. Maje krahit :mënyrë kange festimi e haréje, me pak fjalë perherë të njajta.

Veç kush n' shpí per mik na rá.
Kshtû tha Deda m' at rragam.
Edhè pushka bâni «bam».

Kúr janë lshue Grudë edhè Hot
N' at Dinoshë m' bashibuzukë,
Ç' ká ushtue mal e ç' t' â trandë sukë,
Edhè toka ç' t' ká bumllue:
Kaq pemnershem t' janë perlá,
Si me u grî Turku me Shkjá:
Jo ma t' gjith Shqyptár nji vllá!
Shoq me shoq miq e kumarë,
T' gjith bujarë, t' gjith pushkatarë,
Kundra Shkjaut qi sa e sa herë
Krah per krah kann rrâ n' poterë,
E s' bashku kann derdhun gjak,
Tuj u grî me Karadak.
Perzet-a, t' dy krahët na thashin
Né Shqyptarve: «turq» na thaçin,
«Ortodoks» ase të «kshtênë»:
Msue gjithmonë qi kemi kênë
A me thye per t' huej'n rradaket:
Edhè hor, pa farë nafaket:
Ase, neper sherr të tí,
Ndermjet vedit na me u grî!...
Sido kjoftë, por turqt shkodranë
At ditë thye kjenë në Finoshë:
Disá u vrán, do rob kjenë zanë,

---

245-250 rragam : shkamb.
255-265 poterë : luftë. Perzet-a : në vend qi:Zotin_ sakt...

Hiken tjerët në gjak perloshë.
Veç nder suka të Moksetit
Fort mâ shum zianë_ âsht bâ
Kû mbí turq kû m' askjer t' Mbretit,
Qi n' Malcí jyrish kin rrâ;
Rreth e okolle pse atij shpati
Msý kann Hot, Shkrel e Kastrat,
Edhè lufta, manà, ngjati
Rrash tridhetë e gjashtë sahat.
S' mbrami turqit kjen thye
E m' Rrasë-Fik shkuem me zatetë,
Tue lanë dekun krye më krye
Kund njiqind e pêsdhetë vetë.
      Si 'i lavë ujqish, qi mardha e ûja
T' a ketë lodhë atjè në Shndré,
Kndej lshon m' dhên, andej bjen m' ftuja,
Ktû tue shkye, atjè tue pré:
Kshtu, nji herë mbasì u a dhe Zoti
M' u a shperthye turqve «istiqamin»
 Gruda shlligë, e gjarpen Hoti,
Mbí Deçiq t' kann msý nizamin.
U ká prî Nikë Gjelosh Luli:
Vesh e m' vesh mustaku I tí:
Qi veç pá t' a kish' s' kundruelli,

__________

270-275 në gjak perloshë : të lám në gjak. Zianë âsht bâ : âsht bâ gazep, â bâ nami nga përleshja.
280-285 E m' Rrasë-Fik : në Bajzë të Kastratit para Sukave të Moksetit .
285-290 Si 'i lavë ujqsh, qi mardha : posi tubë ujqsh, të cilt ngrija, të ftoftit e urije. Në Shndré : K. XXII,88.-ftuja :edhe femën nji vjetet.

Se edhè shum do tutë t' kisht' shtî.
Njitë mbas tij vjen njaj Mark Gjeka,
Trimi n' zâ Pjeter Nikë Daku,
Maço Grizhi e Lulash Zeka,
Qi, kû ndodhne, atjè rrmei gjaku.
M' mitraljoz ç' t' i a dha atý askjeri,
Ç' t' i a dha m' pushkë bashibuzuku,
Rrfë kúr msý ká njaj Zef Peri,
Prelë Kolë Shyti e Mirot Çuku:
Burrë i fortë Pjeter Gjokë Toshi,
Lucë Prêlë Nishku e Gjelosh Gjoka,
Prelot Keqi e aj Ujkë Gjeloshi,
Dedë Gjon Ujka e Marash Doka:
Burra lé per çark t' «martinës»,
Fjalen fjalë, besen çelikut,
Ballë per ballë e jo mbas shpinës
Msue me I rá në luftë anmikut.
Nikë Gjeloshi m' nja tue msý,
N' nja tue u njitë malit perpjeta,
N' llogor t' turqvet mbrendë ká kcye,
Si kulshedra bjen nder kneta.
Lum per Tý, o I lumi Zot,
Se ç' ká krisun m' at Deçiq,
Idhtë tue u grî turq, Grudë e Hot,
M' pushkë, m' singija_ edhè me_ klliç!
Kambë per kambë por me malcorë,
M' Deçiq rrâ ká 'i djalë I rí:
Qaj Hilë Mosi, pushken n' dorë,
N' parsme flamurin « kuq e zí ».

---

320-325 m'singija... me klliç : më bajoneta e kёlleça, armë e bardhë.

Se ky Hila, djalë shkodranë,
Per lirí të ksajë Shqypnije:
Mbathë e dathë, ngranë e pa ngranë:
T' rít e jeten bâ kisht' flije.
Gjindja ashtû sa i'n tue u coptue,
Tuj u bâ atà paçariz,
Asht turrë djali e t' ká flakrue,
Porsì gjarpen, mu n' mjedis;
E tuj i dhânë aj zjarm «alltís»
M' nji «manov» vjellun nga azija,
Zhvillon flamurin e Shqypnís
E vrret t' madhe: Rrnoftë Shqypnija!
N' at zâ turqt u vûnë me hikë,
Pêsdhetë t' vramë tue lanë mbí dhé,
Djelm të zgjedhun pikë e pikë:
Per t' shituem_ pse pvetë nuk ké.
Ofshe i mjeri! Por ká mbetë
Vetë i shtati Nikë Gjelosh
Luli, trim si aj mos me u gjetë,
Marë Shqypnín_ ti n' e kerkosh.
At herë n' qiell prej Veleçikut
Tue lé dielli me msdhní,
Dishka ushton drejt Shipshanikut:
Shka do t' jetë un kish' t' a dij?
Tue vozitë naten pa hanë,
Diku atjè në Samoborr:
M' breg t' liqênit per n' m' at anë:

---

330-335 paçariz : tuj u perzie, tuj u bâ rrëmujë, tuj u pështjellue.- Manov : K. I,105.
350-360 Samoborr : kalá në breg të Liqenit (?), kalá në Hot.

Paska zbritun nji taborr:
Rrash nji mij dyqind nizamë,
N' «peksimet» e n' armë mberthye;
Djelm me bré hekur me dhâmë:
Edhè fíll na paskan msy:
Njani mbathë e tjetri dathë:
N' Shipshanik atà me shkue
N' dihmë do askjerit, qi si n' vathë
Berret, mbetë kishin rrethue.
Porsì lshojn orlat m' stervinë,
Hot e Grudë, lshue fulikare,
T' i kan rá nizamit m' shpinë,
Tue i dhânë hiken n'p'r ato qare.
    Bedri Pasha, vall, shka ká,
Qi rri e ndukë mjekrren pa dá?
Gjithky idhnim kah thue iká rá?
Kajmekami i Lezhës âsht vrá!
Pushkë e top n' Malcí tue vlue,
Kajmekami kênka çue,
Në Breg t' Matës aj per me shkue:
Me 'i taborr nizamë rrethue,
Ngarkue mushkat n' xhebehane,
N' «peksimet» e n' «karramane»;
Edhè dalka n'p'r ato kneta,

---

_ peksimet : kuleç të pjekun dý herë. Mbetë kishin rrethue : kishin mbetur rreth.
360-370 orlat n' stervinë : K. XVI, 64 në ngordhsirë, kërmë, në cof tinë. Fulikare : K, I, 187. qare : bungajë.
370-380 Në breg t' Matës : Bregu i Macës:fusha qi nga Ura e Matit shtrihet deri n'Ishem. Karramane :bukë grunit,franxhollë.

Per me mledhë xhelep e t' dheta,
Bregut t' Matës e dér m' Patok,
Pa dhânë vade, afat a orok.

Se prej Lezhjet kaluer atit,
Kajmekami vjen me ushtrí,
Grue e fmij ká qitë aj shpatit,
E me shokë e me «komitë»:
Pika e djalit kû isht' qillue:
Ka vojtë trimi e zanë në pritë;
Mirë kû n' armë atà shterngue,
Kann dhânë fjalen, jan betue,
Pushken Turkut me i a vû,
Prej Shqypnís Turkun me dbue.
    Ç' po shkon ati tue hingllue,
Qafen kuk, bishtin ngerthye,
Shkumë e verdhë nper gojë tue i shkue,
«Shah» tue u hjedhë e tue këcye:
Bardh trí kambët, në ballë «nishan»;
Kajmekami pin duhan:
Sy'n murtat, menden hajvan:
Para e mbas ushtrín karvan:
Ngarkuet mushkat varg permbrapa,

__________

xhelep : taksa. Patok : vend kah Ishmi,në breg të detit
vade, afat, orok : (fjalë në kuptim t' afërm) ndermjetsí
kohe, kohë të vlefshme, ditë të caktueme.
380-385 ká qitë aj shpatit : ka qitë në mal. Komitë :t' arratisun.
390-400 Shah : thik përpjetë. Nishan : shêj të bardhë, balushë. Sy'n mzurtat, menden hajvan : synin mizuer, mend të trasha si hajvani (mushkat).

# DEDË GJO' LULI

 Vithet mal, shkojn hapa hapa.
Kúr janë kapun n' nji shêj vendit,
Dikû andej per ballë Zejmenit,
Bregut t' Matës teposhtë tue shkue,
Prej pisís, kû isht' kênë ngujue,
T' madhe Deda i bzân askjerit:
Kushdo jush «Shqyptár» ká ndollë,
T' shmanget m' anesh me nji herit;
Pse luftë kem' veç me Stambollë.
Edhè pushkët krisen batare.
Kajmekami u vrá pikë s' parit,
E rá dekun n' do zhavare:
Kurr mâ n' mend me I rá qyqarit,
Me lypë t' dheta neper Tale,
Se atà Lekët po i'n fort havale...
Fort u ndez lufta m' at hera,
Shum u dha zhurma e potera,
Shungullue ç' ká bregu i detit
Kúr Malcorët msyn m' askjer t' Mbretit,
Si ato bishat e shkorretit!
Mbe'n nizamët e ngratë gardhiqeve,
Mbe'n, po, knetave e hendiqeve,
Vrap kah prroskave edhè shtiqeve
I'n vû m' t'hikun poshtë perpjeta,
N' zí tue pshtjellë nanat e veta.
At herë mushkat plaçkë u bâne

__________

400-410 Zejmenit : fshat afër Kodrave të Pllanës.
410-415 zhareve : vend me bimë knetash.- neper Tale : neper fushën me të njejtin emën, mbi lumin e Matit, kah bregu i detit.- havale : belá, qi sjellin dam, rrezik.

Randë ngarkue me xhebehane,
N' peksimet e n' karramane.
Shum u bâ por m' turq zijani,
Llesh Nikë Daka, pehlivani,
Kúr, ngujue n' mjedis t' aljerit,
Nisi pushken kundra askjerit!
Jo, po: mirë m' i ká pague
Nji Búlk t' ve'n, kunatë e bí,
Qi nizami a vrá a shitue
I a pat Lleshit mu në shpí.
N' at luftim rane dishmorë
Per Shqypní nandmdhetë malcorë;
Prej nizamësh m' aljer të thatë
Mbe'n njiqind tetdheteshtatë.
        Por, medet e treqin halle!
Punë m' e kjá me lot Shqypnija!
Se nizamit, mbetë në Tale,
U a muer gjakun n' Durrës «jallija».
Kta malcorët e Bregut t' Matës,
Per mbas Dedës e Llesh Nikë Dakës,
Kênkan nisë per muzgut t' natës,
Poshtë n' at Durrës atà me rá,
Per t' dbuem Turkun, e m' kalá:
Si lidhë besë ki'n me «jallí»:
Me ngrefë flamurin «kuq e zí».
Por n' at Rrushkull si kan mrrî,
Atý rá kan në pusí:

---

425-430 n' mjedis t' aljerit : t' ushtrís. 440-445 jallija : fushë bregdetare:këtu banorët e fushës. 450-455 Rrushkull :fshat afër detit mbi lumin Erzen.

Isht' kênë çue «jallija» m' kamë,
Me t' cillt besë ki'n lidhë e fé,
E bâ bashkë me turq nizamë,
Per mbas vedi atý i ká pré.
Por, «jallija», n' besë e fé,
Ofshe! at ditë preu malcorët udhës,
Per t' a lânë prap Turkun n' Durrës!
Per lirí të ksaj Shqypnije
At ditë vedin bâne flije:
Kolec Marku, shqype malit,
Njaj Gjokë Doda, pika e djalit:
Zef Harapi, bilbil n' Shkodrë,
Mirë pa rritë qi shtatin n' votrë,
Rroki armët e per Atdhé
Mik mbas vedi rrugës u pré:
Prêlë Delija, trim rrfé:
Njaj Tomë Gjugji e Mark Prengë Dudi,
Preng Nikollë Gjeçi e Mark Per Zefi,
Me të cillt Gjekë Marash Haka,
Pehlivana t' fortë si Zana:
Trim mbí trima Llesh Nikë Daka
Si kulshedra me shtatë krena,
Qi turfllon neper boèna,
Ky Llesh Nika shitue randë
Me trí plume anë per anë,
Shokve t' vet aj m' u ká thânë,
Kryet m' «mauzerre» e shta'n per tokë:
Amanet, o morè shokë!

---

470-475 neper boèna : boêna, stuhí me shí të madh e ujna të çuem. 475-480 shitue randë : varrue, plagosë randë, per dekë.

# LAHUTA_ Kangë e Njizetetetët

Me m' a xjerrë ju ktû nji vig,
E n' kishë t' Fretenvet në Rrbig
Ju me m' bartë e atjè me m' çue:
Due me u rrfye, due me u vojue.
N' hije t' kishës due me u vrrue.
E kann bartë e atje e kann çue.
Pater Pali ç' âsht mjerue!
Me dorë ballit ç' i ká rá:
E po thotë gati tue kjá:
Oj Shqypní, e mjera Shqypní,
Mjaft po drue, se me krye n' hî
Per gjithmonë per t' mbetun ké,
N' prêhen t'and q' se mûjn me lé
Ksi gjarpîjsh, qi, besë e fé
Lânë mbas dore, me trathtí
Mund t' bâjn m'vllazen kshtu kerdí,
Veç per t' lânë të huj'n n'Shqypní:
Në Shqypní Turkun me lânë,
Qi, q' se jeta e sheklli âsht zânë,
S'ká bâ tjeter veç rrenue,
Prishë, e çartë e rrotullue
N' ujë t' pa fund, këtu e gjithkund.
At-herë mjekun i a ká prû
Larg prej Dibret, me e sherue
Por jetë-shkurtë Lleshi isht' qillue,

---

480-485 nji vig : nji shkalle, mbi të cilin bahen të smuetit.-E n'kish t'Fretenvet në Rrbig :në kuvendin e kishave të Françeskajvet, në Rrubig çerdhe e parë dhe votër në lvizjet per pavarsí.- Me u rrfye... vojue : shartet e mrame fetare të kristjanvet.

# DEDË GJO' LULI

E si u rrfye edhè u ligjue,
Atý trimi ká marue.
Kúr ká dekë e ká marue,
I kshtênë, po, e nip Skanderbeut,
Dalë ká atý fisnikja e dheut:
Me dorë ballin ç' po i a lmon,
Hollë e gjatë ç' po e vajton:
T' janë mbledhë miqt prej s' dij se kahit:
Pse m' rri shtrî si drû prej ahit?
Çou nji herë, per me ligjrue:
Çou, djelmnín per me trimnue!
Folja 'i fjalë babë Nikë t' motnue.
Ty nuk t' trêmi gjylja e topit,
Nuk t' ligshtoi duhmja e barotit,
Kúr mbí turq msyne rrfé motit;
Por, kúr ndeshe në t' ue vllazen,
Shum bataren mbí tý shprazen:
Atà s' t' vrán, por zemren t' plasen!
Dýsh tý zemren t' a coptuen:
Vllá tue t' pasun, të trathtuen!
At herë trimin e vorruen.
E vorruen m' at maje krepit
Kû «komita», lodhë gazepit
T' Shkjaut a t' Turkut, gjêjshin mproje,
Strehë, pushim, e prap ndoj koje
Bukë e zemer; e kû Frati
Të vorruemve u rrite gati,
Varrët tue u a lá edhè tue u a ndrrue:
Krént me kshille tue i drejtue.

---

505-510 edhè u ligjue : kreu sjelljet ligjore të fés.

Persè, ç' merr prej Sallsatikut
E del m' Sh' Mark, n' Kuvend të Rrbigut
E ki'n strofllin t' gjith njatà,
Qi me puplë a me pushkë m' krah,
T' kshtênë a turq, ishin betue,
Jashtë Shqypnís Turkun m' e dbue:
Kthellë, Mirditë, Kurbin e Krue,
Me Zhubë t' Lezhës e me Zadrimë:
Me Zadrimë, qi me marrë frymë
S' e la Turku; gjithmonë «rajë»,
Persè e kshtênë, e qi në váj
Moti i shkon: por qi n' ditë t' sotit,
Qi po lypet me ngrefë krye
Kundra Turkut, e me msye
Me armë n' dorë, Krén e të Parë
Të Zadrimës, sa kjenë gjith marë,
Kan lânë shpijat me hambarë:
Kan lânë kualt atà me shalë:
Shekat plot, kotecat plot:
Drithë në arë të bâm me u pré:
Burgun ding me lopë e qé:
Dhén e dhí, e lesh e lí:
Qitu buken n' mal «komitës»
Struki n' shpija zhegut t' ditës,
Edhè n' mal «komitë» kann dalë:
Kush me djalë, kush me mahallë:
Ka rá n' mal, po, Mati Gjoka,

---

535-540 ç' merr prej Sallsatikut del m' Sh' Mark :që na Sallsatiku në afersí të Krus deri në Sh' Mark.
550-555 kotecat : koshat, koshtarët e misrit. Drithë ne arë :kollomoqin, arat e kollomoqit të pjekuna. Ding : rrastë.

Prenkë Matija,i shpís s' Milotit,
Qaj Zef Prêçi e qaj Lekë Ndoka:
Gjo' Ndue Vokrri, burrë si motit,
Marka Tuku, uk shkorretit:
Mark Pashuku e Shtjef' Haberi
Qaj Kin Ndoci e Gjokë Dedë Goshi
Gjoka i Tukut e Ndrecë Leci,
Qi n' Hajmel, Rroboshtë, Kallmet
Shum m' askjer bân do adalet.
    Nderkaq n' Shkoder I a ká befun
Turgut Pasha, 'i xhemjetlí,
Me shtatdhetë taborre t' njefun;
E si mrrini nji herë n' Shkoder,
Bujrí tue kersitë e loder,
Fjalë malcorve aj u ká çue:
Krye pêsë ditsh, si t' shkojn pêsë dit,
Me rá n' Shkoder, me u dorzue
Me gjithë armë; ase «gjilit»
M' shpinë me askjer do t' u kisht' hypë,
Hundë e buzë m' grushta me u shtypë,
Me u zhbî trollin me temel
M' «carâ t' votres» dér në stel,
Mos me u kndue mâ as pulë as gjel,
E atà vetë me i vjerrë m' çengel.
    Kúr kan ndîe Krént e Malcís
Per lirí qi të Shqipnís
I a ki'n vû pushken Turkís:
Dedë Gjo' Luli, kuvendtár,
Sokol Baci, mendeqár,

---

565-580 adalet : kerdí. –loder :daullë. –gjilit :yrysh, si shigjeta.

Mirash Luca pushkatár,
Mehmet Shpendi, bishë dervnedi;
Frano Pali e Mirash Pali,
Si dý plume n' «xheverdare»,
Me at Tomë Niken, harushë mali:
Qaj Lukë Marku, rrfé zhgjetare,
Me at Islamin Makalushi:
Prej Shkodranësh, Luigj Gurakuqi:
Edhè trimat janë bashkue,
E ashtû m' kambë e pa e ngjatë tortë,
Fjalë Turgutit kshtu i kan çue:
Perzè, Pashë, boll burrë i fortë
Mbahe e jé; veç shka se na
Kurrkund, besa, s'e kem' n' mend
Me rá n' godi me tý. Na
S' thomë, si 'I palë, prap në ket vend
Me ndêjë Turku; veç, si na
Qi t' kem' qéf, me sundue aj.
Ajo fjalë s' â gjâ, jo. Na
Duem qi Turku t' hiqet kndej,
E n' Shqypní t' jesim veç na
Per me mûjtë, kshtû, mbasandej,
Në Shqypní me sundue na,
Gjithsesì t' kem' qefin na.
Prandej, Pashë, der sa qi ti
Mos t' thejsh zverkun_ prej ktij vend,
Godi s' ká, jo, ndermjet nesh,

---

590-600 bishë dervendi : K. XIX, 117. - pa e ngjatë tortë :pa e ngjatë tepër, pa e tjerrë spik.
615-620 Mos t' thejsh zverkun : mos të thejsh qafën.

Me shoshojn pa u bâ na pshesh;
Pse na t' njofim kush jé ti.

M' kambë ushtrín aj e ká çue,
Malcís m' shpinë 'dhe i a ká lshue:
Njanin krah drejt Veleçikut,
Tjetrin nisë prej Shipshanikut.
Si tallazi, qi, tanë shkumë,
Vjen plandoset per ndoj gumë,
E me ushtimë e me furí
I dyndë skllafat per ajrí:
Njikshtu atbotë ushtria e Turkís
T' i u rras mbremdë ajo Malcís,
Pushkë e top tue bumbullue,
Mendt e krés me t' u trenue.

Se njikjo âsht duhmja e Dauletit,
E njikjo âsht dita e kjahmetit,
Mâje mos me i pá ti vedit.
Po a nuk ndîen? a s' shef me sy
Sa nizami, korb i zí,
Per gjith anësh tý të ka msy?
Se kjo s' âsht ushtrija e Shkjaut,
Por e Mbretit të Stabollës:
Qi veç n' hîsh ti n' bryne t' kaut,
Perse ndryshe hallin kokes,
Manà pra, si i a bân nuk ké.
Turgut Pasha ka bâ bé,

---

625-635 gumë : K. IX, 309.- skllafat :K. XXIV, 72. - me t'u trenue : K. XXIII, 718.

Me të djegë me gúr e dhé:
Fort ká vrâ ato vetlla t' trasha!

Se me ndihmë të Perendís,
Të kam xjerrë, bre, prej Malcís...
Prej Malcís edhè Shqypnís!
S' ká me thanë tash ktû fjalë boshe,
Per shka don me bâ adalet:
S' trêmet ujku, jo, prej shoshe!
Mshoj, perzet, sa t' keshë kyvet;
Pse edh' âsht kjo mâ e mbramja herë,
Qi po t' bje me u pré e me u therë
Me Shqyptarë njimend Shqyptarë,
Qi mohue s' kan fis as t' Parë;
E qi m' tý, besa, lum Pasha,
Kann me xjerrë do dredha t' trasha:
Palè, at herë, ku t' qet neshtrasha.

Lshoi Malcija me trimní
E ka' u ndeshen me mëní,
Veleçiku, thue, u turshî:
Kaq me t' madhe nji uturimë,
Kaq me rrpame e me zhaurrimë
Turr m' shoshojn qi kan sulmue,
Ushtimë pushka aty tue vlue,
Kobshim topi tue bumbullue,
Edhe gjindja tue sharrue:

---

660-670 do dredha :do gjalma. U turshî : u thermue, coptue, rrenue rrpamë e zhaurrimë :(gadi baras) zhurmë e madhe me krizëm të dêt.

Tue sharrue per t' madh gazep,
Kush mbí curr e kush nen krep:
Njani fushës e tjetri shpatit,
Rreshkë per shûjtë e rreshkë per ujë:
Çurril gjaku shkoju shtatit,
Kush fjalë t' ambel mos u thuej!
        Aloberta flakë e zhig,
Tranden shtojet kah Vitoja;
Suka e Napllit të tanë nig,
Veleçiku ushton e Broja.
Ká marrë gjamë larg Bukoviqi,
Tym e njegull maja e Qurkut,
Tue msy Turku kah Deçiqi,
Marrë aj turrin prej Kalturkut.
Prêlë Nikë Prêtashi prej Kushet
Fort po bân, trimi, gajret;
Qaj Zef Peri, 'i drang harushet,
Se ç' po qet, sa mirë i a njet:
Sa mirë, trimi, krés i a njiti
Atí yzbashit Saladinit:
Tamth e m' tamth plumen I a qiti
E e la shakull prroskës s' njij vrrinit.
Shka ká thânë Pjeter Nikë Daku:
Mirë e pat qaj Sinan Aja:
Dy çurrilash po i shkon gjaku:

---

675-685 Aloberta :oloberda: vend në Kastrat.-Shtojet kah Vitoja : fushat kah Vit. Qi gjinden nen Vuksnlekaj kah syni i Hotit. Suka e Napllit : kodra e Napujevet (Napujt) në Kastrat. Bukoviqi : ndermjet Hotit e Grudës.
685-690 prej Kushet : nga Kusha e Hotit (Rapshës).
690-695 yzbashit : kryetár mbi njiqind vetë.

Se kthen n' shpí s' e mban mâ uzdaja;
Qaj Prêlë Keri, me trí zêmra,
Shkon e vjen porsì duhija;
Se atij lak nuk i bân thêmra
As nder plume as nder «singija».
Si 'i kulsheder dalë prej detit,
Maça Grizhi t' madhe bzâni:
Bini, djelm, m'_ askjer të Mbretit,
Se ká mbetë, ofshe! Dokë Lani.
Qaj Kolë Zefi, e forta skile:
Me sa gjarpnit s' i a dán gjurmen:
Me Kolë Kurtin zanë m' Bratile,
Ç' po e perzïj n' askjer aj turmen;
Ke pa dhimë nizamët po i vret
E i lshon rreges dujë e dujë:
Me bâ turket shum medet,
Ke u mbe'n burrat n' dhé të huej.
Ç' ká qi rreh topi e gopedra
N' at Qafë-Ungrej, zjarr' pa e ndalë?
Gjet' Mark Ujka, si kulshedra,
Thonë ká msy aty me gjith djalë.
Mbaja mirë, topçija i Mbretit!
Ké verbue? As s' shef me sy
Ç' po bâhet m' askjer t' Dauletit,
Tash qi Gjetja andej ká msy?
Si nji búlk, qi, gjetë n' hambar
Nji frotë mîjsh, kapë n' dorë nji shkop

---

700-710 lak nuk i bân thêmra : s' i drdhet kamba nga friga.
710-720 rreges dujë e dujë :neper nji rryp toke së papunueme si duejët e gjethit.- gopedra : K. XVI,501.

E me tê, ashtû pa kandar
Tue sjellë n' mîj, t' i bân aj skllop:
Gjeto Marku me të birin
Kshtû po i lshon «manovët» per dhé,
Pa i a kqyrë kurrnjanit hirin,
Veç qit m' ta porsì m' shkerbë.
Por, rrezik! Se 'I nishanxhí
Po kisht' kênë, besa, topçiu;
Pse, vû topin m' terezí,
Me gjith t' bir' dikúr e mshiu.
Ç' t' ká lshue at here Gjon Ujk Miculi,
Lulash Zeka e qaj Stakë Breci,
Lik Mirashi e Gjok Dedë Luli,
Gjon Ujk Çeku, e Kolë Gjo' Leci;
Lucë Gjeloshi, 'i bishë prej malit,
Dasha Nika e Pjeter Uci,
Smajl Mustafa e Sokol Mali,
Gjokë Dedë Luli, e Gjo' Nik Plluci:
Edhè trimat, tue u berlykë,
Si atà dêmat neper djerre,
T' flakruen m' turq e grykë per grykë
I a kan dhânë aty m' «mauzerre».
Ilerí! Vrret komandari,
Edhè turqit fulikare
Msynë m' shqyptarë, e aty at herë, zhari
Ndezë, «mauzerret» vlojn batare.
M' Samoborr e në_ Zagore
Të tanë vendi â 'i gropë gelqere;

---

725-730 I bân...skllop :I shtypë tue i bâ si... – hirin :Hatrin.
745-750 Ilerì : mëtani, sulm!

Gjimon mal, ushton terthore,
Shungullojn gryka e humnere.
Fort po rreh topi e havani,
Edhè gjylja derdhun breshen
Dikû andejna kah Dragoni,
Tash qi turqit m' malsorë u ndeshen.
Et-hem Pasha prej Gusîjet
Merr e msyn me askjer Kelmendin,
Nsa Turguti atje prej shpîjet
Flakadâ po e kallë t' tanë vendin.
Tymi dyndet rê n' ajrí,
Shamet trojet me temel;
Kahdo bjen duhmani I tij,
Aty s' kndon mâ as pulë as gjel.
Shtyhen para turqt kamë kamë,
Pushtojn vend ka pak ka pak:
Por tue e shtrue vendin n' nizamë,
Pllamë per pllamë por tue e lá n' gjak.
N' mend habitun kqyrë Europa
Si njikjo Malcia mixorre
Veç me 'I pushkë, pa shûjtë pa topa,
Mazull mban shtatdhetë taborre?!

---

755-765 kah Drogani _ mal në Shkrel, ndermjet Ducajve e Vrrîthit prej Spîjet : në prendim të Malit të Hotit.
770-773 Mazull mban : mban pezull.

# LAHUTA E MALCÍS

## KANGË E NIZETENANDËT

## LUFTA E BALLKANIT

### ARGUMENTI

Jemi në vjetin 1912. Perandori i Austrís,Franc Jo zefi,me anën e njaj letre e këshillon Sulltanin mos të i marrë aq me të keq Shqiptarët,mbasi prej tyne mund do të kishte mâ tepër sherr se sá dobí.I paraqet si arsye të kryengritjes shqiptare sjelljet e pamira të Derës së Naltë per shum qinda vjetësh.Sulltani duket si të hante arsye; vetëm ngulë kambë në besimin muhamedan të shumicës së banorëvet në Shqipní. Gjitjnji vendosë me e peshue punën mirë me vedi.

dhe t' i vênë pushkën Turqís. Në thirrjen e tij çohen në kambë shtetet e gadishullit dhe i çpallin luftë Sulltanit Nxen fíll, kështu, lufta e Ballkani.Bullgarët drejtohen per Stambollë.Ndezet flakë Rumelija.Msyjnë me furí Sllavët e jugut;qindrojnë me fanatizëm e trimní ushtarët e Perandorís otomane.Gërset topi e havani, gjindja korren krenash.Turqët tërhiqen,Bullgarët kapen në Çataltshá.Malazezët i rrasen Shqipnís.

# LAHUTA - Kangë e Njizetenandët

Franc Jozefi e ndien ketë gjâ dhe me tetëqind ta borre, të pergadituna per luftë, u urdhnon klyshve të Rusís të dalin prej Shqypnijet. Paqa e pergjithtë vêhet në rrezik per tanë Europën.Këndej Krajli i Hinglizit i ba në thirrje Fuqive të Mdhá të mblidhen në London per të pushue ngjarjet e ditës dhe per të hî ndermjet në perleshje të shkaktueme nga lufta ballkanike.

Franc Jozefi n' divanhane:

Padishah, pásh jeten t' ande,
Mos me t' keq me i marrë Shqypatrët,
Mos me u lshue m' qafë Pashallarët,
Qi me i prishë e kshtû me i çartë,
Si tash s' voni i a ké hí
N' at të mjeren moj Malcí:
Se, manà, kta po i'n do njerz,
Qi po i more teper terz:
Me shka m' dán neshtrasha mue:
S' kan me u pritë, jo, pa t' trazue,
Pa t' i qitë do t' çame krejt.
Se ti kta dije prej mejet,
Fort per hajr. ndoshta, s'i ké.
E mâ lirë i shet se i blé:

Se as per hajr, drue, nuk kan lé;
Veç se, besa, sa per sherr
S' ké per t' gjet kund fis mâ derr.
Mâ kryekcyem e mâ belá.
Qi, 'i grusht gjind e fukará,
Fytafyt kta me u perlá
N'daç me Krajl e n' daç me Mbret,
Si t' u kcejë aj zekthi i vet.
Këta sod lypín lirín,
Lypin t' lirë me pasë Shqypnín,
E krejt m' vedi me u sundue,
T' huej't mbas sodit jo m' i u shtrue,
Pagë as t' dheta me i pague,
E s' kan faj; pse tash sa mot,
T' thuesh, Shqyptarët lshue i ké pa zot;
E lshue u ké ti m' qafë xhahilat,
N' krye t' vendit vû u ké katilat,
E as per t' mjeren moj Shqypní,
Qi nder lufta per tý âsht shkrî,
Turk e i kshtênë, po, gjâ ndertue
S' ké dér m' sod; veç se rrenue,
Djegë e pjekë edhè shkretnue,
Me i u dhimtun minit n' múr
E atij gjarpnit per nen gúr.
Prandej vetë kishe me thânë,
Se s' bân keq lirín m' u a dhânë:

Asht mâ mirë me i pasun miq
E të lirë, se rob e anmiq;
Pse dishka edhè jam tue drashtë,
Se kta 'i ditë kan me t' u dashtë
Né mos sod sugure mot:
Dishka ndiej era barot...
Padishai n' at harem:
T' u ngjatët jeta, 'or miku i êm,
Se, manà, mirë jé kah thue:
Ashtû m' dán puna edhe mue.
Veç â 'i hall, 'or t' u ngjatët jeta,
Se n' Shqypní, të thuejsh, dý t' treta
Të halís janë muamedan;
E prandej kjo punë nuk bân.
Pse edhè as «dini »nuk e ep,
Per pa pasë nji t' madh gazep,
Nji zalldan, nji farë sikletit,
Me u shkepë turku ylqet t' Mbretit
E me u ngrefë aj davlet m' vedi.
Me gjith kta vedimvedi,
Mirë t' u matë e per kadalë,
Do t' a bâj pleqní ket fjalë,
Palè 'i herë si mund t' na dalë;
Se me u ngutë s' e kam zanát.
Sa rrín Mbreti tuj u matë,
Tuj u matë e tuj u shmatë,
N' at harem aj tue gerhatë:
Si tash s' voni e ká zanát:

---

Fjala Carit ká shkue n' vesh;
Edhè besa, ky hundlesh
Nji as dý nuk i a ká bâ,
Por t' âsht ngrefë si katallâ,
E u ká bzá shkjeve t' Balkanit:
Sod a kurr me i rá Sulltanit !
Sod a kurr turkut me i rá,
Turk e Shkjá sod me u perlá;
Se per ndryshe jue Shqypnija
E per rreth Maçedonija,
Me sa turku ká terthore
Ktû n' Europë, kan me u dalë dore.
Krajli i Nemces, nji kryetollë:
Nji kryetollë, por mendehollë
Ká çue fjalë Mbretit n' Stambollë,
Shqyptarve me u dhânë lirín,
Zojë m' veti me qitë Shqypnín.
E po duel Shqypnija m' veti
Atjè n' Beçë si po ishte njeti,
At herë ju, të gjith si jini
N' at Balkan, per t' ngelun kini
Me ka 'i ngordhe n' dorë, e mue
Hije t' zezë kini me m' lshue.

# Lufta e Ballkanit

Me ndollë puna qi n' ndo'i fshat
Epet zâni, se nper shpat
A se n' fushë nper ndo'i gajush
Derr të eger ká pá kush,
Trup në kambë çohen fshatarët,
Rrokun armët, ndjellin zagarët,
E shoshojt tue lshue kta zâ,
Kan, me brimë e me haré,
Kah t' jét dukë ajo shkerbé:
Kshtû Balkanasit atbotë,
Ndermjet vedi lidhë kta frotë,
Rrezga - bjezga m' kambë janë çue,
Kan njeshë armët e janë shterngue:
Kan ngrefë top e mitraljoz,
Kan hjekë korsull e bajloz,
Ndermjetsí as peng nuk priten,
Veç se luftë Turkut i qiten.
Por as Turku nuk ndêj fjetë,
Me duer m' í, me sý perpjetë,
Se aj per luftë po isht' taravol;
Prandej erdh e t' u shpervol,
Mlodh nizamin n' Anadoll,
Bashkoi Llapë, bashkoi Harapë,
Toskë, Çerkez, e lkurazez:
Mrefi qordë, mrefi tagan,
E t' i qiti n' log t' mejdanit
Per ballë Mbretneve t' Balkanit.

Manà t' Zotit, morè vllá,
Po t' kisht' qitë shteku me pá
Se si ndeshë janë Turk e Shkjá,
Turk e Shkjá, si janë perlá:
Katallâ e malukat
Idhtë m' shoshoqin çue lugat
T' ishte dridhë, po, kmisha m' shtat!
Kah rreh topi shpat e m' shpat,
Kah vlon pushkë e mitraljoz
Ashtû ushtimë e vijanos:
E kambsí, e kalorí
Turr kah lshohet me furí,
Kush me shpatë kush me singí,
Tue vikatë, tue hallakatë,
Turk e Shkjá si e kan zanát,
Marë Balkani ndezë â flakë.
Gjaku i nierit derdhet brrakë:
Tym e pluhun dynden njegull,
Nen kambë toka lkundet shrregull,
Thue po shamen qiell e dhé.
Me t' ardhë keq, po, se ké lé!
Njani hapu, tjetri zmbrapu,
Shkjavi msýj, e Turku shtýj:
Shtýju, msýju, nzitu, lvitu,
Nzitu e lvitu e kacafytu,
kacafytu turk e Shkjá,
Fytafyt tuj u perlá,

Tuj u grî, m'dhamë tuj u shkye,
Shoq më shoq lamsh kaperthye,
Si ato bollat neper ferra:
A si atà derrat me derra,
Qi dermishen, e shkelvishen,
Tue i a dhânë m' turîj e m' dhâmë,
Kerleshë kreshten gjatë nji pllamë,
Mneret nieri me u ngrî m' kamë.
Ashtû lufta idhtë tue vlue,
Qaj Bulgari fort u idhnue,
Dhamë e tmallë ç' i ká kercnue,
Se edhè t' madhe aj ç' ká ulrue:
Hâni! burra, per n' Stambollë!
Trima mrendë! Me dorë! Me dorë!
E si 'i shkam, qi shkrepë prej s' naltit
Të nji majes s' gristë s' ndo'i malit,
Me zhaurrimë, e shungullimë
Poshtë rrmores shamet turr,
E pod m' pod, e curr më curr,
Tue balcue, tue u rrokullue
Landë e gúr shkon tue dermue;
Tue turshî shkon ledhe e gjí,
Dér qi s' mrami me furí
Mos t' plandoset kulihum
Kund m' ndo'i prroskë a m' ndonjí lum,
Tue dyndë skllafat n' ajr per mnerë;

Idhtë Bulgari kshtû m' at herë
Perzí gjak e perzí vnér,
Synin gacë zêmren batare
M' Turk sulmue ká fulikare,
Lum per Tý, o i Lumi Zot!
Kúr janë ndeshun flakë e agzot,
Kúr janë ndeshë Turku e Bulgari,
Se ç' âsht ndezë - o lufta zhari
Se ç' ká vlue pushka m' at hera
Se ç' ká krisë zhurma e potera,
Vigma, brima, bumbullima,
Edhè plajmi me stuhí!
Rrebtë gjímue ká Deti i Zí,
Ká ushtue Beçë e Bukureshë,
N' moh dý male si t' i' n ndeshë,
Ngasin, vrrasin Kapitanat,
Hingllojn kualt, turfllojn katanat,
Gjimojn topat e havanat,
Shprazen gjylet breshen lshue,
Si ajo rrfeja tue bumbllue,
Mêt e krés me t' u dermue!
I u dha zjarmi Rumelís
'Dhè prej flaket e stuhís
Ulurojn nierz e shkrebé,
Shamë rroposen rrash per dhé
Ledhe, pleme, fshate e tbâna,

Gjytetet janë bâ murana.
Me çilë bollat mrendë dikúr:
Edhe u dha atý nji zhumhúr,
Nji piskamë, nji vikame,
E njí erë, e njí poterë,
Vrrimë, e krísme, edhè zhaurrí,
N' vend Balkani, thue, u turrshî.
Të varruemt, trinue per dhé.
Mbetë e lmekë, e ftyren zbé,
N' hurdhë të gjakut t' vet humue,
Píjt me dorë rreth tue ravkue,
Tuj u lvitë, randë tue livrue,
Si atà krymalesht m' drû,
Se ç' gerthasin, se ç' piskasin,
Kualt katana m' ta kah shklasin,
Kah të mathtat rrota t' topavet
Angrra e trû larg u a sterklasin,
Tuj i a njeshun landve e krepave,
Me i u dhîmtë gurit e drûnit!
Kuq «Marica»gjaku s' nieri
Leqe - leqe rrmen kurrnê;
Po vlon «Tuna»gjiri m' gjiri,
Dyndet tymi nalt mbí rê.
Muzë âsht qiella; per nen kamë
Trandet toka e ushton nji gjamë,
Thue, termeti shungullues
Po shperthen angrrat e dheut.

Vapa e tymi terratues
Anë e kand kobshim mbertheu
Dy lutrâjt e rrebtë t' Balkanit
Trim Bulgarin, Turkun t' eger:
T' cillt pa rrâ m' at log mejdanit,
Pa i a nisë me u bâ atà fleger,
Nji bé t' madhe po e ki'n bâ:
M' qitáp Turku, m' Kryq Bulgari:
Se gjallë pushken s' ki'n m' e prâ,
Per pa e ndezë Balkanin zhari,
Furrë gelqerje rreth e çark
Njani shojn pa vû perfundi
Pa i a vûmun shtjelmat m' bark,
Shpirtin pa i xjerrë perdhuni!
Si dý rê qi 'i natë dimnore,
Njana shkputë prej jugut fíll,
Turr lshue tjetra rribës verjore,
Vîn e ndeshen per nen qiell:
E kû t' ndeshen nper ajrí,
Per mbas rrymet qi i ngarmon,
Si kulshedrat me furí,
Njana m' tjetren rrebtë sulmon:
Edhè at herë, ashtû t' u bue,
Flakë per flakë i a ep vetima,
Lvitë rrfeja tue vershllue,
Rreh permnershim bumbullima,
Ushton toka, gjimon deti,

Edhè brej, aha e çetina
Rriba e erës i rrmen me veti
Si ato coklat nper zallina:
T' i a ep breshni edhè shtergata,
Shamen currat gjatë rrmoreve,
Prroje e shé nper gryka t' thata
Gallamarde rrmejn fushoreve:
Kshtû Bulgari e Turku perlá,
Rrijn shoshojn tue e shtý pa dá,
Njani tjetrin n' gjak tue e lá.
Plûhen, flakë e tym i zí
Rreth per çark i kà pershî;
E kah hapen me furí
M' kambë shoshoqin per t' perpî,
Pushka e topi edhè tue zí,
Kobshim qiella rrin tue ushtue,
Thue mbí tokë po don me u lshue,
Avra - avra ajo shperthye.
Kúr qe Turku erdh e u thye,
E u terhoq e u vû me kthye
Krejt lá m' gjak e keq shemtuem,
N' at Stambollë per t' u ngujuem.
M' shpinë Bulgari atbotë i u shtrî;
M' pushkë e m' top m'tê m' nja tue shtî,
Dér n' Çatallxhe qi ká mrrî,
Prej kah nieri per nen dorë
Lehtë hjedhë peshen mbrendë n'Stambollë.

Si nji lum qi, dalë prej amet,
Bjeshkve bora ortek kah shamet,
E lshojn prrojet e malcís,
Deperton gjthkah zallís:
Kshtû at herë Shkjau i u rras Shqypnís
M' Kaçanik, e m' Adrjatik,
Veleçik, e Salonik,
Tue ndrydhë vendin nder çapoj:
Vra, e pre, e lidh n' vargoj,
M' dajak gjinden per dhé shtroj,
Bâni plaçkë e trollit dboj;
Edhè lufta ashtû maroi.
Franc Jozefi kúr ká ndie
Se u rras Shkjau mbrendë n' at Shqypní,
Se ç' âsht mbushë aj me mëní,
Se edhè fort ç' erdh tuj u idhnue
E as s' u mat mâ as s' u hutue;
Por çoi m' kambë tetqind taborre,
Mirë e mrefi at shpat mizore,
Mrefi shpaten e mejdanit,
E u çon fjalë Shkjeve t' Balkanit:
N' krye t' tetë ditvet, tue marrë dielli,
Prej Shqypnís me dalë ju filli:
A per ndryshe mirë t' a dini
Se. per Zotin, m' shpinë më kini,
E at herë s' dij se ç' bâj mbí jue.
Rregji i Itales fort âsht gzue.

# Lufta e Ballkanit

Franc Jozefit fjalë ká çue:
Se edhè mue me vedi m' ké,
Per t' i rysun këtà Shkjé:
Këta slav, qi kan marrë krye,
Edhè m' shpinë duen me na kcye,
Me na lânë t' dyve pa sý.
Se as e mjera moj Shqypní
S' ká kend mik as kumarí.
Qi me hî asaj zot me i dalë
Turrin Shkajut per me i a ndalë
Qi, i terbuem gjithmonë e i eger,
Po don sod m' e bâ krejt fleger
Thue se aj zot âsht bâ m' Europë.
Krajli i Inglizit se ç' âsht vrâ;
Zâ t' gjashtë Krajlave u ká bá:
Amanet, mos me pritue
Në London na me u bashkue,
Per me folë, me kuvendue;
Se Balkani âsht tym e njegull,
E po bân, prit, Zot! ndoj tjegull
Me na rá krés edhè né...
Prej Balkanit hajr nuk ké!

# LAHUTA E MALCÌS

## KANGË E TRIDHETËT

### Konferenca e Londonit

ARGUMENTI

Mbas tridhetë vjetve punë, kushtue Lahutës , Poeti mbyllë poemin me thirrjen e Zanës qi per kaq mote e përcuell pa i u dá kurr krahit. Kujtohet Fishta se me ndihmën e sajë tashmâ ka ndërtue nji pomendore të parrenueshme dhe e grishë Rresht-mirën të këpusë fijen e kangës. Hin, mandej në temë të Konferencës së Londonit, ku marrin pjesë shtatë Fuqít e Mdhá Europjane. Auktori i gjenë të mdhaja në bisedën e çashtjes së Shqipnís. Flet, sëpari,Krajli i Hingliterrës, qi kryesonte mbledhjen. Ai paraqet gjendjen dhe pohon se çashtja e kombit shqitár u ish te lanë të pranishëmvet e se kjo çashtje paraqitëte dy zgjidhje: ase me e njof në shtet më vedi, ase me u a dá fqîjvet shjé. Mbreti i Italís, tuj ndie këto fjalë, merr anë shqiptare ndërsá ai i Rusís atê të Sllavëvet; Franc Jozefi mbron Shqipnín ndersá kryetari i Francës, perherë me Serb, pohon se Shqiptarët kishin bjerrë vetë të drejtën e vetëqeverisjes,mbasi ata i kishin rá mohit Fés kristjane

e tash luftojshin,si muhamedanë të mirë për të mbajtë në kambë nji Turqí ballkanike.Merr fjalën rishtas Mbreti Italjan dhe me fakte konkrete rrxon arsyetimin e të Parit të Francës,ndersá Franc Jozefi, tuj i rá grushtë tavolinës,vendosë të shtijë në veprim fiqít e veta ushtarake ase të nxjerrë,me të mirë,shi prej asaj njoftimin shtetit Shqiptár. Bâ helm prej idhnimit,çohet perandori dhe don të dalë prej kuvendit.Vilhelmi i Gjermanís e ndalë.Zbutë këtê, merr me të mirë të tjerët, dhe, në fund, i a mrrîn qellimit. Fuqít europjane nenshkruejnë_ vendimin: Shqypnija njifet shtet në_ vedi(autonom) Mbasi Krajl Nikolla, kokëfortë, si perherë, s'digjon të dalë nga Shkodra, shtetet e Mbledhjes dergojnë danamët e perbashkëta nder brigje të Shqipnís dhe kështu,e perxanë Knjazin e Malit të Zí me nji grusht miza.

Në marë Shqypnín gërset pushka e gëzimit, shperthen hareja, ushtojnë topat nder kalá dhe Flamuri kombtár valvitë madhnueshëm «Porsi fleta e Engllit t'Zotit». Brohorisin fusha e male persè « Si premtue kisht' Perendija-prap zojë m'vedi duel Shqypnija ».

# KONFERENCA E LONDONIT

Hej, moj Zânë, ti kjosh e bardhë!
Tridhetë herë, mana, rreth diellit
Hausit t' qillës toka ká ardhë,
E aq herë lulet njethë janë Prillit,
Se ti, purë m' « Lahutë t' Malcís » ,
N' hullí menden mbajtë m' a ké,
Qi të mûjshe vetë nipnís
S' kohve t' vona enè per t' lé,
Me u kumtue me 'i kangë kreshnike,
Si erdh t' u regjë mendja e Shqyptarit,
Prap per t' gzuem lirín jetike,
Trashigim lânë atij prej t' Parit:
E sa u bâ gjaku e medeti,
Sa u turrm rrêna edhè trathtija,
Dèr qi duel Shqypnija m' veti,
Si premtue kisht' Perendija.
Por, qe, tash na u kapem m' cak:
Gjatë Parnasit mjaft m' ké rrekun
Mriz e m' mriz, e lak më lak:
Kangës ktu spiku tash do hjekun.

---

1-10 Hausit t' qiellës: kupës, hapsís së qiellit.- purë m'_ Lahutë t' Malcís: kukzue, perkulë më Lahutë t' Malcís.
15-25 Gjatë Parnasit: per të gjatë të malit mitologjik të Zanave_ Orëvet.- Kangës...spiku...do hjekun: duhet këputë fija, duh et përfundue.

Veç se po, moj bjeshkatare,
Krah m' krah bashkë na tue këndue,
Ndertue kemi 'i pomendare,
Rrfé as mot mos m' e dermue.
N' at London, larg n' at dervend
Të shtatë Krajlat bâjn kuvend,
Bâjn kuvend me shoqishojn:
Per Shqypní po bisedojn:
Ashtû ndêjun rend mbas rendit
Me at Inglizin n' krye t' kuvendit.
Prá,per Zotin, moj Shqypní,
Oren çuet, tham, ti m'a ké!
Nji pllamë vend, nji grusht njerzí,
Vllá as fis kurrkand mbí dhé,
Bukë pa bukë, e qe se prap¸
Të shtatë Krajlat çue ké peshë;
T' cillt po ngasin turr e vrap
N' at London m' shoshojn me u ndeshë,
Per me folë, me bisedue,
Nji zojë m' vedi tý me t' qitë,
Shkjaut e Turkut me t' lirue:
Prap Kunora m' báll me t' ndritë,
Porsí t' ndriti dikur motit.
Me gjithkta, por larg nuk shkon
E me i vrá ká rrfeja e Zotit
T' shtatëtit, mledhë si janë n' London;
Persè rrumbull pesqind vjet

---

bjeshkatare: qi banon në bjeshkë.
25-30 dervend: K. XIX,117.- Të shtatë Krajlat: K.I,66
30-35 Oren çuet: K.XII,169.- kurrkand: asnjeri.

## KONFERENCA E LONDONIT

Të randë Turkun lanë me t' shtypë,
Me t' thá n' shpírt, der qi simjet
M' shtjelma Shkjau atij s' ká hypë.
Jo, po, gjaku i bijve t' ue,
Moj lum nana, e njatà lot
Qi ti derdhe, janë tue vlue
E gjýgj lypin prej s' Tynzot.
      Krajli i Inglizit, nji telbis:
Me çá qymen per mjedis:
Veç me gjasë, pak si i pabesë
Ç' i a ká vû aj gishtin krés
Se edhè fjalët fort po i peshon,
Kah ká €mârrë e ligjiron:
Si i a bâjm e tek t' i a bâjm;
Se na pykë, trima kem' rá
Me Shqypní, sa mâ nuk ká!
Porsa krisi n' at Balkan
Pushkë, e top, edhè havan,
E i a nisen me u shemtuem
Turk e Shkjá idhtë tue luftuem,
Tue pá Turkun se per ballë
T' Shkjaut, qi luften kishte kallë,
Zot Shqypnís s' po mund t' i dalë,
E ká bâ pleqní n' Stambollë
Né Shqypnín me na e lshue n' dorë,
Qi, pa mbajtë na krah as pajë,
Ktû t' a dájm fatin e sajë;

---

55-60 telbis: dinak, sherr,dhelpnak.
60-65 pykë...kem rá: s' dijm me i a gjet fillen,kemi ngelë.
70-75 Qi,pa mbajtë...pajë: pa mbajtë anën.

A tue njoftë si shtet të lirë
E krejt m' vedi: s se mâ mirë,
Ndoshta, Shkjaut na tue i a dá,
Si bashtinen-vllá per vllá,
Si me thânë, në kater pjesë,
Per mos t' lânë mâ asnji ngatrresë.
Pse, medjè, edhè fort po drue,
Se, kokë-fortë Shkjua tue qillue,
S' ká me u rysë pa pushkë m' e lshue,
Mbasi aj mbrendë sod ká ngujue.
Prandej vetë u çova fjalë
Dèr n' London nji herë me dalë,
Na ktû s' bashku me vendue,
Ket shqypní si m'e shestue,
Qi n' dorë Turku na ká lshue,
Me e vû n' sheste sido kjoftë.
He! Atê Zoti m' a marroftë,
Krajli i Itales zû t' u idhnue;
Se, per Zotin, kjoftë levdue!
Cok kjo punë kurrkund s' ka gjasë.
Jo mâ pak se pêsqind vjet
Rresht Shqyptarët e ngratë kan plasë
Sulltanit tue i bâm hysmet,
Kush tue_ i lá atij pagë e t' dheta,
Kush tue e vûmun kryet n' rrezik:
Jo, per tê nuk u âsht dhimët jeta,
E perrçik, po, per perrçik
Me gjak t' vet lá e kan Turkín:

85-90 si m' e shestue: si me e rregullue= me e vû n' sheste.
90-95 Cok: sakt

KONFERENCA E LONDONIT

E qe sod, qi s' po i de mâ
Nen zgiedhë t' vet me mbajtë Shqypnín
Ke aj nji hajr kurr s' e ká bâ
E as nuk mbahet n' mend se mkambë
Fis a popull t' ketë mbí dhé
Veç shka shkelë e ndrydhë nen kambë,
Veç shka djegë, e pjegë, e pré:
N' vend me i dhânë lirín Shqypnís,
Para se me u ndeshë me Shkjá,
I a lshon n' dorë diplomacís,
Veç të lirë per mos m' e pá!
Vall ç' ká thânë Krajli i Moskovit:
Jo, po pra, Turku i Stambollit
N' daç thuej motit, n' daç n' ditë t' sodit
P'rherë ká kênë rrezik i zí
Per lirí e gjytetní:
Sa qi thonë, se as bár s' ká bî
Kahdo shkelë ká kamba e tij...
Por un deshta ktû me u thânë,
Se na s' kem' kurrkund nevojë
Punë Shqypnijet n' gojë me zânë:
Ajo â e ndreqne e hi n' tebojë:
T' a ká ndrequn Shkjau i Balkanit
Me grykë t' pushkës, me tef t' taganit,
Qi mâ mirë nuk ké shka i thue,
Q' se, si burrat tue luftue,

---

100-105 Nen zgjedhë t' vet me mbajtë...: me e mbajtë nën sundim, në robní.
120-125 e hî n' tebojë: (vendi ku mbaheshin armët në shpí) e ká marrë fund nji herë e përgjithmonë.

Turkut shtjelmat m' bark ká vû
Edhè e lshoi shakull per tokë;
Kû, zavalli rrin tue krrokë,
Si njaj korbi nder sterçokë.
Prej gazepit çi e ká rrokë
E s' po din mâ kû âsht me kokë.
Jo çi vetë, besa, 'or ju_ €€shokë
Jam tue bâ, po, shum çudí:
Kah na duel sod kjo shqypní,
S' cilles êmni nuk i âsht ndîe
Kurr n' Europë? Prandej s' e dij,
Kot pse t' rrahim uje n' havan?...,
Pse t' i a vêm gacen agzotit?...
Se i Turkí ká pasë n' Balkan,
Sod qi Shkjau, berqavers Zotit!
T' a shemtoi, n' gjak t' a ká lá,
Kta e kam dijté , po; por se ká
Kund Shçypní n' fushë a n' rragam,
Kta, vallahi dijtë s' e kam.
Franz Jozefi ndêjë pështetë:
N' mos e dijsh t' a kallxoj vetë.
Turku motit njat krahinë
Ç' merr prej Shkodret del n' Janinë
Per urë detit ajo shtrî,
N' dorë me pushkë nuk e pat shtî,

---

130-135 Shakull: dekun të ngrîm, pa jetë.- Zavalli: i mjeri, i gjori.- sterqokë: cilikokë.- qi e ká rrokë: qi e ká mbulue(në të folun kosovarçe).
140-145 t' rrahim ujë n' havan: të mifim_ n'ujë,të bajmë nji punë kot agzotit: K.I,80.- shemtoi: shkretnoi.
145-150 n'rragam: në mal.- Per urë deti: gjatë detit.

# KONFERENCA E LONDONIT

Si Greqín e njat Serbín
Cilla âsht çue lugat n' ditë t' sodit
M' Europë marë; por mbas nji godit
Me Shqyptarë, e tue lidhë besë
Me i njoftë t' lirë, e n' punë të Fés,
M' gjuhë, e m' doke edhè m' kanû
Mos me u prekë, veç me u sundue
Kta krejt m' vedi: si dishmue
Mâ se 'i herë vetë Turku e ká:
E si puna flet n' ditë t' sotit
N' at Gegní nder Male t' Mdhá,
N' dorë sundimin kû, si motit
E ká vendi: edhè u vendue
Shqyptarët Turkut n' luftë me i shkue
E mâ teper vjetë per vjetë
Me i lá ktí 'i porez të lehtë.
E pse Turku dalkadalë
Besen thei e s' u ndêi n' fjalë
Ashtû krejt si isht' bâ kuvendi,
S' donme thânë, or shoq, se vendi,
N'sý t arsyes e të drejtsís
Ká djerrë tagrin e lirís,
Qi i kje njoftë prej vet Turkís.
Ket krahinë,_ tash,t' u ngjatët jeta,
Quejtë Shqypní e ká rrotull jeta.
Pra, n' Balkan, posë se 'i Turkí,
Po kisht' pasë edhè 'i Shqypní:
N' t' cillen Nemse e Italí,
Pasha t' Lumin Perendí,

---

165-175 porez: K. V, 65.- N' sý t' arsyes... ka djerrë: në bazë t'arsyes ka humbatë.

S' kan per t' lânë kurr Shkján me hî,
M' i u bâ dhâmi ktij sa derrit.
Qaj Kreu i Frances, nji farë sherrit
Kênë gjithmonë, kshtû e ká nisë,
Si nper hundë aj me angllatisë:
Jo, po, ashtû âsht kênë puna motit,
Si thue ti; veç se n' ditë t' sotit
Krejt ká ndrrue. At herë e kshtênë
Marë Shqypnija ká pasë kênë,
Qi, per shpírt, jo veçse vû
S' do t' kisht besë ajo me Turk;
Por kulsheder mbí tê lshue,
N' fyt do t' i a kisht' njitë m' terfurk
E si 'i gjarpen, si nji bollë,
Krah me i dhânë n' karadreqollë.
Po, por sod puna ká ndrrue,
Pse n' Shqypní t' kshtênët janë pakue...
Prandej pra; t' ngjatët Zoti jeten!
Per me dashtë me thânë t' verteten:
Sod me sod njojo krahinë,
Qi prej Shkodret del n' Janinë,
S' ká si quhet mâ Shqypní:
Si kje quejtun, ndoshta motit
N' ato kohët e Gjergj Kastrjotit...
Pse edhè sod t' thuesh, marë Shqypnija
Ká rrokë armët e n' luftë ká dalë,
E tue rrahë plajmi e duhija,

---

185-190 Si nper hundë...me angllatisë: (mbasi gjuha frenge ká shum hundore): K. I,209.
195-200 n' karadreqollë: n' pus të pafund,ku s'gjindet mâ.

# KONFERENCA E LONDONIT

Shí e borë edhè tue rá,
S' keqje thá e bâ terjurk,
Rrin T' u grî enè me Shkjá,
Veç per t' lânë Shqypnín nen Turk.
Kta veç tash, qi Bulgarija
Duel n' Çatallxhe e u thye Turkija,
Varg e vister dalë kann në Vlonë:
Shty prej tejet, si po thonë...
E 'i paçaver kuq e zí
Vjerrë na e paskan per nji hû,
Edhè huni ngulë m' nji shpí
T' madhe, niskan me këndue
Kin demèk po duem Shqypní,
Kinsè kshtû na jem' Shqyptarë!
Eh Madhní, as na s'hám bár;
Na edhè 'i kem', po, mêt n' kandár,
E kem' sý edhè me pá...
    Rregji i Itales se ç' i âsht furë:
Edhè ju Fravçezt dikúr
Jeni vrá, po, vllá;
Shoqishojn - ojshe edhè grá!
Ndezë i kini flakadâ,
Edhè jo per tjeter gjâ:
Per Fè t' lume, a besë t' harrueme,
A per erz t' moters e t' nanës:
Por per t' lanë Inglizin n' Francë!
Po a per kta tash na m' i a hî,

215-225 paçaver: K.IX,440.- Kin demèk: gjojà, ban se... as na s'hám bár: s'jemi të çmendun sá mos me dijtë gjâ.
220-230 mêt n'kandár: menden,trût në vend,sá me gjikue.

Me dá Francen me kujî,
Per m' u a Ishue fqîjve per brî?
Jo, Zotní; s'âsht gjâ ajo fjalë.
Pse edhè â 'i punë, mor t' u ngjatët jeta:
Muamedant në luftë s' kan kalë,
Veç per t' shitun faculeta
Sa mâ shum... si na nji palë
Sod n' Europë; por veç per fé.
Por nder lufta fjesht fetare,
Ti e din vetë, se fis e Atdhé,
Gjûhë a koke s' kqyren fare;
Veç ngallnimi i njaj ideje,
Veç triumfi i njasaj feje,
N' luftë per t' cillen nieri del:
Pra nuk ké pse kapesh tel,
Mos me qitë m' vedi Shqypnín,
Mos m' i a dhânë asajë lirín,
Pse muhamedant shqyptarë,
N' daç nizamë, n' daç vullndetarë,
S' kan luftue atà per Shqypní;
Por per Mbret e per Turkí,
Atà me të cillin Shtet
Mvedvedsue di'n fén e vet.
Jo qi pasë ka muamedan
P' rherë n' Shqypní, qi shum zalldan,
Manà, hjekë kan prej Turkís
Per lirí e nám t' Shqypnís;

---

250-255 Pra nuk ké pse kapesh tel: nuk ké pse kapesh per s'tepermi pse ngulë si mushku,pa lëshue pê.

255-260 Atà me të cillin Shtet mvedvedsue ki'n fén e vet: ata,t cilt kishin bâ më nji shtet fé.

# KONFERENCA E LONDONIT

Dbue, plaçkitë e m' dajak shtrue,
Dush me pushkë, kush me helm shue,
Por mohue Shqypnín s' e kan:
Jetë e gjâ i a bânë kurban.

Tryezës me grusht fort i ká mshue,
Se edhè t' madhe ç' ká ligjrue:
Nji qind fjalë, burra, p'r 'i pare!
A me mkambë mbretnín shqyptare,
A se n' Beçë tash ktheva filli,
E dér neser tue marrë dielli
Lshue i a kam ushtrín Balkanit:
E me maje t' mreftë t' taganit,
Me ndihmë t' Zotit e t' Taljanit,
I a vê vetë kufîjt Shqypnís,
E s' ká burrë, jo, qi m' i lot.
Se ato fjalë t' Francës e t' Rusís,
Qi na i qiten ktû per pod,
Ato janë, po, do fjalë t' shkreta,
Thasha e thâna per gazeta,
E jo per kuvend të Mbretenvet
Kû do t' dahet fati i Shtetenvet:
Si njiky kuvendi i ynë,
M' t' cillin bota ngulë ká sýn,
Edhè prêt qi na n' Balkan
T' shkrejim pushkë, top e havan,

---

265-270 me helm shue: mbytë me helm.- i ká mshue: i ka rá.
280-285 Qi na i qiten ktû per pod: na i çfaqen, na i qiten sheshas.-
Thasha e thâna: thana e thasha: rrojme, kallzime të parandsí, lajme të kota, të patemel...

E me urtí, e me drejtsí,
Tue shue resë, tue shkimë mëní,
T' sjellim paq edhè vllazní.
Edhè trimi at herë âsht çue,
Ká msý deren per_ me dalë.
M' kambë Wilhemi ká flakrue,
Ka dalë para edhè e ka ndalë,
E ka ndalë qaj miku i_ vet;
Mbreti i fortë i Germanís,
Cilli u hînë atý ndermjet,
Si me i ardhë qi din burrnís,
E krye m' duye me Krajl t' Inglizit,
Herë ul Francë, herë ul Rusí,
Bjeru punve per midisit,
Pajto Nemse edhè Italí,
Ktij Ishoj Zot, atij Ishoj orë,
Dér qi s' mbrami i u ghet fija
Edhè t' shtatëtit vûne dorë,
Zofë m' vedi me dalë Shqypnija.
E, kokë-fortë, kúr Knjaz Nikolla:
Kû me pushkë e kû me t'holla
S' po ko Shkodren me lirue,
Të shtatë Krajlat ç' janë idhnue!
Donamet n' Shqypní kann çue,
Kû Admiralat m' breg sa dolen,

---

290-295 Tue shue resë...mëní: K.VI,168.
305-310 Ishoj Zot...orë: perbétoje në Perendí,kush beson më tê;orë, per ata qi s' besojnë.
310-315 Donamet: anijet e luftës.- Admiralat: kryekomandantat e flotave

# KONFERENCA E LONDONIT

Kapë per veshit Knjaz Nikollen,
Fíll prej Shkodret jashtë e zoren,
Edhè i dhanë m' shtjelmCernagoren.
N' at Shqypní ká rá nji gjamë:
Padishahi âsht çue në kamë:
Vall a rrfeja âsht tue bumbllue,
A se lufta âsht kund tue vlue,
Qi po rrin kshtû tue gjimue
Thue po bâhet ndokah nami:
Shka ká thânë Shehyl Islami?
Per jetë t' ande,as s' ká rá rrfé,
As s' âsht ndezë kund luftë e ré,
Qi po ndîhet gjithkjo gjamë:
Janë Shqyptarët qi bâjn do nám!
N' at London, larg n' at dervend,
Të shtatë Krajlat mbledhë kuvend,
Me shoshojn tue bisedue,
S' mbrami atà paskan vendue,
Shqyptarve me u dânë lirín,
Zojë m' vedi me qitë Shqypnín.
E prandej n' Shqypní pa dá
Rrahin topat nder kalá;
Persè flamuri kuq e zí,
Sod mâ s' pari, bukurí
Porsì fleta e Engllit t' Zotit,
Po valvitë mbí tokë t' Kastrjotit,
Si valviti dikúr motit;

---

315 – 320 Cernagoren: K. I,295. - Padishahi: K.XXIX,2.
325 – 330 qi bâjn donám: qi bajnë festë,haré, festim.
335 – 345 Porsí fleta e Engllit t' Zotit: K.I,46

# LAHUTA - Kangë e Tridhetët

E dér m'qiellë ushto brohrija,
Kah gerthet fusha e malcija:
Per jetë t' jetës rroftë Shqypníja!
Edhè kshtû, mbas sa mjerimit
Mbas sa gjakut e shemtimit,
E p'r inát t' Shkjevet t' Ballkanit
Per gazep t' atij Sulltanit:
Si premtue kisht' perendija:
Prap zojë m' vedi duel Shqypnija.

---

340-345 E dér m' qiell ushton brohrija: hareja, gëzimi (K.V,454) arrdh deri në kupën e qiellit. – fusha e malcija: banorët e fushës e të malit

# DIFTOJSI

# DIFTOJSI










At
GjergjFishta
(1871 - 1940)

Lindi në fshatin Fishtë të Zadrimës me 23 Tetuer(tetor) 1871. Ndoq Mësimet e para në Kolegjën e Troshanit, filozofinë e teologjinë në Bosnie. I qe shugurue Meshtàr në 1894 kthei në Atdhè dhe në shkurt (me 25) tha Meshën e Parë. Me një herë qe shenjue mësimdhanës në Kolegjën e Troshanit. Pak prapa e gjejmë famullitàr në Gomsiqe. Këtu u njoht me Imzot Preng Doçin, abatin e Mirditës, me të cilin bashkëpunoi për të formue Shoqninë letrare « Bashkimi». Në vjetin 19002 merr drejtimin e Shkollës Françeskiane në Shkodër dhe i pari vên gjuhën shqipe posi gjuhë mësimi. Në 1905 në Zadar boton blenin e parë të «Lahutës së Malsisë» dhe vjetin që ndjek po në at qytet blenin e dytë. Në 1907 në Sarajevë sheh dritën vepra e parë satirike «Anzat e Parnasit».

Në 1908 merr pjesë në Kongresin e Monastirit, ku emnohet gati nji zani kryetàr i Komisionit për Caktimin e Alfabetit të soçëm. Në 1909 rishtas në Zadar botoi librin « Pikat voeset», që në botime tjera ka për t'u thirrë « Vallja e Parrizit». Në vjetin 1911 çfaqë melodramin, zjarm për atë kohë,« Shqiptari i qytetnuem» e vjetin mbas melodramin « Vllaznia ase Shën Françesku i Assisi-t»
Në vjetin 1913 themeloi revistën e përmendun «Hyllin e Dritës» me të cilën identifikohet këtu e mbrapa jeta, e veprimtaria fishtjane.. Më ketë vjet, kundra Fuqive Ndëkombëtare, në duerë të cilëve ishte Shkodra, ngreh flamurin e Shqipnisë në Kishën e Gjuhadolit, të lidhun në ketë rast me drita me minaren e Xhamisë së Fushës së Çelës në shêj bashkimi ndërmjet Kristianëve e Muslimanëve. Vjetin 1914 shkruen të paren tragjedì, që i del kryevepër në këtë gjinì, «Judën Makabè». Në 1916 themelon Shtypshkrojën Françeskane, nga e cila botohet «Posta e Shqipnisë» tue mbajt ai vetë drejtimin e pjesës shqipe. Mer pjesë kudo e me të gjithë të Mëdhajtë e Rilindjes Kombëtare me shkrime e me vepra. Në bashkëpunim me Luigj Gurakuqin formon «Komisionin Letrar» të gjuhës shqipe. Në 1919 merr pjesë si ekspert në Konferencën e Paqës e mbrapa zgidhet Sekret?ar i Imzot Brumçit, kur ky emnohet Kryetàr i Delegatës sonë në Versailles. Vjetin 1921 zgjidhet deputet i Shkodrës në Parlamentin e Parë të Legjislaturës shqiptare : emnohet Nënkryetàr i Dhomës, Kryetàr i Komisionit të Arsimit e i Komisionit Të Bilançit. Në Tetuer të njajtit vjet çilë Gimnazin-Liçè «Illyricum» nën drejtimin e Françeskajve. Në vjetin 1922 e gjejmë në London e fill mbas në Shtetet e Bashkuem të Amerikës, ku ia del të nxjerrë

njohjen e Shqipnisë. Në 1923 boton në Shkodë «Gomarin e Babatasit»; në 1924 «Mrizin e Zanave» e vjetin mbrapa «Vallen e Parrizit». Në 1927 shkruen melodramin «Shë Luigj Gonzaga». Në vjetin 1930 nga urdhni Françeskan emnohet «Lector Iubilatus honoris causa» dhe po në ketë vjet përfaqëson Shqipninë në Konferencën Interballkanike në Athinë, mâ vonë në Stambollë (1931) e prap në Bukuresht (1932). Vjetin 1935 zgjidhet Provincial i Françeskajve të Shqipnisë. Në vjetin 1937 boton kryeveprën epike «LAHUTËN

EMALSISË»

nëedicionindefinitiv.

Des me 30 Dhetuer(dhjetor) 1940 dhe vorroset në Kishën e Gjuhadollit në Shkodër, prej kah pret lirinë e Kombit, për të cilin veproi sa qe gjallë.





U mbarue së shtypuni
në Shtypshkronjën Porziuncola në
S. Maria degli Angli pranë Assisi – t
Në mojin dhetor 1991



